**Memli Sh. Krasniqi**

# KOSOVA (1981-1989): FILLIMI I SHPËRBËRJES SË RSF TË JUGOSLLAVISË

**Recenzentë**
Prof. dr. Sabile Keçmezi Basha
Prof. asoc. dr. Sonila Boçi

**Lektor**
Prof. dr. Hysen Matoshi

**Përkthyese**
Dr. Meliza Krasniqi



**Katalogimi në botim – (CIP)**
**Biblioteka Kombëtare e Kosovës "Pjetër Bogdani"**

94(496.51)"1981-1989"
94(497.1)

Krasniqi, Memli Sh.
Kosova (1981-1989) : fillimi i shpërbërjes së RSF të Jugosllavisë = Kosovo (1981-1989) : the beginning of the disintegration of SFR Yugoslavia / Memli Sh. Krasniqi ; përkthyese Meliza Krasniqi. - Prishtinë : Instituti Albanologjik, 2021. - 358 f. : ilustr. ; 22 cm.

Titulli paralel në gjuhën shqipe dhe angleze

Historia e Kosovës, 1981-1989
Jugosllavia -- Çështja nacionale

**ISBN 978-9951-24-134-2**

Aleph [000099313]

INSTITUTE OF ALBANOLOGY - PRISHTINA

**Memli Sh. Krasniqi**

# KOSOVO (1981-1989): THE BEGINNING OF THE DISINTEGRATION OF SFR YUGOSLAVIA




**Prishtinë**
**2021**

Të shkruash për ngjarje të cilat në një moment të jetës i ke përjetuar në vetë të parë, i kërkojnë studiuesit të punojë shumë me veten për të shmangur qasjet emocionale dhe për të krijuar një narrativë historike sa më profesionale. Më shumë akoma, ndërtimi i një narrative shkencore për ngjarje historike, në të cilat protagonistët janë ende aty për të gjykuar (shpeshherë edhe emocionalisht) çdo fjalë e tezë të hedhur, përbën një vështirësi jo të vogël për çdo studiues. Më duhet të përgëzoj kolegun Krasniqi, pasi ka arritur t'i kapërcejë me profesionlizëm këto sfida duke na sjellë një punim të mirëdokumentuar, të mirëargumentuar dhe mjaft profesional.

**Prof. asoc. dr. Sonila Boçi**

# Pasqyra e lëndës

# Parathënie

Republika Popullore Federative e Jugosllavisë, që nga periudha e pasluftës (1945) e deri në fillim të viteve 60 të shekullit XX,[1] dëshmoi në praktikë se politika e përqendrimit të pushtetit nuk i kishte zgjidhur kundërthëniet kombëtare, politike dhe ekonomike në Federatën Jugosllave.[2] Prandaj Jugosllavia

---

[1] Partia Komuniste e Jugosllavisë (e riemëruar në vitin 1952 në Lidhjen e Komunistëve të Jugosllavisë), në kundërshtim me parimet komuniste mbi të drejtën e kombeve për vetëvendosje (E drejtë e pranuar në mbledhjen e Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar të Jugosllavisë, të mbajtur në Jajcë më 29 nëntor 1943, dhe e njohur për kombet sllave: serbët, malazezët, maqedonët, kroatët dhe sllovenët), refuzoi të pranonte Rezolutën e Konferencës së Bujanit (31 dhjetor 1943-2 janar 1944), në të cilën Konferenca Krahinore e Këshillit Nacionalçlirimtar të Kosovës dhe të Rrafshit të Dukagjinit, në bazë të së drejtës për vetëvendosje (mbështetur në Kartën e Atlantikut), shprehte vullnetin e shqiptarëve që pas luftës t'i bashkohen shtetit amë-Shqipërisë. Ndërsa, pas Luftës së Dytë Botërore (1945), në Jugosllavinë e re, zonat e banuara me shqiptarë, u copëtuan dhe hynë në kuadër të RP të Serbisë, RP të Malit të Zi dhe në RP të Maqedonisë. Për më shumë shih: Arhiv Jugoslavije, *Deklaracija Drugog zasedanja Antifašističkog veća narodnog oslobođenja Jugoslavije, 29. novembar 1943*. http://www.arhivyu.gov.rs/active/sr-latin/home/glavna_navigacija/leksikon_jugoslavije/konstitutivni_akti_jugoslavije/deklaracija_drugog_zasedanja_avnoja.html. Qasja më 17 shkurt 2021; *Fadil Hoxha në vetën e parë - Me shënime dhe parathënie të Veton Surroit*, Redakt.: Vehap Shita, Vahide Hoxha (Prishtinë: Koha, 2010), 268-269; Enver Hoxha, *Ditar për çështje ndërkombëtare (1980-1981),* 13 (Tiranë: Instituti i studimeve Marksiste-Leniniste pranë KQ të PPSH, 1985), 596.

[2] Deri në formimin e Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar të Serbisë në nëntor të vitit 1944 (që ishte organi më i lartë ligjëdhënës dhe ekzekutiv i Serbisë federale) Kosova, Vojvodina dhe Sanxhaku nuk i takonin Serbisë. Në takimin e anëtarëve të Komitetit Qendror të Partisë Komuniste të Jugosllavisë (Eduard Kardeli, Aleksandër Rankoviqi, Millovan Gjillasi, Svetozar Vukmanoviq –Tempo) me përfaqësuesit komunistë të "Kosovës dhe Metohisë"

në fillim të viteve 60 të shekullit XX fillon reformat që synonin decentralizimin e shtetit dhe të partisë. Me Kushtetutën e vitit 1963, RPF e Jugosllavisë ndërroi emrin në Republika Socialiste Federative të Jugosllavisë, ndërsa statusi i Kosovës[3] (që vazhdonte të quhej Kosova dhe Metohia) u avancua nga rajon në krahinë autonome, duke u barazuar në të drejta me Vojvodinën. Ky ndryshim i vogël dhe pozitiv për Koso-

(Fadil Hoxha dhe Milladin Popoviqi) kishte propozime që territori i cunguar i ish Vilajetit të Kosovës i ri emëruar në "Kosovë dhe Metohi" të ndahej ndërmjet Malit të Zi, Serbisë dhe të Maqedonisë. Një propozim të tillë e kundërshtuan F. Hoxha dhe M. Popoviqi. Në vazhdim të kësaj politike të re - të vjetër të komunistëve serbë dhe malazezë ishin edhe vendimet e Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar të Sanxhakut (më 29 mars 1945), sipas të cilit kjo zonë "vendosi" të "vetëndahej vullnetarisht" ndërmjet Malit të Zi dhe Serbisë. Ndërsa bashkimi i Vojvodinës me Serbinë u bë me vendim të Kuvendit të Serbisë më 28 gusht 1945, kurse "Kosova-Metohija" në kushtet e administratës ushtarake, vendosi, më 7-8 korrik 1945, në "Kuvendin e Prizrenit" që "vullnetarisht" t'i "bashkohet" Serbisë federale. Kjo do të thotë se edhe me këto vendime të imponuara nga pala serbe, pranohet se Kosova nuk dëshironte të ishte pjesë e Serbisë, por se një vendim të tillë, Kosova kinse e ka marrë në mënyrë legjitime. Ndërsa, vendimet legale të Konferencës së Bujanit (1943/44) për bashkimin e Kosovës me Shqipërinë nuk u pranuan dhe çdo përpjekje ose lëvizje për shkëputje, që nga ato vite, do të quhej separatizëm dhe veprimtari kundërrevolucionare. Për më shumë shih: Миомир Б. Гаталовић, *Југословенска државна политика на Косову и Метохији 1958-1974* (Докторска дисертација, УНИВЕРЗИТЕТ У БЕОГРАДУ, ФИЛОЗОФСКИ ФАКУЛТЕТ ОДЕЉЕЊЕ ИСТОРИЈЕ - КАТЕДРА ЗА ИСТОРИЈУ ЈУГОСЛАВИЈЕ, 2014), 33-34, 52-53. https://nardus.mpn.gov.rs/bitstream/handle/123456789/4270/Disertacija134.pdf?sequence=6&isAllowed=y. Qasja më 10 qershor 2021

[3] Në vitin 1877, Vilajeti i Prizrenit, që ishte njësi administrative e Perandorisë Osmane, është riemëruar zyrtarisht në Vilajet të Kosovës. Për më shumë shih: Rumeli Türkleri Kültür ve Dayanişma Derneği YAYINLARI, *Kosova Vilayeti Salnamesi (1896),* (Istanbul: Rumeli Türkleri Kültür ve Dayanışma Derneği, 2000), 19.

vën[4] erdhi pas një periudhe të gjatë të përndjekjes ndaj shqiptarëve (aksioni i mbledhjes së armëve dhe i shpërnguljes së tyre për në Republikën e Turqisë), gjë që kishte ndikuar që raportet, edhe ashtu të tendosura ndërmjet shqiptarëve dhe serbëve, të rëndonin edhe më shumë marrëdhëniet shtetërore ndërmjet Shqipërisë dhe Jugosllavisë. Mirëpo dalja de facto e Shqipërisë nga Pakti i Varshavës dhe prishja e marrëdhënie-

---

[4] Studiuesit serbë etimologjinë e toponimit "Kosovë"e lidhin me fjalën "Kos", që është emër për zogun e zi apo mëllenjën. Në gjuhën e vjetër greke me "Kossyphos" (Κόσσυφος) apo "Kottyphos" (Κόττυφος) quhej "Turdus Merula" apo zogu i zi, i njohur në gjuhën shqipe si mëllenja. Edhe në veprën e Aristotelit "Historia Animalium" (Historia e Kafshëve), **κοττύφων** quhej zogu i zi apo mëllenja. Kjo do të thotë se emri "Kos" për mëllenjën buron nga gjuha e vjetër greke dhe se rrjedhimisht toponimi Kosova është me bazë të vjetër jo sllave. Në Atikë - Athinë, grekët e lashtë, κόττυφος (kóttuphos) dhe κόσσυκος (kóssukos) quanin zogun e zi apo mëllenjën dhe se në periudhën Bizantine (shek. X) kjo fjalë vazhdonte të përdorej si "kóssyfos" madje deri në shek. XV. Kjo fjalë në gjuhën moderne greke ka marrë dy kuptime: κοτσύφι (kotsýfi, zogu i zi apo mëllënja) dhe Κοσσυφοπέδιο (Kossyfopédio, "Kosovë"). Për më shumë shih: Aristotle, *Historia Animalium*, Volume 1, Books I-X: Text, Edited by D. M. Balme (Cambridge: Cambridge University Press, 2002), 418; Aristotle, *History of Animals*, Volume III: Books 7-10, Edited by D. M. Balme (Cambridge, MA: Harvard University Press, 1991), Loeb Classical Library 439: 284-285. https://www.loebclassics.com/view/aristotle-history_animals/1965/pb_LCL439.285.xml; https://morphological_el.en-academic.com/199471/%CE%BA%CE%BF%CF%84%CF%84%E1%BD%BB%CF%86%CF%89%CE%BD. Qasja më 4 qershor 2021; https://www.definify.com/word/%CE%BA%CF%8C%CF%83%CF%83%CF%85%CF%86%CE%BF%CF%82.; https://lsj.gr/wiki/%CE%BA%CF%8C%CF%84%CF%83%CF%85%CF%86%CE%B1%CF%82. ; https://www.definify.com/word/%CE%BA%CF%8C%CF%83%CF%83%CF%85%CF%86%CE%BF%CF%82. Qasja më 3 qershor 2021; Миомир Б. Гаталовић, *Југословенска државна политика на Косову и Метохији 1958-1974,* 12.

ve të saj me BRSS-në më 1961 nuk kishin si të mos ndikonin edhe në raportet shtetërore ndërmjet Shqipërisë dhe Jugosllavisë. Kështu nuk ishte rastësi biseda e zhvilluar në Londër, më 17 mars 1953, ndërmjet J.B.Titos (kryetarit të Jugosllavisë) dhe të W. Churchillit (kryeministrit të Mbretërisë së Bashkuar apo Britanisë së Madhe), gjatë së cilës kryeministri britanik theksonte se kurrsesi nuk duhet lejuar depërtimin e flotës detare të BRSS-së në detin Mesdhe,[5] e lëre më që të posedojnë ndonjë bazë detare. Ndërsa, J.B.Tito do të theksonte rrezikun se në rast të ndonjë konflikti të ri botëror, depërtimi i BRSS-së në Trieshtë (Itali) dhe në Shqipëri, do të izolonte Jugosllavinë.[6] Rrjedhimisht pozita e re jashtëbllokiste e Shqipërisë ishte e favorshme edhe për Jugosllavinë, e cila, duke ekuilibruar në politikën e jashtme ndërmjet Paktit të NATO-s dhe Paktit të Varshavës, kishte kontribuar shumë në themelimin e Lëvizjes së të Paangazhuarve. Rrjedhimisht, shteti shqiptar, me shkëputjen e tij nga ndikimi politik, ekonomik dhe ushtarak i BRSS-së, kishte ndryshuar edhe rrethanat gjeostrategjike në Ballkan dhe në Mesdhe, duke mënjanuar për vendet e Evropës Juglindore rrezikun ushtarak sovjetik. Kjo solli një situatë të re, ku për herë të parë pas Informbyrosë (1948),[7] Jugosllavia dhe Shqipëria, në politikën e tyre të

[5] Dr.Vladimir Petrović, *Titova lična diplomatija-studije i dokumentarni prilozi* (Beograd: Institut za Savremenu Istoriju, 2010), 57.

[6] Po aty, 59.

[7] Byroja informative e partive komuniste u themelua më 1946. Në të bënin pjesë partitë komuniste të vendeve socialiste (me përjashtim të Partisë Komuniste të Shqipërisë, e cila konsiderohej si pjesë jozyrtare e Partisë Komuniste të Jugosllavisë) si dhe partitë komuniste të Francës dhe të Italisë. Pas miratimit të Rezolutës së Informbyrosë në Bukuresht (Rumani), më 28 qershor 1948, Shqipëria shpëtoi nga rreziku i humbjes së pavarësisë dhe gëlltit-

jashtme, puthiteshin në një pikë: të dy shtetet u bënë jashtëbllokiste. Ndërsa, në anën tjetër, lufta ideologjike ndërmjet RP të Kinës dhe RP të Shqipërisë dhe në anën tjetër të BRSS-së për ndikim në Lëvizjen Ndërkombëtare Komuniste, përafroi Partinë Komuniste të BRSS-së dhe Lidhjen Komuniste të Jugosllavisë, të cilat kritikoheshin nga udhëheqja shqiptare si "revizionistët sovjetikë dhe jugosllavë".[8] Pavarësisht se BRSS-ja e N. Hrushçovit dhe RSFJ-në e J. B.Titos i bashkoi përkohësisht "antistalinizmi", interesat e tyre shtetërore vijonin të ishin antagoniste. Prandaj, ndonëse Tito më 1961 deklaronte se Shqipëria dhe Enver Hoxha me politikën e tij antijugosllave si dhe aleancën e tij me Kinën paraqitnin rrezik për paqen në Evropën Juglindore,[9] në fushën e sigurisë

jes së saj si republikë e shtatë në kuadër të Jugosllavisë. Në Moskë, lidhur me raportet shqiptaro-jugosllave do të bisedonin në takimin e tyre, më 23 mars 1949, Enver Hoxha dhe Stalini. Në këtë takim, përpos tjerash, Stalini do të potenconte se politika nacionaliste jugosllave (serbomadhe) kundër shqiptarëve dhe Shqipërisë kishte edhe karekteristika të urrejtjes fetare, ngase shumica e popullsisë shqiptare ishte e besimit mysliman. Gjithashtu u potencua se edhe bashkëpunëtori i tyre kryesor në Shqipëri, Koçi Xoxe (ministër i Punëve të Brendshme) ishte me origjinë sllave (maqedon). Po kështu me origjinë joshqiptare ishte edhe Kristo Themelko (drejtor i Drejtorisë politike të ushtrisë). Për më shumë shih: *Letër e panjohur e Enver Hoxhës mbi Kosovën- Dokumenta të Arkivave Ruse,* përgatitur nga: Ymer Minxhozi (Tiranë: Botimpex, 2002), 58-59, 61, 64; Enver Hoxha, *Titistët- Shënime historike* (Tiranë: Instituti i Studimeve Marksiste-Leniniste pranë KQ të PPSH, 1982), 466-467.

[8] Petar Žarković, *Jugoslavija i SSSR 1945-1980: istorijat jednog hladnoratovskog odnosa.* https://yuhistorija.com/serbian/medj_politika_txt00c2.html. Qasja më 3 mars 2021.

[9] Jurij Hadalin, *Boj za Albaniju: Propad Jugoslavanske širitve na Balkan* (Ljubljana: Inštitut za novejšo zgodovino, 2011), 306; Memli Krasniqi, H.

për Jugosllavinë ishte me interes largimi i pranisë ushtarake të BRSS-së nga Shqipëria. Por, për shkak të kërcënimit ushtarak sovjetik edhe për RP të Shqipërisë ishte me rëndësi politika jashtëbllokiste e RSFJ-së,[10] e cila, nisur nga pozicioni i saj asnjanës, kishte refuzuar ofertën sovjetike dhe bullgare për të bashkëpunuar kundër RP të Shqipërisë.[11] Rrjedhimisht, në fund të vitit 1961, RP e Shqipërisë i ofroi Jugosllavisë normalizimin e plotë të marrëdhënieve diplomatike, duke bërë kështu dallimin ndërmjet interesave ideologjike dhe atyre shtetërore.[12] Njëkohësisht, në vitin 1960, në prag të daljes nga Pakti i Varshavës dhe të bllokadës ekonomike nga vendet socialiste, RP e Shqipërisë kishte kërkuar të përmirësonte marrëdhëniet ekonomike dhe kulturore me Francën dhe Italinë. Kështu, në fund të vitit 1960, Franca i shiti RP të Shqipërisë 30.000 tonë grurë (20.000 tonë u paguan nga RP e Kinës),që ishin jetikë për Tiranën në mënyrë që të tejkalonte krizën e bukës të nxitur nga bllokada ekonomike sovjetike. Marrëdhëniet tregtare u zgjeruan edhe me Italinë (ku u blenë

Matoshi, N.Ahmeti, S.Boçi, L.Dushku, Sh.Ahmeti, *Kujtesa Kolektive: Dëshmi dhe Ngjarje 1944-66* (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2016), 271-272.

[10] Në Jugosllavi, në fillim të vitit 1963, do të gjykohej Shaziman Arfi (nënshtetas i RP të Shqipërisë), agjent i Sigurimit të Shtetit Shqiptar, i cili si detyrë kryesore agjentore kishte të informohej se a flitej në Jugosllavi mbi ekzistimin e ndonjë plani sekret sovjetiko-jugosllavë për ta sulmuar Shqipërinë dhe gatishmërinë ushtarake të armatës së Jugosllavisë. Për më shumë shih: Jurij Hadalin, *Boj za Albaniju: Propad Jugoslavanske širitve na Balkan* (Ljubljana : Inštitut za novejšo zgodovino, 2011), 313.

[11] Ethem Çeku, "Kosova në shtendosjen e raporteve shqiptaro-jugosllave në vitet '60-70", *International relations quarterly*, Vol.5, No.2. (Summer 2014/2):3. http://www.southeast-europe.org/pdf/18/dke_18_ab_dk_Ethem-Ceku_Kosova.pdf. Qasja më 15 mars 2021.

[12] Juriij Hadalin, 307-308.

pajisjet për fabrikën e plehrave azotike), me çka Roma dhe Parisi dëshmonin vullnetin që të mbajnë hapur derën e Perëndimit për Shqipërinë.[13] Gjithashtu edhe Ministria e Punëve të Jashtme e Greqisë kishte të dhëna, sipas të cilave në periudhën e prishjes së marrëdhënieve ndërmjet BRSS-së dhe RP të Shqipërisë (1961), Enver Hoxha kishte autorizuar ambasadorin shqiptar në Romë për të diskutuar me zyrtarët amerikanë, në mirëbesim dhe në fshehtësi, pozicionin e ardhshëm të Shqipërisë. Mirëpo, përmbajtja e këtyre bisedimeve nuk u bë asnjëherë e ditur.[14] Pra, në rrethanat e "Luftës së Ftohtë", kur një shkëndijë mund të nxiste shpërthimin e "Luftës Bërthamore", SHBA nuk ishte e gatshme për përshkallëzimin e rrezikshëm me BRSS për arsye të RP të Shqipërisë. Prandaj, në rast të invazionit sovjetik, përkrahja e Washingtonit karshi Tiranës do të kufizohej në ndihmën e kufizuar ekonomike, diplomatike edhe ushtarake, por pa ndërhyrje të hapur të Paktit të Nato-s. Në anën tjetër, BRSS edhe mund të toleronte një Shqipëri jashtë Paktit të Varshavës, por vetëm me kusht që ajo të mos kërkonte të hynte në Paktin e NATO-s dhe të mos ndryshonte rendin shoqëror socialist. Në kushte të tilla të pavolitshme si dhe të mungesës së përkrahjes përmbajtjesore nga vendet perëndimore, Shqipëria u detyrua të

[13] *Central Intelligence Bulletin*, 21 June 1961. https://www.cia.gov/readingroom/document/05973644. Qasja më 17 korrik 2021; Gjon Boriçi, "Varësia e mbijetesës ekonomike të Shqipërisë nga ndihmat dhe kreditë e kampit socialist dhe të Republikës Popullore të Kinës 1956-1962", *Studime Historike,* Viti LXXIV(LVII), Nr.1-2 (Tiranë: Akademia e Studimeve Albanologjike-Instituti i Historisë, 2020): 224, 231.

[14] Σταύρος Γ. Ντάγιος, Ελλάδα και Αλβανία: 50 χρόνια αμοιβαίας δυσπιστίας: οι διμερείς σχέσεις και η εθνική ελληνική μειονότητα της Βορείου Ηπείρου (1945-1991), (Θεσσαλονίκη: Literatus, 2015), 257.

mbështetej në Kinën, e cila me ndihmat e saj të mëdha ekonomike dhe ushtarake, ia mundësoi Tiranës zyrtare të mbijetonte si bllokadën ekonomike ashtu edhe rrezikun e pushtimit sovjetik. Në anën tjetër, po në vitet 60 të shekullit XX, shtetet anëtare të Paktit të NATO-s, për të lehtësuar reformat ekonomike dhe monetare të Jugosllavisë, ia dhanë asaj 340 milionë $.[15] Prandaj Jugosllavia në politikën e saj të reformave ekonomike ndihmohej edhe financiarisht nga shtetet perëndimore, me qëllim që sistemi i saj i vetëqeverisjes të bëhej shembull për vendet socialiste, kurse një politikë e tillë nuk ndiqej ndaj Shqipërisë, pikësëpari ngase NATO konsideronte se BRSS do të përpiqej që Shqipërinë ta rikthente përsëri në Kampin Socialist dhe në Paktin e Varshavës, madje në rast nevoje edhe me dhunë. Kjo do të thotë se pozicioni i RP të Shqipërisë si ish-anëtare e Paktit të Varshavës ishte shumë herë më i rëndë krahasuar me RSF të Jugosllavisë, e cila që nga viti 1948 ishte shtet i përjashtuar nga Kampi Socialist dhe me reformat e saj ekonomike dhe politike luante rolin e shtetit socialist të reformuar dhe të ndryshëm nga ato të vendeve lindore. Kjo ndoshta edhe shpjegon arsyen se pse vetëm në korrik të vitit 1967, diplomatët amerikanë i propozuan përfaqësuesve shqiptar në Kombet e Bashkuara (New York), fillimin e bisedimeve për normalizimin e marrëdhënieve diplomatike. Këto propozime të SHBA për rivendosjen e marrëdhënieve diplomatike me Shqipërinë u bënë më të qarta

[15] FOREIGN RELATIONS OF THE UNITED STATES, 1958–1960, EASTERN EUROPE; FINLAND; GREECE; TURKEY, VOLUME X, PART 2, 174, Telegram From the Department of State to the Embassy in Italy, Washington, November 29, 1960. https://history.state.gov/. Qasja më 22 gusht 2021.

pas daljes edhe formale të Shqipërisë nga Pakti i Varshavës në gusht të vitit 1968.[16]

Rënia e Hrushçovit në BRSS më 1964 dhe ardhja e Leonid Brezhnjevit me politikën e tij të ngurtësimit ideologjik si dhe me politikën e sovranitetit të kufizuar për shtetet anëtare të Paktit të Varshavës, ndikoi në ftohjen e marrëdhënieve ndërmjet Jugosllavisë dhe BRSS-së. Për Jugosllavinë, pavarësisht ndryshimeve ideologjike me shtetin Shqiptar, në aspektin politik dhe ushtarak, ishte me rëndësi që në kufi të kishte një Shqipëri stabile, jashtë aleancave ushtarake dhe socialiste. Në anën tjetër, konsolidimi i Shqipërisë si shtet i pavarur dhe faktorizimi i saj në fushën e luftës ideologjike brenda Lëvizjes Ndërkombëtare Komuniste si dhe veprimtaria gjithnjë e më organizuar klandestine e shqiptarëve ndikoi që RSF e Jugosllavisë të zbuste masat represive kundër shqiptarëve. Nuk duhet harruar se udhëheqja shqiptare, pos kritikës ideologjike kundër Lidhjes Komuniste të Jugosllavisë, potenconte edhe shkeljen e të drejtave kombëtare te shqiptarëve në Jugoslla-

[16] Lidhur me rivendosjen e marrëdhënieve diplomatike me Shqipërinë u diskutua edhe në prag të vizitës se R. Nikson-it në Rumani në vitin 1969. Gjithashtu edhe sekretari Amerikan i Shtetit Rogers, në raportin e vitit 1971, potencoi gatishmërinë e qeverisë amerikane për të intestifikuar procesin e normalizimit të marrëdhënieve me Shqipërinë. Madje, më 11 prill 1971, Departamenti i Shtetit udhëzoi Mision Amerikan në NATO, të diskutonin problemin e sigurisë së Shqipërisë nga ndonjë sulm i mundshëm i BRSS dhe vendeve anëtare të Paktit të Varshavës. Ndërsa duke vlerësuar politikën e asnjanësisë së Shqipërisë, që i konvenonte NATO-s, SHBA në vitin 1974 i propozuan Shqipërisë dhënien e huasë prej 100 milion dollarë, me afat kthimi 20 vjeçar dhe me interes 7.5%. Kjo ofertë amerikane mbeti pa përgjigje të Tiranës zyrtare. Për më shumë shih: Hamit Kaba, *Shqipëria në rrjedhën e Luftës së Ftohtë (Studime dhe dokumente),* (Tiranë: Flamuri, 2017), 193-195, 201.

vi.[17] Ndoshta ky presion propagandistik i Shqipërisë mbi padrejtësitë kundër shqiptarëve në Jugosllavi ishte një nga motivacionet e palës serbe që me vendime administrative të ndryshonin kufijtë e rajonit të Kosovës, në mënyrë që të rrisnin pjesëmarrjen e popullsisë serbe në Kosovë. Në të vërtetë, nga fundi i vitit 1954, në Jugosllavi, duke u bazuar në parimet e vetëqeverisjes socialiste, filloi të vendosej sistemi i komunave, si baza të shoqërisë vetëqeverisëse dhe ku do të bashkëvepronin organet e pushtetit dhe njësitë prodhuese të një hapësire të caktuar territoriale. Ndonëse në vitin 1958 rajoni i "Kosovës dhe Metohisë" vazhdonte të ishte i ndarë në rrethet e Prishtinës, të Gjilanit, të Prizrenit, të Pejës dhe të Mitrovicës së Kosovës, kjo ndarje administrative ndryshoi në vitin 1959, kur organet e partisë dhe të pushtetit vendosën që edhe në Kosovë, në vend të rretheve, si njësi bazë territoriale të ishin komunat. Gjithashtu, në Kosovë, ashtu si në pjesë të tjera të Jugosllavisë, numri i komunave u zvogëlua nga 65 në 28.[18] Kështu, në fund të vitit 1959, hyri në fuqi ligji mbi ndryshimet në ndarjen administrative të Kosovës dhe të Metohisë, i miratuar në Kuvendin e RP të Serbisë, sipas së cilit, në vend të pesë rretheve administrative, njësia bazë politiko-territoriale edhe në Kosovë do të ishte komuna.[19] Prandaj

---

[17] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989* (докторска дисертација, Универзитет у Београду-Филозофски Факултет, 2018), 119. https://uvidok.rcub.bg.ac.rs/bitstream/handle/123456789/3036/Doktorat.pdf?sequence=1&isAllowed=y. Qasja më 22 shkurt 2021.

[18] Miomir Gatalović, "Prerastanje Autonomne Kosovsko-Metohijske Oblasti u Autonomnu Pokrajinu Kosovo i Metohiju 1959-1963," *Istorija 20.veka,* Issue No.1 (Beograd: Institut za savremenu istoriju, 2015), 78, 80, 82.

[19] Po aty, 83.

pushteti serb më 1959 vendosi që "Rajonit Autonom të Kosovës dhe të Metohisë" t'i bashkohen pjesë të territorit të komunës së Rashkës (Leshaku dhe Leposaviqi, me rreth 197 km$^2$), që deri atëherë ishin pjesë e Serbisë Qendrore.[20] Arsyetimi jozyrtar i bashkimit të këtyre dy zonave me Mitrovicën ishte për arsye të minierave, mirëpo deri sot nuk është gjendur asnjë dokument zyrtar mbi këtë vendim.[21] Pra, prania e rritur e popullsisë serbe rreth Mitrovicës do të shërbente si garanci e ruajtjes së këtyre minierave nga shqiptarët, por edhe që me ndarjen e re administrative të rritej edhe numri i komunave me shumicë serbe (Zubin Potok, Shtërpcë, Novobërdë dhe Leposaviq) në krahasim me 24 komuna të tjera të dominuara nga popullsia shqiptare (Viti, Vuçitërn, Gllogovc, Gjilan, Deçan, Dragash, Gjakovë, Istog, Kaçanik, Klinë, Kamenicë e Kosovës, Mitrovicë e Kosovës, Lipjan, Malishevë, Rahovec, Orllan, Pejë, Podujevë, Prizren, Prishtinë, Skenderaj, Suharekë dhe Ferizaj).[22] Në anën tjetër, Jugosllavia në vitet 60, jo rastësisht, filloi procesin e emancipimit politik, kulturor dhe ekonomik të shqiptarëve, si një përpjekje e saj

[20] Бојан Ђокић, Српска јавност о међунационалним односима у Социјалистичкој Аутономној Покрајини Косово 1981-1989. (Докторска Дисертација Нови Сад: Универзитет у Новом Саду, Филозофски Факултет, Одсек За Историју, 2019), 38. https://www.cris.uns.ac.rs/DownloadFileServlet/Disertacija155989491938584.pdf?controlNumber=(BISIS)110741&fileName=155989491938584.pdf&id=12955&source=NaRDuS&language=sr. Qasja më 26 prill 2021.

[21] Boris Subašić, "Kako su crtane republičke granice, na štetu Srbije: Da bi postao delegat, Petar Stambolić pripojio Leposavić KiM". https://www.novosti.rs/vesti/naslovna/drustvo/aktuelno.290.html:455598-U-crtanju-granica-ukinuli-Metohiju-a-predali-Kosovo. Qasja më 30 prill 2021.

[22] Miomir Gatalović, 83.

për të luftuar propagandën e shtetit shqiptar mbi pabarazinë kombëtare të shqiptarëve në Jugosllavi, por edhe për të eliminuar dëshirën e tyre për t'u bashkuar me shtetin e tyre amë, RP të Shqipërisë.[23] Ky ndryshim në raportin e Jugosllavisë karshi shqiptarëve, ndonëse jo në përmbajtje dhe më tepër formal, shihej në Kushtetutën e dytë të RSF të Jugosllavisë (1963), në të cilën, statusi i Kosovës ndryshoi nga rajon autonom në krahinë autonome (neni111),[24] duke u barazuar kështu me statusin e Vojvodinës. Gjithashtu nga viti 1963, pas kërkesave të vazhduara të kuadrove shqiptare, filluan të hapeshin edhe dyert e federatës.[25] Në të njëjtën kohë, largimi i Aleksandar Rankoviqit (1966), jo vetëm që hapi rrugën për thellimin e procesit të decentralizimit politik e ekonomik të Jugosllavisë, por shtroi edhe çështjen se cili do të ishte pasardhësi eventual i Titos. Përvoja nga e kaluara kishte dëshmuar se si Mbretëria e Jugosllavisë ashtu edhe Jugosllavia e pas Luftës së Dytë Botërore (1945), problemin e parë ekzistencial si shtet shumëkombësh dhe multireligjioz e kishte konfrontimin e pandërprerë ndërmjet konceptit centralist-hegjemonist, që mbështetej nga elitat serbe, dhe atij të shqendërzimit apo të shpërndarjes së pushtetit politik e ekonomik nga qendra në njësitë federale dhe që mbështetej nga kombet e tjera joserbe të Jugosllavisë. Në kushte të tilla, për të eliminuar konfliktin e mundshëm rreth pasardhësit të vet e

---

[23] Петар Р. Ристановић, 120.

[24] Ustav Socijalističke Federativne Republike Jugoslavije (1963.) http://mojustav.rs/wp-content/uploads/2013/04/Ustav-SFRJ-iz-1963.pdf. Qasje më 3 mars 2021.

[25] *Fadil Hoxha në vetën e parë - Me shënime dhe parathënie të Veton Surroit,* redakt.: Vehap Shita, Vahide Hoxha (Prishtinë: Koha, 2010), 330.

njëkohësisht edhe luftën politike ndërmjet rrymës centraliste-konservative dhe asaj reformiste-decentraliste, Tito dhe bashkëpunëtorët e tij, në ndryshimet kushtetuese të vitit 1971, futën institucionin e Kryesisë së RSFJ-së si formë e udhëheqjes kolektive të federatës pas periudhës së Titos. Ky sistem i ri i udhëheqjes kolektive shpresohej se do të mundësonte mbijetesën e Jugosllavisë edhe pas Titos, duke çimentuar në Kushtetutën e re të vitit 1974, sistemin politik dhe ekonomik të vetëqeverisjes (ekonomi e decentralizuar me elemente të ekonomisë së planifikuar dhe tregut të lirë), pushtetin politik të Lidhjes së Komunistëve si dhe politikën e jashtme të mos-inkuadrimit. Rrjedhimisht, Kushtetuta e vitit 1974 barti vendimmarrjen nga qendra në gjashtë republikat dhe dy krahinat (Kosova dhe Vojvodina), duke lënë si funksione të përbashkëta të organeve qendrore: mbrojtjen, politikën e jashtme dhe rendin shoqëror. Periudha e faktorizimit politik të Shqipërisë, e cila vetëm nga vitet 60 dhe 70 filloi që në arenën ndërkombëtare të konsiderohet si shtet plotësisht i pavarur dhe njëkohësisht faktorizimi i shqiptarëve në RSFJ, që po kalonin periudhën e vonuar të rilindjes kombëtare, ndikuan jo vetëm në institucionalizimin e **vetëdijes kombëtare dhe politike të shqiptarëve,** por për herë të parë përafroi edhe mundësinë për zgjidhjen e çështjes së shqiptarëve në Jugosllavi. Elitat politike shqiptare në Shqipëri dhe në Kosovë, të cilat kishin një përvojë të gjatë politike, e kishin të qartë se në kushtet e "Luftës së Ftohtë" dhe kundërthënieve ideologjike ndërmjet dy blloqeve politike e ushtarake, si dhe deri sa të ekzistonte "Muri i Berlinit" (që simbolizonte ndarjen ndërmjet dy sistemeve politike-ekonomike: Socializmit dhe Kapitalizmit, por

edhe simbol i ndarjes së popullit gjerman), **kufijtë e RSFJ-së nuk mund të ndryshoheshin dhe as që do të lejohej shpërbërja e saj**. Enver Hoxha në Shqipëri dhe Fadil Hoxha në Kosovë, që të dy mbështesnin idenë që shqiptarët të shfrytëzonin sa më shumë mundësitë legale për barazi kombëtare të shqiptarëve dhe avancimit të statusit të Kosovës.[26] Në të vërtetë pala jugosllave, respektivisht elitat politike serbe, maqedone dhe malazeze, akuzonin RPS të Shqipërisë dhe Enver Hoxhën se po nxisnin dhe mbështesnin krijimin e Republikës së Kosovës, e cila do të përfshinte të gjithë hapësirat e banuara me shqiptarë në RSF të Jugosllavisë kurse, në anën tjetër, luftën ideologjike dhe sulmin kundër revizionizmit jugosllavë (sistemit vetëqeverisës) Enver Hoxha e përdorte për nevoja propagandistike dhe vetëm për të penguar ndikimin e Jugosllavisë në politikën e brendshme të Shqipërisë.[27] Ndërsa, këtej kufirit politik të Shqipërisë, Fadil Hoxha (kuadër i lartë i Kosovës në organet qendrore të Federatës) me mbështetje të J.B. Titos dhe në përputhje me nenin 244 të Kushtetutës së RSFJ-së (e cila u njihte të drejtën njësive dhe elementëve konstitutivë të federatës në formulimin e raporteve me shtetet fqinje), nxiti zhvillimin dhe thellimin e bashkë-

[26] *"Aktualisht çështja për kosovarët vihet që të përgatiten, të përfitojnë nga kjo situatë, për të forcuar pozitat në vend, për të kërkuar me këmbëngulje të drejta demokratike legale më të mëdha, për t'i konsoliduar këto të drejta dhe të gjitha këto të shërbejnë si njëfarë baze për përgatitjen e përgjithshme e të shumanshme."* Enver Hoxha, 19 shtator 1966. Shih: http://ciml.250x.com/archive/hoxha/albanian/enver_1966_19_shtator_kosova_albanian.html. Qasja më 10 tetor 2021.

[27] Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983: Beleške i sećanja ambasadora* (Beograd: Novinsko-izdavačka ustanova Službeni list SRJ, 1995), 34.

punimit kulturor dhe ekonomik me RPS të Shqipërisë.[28] Fadil Hoxha, në shumë raste, kishte potencuar si vendimtare për Kosovën (1966-1980) mbështetjen e kryetarit të RSFJ-së, J.B. Titos.[29] Ndërsa qasja pragmatiste e Enver Hoxhës karshi çështjes së Kosovës buronte nga rrethanat ndërkombëtare, ku shteti shqiptar, edhe pse në raporte të ngushta me RP të Kinës, ishte pa mbështetje nga Fuqitë Botërore vendimmarrëse (Shqipëria nuk kishte marrëdhënie diplomatike me SHBA-në dhe nuk llogariste në përkrahjen e BRSS-së), rrjedhimisht hyrja në konflikt të armatosur me Jugosllavinë do të thoshte vetëshkatërrim për shqiptarët dhe Shqipërinë. Për pasojë, në një anë RPS e Shqipërisë do të shpallej agresor dhe do të dënohej nga Bashkësia Ndërkombëtare, kurse në anën tjetër, Shqipëria edhe pse që nga viti 1968 ishte larguar edhe de jure nga Pakti i Varshavës, si dhe faktit që as Jugosllavia nuk ishte anëtare zyrtare e Paktit të NATO-s, do të thoshte se në rast të intervenimit ushtarak sovjetik, vendet anëtare të NATO-s nuk do të ndërhynin në mbrojtje të tyre dhe, në kushte të tilla, të dy shtetet (Shqipëria dhe Jugosllavia) rrezikonin të ktheheshin në zonën sovjetike. Prandaj, në përputhje me normat ndërkombëtare, shteti shqiptar do të hynte në luftë vetëm në kushtet e agresionit ushtarak të RSF të Jugosllavisë kundër RPS të Shqipërisë ose në rrethanat e intervenimit

---

[28] *Ustav Socijalističke Federativne Republike Jugoslavije (1974.),* Члан 244. http://www.pfsa.unsa.ba/Ustav-Socijalisticke-Federativne-Republike Jugoslavije-1974..pdf.. Qasja me 20 gusht 2021; Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983,* 28; Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,* 132; *Fadil Hoxha në vetën e parë, 450.*

[29] *Fadil Hoxha në vetën e parë,* 364.

ushtarak të huaj (sovjetik) kundër RSF të Jugosllavisë. Rrjedhimisht udhëheqësit shqiptarë, Enver Hoxha në Shqipëri dhe Fadil Hoxha në Kosovë, asnjëherë nuk e kanë fshehur faktin se komunistët shqiptarë ishin gënjyer nga "nacionalistët-komunistë" serbë e malazezë, të cilët kishin hedhur poshtë vendimet e Konferencës së Bujanit (31 dhjetor 1943-2 janar 1944) mbi bashkimin e Kosovës me Shqipërinë (e mbështetur në Kartën e Atlantikut).[30] Prandaj, nisur nga përvoja e tyre e gjatë në jetën politike dhe përvoja e hidhur në raportet

[30] Lidhur me kërkesat për bashkim të Kosovës me shtetin amë- Shqipërinë, J.B.Tito, në emër të Partisë Komuniste të Jugosllavisë, do t'i dërgonte më 2 dhjetor 1943 një letër Partisë Komuniste të Shqipërisë, ku do të theksonte se: "çdo komb ka të drejtë në vetëvendosje, përfshirë edhe shkëputjen, dhe se shqiptarët në Kosmet (bashkim i dy emrave: Kosova dhe Metohija në një emër Kosmet - vërejtje Memli Sh. Krasniqi) kanë të drejtë të vendosin kah dëshirojnë dhe si të duan" *("svaka nacija ima pravo na samoopredeljenje, uključivši i otcepljenje, te da i Albanci na Kosmetu imaju pravo da se opredele kuda hoće i kako žele."),* por Tito pastaj në vazhdim të letrës thekson se nuk ishte koha e duhur për shtrimin e çështjeve të tilla. Njëkohësisht kritikonte edhe Milladin Popoviqin, përfaqësuesin e KQ të PKJ-së pranë KQ të PKSH-së, i cili kërkonte që PKJ të ndërronte qëndrimin lidhur me Kosmetin (i cili krahasonte kërkesën për bashkimin e Kosovës me kërkesën për bashkimin e Istrës me Jugosllavinë). Ndërsa në letrën e dërguar më 6 dhjetor 1943, Svetozar Vukmanoviq Tempos, Tito do të theksonte: "Parulla për bashkimin e Kosmetit me Shqipërinë, të cilën e propozon Milladini, si dhe qëndrimi mbi komandën e Shtabit Kryesor të Shqipërisë mbi Metohinë, në të vërtetë do të shkonte në shërbim të gjithë armiqve të Luftës Nacionalçlirimtare të Jugosllavisë..." *(Parola o prisajedinjenju Kosmeta Albaniji, koju predlaže Miladin, kao i stav o komandi albanskog glavnog štaba nad Metohijom, u stvari bi išla na ruku svim neprijateljima Narodnooslobodilačke borbe u Jugoslaviji i svim reakcionarnim i fašističkim klikama, koje idu za time da od demokratskog pokreta naroda Jugoslavije otržu parče po parče i ističu u prvi plan ne pitanje borbe protiv okupatora nego razgraničenje, nacionalne suprotnosti.).* Për më shumë shih: Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983: Beleške i sećanja ambasadora* (Beograd: Novinsko-izdavačka ustanova Službeni list SRJ, 1995), 17.

e tyre me elitat politike serbe, si Enver Hoxha ashtu edhe Fadil Hoxha, në veprimet e tyre politike përpiqeshin të ishin të matur dhe të kalkuluar mirë. RPS e Shqipërisë, e gjendur ashtu si në kaluarën nën presionin politik, ekonomik por edhe ushtarak të Jugosllavisë dhe të Greqisë, në gjysmën e dytë të shekullit XX kishte shfrytëzuar aleancat me BRSS-në dhe sidomos me RP të Kinës për të industrializuar vendin dhe për të pajisur me armatim modern ushtrinë shqiptare.[31] Prandaj në kulmin e miqësisë shqiptaro-kineze, kur ekonomia shqiptare kishte shkallë vjetore të rritjes ekonomike prej 7.8 %,[32] shteti shqiptar (i armatosur mirë për rrethanat e kohës),[33] me një vetëbesim të shtuar shikonte edhe çështjen e

---

[31] Ministri i Mbrojtjes Popullore, Beqir Balluku, kryesoi përsëri delegacionin që vizitoi Kinën në vitin 1968. Në datat 6-7 tetor, B. Balluku u takua në Pekin me kryeministrin Çu En Lai për të diskutuar mbi mbrojtjen që i duhej Shqipërisë pas daljes nga Traktati i Varshavës. Çu En Lai pranoi t'i dërgoheshin Shqipërisë 200.000 tonë armë të rënda, 800 tanke, avionë, raketa, 5.000 predha, 110 mijë armë të lehta, si dhe armë antikëmbësorie dhe mitraloza kundërajrorë. Për më shumë shih: Etleva Goxhaj, *Marrëdhëniet Shqiptaro-Kineze 1960-1978 (bashkëveprimi politik, ekonomik dhe kulturor),* (Disertacion i doktoratës, Universiteti i Tiranës: Fakulteti Histori-Filologji, Departamenti i Historisë, Tiranë, 2018), 24, 62. https://unitir.edu.al/wp-content/plugins/pdfjs-viewer-shortcode/pdfjs/web/viewer.php?file=https%3A%2F%2Funitir.edu.al%2Fwpcontent%2Fuploads%2F2020%2F10%2FDoktoratura-Etleva-Goxhaj.pdf&download=false&print=false&openfile=false. Qasja më 25 shkurt 2021.

[32] Branko Horvat, *Jugoslovenska privreda: 1965-183, prognoze i kritike* (Zagreb/Ljubljana: Cankarjeva Založba, 1984), 220.

[33] Ambasadori kinez në Shqipëri (Wen Ning), në takimin me ambasadorin jugosllavë në Tiranë (17 nëntor 1982), do të deklaronte se ushtria shqiptare ishte mirë e furnizuar me armatime dhe me pjesë rezervë dhe se kishte marrë më shumë armatime se që i nevojitej. Shih: Branko Komatina, *Jugo-*

Kosovës dhe të shqiptarëve në Jugosllavi.[34] Njëkohësisht, Enver Hoxha (deri në shpërthimin e demonstratave të vitit 1981) vazhdonte të ishte kundër statusit të republikës për Kosovën, duke dyshuar gjithnjë në komplotet e mundshme serbe, që, sipas tij, do të shfrytëzonin statusin e republikës për Kosovën vetëm për të kthyer vëmendjen e shqiptarëve nga përpjekja për të fituar të drejtën për vetëvendosje dhe bashkim me shtetin amë. Për më tepër, Kosova si republikë, mund të shfrytëzohej nga lobi serbë në Jugosllavi, që, jo vetëm, të rivalizonte shtetin amë, por edhe që të shfrytëzohej për të nxitur trazira dhe për të përmbysur rendin politik në Shqipëri.[35] Koha do të vërtetonte se kjo frikë e Enver Hoxhës

*slovensko-Albanski odnosi 1979-1983: Beleške i sećanja ambasadora* (Beograd: Novinsko-izdavačka ustanova Službeni list SRJ, 1995), 315.

[34] Këtë përkushtim të Tiranës zyrtare ndaj Kosovës (e cila nga politikëbërësit shqiptarë, andej e këndej kufirit, rregullisht paraqitej si domosdoshmëri dhe bazament për thellimin e marrëdhënieve shqiptaro-jugosllave) e potencon edhe ambasadori jugosllavë në RPS të Shqipërisë, Branko Komatina (1979-1983). Kështu, në shkurt të vitit 1981, me rastin e vizitës zyrtare në RPS të Shqipërisë të delegacionit të Kosovës, të kryesuar nga kryetari i Këshillit Ekzekutiv të KSA të Kosovës, Riza Sapunxhiut (1925-2008), Pali Miska (zëvendëskryeministër dhe anëtar i Byrosë Politike të KQ të Partisë së Punës), ambasadorit jugosllavë (Branko Komatinës) do t'i ripërsëriste se thellimi i raporteve me Kosovën ishte thelbi i marrëdhënieve më të mira me Jugosllavinë dhe se për shtetin shqiptar "agresioni kundër Jugosllavisë do të thoshte edhe agresion kundër Shqipërisë." Me fjalë të tjera kjo do të thoshte se shteti shqiptar Kosovën e trajtonte si subjekt të veçantë dhe rrjedhimisht edhe si arsye kryesore të interesimit të Tiranës për raporte sa më të mira me RSF të Jugosllavisë. Për më shumë shih: Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983: Beleške i sećanja ambasadora* (Beograd: Novinsko-izdavačka ustanova Službeni list SRJ, 1995), 100.

[35] Enver Hoxha, *Kosova është Shqipëri - Nga Ditari Politik,* përgatiti: Ilir Hoxha (Tiranë: Botimet "Neraida", 1999), 24-25.

ishte e pabazë dhe se ai vetë, pas demonstratave të vitit 1981, do të dilte në përkrahje të kërkesës për Kosovën Republikë.

Elita politike në RPS të Shqipërisë e kishte të qartë se pas vdekjes së J.B.Titos, Jugosllavia do të ballafaqohej me kundërthënie të brendshme etnike, të cilat herët a vonë do të përfundonin në shpërbërjen e saj. Pyetja ishte: kur dhe në cilën njësi të federatës do të fillonte procesi i dezintegrimit të Federatës Jugosllave? Hallka më e dobët e federatës në Jugosllavi ishte Kosova, e cila, jo vetëm se ishte zona më e pazhvilluar ekonomike, por njëkohësisht banorët e saj asnjëherë nuk e kishin identifikuar veten e tyre si pjesë të shtetit të përbashkët të kombeve sllave të jugut. Prandaj, pavarësisht faktit që strukturat politike në RPS të Shqipërisë dhe në KSA të Kosovës, shpresonin që kriza politike në Jugosllavi të shpërthente në ndonjë pjesë tjetër të federatës (ndërkohë që RS e Serbisë, RP e Bullgarisë dhe BRSS, jo vetëm që parashikonin, por edhe vepronin në destabilizimin e Kosovës dhe të Shqipërisë) kriza ekonomike, varfëria, papunësia dhe aspiratat e shqiptarëve që të jenë plotësisht të barabartë me kombet e tjera të Jugosllavisë, pavarësisht mundësisë së manipulimit, nuk mund të ndalnin shpërthimin publik të pakënaqësisë dhe kërkesave të artikuluara politike, thelbi i së cilave ishte që Kosova të shpallej republikë në kuadër të Jugosllavisë. Natyrisht, në rrethana kur shqiptarët s'kishin mbështetje tjetër pos shtetit amë, Enver Hoxha, si udhëheqësi i padiskutuar i Shqipërisë, filloi të përjetohej edhe në Kosovë si udhëheqësi shpirtëror i të gjithë shqiptarëve. Pra, shqiptarët në Jugosllavi, duke e konsideruar RPS të Shqipërisë si shtetin e tyre amë, pavarësisht ndryshimeve në sistemin e tyre politiko-

ekonomik (socializëm dogmatik dhe vetëqeverisje socialiste) dhe faktit se në të dy vendet në pushtet ishin partitë komuniste, ata do të përkrahnin rendin aktual shoqëror dhe ekonomik në Shqipëri. Rrjedhimisht, në këto rrethana, atdhetarët shqiptarë në Jugosllavi s'kishin mundësi tjetër përpos që ta përqafonin ideologjinë majtiste të propaganduar nga RPS e Shqipërisë, sepse ideali kombëtar ishte parësor përpara atij ideologjik. Pra, prioritet për shqiptarët këtej kufiri(si te çdo popull i ndarë dhe i pushtuar) ishte bashkimi dhe unifikimi i përpjekjeve për qëllime të përbashkëta kombëtare me shtetin amë, pavarësisht rendit të tij shoqërorë-ekonomik. Ndërsa, pas ngjarjeve të vitit 1981 dhe përkrahjes publike për Kosovën Republikë, autoriteti moral i Enver Hoxhës te shqiptarët në Jugosllavi u bë i pakontestueshëm.

# Hyrje

Në kujtesën kolektive të shqiptarëve në Jugosllavi periudha historike 1944-66 kujtohet si kohë e Aleksandër Rankoviqit, ish ministrit të Punëve të Brendshme dhe nënkryetarit të RSF të Jugosllavisë; periudhë gjatë së cilës, shqiptarët janë vrarë, burgosur dhe në masë janë shpërngulur për në Turqi. Drejtuesit serbo-malazezë në Kosovë dhe Jugosllavi, për më tepër, në kundërshtim me parimet e ideologjisë komuniste mbi barazinë kombëtare dhe sociale, ndonëse formalisht lejuan disa të drejta kombëtare, siç ishte përdorimi i kufizuar i gjuhës shqipe, që ata e quanin me përbuzje “shiptarski”, përpiqeshin që në emër të luftimit të nacionalizmit dhe ndikimit ideologjik të Shqipërisë, të pengonin edhe procesin e emancipimit kulturor e identitar shqiptar. Rënia e Aleksandër Rankoviqit dhe zhveshja nga pushteti i madh që deri në atë kohë kishin organet e punëve të brendshme (UDB- Uprava Državne Bezbednosti), pikësëpari erdhi si produkt i kundërthënieve ndërmjet dy koncepteve politike: atij hegjemonist dhe centralist serb dhe; atij kroato-slloven, për më shumë decentralizim si në sferën ekonomike, ashtu edhe në atë politike, pra për më shumë autonomi dhe autorizime për njësitë federale. Natyrisht se fakti që kryetari i vendit, Josip Broz Tito, përgjohej përshpejtoi organizimin e Plenumit të Brioneve më 1966, në të cilën Aleksandër Rankoviqi dha dorëheqje nga të gjitha funksionet. Ndërsa politika represive e UDB-së, sidomos ku-

ndër shqiptarëve,[36] i shërbeu Titos për të bindur opinionin publik jugosllav, posaçërisht atë serb, mbi përmasat e keqpërdorimit të këtij shërbimi. Rrjedhimisht ndryshimet politike në Jugosllavinë e viteve 60 të shekullit XX për shqiptarët sollën një periudhë të rilindjes së tyre kulturore, të një prosperiteti të vonuar ekonomik (në periudhën 1971-75, rritje vjetore ekonomike prej 7.5%; në vitet 1976-1980, rritje vjetore prej 3.6 % dhe në vitet 1981-85, prej 1.8%)[37] avancimit të drejtave të tyre kombëtare si dhe përforcimit të subjektivitetit politik e juridik të Kosovës.

---

[36] Në mbledhjen e Komiteti Qendror të Lidhjes së Komunistëve të Serbisë të mbajtur më 14 -15 shtator të vitit 1966, në raportin e Komisionit për hulumtimin e përgjegjësisë politike individuale të disa udhëheqësve lidhur me punën e tyre në Shërbimin e Sigurimit Shtetëror (UDB-së), theksohej se ky shërbim në Kosovë, ishte i orientuar kundër kombësisë shqiptare *("Služba DB bila je u Pokrajini orijentisana na šiptarsku narodnost....U njihovim dosijeima nalazili su se mnogi pošteni građani, kao i članovi Saveza komunista, pa i veliki broj lokalnih rukovodilaca: od sekretara osnovnih organizacija, rukovodilaca privrednih organizacija do opštinskih i pokrajinskih političkih rukovodilaca....").* Për më shumë shih:Branko Petranović, *Brionski Plenum-pad grupe Aleksandra Rankovića (Reorganizacija Federacije)*, 111. https://www.scribd.com/doc/299702747/B-Petranovi%C4%87-Brionski-plenum-pad-grupe-A-Rankovi%C4%87a-pdf. Qasja më 29 maj 2021.

[37] *Qëndrueshmëria ekonomike e Kosovës ( Sfidat, politikat dhe mundësitë)*, Udhëheqësi i projektit: Muhamet Mustafa; anëtarë: I.Mustafa, V.Demukaj, P.Gashi, B.Krasniqi, G.Ahmeti, S.Bajrami, D. Hoxha, F. Aliu, L. Abdixhiku, A.Zogaj (Prishtinë: Instituti Riinvest, 2005), 15. https://www.riinvestinstitute.org/uploads/files/2016/October/17/shqip1476703303.pdf. Qasja më 14 prill 2021.

Tabelat e përpiluara nga të dhënat e Entit Statistikor të Jugosllavisë.[38]

| Prodhimi i mallrave kryesore industriale dhe minerale në RSF të Jugosllavisë. Prodhimi i qeramikës (në tonelatë). | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | SFRJ | RS e Bosnjë dhe Hercegovinës | RS e Malit të Zi | RS e Kroacisë | RS e Maqedonisë | RS e Sllovenisë | RS e Serbisë | KSA e Kosovës | KSA e Vojvodinës |
| 1955 | 16.929 | 1.119 | | 3.993 | 3.911 | 2.411 | 5.495 | ------- | ------ |
| 1960 | 36.741 | 906 | | 9.918 | 9.963 | 2.002 | 13.326 | 256 | 370 |
| 1987 | 391.296 | 33.866 | | 81.459 | 63.328 | 55.916 | 39.196 | 19.726 | 97.805 |

| Prodhimi i mallrave kryesore industriale dhe minerale në RSF të Jugosllavisë. Prodhimi i detergjentit dhe sapunit (në tonelatë). | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | SFRJ | RS e Bosnjë dhe Hercegovinës | RS e Malit të Zi | RS e Kroacisë | RS e Maqedonisë | RS e Sllovenisë | RS e Serbisë | KSA e Kosovës | KSA e Vojvodinës |
| 1975 | 184.166 | 2.758 | 3.516 | 81.366 | 14.526 | 29.208 | 27.317 | ---- | 25.475 |
| 1980 | 266.257 | 46.747 | 5.569 | 106.606 | 17.777 | 33.393 | 28.672 | 169 | 27.324 |
| 1985 | 288.359 | 47.727 | 7.422 | 115.939 | 16.324 | 36.790 | 35.873 | 1.728 | 26.556 |

[38] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak),* Rukovodilac redakcije: Dr. Dušan Miljković (Beograd: Savezni zavod za statistiku, 1989), 263.

Të dhënat e mësipërme të Entit Statistikor të Jugosllavisë dëshmojnë se procesi i industrializimit të pjesshëm të Kosovës fillon vetën në vitet 70, kur në republikat e tjera shumë degë të ngjajshme të industrisë tashmë kishin siguruar tregun si dhe kishin krijuar një ose disa breza me punëtorë të kualifikuar dhe me përvojë. Gjithashtu republikat e zhvilluara të federatës nuk dëshironin që të investonin në hapjen e njësive prodhuese në Kosovë, sepse kështu ruanin monopolin në tregun kosovar dhe në atë jugosllav. Në rrethana të tilla të pabarabarta ishte e kuptueshme që Kosova kishte vështirësi në ndërtimin e kapaciteteve për prodhimin e mallrave cilësore si dhe tregëtimin e tyre në tregun e brendshëm jugosllavë.

Mirëpo, në anën tjetër, po në këtë periudhë nga fjalori politik u përjashtua përdorimi nënçmues i fjalës serbe "shiptari"për shqiptarët dhe u zyrtarizua fjala adekuate serbe "albanci".[39] Po kështu ndryshoi edhe emërtimi zyrtar i Kosovës duke përjashtuar shprehjen "Metohija", e cila nuk kishte mbështetje vendore, ngase shumica e popullsisë, pra shqiptarët, këtë zonë e quanin Rrafshi i Dukagjinit. Mirëpo ky emancipim institucional i shqiptarëve në RSF të Jugosllavisë, sidomos avancimi i pozitës juridike dhe politike të Kosovës, proces ky i filluar që nga Plenumi i Brioneve të Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë të vitit 1966 dhe i kulmuar me autonominë e Kosovës të vitit 1974, kishte sjellë pakënaqësi të madhe te elita politike dhe kulturore serbe, por, nga ana tjetër, kjo zgjidhje optimale për rrethanat e kohës, nuk kishte kënaqur plotësisht edhe shqiptarët. Popullsia serbe e Kosovës deri në vi-

[39] Oliver Jens Schmitt, *Kosova: Histori e shkurtër e një treve qendrore Ballkanike* (Prishtinë: Koha, 2012), 182.

tet 60 të shekullit XX, ndonëse ishte numerikisht e vogël në krahasim me shqiptarët, ishte dominante në të gjitha institucionet politike, ekonomike, kulturore e arsimore të Kosovës. Kuadrot serbe dhe malazeze, për më tepër, në kundërshtim me parimet e ideologjisë komuniste mbi barazinë kombëtare dhe sociale, përndiqte dhe burgoste intelektualët shqiptarë, madje të dyshimtë ishin edhe ata që lexonin gazetën zyrtare "Rilindja". Në qendër të vëmendjes së sigurimit shtetëror ishin posaçërisht kuadrot arsimore shqiptare, të cilët përgjoheshin dhe shpesh kundër tyre merreshin masa që përshkallëzoheshin nga përjashtimet nga puna e deri te burgosja e tyre.[40] Për të kontrolluar shqiptarët, pushteti serbë, vetëm në

[40] "Rabit Rexhepi: "*Në vitin 1962 më ftuan në Sekretariatin e Komitetit Komunal të Lidhjes Komuniste në Gjilan. Kishte ardhur në atë kohë një letër nga Komiteti Qendror i LK-së me të cilën obligoheshin organizatat e partisë që t'i pastrojnë radhët e tyre nga elementët destruktivë. Kjo detyrë së pari i dedikohej sigurimit shtetëror (UDB-së, Uprava Državne Bezbednost-Zyra e Sigurimit Shtetëror), që së pari i godiste intelektualët. Në mbledhje ishin dy përfaqësues të sigurimit: Kërsta Kërstiq dhe një tjetër. E lexuan një listë ku ishin përfshirë 15 arsimtarë që duhej të përjashtoheshin. Prej tyre 12 shqiptarë, dy malazezë dhe një serbë. I dhanë edhe "arsyetimet" për çdonjërin. Arsimtari serbë që punonte në shkollën fillore në fshatin Bilinic, në prezencën e nxënësve dhe të kuririt serbë, kishte shkelur fotografinë e Titos. Për profesorin e historisë, malazezin Bullatoviç, thanë se kishte marrë pjesë në demonstratat e studentëve në Shkup në vitin 1952. Për malazezin tjetër thanë se paska marrë pjesë në aradhet çetnike dhe se punonte në shkollën fillore Vuk Karaxhiq. Ky ishte vërtet një nacionalist i sheshit. Profesori i historisë, Bullatoviq, ishte njeri me dinjitet dhe punëtor i dalluar. Ndërsa për të gjithë shqiptarët argumentet ishin të trilluara. Gabimi i vetëm i tyre ishte fakti se ishin shqiptarë. Në sallë mbretëroi një heshtje varri. E mora fjalën dhe kërkova që sekretariati ta formojë një komision i cili do të shoshiste edhe njëherë këto argumente dhe, nëse ato vërtetohen, atëherë të përjashtohen. Me këto që thashë, fitoi partia në autoritet. Kërsta Kërstiqi u tërbua, i mëshoi tavolinës me sa fuqi që pati duke thënë: "Çfarë mosbesimi është ky ndaj argumenteve tona." Atë kohë sigurimi disponont me të vërte-*

Kosovë, kishte rreth 100.000 dosje, prej të cilave, 50.000 dosje ishin përpiluar nga UDB-ja dhe po aq nga Lidhja e Komunistëve.[41] Madje kishte përpjekje, edhe pse jo të hapura dhe të padiskutuara në forumet politike, por më shumë si synime të fshehura të qarqeve nacionaliste serbe edhe për krijimin e një gjuhe të veçantë për shqiptarët në Jugosllavi (serbët insistonin në dallimin ndërmjet shqiptarëve të Shqipërisë, të cilët i quanin "albanci" dhe atyre në Jugosllavi që i quanin me përbuzje"shiptari"), me qëllim, jo vetëm të shkëputeshin nga ndikimi i bashkëkombësve të tyre në Shqipëri, por ndoshta në planin afatgjatë edhe të krijimit të një kombi të veçantë.[42] Kuadrot shqiptare deri në vitin 1966 asnjëherë

---

*tën absolute. Ishte Vera Dimiqi, një luftëtare e 1941, që theu heshtjen: "Pse i mëshove tavolinës Kërsto, edhe unë mendoj si Rabiti." Dhe filluan edhe shokë të tjerë t'i bashkohen Verës, ndërsa unë nuk u trajtova si i dyshimtë. Shumicës prej tyre (shqiptarëve të përjashtuar), në zyrën time ua kam shkruar ankesat, të cilat pas ca viteve i kanë realizuar të ardhurat përmes gjykatës."* Për më shumë shih: Memli Krasniqi, H. Matoshi, N.Ahmeti, S.Boçi, L. Dushku, Sh.Ahmeti, *Kujtesa Kolektive: Dëshmi dhe Ngjarje 1944-66* (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2016), 58. *"....Në pozitë më të keqe ishin arsimtarët e gjuhës shqipe dhe të letërsisë si dhe të historisë. Ata shpesh thirreshin në zyrat e sigurimit shtetëror (UDB-së) ku u bëhej presion se çka nuk duhej të ligjëronin nga programi arsimor..."* (...U najtežem položaju bili su nastavnici šiptarskog jezika, književnosti i istorije. Oni su veoma često pozivani u UDB-u i govereno im je šta ne treba da predaju u programu...)" Për më shumë shih: Srbija i Albanci, *Pregled politike Srbije prema Albanicima od 1944. do 1989. Godine,* Knjiga Treća, Časopis za kritiko znanosti 128 (izredna številka), Glavni urednik: Bojan Korsika (Ljubljana: Univerzitetni konferenci Zveze socialistične mladine Slovenije Maribor in Ljubljana, 1989), *78.*

41 Srbija i Albanci, *Pregled politike Srbije prema Albanicima od 1944. do 1989. Godine, 78.*

42 Branko Horvat, *Kosovsko pitanje* (Zagreb: Globus, 1989), 94; Tomazs Kamusella, "The idea of Kosovan language in Yugoslavian'spolitics," *Interna-*

nuk mund të ishin në krye të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës e as në pozitat me peshë në Jugosllavi.[43] Njëkohësisht, duke shfrytëzuar përafrimin e Jugosllavisë me BRSS-në e Nikita Hrushçovit, organet e punëve të brendshme të Serbisë kishin organizuar aksionin e mbledhjes së armëve (1955-1956), duke nxitur edhe valën e shpërnguljeve së shqiptarëve për në Turqi (1953-1966). Lidhur me shpërnguljen e shqiptarëve në Turqi do të fliste edhe Enver Hoxha në Plenumin e KQ të Partisë së Punës së Shqipërisë, të mbajtur më 13 dhe 16 shkurt 1957, ku ai do të akuzonte Jugosllavinë për politikën antishqiptare dhe përpjekjen për shkombëtarizimin e tyre.[44] Gjatë diskutimeve në forumet e partisë lidhur me deformimet dhe keqpërdorimet në organet e pushtetit gjatë asaj periudhe (1953-66), theksohej se aksioni për mbledhjen e armëve (1955-1956) ishte organizuar vetëm në Kosovë dhe jo në zonat e tjera të Jugosllavisë.[45] Lidhur me keqtrajtimin e shqiptarëve gjatë këtij aksioni, në shkurt të vitit 1967, në takimin e organizuar me kryetarin e Jugosllavisë, J. B. Tito, do të fliste Veli Deva (si anëtar i delegacionit të Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës), i cili do të rrëfente për rastin e një mësuesi shqiptar, të vdekur në hetue-

*tional Journal of the Sociology of Language*, Issue 242 (Berlin: Franz X. Stückle Druck und Verlag e. K., Ettenheim, 2016): 230-231. https://www.degruyter.com/view/journals/ijsl/2016/242/ijsl.2016.issue-242.xml, qasja më 29 janar 2021.

[43] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije* (Sarajevo: Oko, 1999), 328.

[44] Игор Ђ. Вукадиновић, *Аутономија Косова и Метохије у Србији (1945-1969)* (докторска дисертација, Београд: Универзитет у Београду-Филозофски Факултет, 2020), 299.

[45] Srbija i Albanci, 79.

si si pasojë e torturave. Ndërsa organet e punëve të brendshme kufomën e kishin futur në arkivol metalik duke kërkuar nga familja që të mos e hapnin, ngase kinse ka vdekur nga sëmundja infektive.[46]

Sipas studiuesve turq, nga Jugosllavia, respektivisht Maqedonia, në vitet 1952-1967, si "emigrantë të lirë"në Turqi kishin ardhur 175. 392 persona ose 45. 338 familje.[47] Ndërsa burime të tjera theksojnë se nga Jugosllavia për në Republikën e Turqisë janë shpërngulur rreth 231.000 persona, ku përfshiheshin edhe banorët turq të Maqedonisë Lindore.[48] Ndërsa, Fadil Hoxha, duke u bazuar në të dhënat e hollësishme që u kishte dhënë Sinan Hasani, potencon se në vitet 1953-54, 50.000 persona kishin marrë viza nga Ambasada e Turqisë për t'u shpërngulur në Turqi.[49] Sipas burimeve jugosllave në periudhën 1945-1957 nga Maqedonia në Turqi ishin shpërngulur 86.380; nga Kosova 5.440 individë; 700 nga Serbia Qendrore; nga Bosnja 40 dhe nga Mali i Zi 4 persona,

---

[46] Po aty, 83.

[47] Gizem Sinan, Kaan Kapan, "Makedonya'dan Türkiye'ye Yapılan Göçlerin Mekânsal Analizi," *1-st Istanbul International Geography Congress Proceedings Book* (Istanbul: Istanbul University Publication No: 5255, June 20-22, 2019) : 437. https://www.researchgate.net/publication/338390565_Makedonya'dan_Turkiye'ye_Yapilan_Goclerin_Mekansal_Analizi_Spatil_Analysis_of_Migration_From_Macedonia_to_Turkey, qasja më 29 janar 2021. ?????Fusnotë???

[48] Branko Horvat, 94.

[49] *Fadil Hoxha në vetën e parë - Me shënime dhe parathënie të Veton Surroit, 297.*

që në total përfshinin 92.564 të shpërngulur.[50] Duhet potencuar që të shpërngulurit, sëpaku shumica e tyre, ishin të detyruar të ndërrojnë vendbanimin nga Kosova në Maqedoni si dhe të deklarohen me kombësi turke. Në mungesë të dhënave të sakta statistikore mbi procesin e ndërrimit të kombësisë nga shqiptarë në turq (e cila ishte një nga kushtet kryesore për t'u shpërngulur në Turqi),si dhe duke përfshirë pjesëtarë të kombësisë turke nga Maqedonia Lindore që ishin pjesë kryesore e marrëveshjes për shpërngulje (Jugosllavi-Turqi), numri i përgjithshëm i të shpërngulurve llogaritet ndërmjet 100.000-150.000 shqiptarë. Është plotësisht e kuptueshme që kjo politikë diskriminuese kishte lënë pasoja të thella tek elita e re intelektuale e shqiptarëve në Republikën Socialiste Federative të Jugosllavisë, posaçërisht tek ata të Kosovës.[51] Rrjedhimisht, kjo shtresë e re shqiptarëve, e cila ishte bërë

---

[50] Игор Ђ. Вукадиновић, *Аутономија Косова и Метохије у Србији (1945-1969),* Докторска дисертација. Београд: Универзитет у Београду-Филозофски Факултет, 2020), 326.

[51] Në mënyrë që të dokumentojnë të drejtën e tyre historike mbi Kosovën, nacional-komunistët serbë më 1953 ndërtuan në veriperëndim të Prishtinës, në Gazimestan, monumentin kushtuar "Betejës së Kosovës (1389)". Për më shumë shih: Iljaz Rexha, "Beteja e Kosovës ndërmjet mitit dhe realitetit", *Seminari i XXXIII Ndërkombëtar për gjuhën, letërsinë dhe kulturën shqiptare, 33/2* (Prishtinë: Universiteti i Prishtinës "Hasan Prishtina"- Fakulteti i Filologjisë, 2015), 459: 471. Njëkohësisht dhuna e ushtruar kundër popullsisë shqiptare gjatë "Aksionit të Mbledhjes së Armëve dhe Shpërnguljes së shqiptarëve në Turqi (1956-1966)" aq shumë kishte traumatizuar popullsinë shqiptare, sa që edhe në Turqi, kishte raste, kur të shpërngulurit nuk guxonin të flisnin kundër Jugosllavisë, me arsyetimin: *"...shuj se shkau (serbi) e ka dorën e gjatë*. "Për më shumë shih: Memli Krasniqi, Hysen Matoshi, Nuridin Ahmeti, Sonila Boçi, Ledia Dushku, Shpend Avdiu, *Kujtesa Kolektive: Dëshmi dhe Ngjarje (1944-1966)*, (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2016), 270.

bartëse e jetës ekonomike, kulturore, arsimore dhe shkencore të Kosovës, ishte dyshuese si ndaj Lidhjes së Komunistëve, ashtu edhe ndaj institucioneve të Kosovës, të RS të Serbisë, si dhe ndaj çdo institucioni tjetër të Federatës së Jugosllavisë, përfshirë këtu edhe kryetarin e RSF të Jugosllavisë, Josip Broz Tito. Prandaj, për një pjesë të konsiderueshme të shqiptarëve, zgjidhja e vetme e drejtë e çështjes shqiptare në Jugosllavi ishte bashkimi me shtetin amë, proces ky që nuk mund të kryhej as shpejt e as drejtpërdrejti, pa fituar së pari të drejtën legjitime për shkëputje, rrugë e cila shkonte nëpërmes statusit të republikës. Në anën tjetër, elita politike shqiptare në Kosovë, ishte për shfrytëzimin e çdo mundësie institucionale dhe legale për zhvillimin ekonomik të Kosovës, të përforcimit të autonomisë së Kosovës dhe në një moment të volitshëm në avancimin e pozitës së saj kushtetuese në statusin e republikës së barabartë me njësitë e tjera të Federatës Jugosllave.

## 1.1. Rënia e Aleksandër Rankoviqit: Humbja e rrymës centraliste dhe forcimi institucional i njësive federale

Gazeta e përditshme serbe "Politika" e 21 shtatorit 1966 lajmëronte "... se në Prishtinë dyshohej në çdo gjë të shkruar në gjuhën shqipe, bile edhe në ata që lexonin librin "Shqipëria e sotme" të sekretarit të KQ të LKJ, Veljko Vllahoviqit, të cilën në gjuhën shqipe e kishte botuar "Rilindja".[52] Ndërsa në mbledhjen e Komisionit për riorganizimin e Shërbimit të Sigurimit Shtetëror të Serbisë: "..ishte konstatuar se keqpërdorime të rënda në punën e shërbimit ka pasur në Kosovë-Metohi, sidomos ndaj kombësive dhe respektimit të drejtave të tyre të garantuara kushtetuese." Kurse gazeta "Politika " e 19 shtatorit 1966, do të sjellë pjesë nga fjalimi i Veli Devës, sekretar i Lidhjes së Komunistëve së Serbisë për Kosovë e Metohi (siç quhej ende zyrtarisht Kosova), ku shprehej se keqpërdorimet më të mëdha të shërbimit të sigurimit ishin kryer kundër qytetarëve shqiptarë.[53] Pra, edhe në këtë rast kishte përpjekje të palës serbe për zbutje të akuzave për krime, duke anashkaluar që drejtpërdrejt të përmenden shqiptarët si viktima. Kjo do të thotë se dhuna shtetërore kundër shqiptarëve në Jugosllavi ishte e ashpër sidomos në periudhën kur udhëheqës i BRSS-së ishte Nikita Hrushçovi dhe pozitës së dobësuar ndërkombëtare (brenda kampit socialist) të Shqipë-

[52] Srbija i Albanci, *Pregled politike Srbije prema Albanicima od 1944. do 1989.* godine, 84.

[53] Po aty, 77.

risë. Shembulli më i mirë i kësaj ishte edhe themelimi i Institutit Albanologjik më 29 korrik 1953 dhe shuarja e tij më 3 dhjetor 1955.[54] Indikative është se mbyllja e Institutit Albanologjik erdhi menjëherë pas takimit të Hrushçovit dhe Titos në Beograd në vitin 1955. Përpos në fushën e të drejtave kombëtare, shqiptarët diskriminoheshin edhe në sferën e punësimit. Sipas të dhënave statistikore të vitit 1961, Kosova me 963.988 banorë,[55] kishte në sektorin shoqëror (shtetëror) të punësuar 78.000 punëtorë apo 8.1% e popullsisë. Në 1.000 banorë të aftë për të punuar në RS të Serbisë ishin të punësuar 243 punëtorë,[56] ndërsa në Kosovë ishin 155 të punësuar, gjë që paraqet shkallën më të ulët të punësimit në Jugosllavi. Kurse përkatësia kombëtare e të punësuarve tregonte se në Kosovë ishte i punësuar një në 17 shqiptarë, një në shtatë turqë, një në katër serbë, një në tre malazezë, etj. Gjithashtu përfaqësimi i shqiptarëve në organet e pushtetit në Kosovë ishte pothuaj simbolik e veçanërisht numri i tyre ishte i vogël në organet e sigurimit shtetëror, të diplomacisë dhe të ushtrisë jugosllave.[57] Rrjedhimisht, shqiptarët në RSF të Jugosllavisë, deri në vitin 1966, ishin plotësisht të diskriminuar si në fushën e të drejtave kombëtare ashtu edhe në sferën e punësi-

---

[54] Nuridin Ahmeti, *Instituti Albanologjik (1953-55),* (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2020), 42, 136; Rexhep Qosja, *Dëshmitar në kohë historike (1966-1974), Ditari I* (Tiranë: Toena, 2014), 83.

[55] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak),* Rukovodilac redakcije: Dr. Dušan Miljković (Beograd: Savezni zavod za statistiku, 1989), 48.

[56] Статистички Календар Југославије 1983 (Београд: Савезни Завод за Статистику, 1983), 48.

[57] Srbija i Albanci, 76.

mit si dhe të pjesëmarrjes në institucionet publike dhe shtetërore të Kosovës, të Serbisë dhe të Jugosllavisë.

Një nga hapat e parë të Titos drejt politikës së re të tij të decentralizimit dhe të demokratizimit të brendshëm padyshim se ishte edhe zyrtarizmi në vitin 1967 i kombit mysliman në Bosnjë, si një përpjekje e tij, përpos të tjerash, edhe për të neutralizuar rivalitetin serbë dhe kroat në Bosnjë, por edhe për të dobësuar fuqinë e Serbisë dhe të serbëve në Federatën Jugosllave.[58] Njëkohësisht në Maqedoni u krijua Kisha Ortodokse Autoqefale e Maqedonisë, e cila u nda nga Kisha Ortodokse Serbe, ndërsa Sllovenia dhe Kroacia, të pakënaqur me mënyrën e ndarjes dhe të shpenzimit të buxhetit federal, insistonin edhe në decentralizimin ekonomik të federatës.[59] Hapi tjetër i kryetarit të RSFJ-së, Josip Broz Titos, ishte problemi i statusit shqiptarëve në rregullimin e ri të Federatës Jugosllave. Natyrisht, duhet sqaruar dhe bërë dallimin e qartë ndërmjet dy etapave historike, gjatë të cilave roli i udhëheqësit të Jugosllavisë, J.B.Titos, në raport me Kosovën dhe shqiptarët ishte i ndryshëm. Në periudhën nga përfundimi i Luftës së Dytë Botërore (1945) e deri në rënien e nënkryetarit dhe ish ministrit të Punëve të Brendshme të Jugosllavisë (1966), Aleksandër Rankoviqit, J.B.Tito, mban përgjegjësi për politikën

[58] Husnija Kamberović, "Josip Broz Tito i nacionalni identitet Muslimana u Bosni i Hercegovini - dva viđenja, *"Tito - Viđenja i Tumačenja* (Beograd: Institut za Noviju Istoriju Srbije i Arhiv Jugoslavije, 2011), 274.

[59] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989* (докторска дисертација), (Београд: Универзитет у Београду-Филозофски Факултет, 2018), 42. https://uvidok.rcub.bg.ac.rs/bitstream/handle/123456789/3036/Doktorat.pdf?sequence=1&isAllowed=y. Qasja më 22 shkurt 2021.

diskriminuese dhe dhunën shtetërore serbe kundër shqiptarëve, kulmimi i së cilës ishte shpërngulja e tyre për në Republikën e Turqisë, por dhe të politikës së destabilizimit të udhëhequr kundër RPS të Shqipërisë. Ndërsa, nga Plenumi i Brioneve i LKJ-së (1966) dhe rënies së A. Rankoviqit e deri në vdekjen e tij (1980), roli dhe ndikimi i J. B. Titos në avancimin e statusit të Kosovës dhe të drejtave kombëtare të shqiptarëve është i pamohueshëm, pavarësisht faktit se këtë e bënte i shtyrë nga nevoja për të forcuar krahun e përkrahësve të reformave dhe të decentralizimit të Jugosllavisë dhe dobësimit të rrymave centraliste dhe nacionaliste serbe. Rrjedhimisht, më 1967, Tito viziton Kosovën ku, për herë të parë, do të flasë hapur mbi të drejtat e shqiptarëve, duke trimëruar kështu elitën politike të Kosovës që të angazhohet më me guxim në forumet partiake dhe shtetërore në jetësimin e parimeve të proklamuara të barazisë sociale, ekonomike, politike dhe kulturore si të shqiptarëve si tërësi, ashtu edhe të avancimit të pozitës juridike-politike të Kosovës.[60] Shenja e parë e avancimit të pozitës së shqiptarëve në Jugosllavi ishte vendimi më 27-28 shkurt 1967 i Kuvendit të Krahinës Autonome të Kosovës e Metohisë për rihapjen e Institutit Albano-

[60] Kryetari i RSFJ-së, J.B.Tito, ka vizituar Kosovën për herë të parë më 1950, ndërsa katër vizitat e tjera (1967, 1971, 1975 dhe 1979) i ka realizuar në periudhën e afirmimit kombëtar të shqiptarëve dhe të statusit të avancuar të Kosovës. Këto vizita zyrtare të Titos në Kosovë shprehnin në mënyrë simbolike edhe dy trajtime të ndryshme të shqiptarëve. Në periudhën e para Plenumit të Brioneve (1945-1966), Tito vizitoi Kosovën vetëm njëherë (1950), ndërsa në vitet e pas rënies së rrymës hegjemoniste dhe unitariste serbe (1966), vizitat e tij në Kosovë u shpeshtuan dhe njëkohësisht me to erdhi edhe përmirësimi i dukshëm i të drejtave politike, kulturore dhe ekonomike të shqiptarëve dhe të Kosovës.

logjik.[61] Ndërsa më 20 mars 1967 J.B.Tito dhe Eduard Kardeli biseduan me përfaqësuesit e RS të Serbisë lidhur me kërkesën dhe mundësinë që Kosova të fitonte statusin e republikës.[62] Pas këtyre takimeve, bashkëpunëtorët e Titos dhe të Kardelit, vendosën që të pranohen të gjitha kërkesat e paraqitura nga shqiptarët: Kosova të bëhet element konstituitiv i Federatës, të lejohej përdorimi i flamurit kombëtar shqiptar, Kosova të përfaqësohej në institucionet qendrore federative, të miratohej ligji kushtetues në vend të statutit, por dhënia e statusit të republikës të lihet për ndonjë periudhë të mëvonshme.[63] Udhëheqja e Kosovës, duke parë se mungonte mbështetja në nivelin qendror për statusin e republikës, u përqendruan në shfrytëzimin e klimës së volitshme politike në Jugosllavi për përfitime të sa më shumë të drejtave politike, ekonomike dhe kulturore për shqiptarët si tërësi dhe Kosovën në veçanti. Më 1967 institucionet kulturore dhe shkencore të Kroacisë, në mesin e tyre edhe Miroslav Kërlezha (akademik i njohur kroat), nënshkruan një deklaratë mbi emrin dhe pozitën e gjuhës letrare kroate në Jugosllavi si dhe

---

[61] Rexhep Qosja, *Dëshmitar në kohë historike (1966-1974),* Ditari I, 70.

[62] Архив Југославије, фонд: Канцеларија председника републике (837), II-1/130,16. Cituar sipas Петар Р. Ристановић, Платформа за Косово-Одговор Централног Комитета Цавеза Комуниста Југославије на демонстрације Албанаца и покушај побуне 1981. Године, 368.
(Рад је написан у оквиру пројекта: *Материјална и духовна култура Косова и Метохије).*
https://www.academia.edu/38601169/Platforma_za_Kosovo_Odgovor_Centralnog_komiteta_Saveza_komunista_Jugoslavije_na_demonstracije_Albanaca_i_poku%C5%A1aj_pobune_1981_godine. Qasja më 3 qershor 2021.

[63] Петар Р. Ристановић, Платформа за Косово-Одговор Централног Комитета Цавеза Комуниста Југославије на демонстрације Албанаца и покушај побуне 1981. Године, 369.

kundër projektit të gjuhës serbo-kroate.[64] Ky ishte padyshim një cytës që edhe shqiptarët në Jugosllavi, më 22-23 prill 1968 në Prishtinë, me përkrahjen dhe mbështetjen e Kryetarit të Kuvendit të Krahinës Autonome të Kosovës, Fadil Hoxhës, të organizojnë Konsultën gjuhësore dhe të marrin vendim që shqiptarët në Kosovë dhe në Jugosllavi të përdorin gjuhën letrare që do të përdoret në Shqipëri.[65] Ky ndryshim radikal i qëndrimeve të Lidhjes Komuniste të Jugosllavisë karshi shqiptarëve në fund të viteve 60 dhe 70 të shekullit XX jo vetëm që i faktorizoi shqiptarët, por e vendosi Kosovën së bashku me Slloveninë, Kroacinë dhe Serbinë në qendër të kundërthënieve të brendshme të Federatës, interesat e të cilave, pak a shumë, do të gjenin zgjidhje në Kushtetutën e vitit 1974 të RSFJ-së.[66]

Ndërsa Fadil Hoxha, anëtar i Kryesisë se Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë dhe kryetar i Kuvendit të Krahinës Autonome të Kosovës e Metohisë, në fjalimin e 12 shkurtit 1968 do të theksonte se marrëdhëniet e këqija të Jugosllavisë dhe Shqipërisë i kontribuojnë vetëm fuqive hegjemoniste dhe agresive, te cilat nuk kishin qëllime te mira as ndaj Beogradit e as Tiranës. Në të vërtetë, Jugosllavia kërkonte mbështetjen e Shqipërisë dhe Kinës kundër pretendimeve të Bullgarisë prosovjetike mbi Maqedoninë.[67] Kështu, gjatë viteve 1967-

[64] Rexhep Qosja, *Dëshmitar në kohë historike (1966-1974), Ditari I* (Tiranë: Toena, 2014), 78.

[65] Po aty, 96-97.

[66] David Kolumber, *Zánik Jugoslávie jako státoprávní a ústavní problém* (Disertační práce, Právnická fakulta Masarykovy univerzity, Ústavní právo a státověda, Katedra ústavního práva a politologie, 2016), 106.

[67] *Eastern European Intellingencer*, 14 february, 1968.

68, me mbështetje të BRSS, filloi një fushatë e Bullgarisë kundër kombit dhe gjuhës maqedone si dhe pretendimeve për Bullgarinë e Shën Stefanit (1878). Ky ishte një lloj presioni i Bllokut Lindor ndaj Jugosllavisë pos-rankoviqiane, duke konsideruar se ky shtet është në procesin e disintegrimit e me konflikte të brendshme etnike dhe përplasje ndërmjet njësive federale. Rrjedhimisht, ringjallja e debateve nga historia dhe kontestimi i integritetit territorial të Jugosllavisë ishte një rikujtesë për pretendimet e Bullgarisë ndaj Maqedonisë së Vardarit, Greqisë, por edhe pjesë të Shqipërisë politike. Njëkohësisht kjo ishte edhe si formë e presionit kundër politikës së demokratizimit të mëtutjeshëm të Jugosllavisë,[68] aq më shumë që organizator të festimit të 90 vjetorit të Paqes së Shën Stefanit (1878) ishte Shoqata e Miqësisë Bullgaro-BRSS. Prandaj edhe është shumë logjikshme që Jugosllavia, përmes fjalimeve edhe të Fadil Hoxhës, bënte thirrje për përmirësimin e marrëdhënieve të Shqipërisë dhe Jugosllavisë, kundër tendencave territoriale të Bullgarisë, si dhe kundër politikës hegjemoniste të fuqive të huaja, pra BRSS-së.

Viti 1968 ishte edhe viti i demonstratave majtiste të studentëve në Evropën Perëndimore, nën ndikimin e të cilave u organizuan edhe ato të studentëve në Beograd. Atëbotë, kryetari i

https://www.cia.gov/library/readingroom/docs/CIA-RDP79B00864A000800010107-5.pdf. Qasja më 21 tetor 2017; *Fadil Hoxha në vetën e parë - Me shënime dhe parathënie të Veton Surroit* (Prishtinë: Koha, 2010), 323.

[68] Dennison I. Rusinow, "The Macedonian Question never dies," *Southeast Europe Series*, Vol.XV, No. 3, (1968): 3. https://www.cia.gov/library/readingroom/docs/CIA-RDP08C01297R000400240004-0.pdf. Qasja më 15 tetor 2017.

Jugosllavisë, Josip Broz Tito, më 9 korrik 1968, nëpërmjet Televizionit të Beogradit, u drejtohet qytetarëve të Jugosllavisë ku publikisht pranon lëshimet e LKJ-së në raport me studentët që demonstronin në Beograd, siç ishin: problemet e tyre sociale, punësimin, keqpërdorimet e komunistëve, lejimin e hapjes së fabrikave private etj. Gjithashtu Tito kundërshtoi pretendimet se kinse këto demonstrata ishin të nxitura nga ngjarjet e njëjta në Evropë, duke theksuar se shkaqet që nxitën pakënaqësinë e studentëve qëndrojnë.[69] Menjëherë pas këtij fjalimi të tij, studentët ndërprenë protestat, ndërsa pushtimi i Çekosllovakisë nga ana e BRSS-së dhe Pakti i Varshavës, në gusht të vitit 1968, përafroi Shqipërinë dhe Jugosllavinë në politikën e tyre të ruajtjes së pavarësisë.

Në tetor të vitit 1968, Komisioni për ndryshime kushtetuese i Kuvendit federativ të Jugosllavisë aprovoi amendamentin, që ndryshonte neni 2 të Kushtetutës së RSFJ, sipas së cilës Federata Jugosllave, përpos 6 republikave, përfshinte Krahinën Autonome të Vojvodinës dhe Krahinën Autonome te Kosovës dhe Metohisë. Gjithashtu Kuvendi federativ do të përbëhej nga Dhoma e Kombeve dhe Kombësive, ku do të përfaqësoheshin republikat dhe krahinat.[70]

Në takimin e vitit 1968 të organizuar ndërmjet Titos dhe delegacionit të Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve

---

[69] *Jugoslavija u istorijskoj perpektivi,* Uredivački odbor: Latinka Perović, Drago Roksandić, Mitja Velikonja, Wolfgang Hoepken, Florian Bieber (Beograd: Helsinški odbor za ljudska prava u Srbiji, 2017), 243; Muzej Istorije Jugoslavije, *Tito govori studentima,* Tv Beograd, 9. jun 1968. godine. https://www.youtube.com/watch?v=Nne2feNUEu8, Qasja më 17 shtator 2017.

[70] *Rilindja,* 1 nëntor 1968.

së Kosovës e Metohisë në përbërje të së cilit ishin: Veli Deva, Fadil Hoxha, Ilija Vajiq, Iljaz Kurteshi, Bllazho Radonjiq dhe Ismajl Bajra, ishin diskutuar tema të ndryshme, si: zhvillimi ekonomik i Kosovës, barazia nacionale, mbi ndryshimet e disa dispozitave të Kushtetutës së Jugosllavisë, etj. Në këtë takim me Titon delegacioni kosovar theksonte mbizotërimin e dy tendencave të kundërta: në njërën kërkohej që asgjë të mos ndryshonte në statusin e Kosovës dhe në tjetrën kërkesa për republikë. Tito theksoi se Krahina Autonome e Kosovës duhet t'i gëzonte të gjitha të drejtat që i takonin dhe se ai personalisht do të angazhohej që problemet e Kosovës dhe të Metohisë të shoshiteshin në federatë dhe në republikë. Mbi të gjitha ai vendosi theksin në moszhvillimin ekonomik të Kosovës, nga ku buronin problemet politike, sociale dhe raportet e tendosura ndërnacionale. Gjithashtu, Tito foli edhe për problemin e papunësisë së madhe në Kosovë, duke premtuar investime në kryerjen e punëve publike si: rrugë, ndërtimin e objekteve të infrastrukturës, si dhe investime në ndërtimin e kapaciteteve prodhuese por edhe në bujqësi, që do të zbusnin problemin e papunësisë dhe varfërisë. Tito, po kështu, bëri fjalë edhe për strukturën nacionale të të punësuarve në Kosovë, e cila nuk ishte e drejtë. Mirëpo, ai theksoi edhe se problemi nuk zgjidhet duke larguar serbët dhe malazezët nga puna, por me një politikë të drejtë, e cila në inkuadrimin e punëtorëve të rinj duhej të ishte në pajtim me strukturën kombëtare të popullsisë në Kosovë. Ndërsa lidhur me ndryshimet e disa dispozitave të Kushtetutës së RSFJ-së, Tito theksoi se Krahina autonome duhet t'i gëzonte të gjitha të drejtat që i takojnë, pra duhej të kishte një përmbajtje të plo-

të. Republika nuk është i vetmi faktor që i zgjidh të gjitha problemet. Prandaj, do të theksonte Tito, nëse autonomia do të jetë e plotë, atëherë edhe me këtë formë ajo do të mund të zgjidhte të gjitha problemet ekonomike, sociale, politike e kulturore të një territori gjegjës. Dhe krejt në fund Tito pyeti: Pse të mos quhet socialiste Krahina autonome? Kjo socialiste sikur vetvetiu promovonte statusin e Kosovës në një nivel më të lartë, ndonëse jo të barabartë me statusin e republikave. Ai theksoi se duhet ditur një gjë: **"Çdo gjë që do të thotë barabarësi për një komb apo një kombësi duhet të kërkohet dhe të sigurohet patjetër."** Gjithashtu për herë parë, pas pothuaj një çerekshekulli, ai deklaronte se populli i "Kosovës dhe Metohisë" duhet të ndiejë se dikush interesohet për të. Shprehu mirënjohjen e tij sidomos për aktivistët e LK-së nga radhët e kombësisë shqiptare.[71] Mbështetja që afronte Tito për shqiptarët, gjithashtu ishte edhe meritë e shtetit shqiptar, i cili së paku nga viti 1948 e tutje kishte mbështetur të drejtat e shqiptarëve në Jugosllavi, duke shfrytëzuar kanalet diplomatike për ankesa te shtetet e Bllokut Lindor (me një sukses të kufizuar deri në vitet 1955).[72] Sidomos udhëheqësia e shteti

[71] *Rilindja*, 4 nëntor 1968, 5.

[72] Në letrën që Enver Hoxha i dërgon Stalinit (2 shtator 1949), duke potencuar padrejtësitë historike të bëra kundër shqiptarëve që nga Kongresi i Berlinit (1878) e deri në përfundim të Luftës së Dytë Botërore, shprehet që Shqipëria do të ndihmonte të gjitha kombet në Jugosllavi dhe shqiptarët në Kosovë në luftën e tyre kundër klikës së Titos. Ndërsa, në takimin e Enver Hoxhës me Stalinin (nëntor 1949), udhëheqësi i BRSS do të potenconte se po të ishte Jugosllavia një republikë demokratike popullore do të krijohej një Federatë Ballkanike e cila do të përfshinte Jugosllavinë, Bullgarinë dhe Shqipërinë (në të cilën do të hynte edhe Kosova). Mirëpo, në rrethanat e reja të krijuara pas Informbyrosë (1948), Stalini e këshillonte Enver Hoxhën që luftën ideologjike kundër Titos ta kishte prioritare kurse çështjen e Kosovës

shqiptar kritikonte Jugosllavinë për shpërnguljen e shqiptarëve në Turqi dhe njëkohësisht përkrahte dhe nxiste rezistencën e tyre kundër Jugosllavisë.[73] Me daljen e Shqipërisë nga Pakti i Varshavës (1961 dhe 1968), interesat e saj në politikën e jashtme ishin puthitur me ato të Jugosllavisë. Gjithashtu rezistenca e organizuar ilegale e shqiptarëve në Jugosllavi i kishte treguar J.B. Titos se për të vazhduar me reformat ekonomike dhe politike, ai duhej të përballej edhe me problemin e shqiptarëve. Tito, si politikan pragmatik, i aftë për të neutralizuar armiqtë, ofroi elitën politike të shqiptarëve të Kosovës, duke i mbështetur deri në masën e statusit të Kosovës "më shumë se autonomi më pak se republikë." Gjithashtu edhe Fadil Hoxha, më vonë do të theksonte, se ata, pra politikanët shqiptarë, donin të dinin sa larg mund të shkonin në kërkesat e tyre dhe se sa ishte Tito i gatshëm që t'u thoshte serbëve se nuk mund të grindemi me Kosovën. Prandaj, theksonte ai, kërkesa zyrtare për republikë vetëm do të shkonte në dobi të serbëve, që akuzonin shqiptarët për tendenca separatiste.[74] Në anën tjetër, kryetari i Kryesisë së RS të Serbisë, Dragosllav Drazha Markoviq, konsideronte se kushtetuta e

---

ta vendoste në planin dytësor. Për më shumë shih: Hamit Kaba, *Shqipëria në rrjedhën e Luftës së Ftohtë (Studime dhe dokumente),* 306-307, 316-317.

[73] Миомир Б. Гаталовић, *Југословенска државна политика на Косову и Метохији 1958-1974* (докторска дисертација УНИВЕРЗИТЕТ У БЕОГРАДУ ФИЛОЗОФСКИ ФАКУЛТЕТ ОДЕЉЕЊЕ ИСТОРИЈЕ КАТЕДРА ЗА ИСТОРИЈУ ЈУГОСЛАВИЈЕ, 2014), 43, 64, 66.

[74] *Fadil Hoxha në vetën e parë*, 362.

vitit 1974 ishte e përkohshme dhe se pas vdekjes së Titos, Serbia do të imponpremente ndryshimin e saj.[75]

Klima e favorshme për shqiptarët u shfrytëzua për të shprehur kërkesat e tyre në demonstratat e nëntorit të vitit 1968. Ndërsa, më 26 dhjetor 1968, Kuvendi federativ i Jugosllavisë miratoi amendamentet kushtetuese me të cilat krahinat autonome fitojnë ligjin kushtetues, me çka atyre u hapet rruga për pushtetin e pavarur ligjdhënës, gjyqësor dhe ekzekutiv. Gjithashtu Kosova edhe zyrtarisht filloi të quhet Krahina Socialiste Autonome e Kosovës. Kongresi i IX i LKJ, i mbajtur më 11 mars 1969, përfundimisht i dha lamtumirën gardës së vjetër. 70% e anëtarëve të KQ të LK nëpër republika ishin kuadro të reja. Mosha mesatare e anëtarëve të KQ të LKJ tanimë nuk i kalonte 45 vjetët. Këto rregullime kushtetuese mendohej se kishin krijuar premisa për jetëgjatësinë e Federatës jugosllave. Shërbimi Sekret Amerikan (CIA) në një raport të asaj kohe theksonte se pas këtij procesi të decentralizimit, Jugosllavia edhe në rast të vdekjes së Titos, kishte gjasa të vogla të rrëshqiste në anarki. Autoritetin e Titos nuk mund ta zëvendësonte askush në Jugosllavi, prandaj sistemi i udhëheqjes kolektive ishte mënyra më e mirë e trashëgimisë së tij. Sistemi vetëqeverisës në ekonomi u kishte dhënë subjekteve ekonomike pavarësi më të madhe në vendimmarrje duke i bërë më të orientuara nga profiti, pra nga ekonomia e tregut. Ndryshime përmbajtjesore u bënë në organizimin e sigurimit shtetëror, duke e decentralizuar nëpër njësi federale, ashtu edhe me ligjin që njësive federale u lejonte organizimin

[75] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,* 179.

e **Mbrojtjes territoriale**, si një lloj ushtrie partizane dhe që në të vërtetë u mundësonte njësive federale të vendosin themelet e një force ushtarake vendore. Presidiumi i KQ të LKJ-së më 1969 përbëhej nga 5 përfaqësues të republikave dhe nga 3 përfaqësues të krahinave të Kosovës (Fadil Hoxha, Kolë Shiroka, Jovan Pecenoviq), të Vojvodinës dhe përfaqësues të ushtrisë.[76] Ndryshimet kushtetuese në fushën e arsimit u finalizuan më 1970 me hapjen e Universitetit të Prishtinës.[77] Të gjitha këto ndryshime shkaktuan reagimin e nacionalistëve serbë.

[76] General CIA Records,Weekly Summary Special Report, *"Yugoslavia: The Passing of the Old Guard",* 7 March 1969, Document Number (FOIA) /ESDN (CREST):CIA-RDP79-00927A006900060002-1. https://www.cia.gov/library/readingroom.Qasja më 12 qershor 2017.

[77] Që nga themelimi i Universitetit, më 1970 e deri në nëntor të vitit 1980, emri zyrtar i institucionit më të lartë arsimor në Kosovë ishte Universiteti i Prishtinës. Ndërsa, nga nëntori i vitit 1980 e deri në vitin 1985, Universiteti i Prishtinës është riemërtuar në: Universiteti i Kosovës në Prishtinë. Vetë emërtimi "Universiteti i Kosovës" simbolizonte veçantinë territoriale dhe subjektivitetin politik e kombëtar të Kosovës si dhe lidhshmërinë kulturore e arsimore të rinisë shqiptare të të gjitha republikave me Kosovën, si mbështetje dhe vendin e tyre në kuadër të RSFJ-së. Për më shumë shih: Minir Dushi, *Universiteti i Kosovës (1981-1983),* (Prishtinë: Universiteti i Prishtinës "Hasan Prishtina", 2004), 10; Historiku i Universitetit të Prishtinës "Hasan Prishtina". https://uni-pr.edu/. Qasja më 6 prill 2021.

## 1.2. Kosova përballë elitës politike serbe (1970-1974)

Në kohën e mbledhjes së Brioneve, ku diskutohej mbi ndryshimet kushtetuese (1971), Serbia nxiste serbët e nënklasës së Prizrenit dhe studentët serbë të Universitetit të Prishtinës, si formë presioni mbi Kosovën dhe Titon.[78] Betejën politike kundër Kosovës dhe shqiptarëve serbët fillimisht e përqendruan në organizatën e Lidhjes së Komunistëve të Kosovës. Kështu në mbledhjet e 26 dhe 28 të Komitetit Krahinor të LK të Kosovës (maj dhe qershor të vitit 1971), kuadrot serbe: Millosh Sekulloviq dhe Jovo Shotra si dhe Kadri Raufi, përpos që u munduan të hapin tema mbi kinse "presionin që po ushtrohej mbi serbët", pastaj mbi "migrimin e serbëve" (nuk ishte klima e volitshme politike të përdorej termi shpërngulje), ata kritikuan edhe kinse manipulimin me rastin e regjistrimit të popullsisë, ku sipas tyre, turqit ishin detyruar të deklaroheshin si shqiptarë. Këto akuza nxitën reagimin e ashpër të shqiptarëve në mbledhje. Kështu Fadil Hoxha (anëtar i kryesisë së KQ të LKJ-së), duke diskutuar për dukurinë e migrimit të popullsisë në Kosovë, theksoi se lëvizja e popullsisë nga zonat më pak të zhvilluara në rajonet më të zhvilluara është proces i natyrshëm dhe nuk duhej politizuar. Prandaj udhëheqja e Kosovës, më 1 korrik 1971, në takimin me Titon, njoftoi mbi veprimtarinë destruktive të nacionalistëve serbë. Kur ky skenar dështoi, pala serbe kaloi në organi-

[78] *Fadil Hoxha në vetën e parë*, 349-350.

zimin e shprehjes publike të pakënaqësisë. Në këtë rast ishin studentët serbë të Universitetit të Prishtinës ata që do të protestonin kundër politikës së barazisë me shqiptarët. Rinia serbe, me mendësinë e tyre sunduese, nuk duronin që në pozitat kryesore në lidhjen e studentëve, në institucionet e universitetit dhe në konvikte të ishin shqiptarët, gjë të cilën ata e përjetonin si diskriminim.[79] Ndërsa përpjekjet e gazetarëve të shtypit të Beogradit, Niazi Selmanoviq të "Politika" dhe të Zllatko Steviqit të "Večernje Novosti", për të politizuar dhe për t'i dhënë tubimit të studentëve serbë karakter të konfliktit ndërnacional, jo vetëm se dështuan, por ndaj tyre u hap edhe procedurë penale në Kosovë. Më 25 dhjetor 1971, në mbledhjen e XXXIII të Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës, për veprimtari nga pozitat e nacionalizmit serbë, u përjashtuan nga Komiteti Krahinor i LK të Kosovës: Millosh Sekulloviq dhe Kadri Raufi. Kurse në vitin 1973 edhe Jovo Shotra.[80] Barazia në të drejtat kombëtare me shqiptarët për serbët dhe Serbinë pra ishte shenjë e diskriminimit dhe të mbivotimit (majorizimit) të tyre. Mendësia e tyre prej pushtuesi dhe ndjenja e superioritetit karshi shqiptarëve, me të cilët nuk kishin asnjë lidhje etnike, gjuhësore e as fetare, i bënte serbët dhe institucionet e shtetit të tyre të

---

[79] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989, 97-98; Confronting the Yugoslav Controversies: A Scholar's Initiative, edited by Charles W. Ingrao*, Thomas Allan Emmert (West Lafayette, Indiana: Purdue University Press, 2013), 63; "Razlaz u Pokrajinskom komitetu". https://www.novosti.rs/dodatni_sadrzaj/clanci.119.html:714979-Razlaz-u-Pokrajinskom-komitetu. Qasja më 3 mars 2021.

[80] Петар Р. Ристановић, 99.

arsyetonin çdo krim që kishin bërë në politikën e tyre të zgjerimit territorial dhe për pasojë edhe të pastrimit etnik.[81] Shteti serbë, për të arsyetuar pretendimet territoriale, vrasjet në masë dhe dëbimet e shqiptarëve,[82] gjatë shekullit XIX institucionalizoi "Mitin mbi Betejën e Kosovës të vitit 1389".[83] Në këtë mënyrë serbët, në mënyrë të institucionalizuar, kishin formësuar një kujtesë të deformuar historike, sipas së cilës, procesi i shpërnguljes së shqiptarëve më 1877/78,[84] pas-

[81] Hapësira e pushtuar dhe pastaj e aneksuar nga Mbretëria e Serbisë (1877/78) përfshinte një hapësirë prej 10.625 km$^2$. Burimet britanike potencojnë se në qytetin e Nishit para luftës kishte 8.000 banorë myslimanë, ku përfshiheshin edhe shqiptarët, si dhe kishte 15 xhami. Kurse pas luftës, më 1879, kishin mbetur vetëm 300 banorë myslimanë dhe 3 xhami. Për më shumë shih: *Muhaxhirët-Dosja britanike (Spastrimi etnik i Toplicës, Nishit, Prokuplës, Kurshumlisë, Leskovcit, Vranjës 1878-1884),* përgatiti: Bejtullah Destani, (Prishtinë: Artini, 2019), 120-121, 205.

[82] Gjatë luftës Ruso-Osmane (1877-78), në territoret që do të mbeteshin në kuadër të Serbisë dhe të Bullgarisë ishin vrarë ndërmjet 200.000–300.000 banorë myslimanë (përshihen edhe shqiptarët), masakër të cilën Serbia, Rusia si dhe popullsia bullgare e arsyetonin me vrasjen e 2.100 banorëve sllavë gjatë kryengritjes së vitit 1875/76. Sulmi kundër popullsisë civile nuk ishte spontan, por i planifikuar nga Rusia cariste për të krijuar një Bullgari etnikisht të pastër (të cilën Rusia edhe e kishte kërkuar në pikat e Traktatit të Shën Stefanit) si dhe nga Principata e Serbisë, që kishte hyrë në luftë pas disfatës osmane. Për më shumë shih: Kemal H. Karpat, *Studies on Ottoman Social and Political History: Selected Articles and Essays,* (Leiden-Boston-Köln: Brill, 2002), 368- 370.

[83] Petër Karagjorgjeviqi, djali i princit të mërguar nga Serbia, që sundohej asokohe nga familja Obrenoviq, ishte pjesëmarrës në kryengritjen e Hercegovinës (1875), ku shpërndante dekorata me figurën e tij, duke e lidhur këtë me Betejën e Kosovës (1389). Për më shumë shih: *Serbia,* Prepared under Direction of the Historical section of the Foreign Office-N0.20 (London: H.M. Stationery Office, 1920), 37.

[84] Mbi mashtrimet dhe shkeljen e marrëveshjeve nga pala serbe dëshmonte edhe diplomati osman në Nish, z. Nikolaidesi. Në letrën që, më 23 nëntor 1879, z. Nikolaidesi ia dërgonte përfaqësuesit britanik në Beograd, G.F.

Guldit, e informonte se para pushtimit të Nishit, ekzistonte një lagje e ndarë e quajtur "Arnaut Mahallesi" me 300 shtëpi dhe me rreth 1.500 banorë shqiptarë. Pas dorëzimit të qytetit dhe premtimit zyrtar të Serbisë se pronat dhe jeta e banorëve myslimanë të qytetit do të mbrohen, pas disa ditëve të gjitha shtëpitë e shqiptarëve si dhe të myslimanëve të tjerë u sulmuan nga bullgarët dhe serbët. Ata dogjën shtëpitë e tyre, plaçkitën të mirat e tyre materiale: oreditë shtëpiake, veshmbathjet, arin dhe çdo gjë tjetër. Një pjesë të orendive të vjedhura ushtria serbe i dërgoi në qytete të tjera të Serbisë si mobilie për zyrat shtetërore. Dhe përsëri, në kundërshtim me premtimin e dhënë, qeveria serbe jo që nuk i mbrojti banorët shqiptarë, por oficerët serbë u bënë të ditur banorëve shqiptarë dhe myslimanëve të tjerë, që nëse brenda 10 ditëve nuk largohen nga Serbia, do të pushkatohen që të gjithë. Natyrisht që ata u detyruan t'i braktisnin çdo gjë (shtëpitë, tokat, orenditë dhe të mirat materiale të tjera) vetëm për të shpëtuar jetët e tyre. Në vazhdim të letrës së tij, z. Nikolaidesi informonte diplomatin britanik se shqiptarët që banonin në fshatrat e Leskovcit, të Prokuples dhe të Kurshumlisë, pas premtimeve të qeverisë serbe, ishin kthyer në pronat e tyre. Mirëpo, menjëherë pas kthimit të tyre, serbët i ftuan në mbledhje dhe të gjithë ata që erdhën i pushkatuan. Por, serbët nuk u ndalën me kaq. Ata vazhduan t'ua digjnin shtëpitë, t'i grabisnin dhe t'i vritnin shqiptarët kudo që i hasnin. Prandaj, kjo i nxiti edhe shqiptarët, që të ngriheshin kundër bullgarëve dhe serbëve, duke i ndjekur dhe vrarë kudo që i hasnin. Gjithashtu, ai i dërgonte përfaqësuesit britanik të dhënat mbi emrat e fshatrave, pronave, numrit të shqiptarëve, emrat e atyre që janë pushkatuar dhe vrarë. Nënkonsulli i Britanisë së Madhe në Nish, z.Baker, në letrën e tij (20 shtator 1879), do të informonte mbi krimet e kryera serbe kundër popullsisë civile në qytetin e Nishit. Ai do të shkruante se serbët veçanërisht kishin plaçkitur dhe rrënuar shtëpitë në Arnaut Bazar, ku jetonin kryesisht turqit dhe shqiptarët. Ndërsa aprovimin e projektplanit për zgjerimin e rrugëve të qytetit të Nishit, pushteti serbë e shfrytëzoi si shkas për të rrënuar pa kompensime shtëpitë e joserbëve, duke i deklaruar si të pasigurta. Gjithashtu pushteti i ri serbë, në ankand publik, shiste shtëpitë e parrënuara të dëbuarve me çmime të lira. Kështu shtëpia që kishte vlerë prej 300 dukatësh shitej vetëm për 20 dukatë. Gjykatat serbe nuk mbronin as të drejtat pronësore dhe dëmet në pronë të popullsisë joserbe. Mbretëria Serbisë (e posapranuar si shtet i pavarur) nuk respektonte as vendimet e Traktatit të Berlinit (1878), respektivisht nenin 39, i cili garantonte të drejtat pronësore të popullsisë së shpërngulur. Serbia kishte miratuar Ligjin Agrar, përmbajtja e të cilit ishte në kundërshtim me vendimet e Kongresit të Berlinit, me të cilin kufizonte mundësitë e shitjes së lirë të pasurisë

taj ai ndërmjet dy luftërave botërore, si dhe shpërngulja e tyre më 1956-66, ishin vullnetare, por edhe të domosdoshme, sepse shqiptarët ishin "kolonizatorë të tokës së shenjtë serbe të Kosovës" dhe se ata si "myslimanë" vendin e kishin në lindje, në Turqi. Rrjedhimisht, sipas këtij botëkuptimi që kultivohej në shoqërinë serbe, ata nuk e kishin pushtuar Kosovën, sepse ajo historikisht ishte tokë serbe dhe qendër e tyre shpirtërore (Patrikana e Pejës), kurse shqiptarët ishin uzurpatorë.[85] Elita politike dhe kulturore serbe, përderisa për kombin e tyre propagandonin idenë e një populli me vetëdije shtetërore e historike, që e shihnin të natyrshme të jenë bartës të pushtetit në Jugosllavi, kur vinte fjala për shqiptarët ky këndvështrim ndryshonte. Sipas kësaj pikëpamje tjetër, opsioni i tyre për Kosovën dhe shqiptarët nënkuptonte krijimin e një "shoqërie internacionaliste", të zhveshur nga ideologjia kombëtare, pa elemente të shtetësisë dhe pa domosdoshmërinë e përfaqësimit në organet e pushtetit sipas çelësit kombëtar.[86] Kjo do të thoshte se strukturat politike dhe intelektuale serbe mund të pranonin autonominë kulturore të shqiptarëve si "një të keqe të domosdoshme", por vetëm në masën që kjo nuk do të cenonte integrimin e këtij "qytetari kozmopolit" në shoqë-

së paluajtshme të pronarëve të shpërngulur. Kështu, një pronë që mund të kushtonte 1000 dukatë, Komisioni Agrar e vlerësonte në 150-250 dukatë. Kurse në rast të pajtimit të pronarit me çmimin e caktuar, shuma atij do t'i paguhej brenda 3 vjetësh. Për më shumë shih: *Muhaxhirët-Dosja britanike (Spastrimi etnik i Toplicës, Nishit, Prokuplës, Kurshumlisë, Leskovcit, Vranjës 1878-1884),* Përgatiti: Bejtullah Destani, (Prishtinë: Artini, 2019), 90-95, 121-130, 193-194.

85 Добрица Ћосић, *Косово,* (Београд: Новости, 2004), 19-20.

86 Po aty, 21.

rinë dhe institucionet e Serbisë. Thënë ndryshe, serbët nuk mund të pajtoheshin me humbjen e pushtetit dhe të dominimit mbi shqiptarët. Prandaj, sipas kësaj mendësie të institucionalizuar, serbët ishin viktima edhe atëherë kur pushteti u njihte shqiptarëve pjesërisht të drejtat e tyre kombëtare dhe politike. Ky ishte thelbi i problemit që serbët kishin me shqiptarët dhe Kosovën.[87] Në vitin 1971, pas pësimit të lëvizjes kroate, "liberalët" e Serbisë (Marko Nikeziqi dhe Llatinka Peroviqi) u munduan që kinse në një platformë liberale anti-Tito të përfitojnë edhe Veli Devën. Esenca e lëvizjes politike serbe, që kërkonte thellimin e procesit të demokratizimit të brendshëm, ishte që të zvogëlohej roli dhe ndikimi në vendimmarrje i J.B.Titos. Natyrisht se elita politike kosovare,

[87] Që në momentin kur shqiptarët filluan të faktorizoheshin gazetat serbe nisën të shkruajnë për fenomenin e "shqiptarizimit" të Kosovës. Mirëpo, duke mos guxuar të shkruajnë mbi kinse "dëbimin dhe përndjekjen e serbëve" gazetat serbe flisnin për kinse rënien e prodhimit dhe mosfunksionimit të gjigantëve ekonomikë, për shembull të "Trepçës", pastaj si rastësisht përmendnin emrat e mëparshëm të drejtorëve të ndërruar serbë, si dhe emrat aktualë të drejtorëve shqiptarë. Pra, në një anë shtypi i Beogradit përpiqej që te publiku serbë të krijonte përshtypjen për ndjekjen e kuadrove serbe dhe në anën tjetër të "shqiptarizimit" të Kosovës dhe paaftësisë së kuadrove shqiptare për ta udhëhequr ekonominë. (Neposredno posle ovog plenuma CK Srbije, na stolu Mirka Stamenkovića, glavnog i odgovornog urednika "Večernjih novosti", našao se feljton o progonu Srba u Kombinatu Trepča iz pera dopisnika iz Kosovske Mitrovice Ljubomira Mihajlovića. I umesto o "progonu", feljton je i naslovima, ali i tekstom govorio o naglom "padu proizvodnje i unutrašnjim nesporazumima". A uvek posle tih činjenica, kao "slučajno", navodili smo imena ranijih direktora, Srba, dotle uspešnih, koji su poslednjih meseci zamenjeni. Opet, samo navodeći imena i kvalifikacije Albanaca). Për më shumë shih: "Narod čitao Novosti između redova". https://www.novosti.rs/vesti/naslovna/reportaze/aktuelno.293.html:690665-Narod-citao-Novosti-izmedju-redova. Qasja më 3 mars 2021; Добрица Ћосић, Косово, 15.

që nuk donte të bëhej dorë e zgjatur e tendencave hegjemoniste serbe të fshehura mbrapa ideve liberale, për këtë e kishte njoftuar edhe Titon, i cili më 1972 do të shkarkonte Marko Nikeziqin (ish ambasador i Jugosllavisë në SHBA, kryetar i LK të Serbisë) si dhe Latinka Peroviq.[88] Në të vërtetë udhëheqësi serb Marko Nikeziqi kërkonte mënyra që të kufizohej roli i Titos **si ndërmjetës** në kundërthëniet ndërmjet republikave, Kosovës dhe RS të Serbisë, si dhe në raportet e tyre me organet qendrore.[89] Kjo vënie e interesave të Serbisë para atyre të Jugosllavisë dhe përpjekja për të anashkaluar J.B.Titon, do të thoshte rikthim i "politikës" së dominimit serbë dhe pengesë për procesin e decentralizimit të Federatës e të RS të Serbisë, por me metoda dhe forma në përputhje me demokratizimin e shoqërisë të proklamuara nga LKJ-ja. Pengesë për nacionalistët serbë ishte kryetari i RSFJ-së, J.B. Tito, i cili kishte një autoritet të pakontestueshëm si brenda Jugosllavisë ashtu edhe në arenën ndërkombëtare, me përvojën e tij, pikësëpari kishte nxitur elitat republikane për të parë cilat ishin kërkesat e tyre, për t'u kthyer pastaj kundër tyre (ndërrimin e udhëheqjes në LK të Kroacisë më 1971 dhe më 1972 të LK të Serbisë). Në të njëjtën kohë, me këto ndryshime kadrovike në organet partiake, Tito shpejtonte procesin e ndryshimit si dhe të miratimit të kushtetutës së re, në të cilën përfshiheshin po ato kërkesa të atyre që i kishte shkarkuar. Pra me bartjen e procesit të vendimmarrjes nga organet qendrore në republika dhe në krahina. Për sa kohë Tito jetonte, të gjitha mosmarrëveshjet në raportet ndërmjet

[88] *Fadil Hoxha në vetën e parë*, 369-370; Raif Dizdarević, *Od smrti Tita*, 332.
[89] *Jugoslavija u istorijskoj perpektivi*, 244.

republikave, KSA të Kosovës dhe tendencave unitariste të RS të Serbisë, zgjidheshin me ndërhyrjen e tij.

Në këtë atmosferë të favorshme për shqiptarët, më 1971, rivendosen marrëdhëniet e plota diplomatike ndërmjet Shqipërisë dhe Jugosllavisë në nivelin e ambasadorëve.[90] Njëkohësisht me përmirësimin e marrëdhënieve me Shqipërinë, më 1972 Jugosllavia forcoi lidhjet ekonomike edhe me Bashkimin Sovjetik duke marrë 1.3 miliardë dollarë kredi, që do të shfrytëzoheshin në fushën e energjetikës, metalurgjisë dhe në industrinë kimike. Finalizimin e këtyre marrëveshjeve do ta bënin kompanitë nga Jugosllavia, të cilat do të negocionin drejtpërdrejt me institucionet e BRSS-së. Kjo ishte një mënyrë që i mundësonte BRSS-së të thellonte ndikimin e saj ekonomik dhe politik në njësitë e veçanta federale të Jugosllavisë. Kthimi i kredisë do të bëhej me produkte finale. Ndërkohë drejtuesit politikë të Kosovës vijuan të mbështesnin Titon në planin e tij për reformat ekonomike dhe decentralizimin e Jugosllavisë. Mahmut Bakalli, kryetari i Lidhjes së Komunistëve të Kosovës, më 7 shtator 1972 në Kamenicë, duke përcjellë kritikën e Titos kundër nacionalizmit, foli për rritjen e vigjilencës kundër "nacionalizmit shqiptar", duke i lënë Titos të kuptojë që porosia kundër ndonjë shpërthimi e revoltave të shqiptarëve ishte kuptuar nga udhëheqja e Kosovës.[91] Me fjalë të tjera, kërkohej që shqiptarët mos t'i jepnin

[90] General CIA Records, Yugoslavia, 4 September 1974, Document Number (FOIA) /ESDN (CREST): CIA-RDP82S0069 7 R000900030005-3. https://www.cia.gov/library/readingroom. Qasja më 10 gusht 2020.

[91] *Eastern European Intellingencer,* "Yugoslav-Soviet Economic Ties Draw Closer," 8 September 1972.

shkas nacionalistëve komunistë serbë (si atyre të rrymës liberale, ashtu edhe të asaj konservatore) që duke përdorur alibinë e rrezikut nga "irredentizmi shqiptar" të pengonin procesin e mëtutjeshëm të decentralizimit të federatës dhe të Serbisë. Njëkohësisht gjatë viteve 70 të shekullit XX, rrethanat ndërkombëtare ishin shumë të volitshme për shqiptarët, pikësëpari, ngase RPS e Shqipërisë, duke qenë jashtë Paktit të Varshavës, u bë subjekt ndërkombëtar, interesat kombëtare të së cilës merreshin parasysh si nga SHBA-ja, ashtu edhe nga BRSS-ja. Shtetet e Bashkuara të Amerikës, që ishin kreditori dhe financuesi kryesor i RSFJ-së, me të cilat Uashingtoni mbështeste procesin e decentralizimit, të reformës ekonomike (për ekonomi të tregut të lirë) dhe të bartjes së kompetencave shtetërore (ekzekutive, ligjdhënëse dhe gjyqësore) në republika dhe krahina, kurse me daljen e Shqipërisë nga "Kampi Lindor", ishin të interesuara edhe për forcimin e elementit shqiptar në RSFJ-së. Këtë vizion amerikan lidhur me ardhmërinë e Jugosllavisë e shprehu edhe kryetari i SHBA-së, R. Niksoni, i cili në vitin 1970, gjatë vizitës zyrtare në RSFJ, zgjodhi ta vizitonte edhe Kroacinë, me çka në mënyrë indirekte shprehte mbështetjen amerikane për Titon lidhur me politikën e tij të decentralizimit dhe të demokratizimit të Jugosllavisë.[92] Në anën tjetër, BRSS-ja llogariste në RS të Serbisë, RS të Malit të Zi dhe pjesërisht në RS të Bosnjës dhe Hercegovinës. Ndërsa me nxitjen e kundërthënieve

https://www.cia.gov/library/readingroom/docs/CIA-RDP79B00864A001200020069-2.pdf. Qasja më 10 korrik 2017.

[92] Tvrtko Jakovina,"što je znaćio Nixonov usklik "Živjela Hrvatska"?, *Društvena istraživanja-Časopis za opća društvena pitanja,* god. 8/1999, br.2-3 (40-41), (Zagreb: Institut društvenih znanosti Ivo Pilar, 1999): 351.

shqiptaro-serbe do të joshte RPS të Shqipërisë për rikthim në "kampin sovjetik". Është prandaj indikativ organizimi dhe mbajtja në Tivar të Malit të Zi, në prill të vitit 1974, e "Kongresit të pestë të Partisë Komuniste (të ripërtërirë) të Jugosllavisë", e cila promovonte konceptin lindor të socializmit të BRSS-së, nënkryetar i së cilës ishte Branko Boshkoviq, profesor në Fakultetit Filozofik të Universitetit të Prishtinës. Nga 50 të burgosur të këtij grupi politik, 17 ishin serbë dhe malazezë nga Kosova.[93] Njëkohësisht, nënkryetari i Partisë Komuniste (të ripërtërirë) të Jugosllavisë, Branko Boshkoviq (profesor në Universitetin e Prishtinës), qëndronte edhe prapa kërkesave të studentëve serbë të Universitetit të Prishtinës kundër politikës së re të barazisë.[94]

---

[93] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989, 45.*

[94] Azem Vllasi, *Kosova: Fillimi që nuk harrohet* (Prishtinë: Koha, 2017), 113-114.

## 2.1. Statusi i Kosovës sipas Kushtetutës së vitit 1974

Fillimisht duhet thënë se ndryshimi thelbësor ndërmjet statusit të republikës dhe të krahinës autonome buronte në nenin 1 të Kushtetutës së vitit 1974, sipas së cilës Republika Socialiste Federative e Jugosllavisë ishte shtet federal, i definuar si bashkësi shtetërore e kombeve dhe republikave të tyre socialiste që vullnetarisht janë bashkuar, si dhe krahinave socialiste autonome të Vojvodinës dhe të Kosovës, të cilat janë në kuadër të RS të Serbisë.[95] Rrjedhimisht, kombet që vullnetarisht ishin bashkuar në një shtet federal edhe kishin të drejtën e shkëputjes, përderisa krahinave autonome dhe kombësive kjo e drejtë nuk u pranohej. Lidhur me këtë përjashtim dhe mundësi legale për vetëvendosje nuk ishin të kënaqur shqiptarët në Kosovë, edhe pse në anën tjetër, krahinat vetëm në formë ishin pjesë e Republikës Socialiste të Serbisë, kurse në përmbajtje ishin të barabarta me republikat.[96] Në të vërtetë në KSA të Kosovës dhe të Vojvodinës ishin bartur disa të drejta sovrane që ishin karakteristike për republikën. Kështu neni 394 i Kushtetutës së Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës potenconte se mbi ndryshimin e Kushtetutës së Kosovës vendoste vetëm Kuvendi i KSA të Kosovës, ndërsa, neni 399 sqaronte se pa dhënien e pëlqimit të Kuvendit të KSA të

---

[95] *Ustav Socijalističke Federativne Republike Jugoslavije (1974.).* http://www.pfsa.unsa.ba/Ustav-Socijalisticke-Federativne-Republike Jugoslavije-1974.pdf. Qasja më 20 gusht 2020.

[96] Zachariah Henry Claybaugh, *The 1981 Kosovar Uprising: Nation and Facework* (Urbana: University of Illinois at Urbana-Champaign, 2013), 17.

Kosovës nuk mund të ndryshohej Kushtetuta e RS të Serbisë e as Kushtetuta e RSFJ-së.[97] Neni 2 i Kushtetutës së Kosovës garantonte realizimin e të drejtave sovrane të gjithë qytetarëve, kombeve dhe kombësive që jetonin në Kosovë, ndërsa neni 5 siguronte barazinë e gjuhës shqipe, serbokroate dhe turke në territorin e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës.[98] Është pra e qartë se statusi i Kosovës, sipas Kushtetutës së RSFJ-së të vitit 1974, ishte zgjidhje kompromisi ndërmjet kërkesave të shqiptarëve për statusin e republikës dhe rezistencës së institucioneve të RS të Serbisë kundër avancimit të drejtave kushtetuese të Kosovës. Në anën tjetër, kjo ndjesi e përkohësisë së pozitës statusore të Kosovës, si më pak se republikë, e më shumë se sa autonomi, kishte lënë hapur një derë të vogël edhe për mbajtjen gjallë të idesë unitariste serbe për anulimin ose, së paku, kufizimin e të drejtave kushtetuese dhe politike të Kosovës të fituara me Kushtetutën e vitit 1974 të RSF të Jugosllavisë. Duhet theksuar se në Kushtetutën e KSA të Kosovës ishin vendosur barrierat juridike për të parandaluar proceset e tilla revanshiste nga ana e RS të Serbisë. Kështu, në bazë të nenit 5 të kushtetutës federale të vitit 1974 si dhe nenit 3 të Kushtetutës së KSA të Kosovës,[99] garantohej tërësia territoriale e krahinave autonome, respektivisht e Kosovës, pa pëlqimin e së cilës nuk mund të ndryshoheshin as kufijtë e RSF të Jugosllavisë.[100] Kosova, në bazë të

[97] Gazeta zyrtare e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, Kushtetuta e KSA të Kosovës, Nr.4, viti XXIX, Prishtinë, më 27 shkurt 1974, 101.

[98] Po aty, 55.

[99] Gazeta zyrtare e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, 55.

[100] Устав Социјалистичке Федеративне Републике Југославије (1974), Члан 5.

Kushtetutës së vitit 1974, kishte edhe të përzgjedhurit e saj në organet ekzekutive dhe ligjdhënëse të RS të Serbisë dhe të RSF të Jugosllavisë. Sipas Kushtetutës Federale (1974), Kuvendi i RSFJ-së përbëhej nga Dhoma Federative, në të cilin, sipas nenit 291, republikat kishin 30 përfaqësues, kurse krahinat autonome nga 20 përfaqësues (delegatët e së cilës, zgjidheshin nga lista e kandidatëve të Lidhjes Socialiste të Popullit Punonjës dhe që i votonin kuvendet komunale të republikave dhe krahinave autonome) dhe Dhoma e republikave dhe krahinave, i cili, sipas nenit 292 të Kushtetutës Federale, përbëhej nga 12 delegatë të kuvendeve të republikave dhe tetë delegatë nga kuvendi i krahinave autonome.[101] Pra, në aspektin e ligjdhënës krahinat ishin të pabarabarta me republikat vetëm në aspektin numerik, por jo edhe në atë përmbajtjesor. Ndërsa opinioni publik dhe strukturat politike të Serbisë konsideronin se me bërjen e krahinave, respektivisht të Kosovës, si element konstitutivë (përbërës) të federatës, ishte hapur rruga drejtë statusit të republikës.[102]

Lidhur me këto të drejta të Kosovës dhe të shqiptarëve, që aq shumë i pengonin palës serbe, bën fjalë edhe prof.dr.Fazli Syla, ish drejtori i Institutit Albanologjik,[103] i cili ishte asokohe edhe sekretar Krahinor për Arsim, Kulturë dhe Shkencë

---

[101] Po aty, Члан 291, 292.

[102] *Jugoslavija u istorijskoj perpektivi*, 245.

[103] Vehide Hoxha (bashkëshortja e Fadil Hoxhës), anëtare e Këshillit Ekzekutiv të KSA të Kosovës, e mbështeste plotësisht kërkesën e prof.dr. Rexhep Qosjes për ndërtimin e objektit të Institutit Albanologjik dhe falë saj, mjetet për ndërtimin e këtij objekti ishin ndarë qysh në vitin 1972. Shih: Fazli Syla, *Në rrjedhat e Kohës: Dëshmi dhe Përjetime* (Prishtinë: Libri shkollor, 2015), 56.

i KSA të Kosovës (1974-78). Fazli Syla thekson në librin e tij se paria e Kosovës kishte kërkuar nga ai që Kosova t'i kishte të gjitha institucionet kulturore, shkencore dhe arsimore ashtu si: Sllovenia, Kroacia dhe Serbia. Pra, Bibliotekën Universitare të Kosovës (jo Bibliotekë rajonale), Arkivin e Kosovës, Akademinë e Shkencave dhe të Arteve, etj. Rezistenca më e madhe e Serbisë dhe e Jugosllavisë ishte kundër themelimit të Akademisë dhe Seminarit Ndërkombëtar për gjuhën, letërsinë dhe kulturën shqiptare (1974). Kryetari i Akademisë serbe, Pavle Saviq, deri në momentin e fundit ka refuzuar që të merrte pjesë në komisionin për pranimin e akademikëve kosovarë dhe themelimin e Akademisë së Kosovës (1975). Përfundimisht Akademia e Shkencave dhe të Arteve e Serbisë kishte dërguar Dushan Kanazirin, i cili u bë edhe kryetar i komisionit amë për themelimin e Akademisë së Kosovës.[104] Autonomia përmbajtjesore e Kosovës, lidhja e saj direkte me organet e federatës dhe sjellja e pavarur e elitës politike të Kosovës u pengonte aq shumë strukturave politike të Serbisë, sa ato u munduan të gjejnë mënyra që t'i sugjerojnë Titos që gjatë fjalimit të tij në Universitetin e Prishtinës (1975) të potenconte se "Kosova është në kuadër të RS të Serbisë". Këtë sugjerim të palës serbe Tito nuk e pranoi.[105] Aversionin dhe urrejtjen kundër shqiptarëve dhe Kosovës ata e shprehnin edhe kundër diplomave dhe certifikatave të institucioneve arsimore të Kosovës ose lidhur me

[104] Fazli Syla, *Në rrjedhat e Kohës: Dëshmi dhe Përjetime* (Prishtinë: Libri shkollor, 2015), 89.

[105] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989, 66.*

formulimin e "Komunistit" organit të Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë. Ndërmjet LK të Kosovës dhe LK të Serbisë pati mosmarrëveshje rreth formulimit të përkatësisë së "Komunistit" si organ partiak. Pala kosovare insistonte se në faqen ballore të "Komunisti" të qëndronte formulimi "Organ i LKJ, LKS dhe LK të Kosovës", kurse nga Serbia propozonin në formulimin "Organ i LKJ, LKS, botimi për LK të Kosovës". Kryesia e KQ të LKJ-së vendosi për formulimin e propozuar të Kosovës, gjë që ishte edhe në përputhje me pozitën e re kushtetuese dhe politike të Kosovës, por njëkohësisht shprehte edhe vijën e partisë e cila promovonte si barazinë kombëtare, ashtu edhe përfaqësimin e barabartë të njësive në organet e LKJ-së. Serbëve u pengonte edhe zyrtarizimi i vendimeve të Konferencës së Bujanit në formën e "Çmimit të Dhjetorit" të KSA të Kosovës.[106]

Kosova si subjekt i veçantë definohej edhe në nenin 285 të Kushtetutës së KSA të Kosovës, ku potencohej se Kuvendi i KSA të Kosovës mund ta aprovonte ligjin e vet për t'i rregulluar çështjet dhe marrëdhëniet që në bazë të marrëveshjes janë rregulluar në mënyrë unike me RS të Serbisë dhe KSA të Vojvodinës vetëm duke njoftuar paraprakisht kuvendet e këtyre dy njësive federative.[107] Ky nen që i ofronte Kosovës siguri nga imponimet e mundshme të institucioneve të RS të Serbisë, por që njëkohësisht mundësonte edhe mbrojtjen e RS të Serbisë nga tendencat vetështkatërruese të nacionalizmit serbë, u shfrytëzua jo për të frenuar tendencat serbomadhe, por për të zgjuar dhe ushqyer elitën nacionaliste dhe

[106] Po aty, 66-67.

[107] Gazeta zyrtare e KSA të Kosovës, 89.

politike serbe. Duke u bazuar në këto të drejta kushtetuese të KSA të Kosovës dhe të Vojvodinës, qarqet nacionaliste serbe ndërtuan edhe një mitë të ri, atë të ndarjes në tri pjesë të Serbisë. Të drejtat e barabarta qytetare dhe kombëtare për të gjithë banorët e Kosovës nga serbët lokalë dhe Serbia përjetoheshin si kërcënim, sepse pushteti dhe mirëqenia tani ishte në duart e shumicës së banorëve Kosovës dhe jo tek serbët dhe malazezët, që vazhdonin të mbanin disa pozita kyçe në institucionet e Kosovës. Ky çelës kombëtar vlente edhe për Lidhjen e Komunistëve si dhe Lidhjen Socialiste të Popullit Punonjës (LSPP). Kështu më 1980 në krye të LSPP të Kosovës ishte Mihajlo Zviceri, ndërkohë sekretar federativ i informatave të RSFJ-së ishte kuadri kosovar Ismail Bajra.[108] Po kështu kuadrove politike të Kosovës u ishte e garantuar pjesëmarrja në institucionet ekzekutive, ligjdhënëse, gjyqësore dhe në organizatat shoqërore-politike të RS të Serbisë. Gjatë vitit 1980, kryetar i Lidhjes së Sindikatave të RS të Serbisë ishte i deleguari i Kosovës, Iliaz Kurteshi.[109] Kurse Fadil Hoxha, njeriu më me ndikim në Kosovë, në momentin që vdiq J. B.Tito (1980) e gjeti në pozitën e anëtarit të Kryesisë së RSFJ-së dhe të Kryesisë së KQ të LKJ-së.[110]

[108] *Rilindja*, E shtunë, 5 janar 1980, 1.

[109] Rilindja, E diel, 20 janar 1980, 2.

[110] Fadil Hoxha (1916-2001) lindi në Gjakovë. Në Elbasan (Shqipëri) përfundoi Shkollën Normale. Fadil Hoxha, gjatë Luftës së Dytë Botërore (1941-45), ishte komandant i Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare të Jugosllavisë për Kosovën. Ai ishte figura kryesore politike e Kosovës gjatë gjithë periudhës së Jugosllavisë së Titos, ku mbajti pozita të rëndësishme, deri në anëtar i Kryesisë së KQ të LKJ-së dhe i Kryesisë së RSFJ-së. Për më shumë shih: *Fjalor Enciklopedik Shqiptar*, Vëll. 2, redakt. Emil Lafe (Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, 2008), 959.

## 2.2. Përpjekjet e RS të Serbisë, RS të Maqedonisë dhe RS të Malit të Zi për të penguar thellimin e bashkëpunimit kulturor, arsimor dhe shkencor ndërmjet KSA të Kosovës dhe RPS të Shqipërisë (1974-1980)

Procesi i afirmimit kombëtar të shqiptarëve dhe të statusit të ri të Kosovës dëshmohej jo vetëm me vizitat e shpeshta të J.B.Titos në Kosovë (1967, 1971, 1975 dhe 1979), por edhe të një fakti kuptimplotë. Çdo 25 maj me rastin e ditëlindjes së Titos, në të gjithë Jugosllavinë organizohej stafeta e Rinisë. Më 25 maj 1979 në ditëlindjen e fundit të Titos, kjo stafetë iu dorëzua atij nga Sanije Hyseni, përfaqësuese e Lidhjes së Rinisë Socialiste të Kosovës.[111] Vizita e fundit e J.B.Titos në Kosovë, e organizuar në vitin 1979, ishte edhe një kundërpërgjigje e fushatës së shpërndarjes së materialit propagandistik nga ana e grupeve ilegale (1978) si dhe përpjekjeve të institucioneve të Serbisë (1977) që të rihapin temën e kufizimit të autonomisë së Kosovës. Kryetari i RSFJ-së, J.B. Tito, me ardhjen e tij në Prishtinë iu dha përkrahje udhëheqësisë së Kosovës për të minimizuar presionin e ardhur nga RS e Serbisë.[112] Njëkohësisht me këto zhvillime, Këshilli Ekzekutiv Federativ i Jugosllavisë më 1977 kishte marrë vendim, sipas së cilit RPS të Shqipërisë i sigurohej trajtimi i privilegjuar në këmbimin tregtar dhe sistemin devizor, si dhe nxitej bashkëpunimi ekonomik me Shqipërinë. Përderisa më 1978

[111] *Rilindja*, E martë, 6 maj 1980, 19.
[112] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita*, 335.

këmbimi tregtar ndërmjet RPS të Shqipërisë dhe RSFJ-së ishte 37 milionë dollarë në të dy kahet, në vitin 1980 ai arriti në rreth 100 milionë dollarë. Po ashtu u bë e mundshme lidhja hekurudhore dhe me dy largpërçues u lidhën elektroekonomitë e dy shteteve.[113] Shqipëria, pas prishjes me Kinën dhe orientimit për bashkëpunim ekonomik me Italinë, Francën, Austrinë, Zvicrën, Çekosllovakinë e vende të tjera evropiane, RSF e Jugosllavisë u bë vendi i dytë me rëndësi, me 16% të pjesëmarrjes në këmbimin tregtar të RPS të Shqipërisë (në vitin 1980 këmbimi i përgjithshëm tregtar i Shqipërisë ishte 662 milionë $).[114]

Kosova dhe përfaqësuesit e saj, nga ana tjetër, mbështeteshin dhe përkraheshin nga kryetari i RSF Jugosllavisë, Josip Broz Tito, sidomos nga vitet 70 e deri në fund të jetës së tij.[115] Kjo përkrahje e Titos për Kosovën vinte edhe nga dëshira e tij që të linte në trashëgimi një Jugosllavi të decentralizuar dhe të ekuilibruar ndërmjet tendencave hegjemoniste e unitariste serbe, dhe, në anën tjetër, synimeve të njësive veriore për shkëputje (Sllovenisë dhe Kroacisë). Në kushte të përplasjeve të këtyre dy tendencave politike, Tito ndihmoi Kosovën dhe

[113] Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës (më tutje: ASHAK ), Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, VII. Saradnja sa NSR Albanijom, 64.

[114] Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983,* 33, 142, 145..

[115] Gjatë bisedës së J.B.Titos dhe Fidel Kastros në Havanë (Kubë), më 31 gusht 1979, do të ritheksohej se RSF e Jugosllavisë përkundër sulmeve që vinin nga Enver Hoxha, rëndësi primare i kushtonin faktit që Shqipëria të mbetej e pavarur. Shih: Dr.Vladimir Petrović, *Titova lična diplomatija,* 292.

shqiptarët, por çdoherë deri në masën që nuk kënaqte plotësisht aspiratat as të shqiptarëve e as të serbëve. Më 15 maj 1979, kur në mbledhjen e përbashkët të dy dhomave të Kuvendit të Jugosllavisë u shpall, në pajtim me Kushtetutën e RSFJ-së, përbërja re e Kryesisë së RSFJ-së, J.B. Tito, i shprehu mirënjohje të veçantë, Fadil Hoxhës, për kontributin e tij në punën e suksesshme të Kryesisë së RSFJ-së.[116] Gjithashtu ndikimi i J.B.Titos ishte vendimtar edhe në thellimin e bashkëpunimit arsimor, shkencor e kulturor ndërmjet RPS të Shqipërisë dhe të KSA të Kosovës, në rrethana kur ende as në vitin 1979, nuk ishte nënshkruar protokolli zyrtar i bashkëpunimit ndërmjet dy subjekteve të njohura ndërkombëtarisht: RPS të Shqipërisë dhe RSF të Jugosllavisë.[117] Në pamundësi të dilnin hapur kundër J.B.Titos si dhe të drejtave kushtetuese të KSA të Kosovës për të bashkëpunuar me institucionet dhe organizatat ndërkombëtare, republikat, të

[116] *Rilindja*, E enjte, 15 maj 1980, 1.

[117] Në bisedën e mbajtur në Beograd, në fund të vitit 1979, ndërmjet Branko Komatinës, ambasadorit të RSFJ në Tiranë(1979-1983) dhe ambasadorit të RPS të Shqipërisë në Beograd, Sokrat Plakës, vërehej se pala shqiptare ishte e kënaqur me deklaratën e Titos të bërë gjatë vizitës së tij në Kosovë (1979). Në Prishtinë Tito theksonte se faktor me rëndësi në bashkëpunimin me RPS të Shqipërisë ishte popullsia shqiptare në Jugosllavi, së cilës, këtë të drejtë, ia mundësonte pozita e saj kushtetuese, në bazë së cilës, shqiptarët ishin zot të fatit dhe ardhmërisë së tyre. (Tito je tada, prema "Politici" od 17. oktobra 1979. rekao: ”*Naši odnosi sa susednom Albanijom, naročito na trgovinskom, prosvetnom i kulturnom planu, dosta se uspešno razvijaju...Pri tom. značajan aktivan faktor u toj saradnji predstavlja brojna albanska narodnost u Jugoslaviji. a ona je to mogla postati zato što joj ustavni položaj omogućava da bude gospodar svoje sudbine i budućnosti*”. Për më shumë shih: Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-198: Beleške i sećanja ambasadora,* 30 - 31.

cilat pas Luftës së Dytë Botërore i kishin ndarë hapësirat e banuara me shqiptarë: RS e Serbisë, RS e Malit të Zi dhe RS e Maqedonisë, insistonin që bashkëpunimi kulturor dhe arsimor të bëhej në nivel të qeverisë së RPS të Shqipërisë dhe RSF të Jugosllavisë. Kështu në mbledhjen e Kryesisë së RSFJ-së, të mbajtur në dhjetor të vitit 1976, përfaqësuesit e RS të Serbisë dhe RS të Maqedonisë, Drazha Markoviq[118] dhe Angel Çemerski[119], kritikuan qasjen e Jugosllavisë karshi Shqipërisë, duke potencuar se është gabim marrja e përgjegjësisë nga e RSFJ-së lidhur me raportet jo të mira me RPS të Shqipërisë, si dhe përpjekjen e palës jugosllave që për hir të përmirësimit të marrëdhënieve me Tiranën të kalonin në heshtje shumë çështje parimore.[120] Përfaqësuesit e këtyre dy republikave kishin edhe përkrahjen e Eduard Kardelit,[121] i cili në një anë përkrahte republikën më të madhe në RSFJ dhe në

[118] Dragoslav Draža Marković (1926- 2005) ishte kryetar i Kryesisë së RS të Serbisë (1974-78), pastaj kryetar i Kuvendit federativ të RSFJ-së (1978-82) si dhe kryetar i Kryesisë së KQ të Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë (1983-84). Dragoslav Draža Marković është autor i librit: *Život i politika 1967-78 (1-2).* Për më shumë shih: https://stalnapostavka.arhiv-beograda.org/en/chapters/legacies/dragoslav-draza-markovic-archives.html; https://www.slobodnaevropa.org/a/1045349.html. Qasja më 22 mars 2021.

[119] Angel Čemerski-Januš (1923-2005), kryetar i Kryesisë së KQ të LK të Maqedonisë (1969-1982) dhe kryetar i Kryesisë së RS të Maqedonisë (1982-83). Për më shumë: Archive status: Electronic Telegrams, Declassified/Released US Department of State EO Systematic Review 30 June 2005, Sixth Congress of LC Macedonia, 1974 April 15. https://wikileaks.org/plusd/cables/1974BELGRA01802_b.html. Qasja më 22 mars 2021.

[120] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-89, 131.*

[121] Po aty.

anën tjetër shprehte pakënaqësinë me palën kosovare, me të cilën udhëheqja e RS e Sllovenisë kishte përplasje lidhur me Fondin për republikat e pazhvilluara dhe KSA të Kosovës.[122] Duke ditur peshën dhe ndikimin që Eduard Kardeli kishte mbi Titon, më 1977, udhëheqja e Kosovës organizoi takimin me të në Brezovicë, ku pala kosovare mbrojti me këmbëngulësi të drejtat kushtetuese të fituara me Kushtetutën e vitit 1974 dhe kritikoi përmbajtjen e "Librit të Kaltër" serbë.[123] Po kështu, më 1979 Fadil Hoxha, në mbledhjen e Kryesisë së RSFJ-së, me insistimin e anëtarëve të kryesisë: Vidoje Zharkoviq- RS e Malit të Zi, Llazar Kolishevski-RS e Maqedonisë, Petar Stamboliqi-RS e Serbisë, Cvjetin Mijatoviqi- RS e Bosnjë Hercegovinës, për të rishqyrtuar marrëdhëniet me RPS të Shqipërisë, me arsyetimin se pala shqiptare po i shfrytëzonte lidhjet kulturore dhe arsimore me Kosovën për qëllime nacionaliste, nguli këmbë në vazhdimin e politikës së bashkëpunimit me RPS të Shqipërisë.[124] Po ashtu në mbledhjen e organizuar në Prishtinë, më 9 qershor të vitit 1980, ndërmjet Këshillave Ekzekutivë të KSA të Kosovës, të RS të Serbisë, të RS të Malit të Zi dhe të RS të Maqedonisë, përkundër kritikave të tyre kundër RPS së Shqipërisë ishte vendosur që bashkëpunimi kulturor të mos ndërpritej, por të përpilohej programi jugosllavë mbi bashkëpunimin kulturor dhe të ngritjes së tyre në nivel të raporteve ndërshtetërore.[125]

---

[122] Петар Р. Ристановић,132.

[123] Agim Zogaj, "Xhavid Nimani: Dëshmi për një epokë, 1945-1981," (VIII). https://zeri.info/dosier/393311/xhavidnimani-deshmi-per-nje-epoke-1945-1981-viii/. Qasje më 28 prill 2021.

[124] Петар Р. Ристановић,132.

[125] Петар Р. Ристановић,132; Branko Komatina, 72-74.

Kjo do të thotë se nga këto republika kishte rregullisht përpjekje që në emër të sovranitetit të pengohej ose të vështirësohej bashkëpunimi institucional ndërmjet KSA të Kosovës dhe të RPS të Shqipërisë. Kurse një nga shembujt e tillë që dëshmon pengimin dhe sabotimin e përpjekjeve për afrim dhe bashkëpunim të sinqertë ndërmjet dy vendeve ishte edhe rasti i ambasadorit të Jugosllavisë në Tiranë, Branko Komatina. Ai në librin e tij *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983: Beleške i sećanja ambasadora* do të kujtonte se para se të shkonte në Tiranë, ishte takuar edhe me nënkryetarin e Kryesisë së RSFJ-së, Llazar Kolishevski, i cili e kishte porositur që Enver Hoxhës dhe udhëheqjes shqiptare t'ia përcillte përshëndetjet nga kryetari Tito dhe udhëheqja jugosllave. Ky urdhër (që Tito të përshëndeste Enver Hoxhën) ambasadorit Branko Komatina (me kombësi malazeze) i ishte dukur i tepërt dhe i pavend, prandaj në takimin përfundimtar me sekretarin për punë të jashtme të RSFJ-së, Josip Vërhovecin, me dinakëri, kishte propozuar që përshëndetja të bëhej pa përmendur emrin e Titos dhe të Enver Hoxhës.[126] Prandaj për këto

[126] "U razgovoru u vezi sa mojom misijom u Albaniji Koliševski je bio vrlo kratak: ocene i politiku iznete u *Tezama za završni sastanak,* koje je, na vlastiti zahtev i on bio dobio, ocenio je kao veoma dobre, da bi mi na kraju, posle dužeg podsećanja na ratne i poratne dogodovštine sa Albancima, naložio da "Enveru Hodži i albanskom rukovodstvu" prenesem pozdrave od "Predsednika Tita i jugoslovenskog rukovodstva..." Ovo poslednje me ne malo iznenadi; smatrao sam da bi bilo previše da Tito pozdravlja E. Hodžu, koji nije propuštao gotovo niti jednu priliku da ga na najgnusniji način ne napada i kleveće. Osetih tada i koliko je u jugoslovensko-albanskim odnosima sve delikatno, pa i uobičajene kurtoazije, i odlučih da neke stvari koje ću izreći prilikom predaje akreditiva stavim na papir i raščistim kod saveznog sekretara za inostrane poslove, koji se, pored ostalog, složi sa mojim predlogom da pozdrave treba da prenesem samo - "od rukovodstva Jugo-

arsye, me rastin e ftesës që Ministria e Arsimit të RPS të Shqipërisë ia bënte sekretarit të arsimit, shkencës dhe kulturës së KSA të Kosovës, prof. dr. Ymer Jakës, për vizitë zyrtare në RPS të Shqipërisë, pala kosovare, duke anashkaluar organet qendrore, ftesën zyrtare të RPS të Shqipërisë ia kishin dërguar kryetarit të RSF të Jugosllavisë, J.B. Titos, i cili menjëherë kishte lejuar që institucionet kosovare ta realizojnë vizitën zyrtare në Tiranë.[127]

slavije rukovodstvu Albanije...” Për më shumë shih: Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-198: Beleške i sećanja ambasadora,* 42.

127 Tefta Cami, *Katër ditë vizitë në Kosovë (tetor 1980*), (Tiranë: Maluka, 2012), 98.

## 2.3. Arsimi, shkenca dhe kultura në Kosovë (1974-1981)

Gjatë viteve 1979-80 u bënë investime të mëdha edhe në sferën e infrastrukturës shkencore e kulturore të Kosovës. Një nga institucionet e reja të kulturës dhe të artit që u themelua në vitin 1979 ishte ai i Galerisë së Arteve të Kosovës, ndërsa planifikohej që në vitin 1980 të ndërtoheshin dhe të adaptoheshin objekte të reja të shtëpive të kulturës, teatrit të Pejës si dhe projektet për Teatrin Popullor Krahinor të Prishtinës dhe të "Kosova filmit". Kjo periudhë solli edhe lulëzimin e filmit kosovar, ku bashkëpunimi ndërmjet "Kosova filmit" dhe Televizionit të Prishtinës solli dy filma artistikë: "Era dhe Lisi" sipas romanit të Sinan Hasanit[128] dhe "Kur pranvera vonohet" sipas Ditarit të Fadil Hoxhës. Një manifestim tjetër kulturor që kishte karakter afirmativ për Kosovën në republikat e tjera të Jugosllavisë ishte organizimi "Javët dhe ditët e kulturës së Kosovës".[129] Po kështu edhe në sferën e botimeve nga fusha e letërsisë pati një prurje të konsiderueshme, duke filluar me romanet: "Zezona" i Musa Ramadanit, "Sheshi i Unazës" i Zejnullah Rrahmanit; tregimet "Lutjet e mbrëmjes" të Anton

[128] Sinan Hasani në periudhën më të rëndë të historisë së afërt të Kosovës (1984-1989) ishte kryetar dhe anëtar Kryesisë së RSFJ-së, mbështeti politikën serbe kundër shqiptarëve dhe autonomisë së Kosovës, si dhe bënte presion në kuadrot shqiptare (Azem Vllasi, Kaqusha Jashari, etj.) që të ndjekin vijën politike të Serbisë. Për më shumë shih: Azem Vllasi, *Kosova: Fillimi që nuk harrohet* (Prishtinë: Koha, 2017), 498.

[129] Mehmet Emërllahu, "Hapa të rëndësishëm në kulturë," *Rilindja*, 31 dhjetor 1979, 1,2 janar 1980, 20.

Pashkut, "Mëngjesi i një pasditeje" të Eqrem Bashës; në kritikë letrare "Romani shqiptar i luftës" i Sadri Fetiut, etj.[130]

Me ndryshimet kushtetuese të vitit 1974 u futën në përdorim edhe terma të rinj kushtetues si Bashkësia vetëqeverisëse e interesit (BVI). Në dallim nga organizatat e punës së bashkuar, që kishin të bënin me sferën e prodhimit material dhe jomaterial, BVI-të themeloheshin në fushën e arsimit, kulturës, shkencës, shëndetësisë etj.[131] Ndryshimet e tilla të thella në jetën politike, ekonomike dhe kulturore sillnin jo vetëm decentralizimin në procesin e vendimmarrjeve, por edhe një demokratizim të përgjithshëm të shoqërisë. Ndonëse ende në kushte të një sistemi njëpartiak, shqiptarët në Kosovë, në Serbi dhe në Jugosllavi si tërësi, nga pushteti konsideroheshin si të huaj në besim, gjuhë e prejardhje etnike. Ky perceptim për RSF të Jugosllavisë shihet edhe në një nga parullat e demonstruesve të studentëve të vitit 1981 në Prishtinë, ku brohoritej: "jemi shqiptarë, jo jugosllavë".[132]

Elita politike, kulturore dhe ekonomike e Kosovës, në përpjekjet për të emancipuar sa më shpejt shqiptarët, rëndësi i dha arsimit, bile deri në pikën që kryerja dhe pajisja me diplomë fakulteti u bë objektiv i çdo të riu kosovar. Kështu, në vitin shkollor 1980-1981, Universiteti i Kosovës pranoi 5.922 studentë të rregullt dhe 3.500 studentë me korrespodencë. Gjatë vitit 1980 pritej edhe hapja solemne e godinës së re dhe moderne të Bibliotekës Popullore dhe Universitare

[130] Xhemail Mustafa, "Për një dinamikë të kriterit krijues e vlerësues," *Rilindja*, 31 dhjetor 1979, 1, 2, janar 1980, 21.

[131] *Rilindja*, E hënë, 14 janar 1980, 16.

[132] Tim Judah, *Kosova - çfarë duhet të dijë secili* (Prishtinë: Artini, 2020), 97.

të Kosovës.[133] Një politikë e tillë arsimore e Kosovës, që lartësonte edukimin, ishte plotësisht e kuptueshme për shqiptarët, të cilët duke mos pasur kuadro të tyre për një periudhë të gjatë kohore, ishin lënë në mëshirën dhe vullnetin e kuadrove serbe e malazeze të Kosovës e të Serbisë. Megjithatë kjo politikë arsimore kishte edhe mangësitë e saj, sepse dëshira për sa më shumë të arsimuar, duke i dhënë rëndësi sasisë para cilësisë, vështirësonte krijimin e kuadrove të përgatitura si dhe të një elite kulturore e politike të aftë të ballafaqohej me problemet dhe vështirësitë nëpër të cilat po kalonte Kosova. Në anën tjetër këto lëshime dhe mangësi në politikën arsimore të Kosovës bëheshin edhe nga entuziazmi kombëtar, sepse për herë të parë shqiptarët në Jugosllavi kishin institucionet e tyre arsimore në gjuhën e tyre amtare nga ai fillor e deri në atë universitar. Njëkohësisht, pas shumë dekadave, shqiptarët dhe institucionet në Kosovë në mënyrë legale mund të lidheshin në sferën e kulturës e të arsimit me shtetin amë, RPS të Shqipërisë. Kështu gjatë fundit të vitit 1979 dhe fillimit të vitit 1980 dr. Ymer Jaka, anëtar i Këshillit Ekzekutiv të KSA të Kosovës, respektivisht sekretar Krahinor i Arsimit, Shkencës dhe Kulturës, ishte në vizitë zyrtare në RPS të Shqipërisë, ku u prit nga Tefta Cami, ministre e Arsimit dhe e Kulturës. Natyrisht se në të gjitha bisedat dhe pritjet zyrtare të organizuara në Tiranë ishte i pranishëm edhe ambasadori i Jugosllavisë në Shqipëri, Branko Komatina.[134] Më 11 janar 1980 në Prishtinë, në prani të sekretarit krahinor të Kosovës, Nehat Islamit, dhe ambasadorit të RPS të Shqipërisë në Beo-

[133] *Rilindja,* E mërkurë, 16 janar 1980, 9.
[134] *Rilindja,* E premte, 4 janar 1980, 2.

grad, Sokrat Plakës, u nënshkrua protokolli i bashkëpunimit ndërmjet Radiotelevizionit të Prishtinës dhe të Radiotelevizionit Shqiptar.[135]

Që nga viti 1970, Universiteti i Prishtinës dhe Universiteti i Tiranës, kishin marrëveshje bashkëpunimi, në bazë të së cilës profesorët nga RPS e Shqipërisë ligjëronin në fakultetet e Universitetit të Prishtinës. Prandaj institucionet arsimore dhe shkencore të KSA të Kosovës ishin të interesuara që ky bashkëpunim ndërmjet dy universiteteve të thellohej edhe me organizimin dhe pjesëmarrjen në komisionet për mbrojtjen e temave të magjistraturës e të tezave të doktoratës si dhe në konferencat e simpoziumet shkencore të organizuara në Shqipëri e Kosovë.[136] Duhet theksuar se ky bashkëpunim ndërmjet KSA të Kosovës dhe të RPS të Shqipërisë vazhdonte përkundër faktit që ende nuk ishte nënshkruar konventa e bashkëpunimit kulturor, arsimor e shkencor ndërmjet RPS të Shqipërisë dhe RSF të Jugosllavisë. Kjo vonesë në nënshkrimin e kësaj marrëveshje ndërkombëtare vinte si pasojë e këmbënguljes së shtetit Shqiptar për bashkëpunim parësor më Kosovën dhe viset shqiptare të RS të Maqedonisë dhe të RS të Malit të Zi dhe më pastaj me republikat e tjera të Jugosllavisë.[137] RPS e Shqipërisë, ndonëse ndiqte një politikë të jashtme dogmatike, në raport me Kosovën ajo minimizonte barrierat ideologjike dhe tregohej më pragmatike dhe tolerante ndaj koncepteve dhe pikëpamjeve të tjera të zyrtarëve dhe

[135] *Rilindja*, E shtunë, 12 janar 1980, 2.

[136] Tefta Cami, *Katër ditë vizitë në Kosovë (tetor 1980)*, (Tiranë: Maluka, 2012), 73.

[137] Po aty, 77.

njerëzve të kulturës, të shkencës e arsimit të Kosovës. Në anën tjetër, për arsye të dallimeve të thella ideologjike ndërmjet Partisë së Punës së Shqipërisë dhe Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë, ndodhte që dërgesat me libra nga institucionet arsimore e shkencore të RPS të Shqipërisë për institucionet simotra të Kosovës të ktheheshin mbrapsht për në Tiranë. Lidhur me këtë problematikë, me rastin e kësaj vizite zyrtare, do të diskutonin sekretari për Arsim, Shkencë dhe Kulturë i KSA të Kosovës, prof.dr. Ymer Jaka dhe ministrja e arsimit e RPS të Shqipërisë, Tefta Cami. Bëhej fjalë për pakon e librave që Akademia e Shkencave e Shqipërisë u kishte dërguar studiuesve të njohur të Kosovës dhe në të cilat ishin gjetur vepra të udhëheqësit shqiptar, Enver Hoxhës, si: "Vetadministrimi Jugosllav- Teori e praktikë kapitaliste", në të cilat sulmohej politika e LKJ-së dhe J. B. Tito. Kjo kishte shërbyer si shkas për organet jugosllave për moslejimin e kalimit të librave gjatë kontrollit doganor dhe kthimit të tyre në Shqipëri, me akuza se shteti Shqiptar po e keqpërdorte bashkëpunimin kulturor e shkencor për qëllime propagandistike.[138] Ndonëse qëllimi kryesor i shtetit shqiptar ishte ngritja e vetëdijes kombëtare dhe kultivimi i vlerave të përbashkëta kombëtare me Kosovën dhe shqiptarët në RSF të Jugosllavisë, në një pjesë të aparatit shtetëror të RPS të Shqipërisë prioritet i këtij bashkëpunimi ishte ndikimi ideologjik i Partisë së Punës së Shqipërisë dhe të Enver Hoxhës. Si rezultat i kësaj veprimtarie të suksesshme propagandistike kombëtare e ideologjike të PPSH-së, në koncertet e ngjarjet sportive në Kosovë hidheshin hapur parulla kundër J.B.Titos e sistemit

[138] Po aty, 80.

jugosllavë dhe njëkohësisht hapur shprehej përkrahja për PPSH-në dhe Enver Hoxhën.[139] Natyrisht një eufori e tillë kombëtare ishte plotësisht e kuptueshme për një popullsi që gjatë kishte përjetuar diskriminimin kombëtar e social në Jugosllavi dhe që me të drejtë RPS të Shqipërisë dhe udhëheqësin e saj, Enver Hoxhën, pavarësisht sistemit politik dhe ideologjisë, e përjetonin si përfaqësues të shtetit dhe të kombit shqiptar. Mjerisht, në aparatin shtetëror e partiak të RPS të Shqipërisë kishte edhe individë që me keqdashje e shikonin thellimin e këtij bashkëpunimi me Kosovën, kurse disa të tjerë, duke u shërbyer qarqeve serbe, zvarritnin ose pengonin realizimin e protokolleve të bashkëpunimit ndërmjet KSA të Kosovës dhe të RPS të Shqipërisë.[140] Prandaj udhëheqësi i shtetit shqiptar, Enver Hoxha, në takimin me ministren e arsimit, Tefta Cami, do të kërkonte që partia dhe emri i tij të mos politizoheshin dhe të mos bëheshin pengesë në thellimin e bashkëpunimit arsimor, shkencor e kulturor me Kosovën dhe shqiptarët në Jugosllavi.[141]

Në vazhdën e thellimit të këtij bashkëpunimi institucional ndërmjet KSA të Kosovës dhe institucioneve të RPS të

[139] Tefta Cami, 81-82.

[140] Tefta Cami, 83. Se sa me vëmendje dhe me interesim përcillte RPS e Shqipërisë zhvillimin e situatës në Kosovë, dëshmon edhe Raif Dizdareviqi (ish-sekretar i punëve të jashtme të RSFJ-së), i cili në dy takimet (1986 dhe 1987) me Reiz Malilen (ministër i Punëve të Jashtme të RPS të Shqipërisë 1982-1991), kuptoi se aq shumë kishte njohuri dhe të dhëna diplomati shqiptar për situatën në Kosovë, sa që për të u bë e qartë se shteti shqiptar e konsideronte Kosovën të tyren. Për më shumë shih: Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije* (Sarajevo: Oko,1999), 337.

[141] Tefta Cami, 104.

Shqipërisë ishte edhe vizita e delegacionit të Radio Televizionit Shqiptar. Ky takim u realizua në Prishtinë gjatë vitit 1980 dhe qëllimi i vizitës ishte nënshkrimi i protokollit të bashkëpunimit ndërmjet Radiotelevizionit të Shqipërisë dhe Radiotelevizionit të Prishtinës.[142] Njëkohësisht institucionet e Kosovës, në mbështetje të drejtave të tyre kushtetuese, por edhe duke i falënderuar klimës së volitshme politike brenda Jugosllavisë, nënshkruanin drejtpërdrejt protokolle bashkëpunimi me institucionet simotra ndërkombëtare. Një nga këto marrëveshje ishte edhe protokolli i bashkëpunimit ndërmjet Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Kosovës dhe Akademisë së Shkencave të Shqipërisë.[143] Akademiku i njohur i Kosovës, prof.dr. Rexhep Qosja, në ditarin e tij do të shkruante për një nga këto takime zyrtare ndërmjet dy akademive (të Kosovës dhe të Shqipërisë), të mbajtura në Tiranë nga 25 janari deri më 5 shkurt të vitit 1980. Ai do të theksonte se gjatë qëndrimit të anëtarëve të delegacionit të Akademisë së Kosovës në Shqipëri nuk kishte përpjekje nga ana e shtetit Shqiptar për të imponuar qëndrime shkencore, kulturore dhe politike. Përkundrazi, ata ishin shumë tolerantë dhe duke iu shmangur barrierave ideologjike, përpiqeshin për një bashkëpunim thelbësor dhe përmbajtjesor me Kosovën.[144] Natyrisht se ky vullnet i dyanshëm për bashkëpunim ndërmjet një populli të ndarë dhunshëm ishte i kuptueshëm dhe ai u bë i mundshëm falë ndryshimeve kushtetuese të vitit 1974 në RSF të

[142] *Rilindja*, E mërkurë, 9 janar 1980, 2.

[143] Rexhep Qosja, *Dëshmitar në kohë historike: Kohë e idealistëve dhe e kameleonëve (1979-1981), Vëllimi III* (Tiranë: Toena, 2014), 91.

[144] Po aty, 92-93.

Jugosllavisë si dhe Kushtetutës së Krahinës Autonome Socialiste të Kosovës të miratuar nga kuvendi i saj më 28 shkurt 1974. Kështu, për herë të parë në historinë e saj më të re, Kosova realizonte marrëveshje institucionale me shtetin amë, RPS të Shqipërisë, jo duke kaluar nga qendra, Beogradi, por në relacionin Prishtinë-Tiranë. Duke u mbështetur në të drejtat e saj kushtetuese, institucionet e Kosovës, më 27 shkurt të vitit 1981, në Tiranë, nënshkruan marrëveshjen e bashkëpunimit në lëmin turistik ndërmjet Organizatës së Punës së Bashkuar “Turist-Kosova” të KSA të Kosovës dhe ndërmarrjes së turizmit “Albturist” të RPS të Shqipërisë.[145]

Rrjedhimisht, Kosova në periudhën 1980-1981, kishte thelluar bashkëpunimin shkencor, arsimor dhe kulturor me RP të Shqipërisë, duke e manifestuar subjektivitetin e saj specifik jo vetëm në raport me RS të Serbisë dhe me federatën, por edhe në arenën ndërkombëtare. Kjo natyrisht se ishte edhe produkt i vendimeve të Kongresit XI të LKJ-së dhe vendimeve të Kryesisë së SFRJ-së, ku theksohej roli i njësive federale dhe krahinave në hartimin dhe jetësimin e politikës së jashtme të Jugosllavisë dhe sidomos në raportet e tyre me fqinjët.[146]

---

145 *Rilindja*, E martë, 10 mars 1981, 2.

146 ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 62.

## 2.4. Dy konceptet politike në Kosovë (1974-1980): Lidhja e Komunistëve të Kosovës - përpjekje për sa më pak varësi institucionale nga RS e Serbisë dhe veprimtaria e organizatave ilegale shqiptare për statusin e republikës

Pakënaqësia e rinisë me shtresën politike të Kosovës, të cilët i akuzonin si borgjezi e kuqe, si dhe faktit se pjesë e kësaj shtrese vazhdonin të ishin edhe individë të paarsimuar (të akuzuar si politikanë pa guxim, karrieristë dhe që shpejtë ndërrojnë anë), u manifestua me shtimin e aktiviteteve ilegale dhe përpjekjeve për bashkim në një organizatë, pa marrë parasysh dallimet politike. Mirëpo, duhet potencuar gjithashtu, se që nga vitet 70 të shekullit XX e deri në vitin 1981, institucionet e KSA të Kosovës dhe shumica e politikanëve shqiptarë janë përpjekur që për të gjitha çështjet me rëndësi drejtpërsëdrejti t'u drejtohen federatës, duke anashkaluar institucionet e RS të Serbisë.[147] Me fjalë të tjera, elita politike e Kosovës shfrytëzonte çdo mundësi legale për sa më pak varësi institucionale nga RS e Serbisë, çka shkaktonte jo pak pakënaqësi te serbët. Në anën tjetër, kuadrot e reja intelektuale shqiptare, të brumosur me frymë atdhetare, dëshironin një Kosovë plotësisht të lirë dhe të pavarur nga Serbia. Natyrisht se këto dy koncepte (që pak a shumë deri në vitin 1981 qëllimin e kishin të përbashkët: emancipimin kulturor e politik të shqiptarëve) jo në pak raste nxisnin edhe konflikte brenda shqiptare. Pala që mbronte konceptin legal të veprimtarisë

[147] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 261.

politike theksonte se me mjete paqësore ishte arritur realizimi i të gjitha të drejtave kombëtare të shqiptarëve, si: përdorimi zyrtar i gjuhës shqipe, arsimimi kombëtar (përfshirë edhe atë universitar), shfrytëzimi i lirë i flamurit kombëtar, autonomia e plotë të institucioneve gjyqësore, ligjdhënëse dhe ekzekutive të KSA të Kosovës, si dhe shpresonin në avancimin evolutiv dhe paqësor të statusit të Kosovës nga autonomia përmbajtjesore në republikë. Përpjekjet e tilla të suksesshme të elitës politike të Kosovës për minimizimin, qoftë edhe formal të varësisë nga RS e Serbisë, dëshmohen edhe në dokumentet zyrtare të gjykatave të Kosovës, në të cilat gjuha shqipe figuron e para ndërsa gjuha serbokroate e dyta.[148]

[148] Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës- Arkivi Regjional i Gjilanit, *Gjykata e Qarkut të Gjilanit*, Fondet: Hep. 42/79; P.nr.50/84.

*) Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës-
Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit,
Fondet: Hep. 42/79; P.nr.50/84 (Ruzhdi Zuzaku).

СУД У
*GJYQI* *në*

Веће — судија појединац
*Trupi gjukues — gjukatsi individ*

К бр. /
Р *nr.*
Ки бр. /
Нр *nr.*
Кио бр. 42 /79
Нер *nr.*

**ОМОТ СПИСА**

*MBËSHTJELLSJA E SHKRESAVET*

У кривичном предмету против Hamdi Shaban Zymberit
*Për landën penale kundër*

NGA [illegible] nr. 53

Због кривичног дела из чл. 133 al. 1. КЗ
*Për shkak të veprës penale neni* *LPJ*

*a/a*

Рок чувања
*Afati i ruejtjes*

**Кио** бр. /
**Нер** *nr.*
**Ки** бр. /
**Нр** *nr.*
**К** бр. /
**Р** *nr.*

| Претреси *Shqyrtimet* | Рокови *Afatet* |
|---|---|
| | |
| | |
| | |
| | |
| | |
| | |
| | |
| | |
| | |

Образац СП бр. 16 (чл. 127. [illegible]
*Formulari RPGJ nr. 16 (n. [illegible] — mbështjellsja e shkresavet për procedurën penale.*

Shtresa e re e intelektualëve shqiptarë (revolucionare si çdo rini tjetër), nga ana tjetër, duke u nisur nga përvoja e hidhur e së kaluarës, që në kujtesën kolektive të shqiptarëve përjetohej si periudhë e dhunës institucionale dhe të diskriminimit kombëtar, lartësonin sistemin socialist të Shqipërisë, sepse pavarësisht sistemit politik, Shqipëria përfaqësonte shtetin amë. Ata kritikonin si sistemin vetëqeverisës në Jugosllavi ashtu edhe jetën "luksoze" të elitës kosovare, duke i akuzuar si "borgjezi të kuqe" (gjë që ishte tipike për lëvizjet studentore majtiste të viteve 60 në Evropën Perëndimore) dhe ndonëse qëllimi përfundimtar ishte bashkimi me shtetin amë, propagandohej dhe pranohej si zgjidhje e ndërmjetme dhe kalimtare edhe statusi i republikës për Kosovën.[149]

Shqiptarët e mbetur nën Jugosllavinë e re të vetmen mbështetje e konsideronin shtetin Shqiptar, që me gjithë mundësitë e tij të kufizuara ekonomike dhe politike, nuk ndalej së akuzuari Jugosllavinë për trajtimin e padrejtë të shqiptarëve dhe në kundërshtim me vetë parimet e ideologjisë komuniste dhe Kushtetutës së saj. Gjatë vitit 1980 shteti Shqiptar informohej nga ambasada e tij në Beograd për arrestime të reja në Kosovë me akuza për shpërndarjen e materialeve me përmbajtje anti-titiste dhe "nacionaliste".[150] Prandaj ky interesim i vazhduar dhe mbështetja morale dhe propagandistike e shtetit amë ishte frymëzimi i vetëm që kishin shqiptarët në RSFJ, të cilët, në rrethana kur çështja shqiptare nuk përfillej në ma-

---

[149] Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981, 124-125.*

[150] Atdhe Hetemi, *Lëvizjet studentore për republikën e Kosovës-1968, 1981 dhe 1997* (Prishtinë: Artini, 2020), 212.

sën e duhur as në Bashkësinë Ndërkombëtare e as brenda Jugosllavisë, përsëri angazhoheshin në veprimtaritë politike ilegale duke rrezikuar burgosjen dhe dënimet e rënda. Përkundër përndjekjeve, burgosjeve, vrasjeve dhe shpërnguljeve së shqiptarëve për në Turqi (1956-1966), përsëri ishte krijuar një bërthamë e vogël e njerëzve të shkolluar, të cilët nuk kishin rrugë tjetër pos të organizimit ilegal, si formë të vetme të veprimtarisë politike, me qëllimin përfundimtar bashkimin e të gjitha vendbanimeve shqiptare nën juridiksionin e republikave të Jugosllavisë me shtetin e tyre amë.[151]

[151] Në vitin 1957 Metush Krasniqi (1928-1986) themeloi "Partinë Revolucionare për Bashkimin e Tokave Shqiptare me shtetin amë". Organizata të tjera ilegale në vitet 60 të shekullit të XX ishin: "Komiteti Revolucionar Antirevizionist i bashkimit të Kosovës me Shqipërinë" e udhëhequr nga Kadri Halimi dhe Ali Aliu si dhe "Lëvizja Revolucionare për Bashkimin e Shqiptarëve" (1963-64) me Adem Demaçin. Për më shumë shih: Sabile Keçmezi Basha, *Kosova 1945-1990:Vështrim historiko-politik* (Prishtinë: Instituti i Historisë, 2017), 122; Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981* (Tiranë: Botimet Toena, 2008), 30.
Një nga pjesëtarët e "Lëvizjes Revolucionare për Bashkimin e Shqiptarëve" dhe i shpërngulur për në Turqi (1958), Njazi Straja, në dëshminë tij, kujton bisedat në Prishtinë (1964) me Adem Demaçin lidhur me organizimin e luftës guerile dhe nevojën që shqiptarët në Turqi të organizojnë mbështetjen morale dhe materiale për lëvizjen. Më 23 qershor 1964, Njazi Straja, ndonëse me nënshtetësi të Turqisë, burgoset në Prishtinë si anëtar i "Lëvizjes Revolucionare për Bashkimin e Shqiptarëve". Gjatë marrjes së tij në pyetje, Çeda Topalloviqi (shef i UDB-së në Prishtinë) do t'i thoshte: **"Ako bi pukla i jedna puška, da znaš da ne bismo ostavili nijednog živog šiptara"** (Nëse do të kërciste edhe një pushkë, ta dish nuk do të kishim lënë gjallë asnjë shqiptar- vërejtje MK). Gjithashtu, ky partizan nacionalist serbë, Njazi Strajës i deklaroi se: *"...sikur të ishte edhe njëherë viti 1944/45, unë s'kisha fol me ty, ashtu siç nuk kam fol me Shyqri Begun, Haxhi Hysën dhe Yzeirin."* Për më shumë shih: Memli Krasniqi, Hysen Matoshi, Nuridin Ahmeti, Sonila Boçi, Ledia Dushku, Shpend Avdiu, *Kujtesa*

Organizata "Grupi Revolucionar i Kosovës", e themeluar më 1973 dhe e udhëhequr nga Kadri Osmani, Mehmet Hajrizi dhe Xhafer Shatri, në shkurt të vitit 1974 botoi numrin e parë të gazetës së saj "Zëri i Kosovës".[152] Edhe kjo organizatë si qëllim kishte fitimin e statusit të republikës, si hap të parë dhe të domosdoshëm për t'u barazuar me të drejta të plota me kombet dhe republikat e tjera të RSFJ-së dhe si veprim përfundimtar, kur rrethanat do të lejonin, shfrytëzimin e së drejtës për shkëputje dhe bashkim me shtetin amë - Shqipërinë.[153] Metodat e luftës politike të lëvizjes ilegale shqiptare fillimisht kufizoheshin në propagandimin e padrejtësive historike të bëra ndaj shqiptarëve, në ngritjen e vetëdijes kombëtare mbi shfrytëzimin ekonomik të Kosovës, ndërsa në fazën përfundimtare edhe luftën e armatosur. Në shërbim të këtyre qëllimeve ishin shpërndarjet e materialit propagandistik dhe organizimi i grevave dhe demonstratave si shprehje publike e kërkesave politike dhe dëshmi e moszgjidhjes së plotë të çështjes shqiptare në RSFJ.[154] Pas zbulimit më 1974 dhe arrestimit të anëtarëve të këtij grupi: Kadri Osmanit, Xhafer Shatrit, Binak Ulajt etj.,[155] anëtarët e mbetur: Mehmet Hajrizi, Gani

*Kolektive: Dëshmi dhe Ngjarje (1944-1966)*, (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2016), 273-274.

152 Organizatat ilegale shqiptare, ashtu sikur edhe shteti shqiptar, me termin Kosovë, në shumicën e rasteve nënkuptonin të gjitha vendbanimet shqiptare të mbetura nën RSF të Jugosllavisë. Për më shumë shih: Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981* (Tiranë: Botimet Toena, 2008), 43-44, 64.

153 Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981* (Tiranë: Botimet Toena, 2008), 69.

154 Po aty, 68-69, 76-77.

155 Po aty, 85.

Sylaj, jo vetëm i zgjeruan radhët duke pranuar: Hydajet Hysenin, Kadri Zekën (1975),[156] Jakup Krasniqin, Berat Luzhën (1980), etj., por vendosën që të ndryshonin emrin në "Grupi Marksist-Leninist i Kosovës", me qëllim që organeve të ndjekjes t'u fshihej fakti se bëhej fjalë për të njëjtën organizatë. Po për këtë arsye u ndryshua edhe emri i gazetës ilegale nga "Zëri i Kosovës" në "Pararoja". Udhëheqës i "Grupi Marksist-Leninist të Kosovës", deri në shuarjen e saj më 1982, ishte Mehmet Hajrizi.[157] Ndërkohë, më 1975-76, Adem Demaçi (1936-2018) ishte burgosur për herë të tretë dhe së bashku me 18 shqiptarë tjerë ishte dënuar me 15 vjet burg.[158] Organizata të tjera ilegale që vepronin në Kosovë ishin: "Lëvizja Nacionalçlirimtare e Kosovës dhe viseve shqiptare në Jugosllavi" (Metush Krasniqi, Jusuf Gërvalla, Sabri Novosella, etj), "Lëvizja për Çlirimin Social dhe Nacional të Kosovës" (Mustafë Xhemajli, Bajrush Xhemajli, Xhabir Morina, etj.), "Partia Marksiste-Leniniste e shqiptarëve në Jugosllavi" (Abdullah Prapashtica), etj..[159] Ideali kombëtar ishte bërë preokupim i elitës së re intelektuale, e cila përpiqej që vullnetin e saj politik ta manifestonte përveçse përmes institucioneve të KSA të Kosovës edhe me organizim ilegal. Prandaj në këtë periudhë kemi krijimin e shumë grupeve të vogla, të cilat, të frymëzuara nga ndjenja e atdhetarizmit, bënin përpjekje

---

[156] Mbi jetën dhe veprimtarinë e Kadri Zekës (1953-1982) shih: Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981* (Tiranë: Botimet Toena, 2008), 323.

[157] Po aty, 93-96.

[158] Amnesty International, *Yugoslavia prisoners of conscience* (London: Amnesty International Publications, 1985), 6

[159] Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike*, 172.

për të kontribuar në rrugëtimin e shkëputjes përfundimtare të Kosovës nga Serbia dhe Jugosllavia. Shembull i tillë ishte edhe organizata “GISHEA”(Grupi Shqiponja e Artë), e cila me mbështetjen e Hajdin Abazit (udhëheqës i grupit të Ferizajit)[160] ishte themeluar në fund të viteve 70 në Gjilan dhe përbëhej nga: Bedri Qerimi(1954-2016), Ismet Ramadani (1960), Sadri Sherifi, Avni Nuhiu(1958), Hamdi Zymberi (1959-2020), etj.[161]

[160] Hajdin Abazi, më 1983, do të emërohej sekretar politik i Komitetit Organizativ të Marksistë-Leninistëve të Kosovës. Shih: Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981,* 313.

[161] Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës - Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit, Fondi: Hep. 42/79 (Avni Nuhiu).

*) Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës- Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit, Fondi: Hep. 42/79 (Avni Nuhiu).

Gjykatësi hetues i Gjykatës së Qarkut në Gjilan, në lëndën penale kundër të pandehurve Bedri Qerimi, Ismet Ramadani, Avni Nuhiu dhe Hamdi Zymberi, që të gjithë nga Gjilani, për shkak të veprës penale propaganda armiqsore nga neni 133 al.1 të LPJ, duke vendosur sipas propozimit të Prokurorisë Publike të Qarkut në Gjilan, që organit të punëve të brendshme - Shërbimit të Sigurimit Shtetëror në Gjilan t'i besohet kryerja e veprimeve hetimore, në bazë të nenit 162 al.4 të LPP mori këtë

A K T V E N D I M

I BESOHET Sekretariatit për punë të Brendshme - Shërbimit të Sigurimit Shtetëror në Gjilan kryerja e veprimeve hetimore në lëndën penale kundër të pandehurve Bedri Qerimit, Ismet Ramadanit, Avni Nuhiut dhe Hamdi Zymberit që të gjithë nga Gjilani.

A r s y e t i m

Me aktvendimin e gjykatësit hetues Hep.nr.42/79 prej 6 dhjetor 1979 është hapur hetimi kundër të pand. Bedri Qerimit, Ismet Ramadanit, dhe Avni Nuhiut, që të gjithë nga Gjilani, për shkak të veprës penale propaganda armiqsore nga neni 133 al.1 të LPJ. Gjithashtu me aktvendimin e gjykatësit hetues nën numrin e cekur më lartë të datës 8 dhjetor 1979 kundër të pand. Hamdi Zymberit nga Gjilani është hapur hetimi në drejtim të veprës penale propaganda armiqsore nga neni 133 al.1 të LPJ.

Prokuroria Publike e Qarkut në Gjilan në kërkesën e vet PP.nr.54/79 prej 5 dhe 8 dhjetor 1979 për zhvillimin e hetimeve ka propozuar që kryerja e veprimeve hetimore t'i besohet Organit kompetent të punëve të brendshme, sepse hetimi zhvillohet në dr-ejtim të veprës penale propagande armiqsore nga neni 133 al.1 të LPJ si dhe besimi i veprimeve hetimore është e domosdoshme për zhvillimin e drejtë të hetimeve.

Propozimi i prokurorit publik është i bazuar.

Kundër të pandehurve zhvillohet hetimi për shkak dyshimit të bazuar se kanë kryer veprën penale propagande armiqsore nga neni 133 a 1.1 të LPJ, që do të thotë veprimtaria e tyre është lidhur ngusht me një grup ilegal. Duke pasur parasysh faktet e mbledhura gjer më tani, gjykatësi hetues gjenë se kryerja e veprimeve hetimore duhet besuar organit kompetent të punëve të brendshme, sepse ajo është e domosdoshme për zhvillimin e suksesshëm të hetimeve.

./.

Në fund të viteve 70 dhe sidomos nga fillimi i vitit 1980 me veprimtarinë e saj intensive dallohej sidomos organizata "Fronti i Kuq".[162] Puna propagandistike në mesin e këtyre punëtorëve si dhe liria e lëvizjes ndërmjet Jugosllavisë dhe vendeve të Evropës Perëndimore, lehtësonte si mbajtjen e lidhjeve me Kosovën ashtu edhe në shpërndarjen e materialeve propagandistike. Me fillimin e botimit të organit të Organizatës Marksiste-Leniniste të Kosovës "Liria" (1980), që dilte nën kujdesin e Kadri Zekës jashtë vendit, Jusuf Gërvalla ndali botimin e "Lajmëtarit të Lirisë" dhe filloi bashkëpunimin me Kadri Zekën.[163] Njëkohësisht edhe kjo organizatë kishte vënë kontaktet me shtetin Shqiptar, kryesisht nëpërmes ambasadës së RPS të Shqipërisë në Vjenë. Tirana zyrtare mbështeste kërkesat dhe organizimin politik të shqiptarëve, duke i nxitur që në veprimet e tyre të mos ndërmerrnin akte që mund të kualifikohen si terroriste.[164] Padyshim që përqendrimi në luftën politiko-propagandistike si dhe depërtimi gradual i çështjes së shqiptarëve dhe të Kosovës në arenën ndërkombëtare nxiti reagimin e ashpër të institucioneve të RSFJ-së, të cilat nuk hezitonin në përdorimin e dhunës brutale ndaj të burgosurve politikë shqiptarë, disa nga të cilët gjatë hetimeve edhe vdiqën (rasti i Zija Shemsiut, i cili në vitin 1985 vdes në Beograd).[165]

[162] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981)*, Përgatiti: Qerim Lita (Shkup: Instituti i Trashëgimisë Kulturore e Shpirtërore të Shqiptarëve në Maqedoni, 2012), 259.

[163] Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981, 123.*

[164] Po aty, 156.

[165] Po aty, 158.

## 3.1. Parashikimet amerikane mbi Jugosllavinë e pas Titos (1972-1980)

Gazeta amerikane “The Daily Herald” e 6 korrikut të vitit 1970 shkruante për përshtypjet e gazetarit amerikan nga vizita e bërë Kosovës, që, sipas tij, quhej “Shqipëria tjetër” dhe e cila po përjetonte një rilindje të vërtetë kulturore dhe politike. Ndonëse ky zhvillim i ngjarjeve nuk i shkonte për shtati qarqeve serbe, Beogradi, njëherë për njëherë, nuk mund të bënte asgjë për të ndaluar ose së paku për të penguar këtë proces. Për më tepër, shqiptarët në Jugosllavi, edhe pse të ndarë nga një kufi i hekurt me shtetin Shqiptar, kishin filluar hapur të flisnin për kombin shqiptar dhe dëshirën e tyre për bashkim me Shqipërinë. Shtresa e re intelektuale e kësaj “Shqipërie tjetër” nuk fshihte admirimin për udhëheqësin e fuqishëm të Shqipërisë, Enver Hoxhën. Në kryeqytetin e Kosovës, në Prishtinë, vërehej një interesim i madh i rinisë shqiptare për librat e shumtë të përkthyer në gjuhën shqipe. Rinia shqiptare dëgjonte muzikën perëndimore,“Beatles”ose Bob Dilanin, por edhe muzikën popullore shqiptare. Kosova në këtë kohë kishte marrë nga Shqipëria rreth 17.000 libra, disa nga të cilët, ishin të një cilësie të lartë artistike, sikur që ishin veprat e shkrimtarit të njohur shqiptar, Ismail Kadaresë. Po kështu kishin filluar të lejoheshin edhe vizitat e grupeve të ndryshme artistike dhe turistike në Shqipëri, gjatë të cilave, personat më të moshuar ishin të impresionuar nga ndryshimet e mëdha që kishte bërë Shqipëria. Nga ana tjetër, gjenerata e re shqiptare nga Kosova, të cilët për herë të parë kishin vizituar Shqipërinë, nuk ishin ndarë me përshtypje të

mira për kushtet e jetesës në shtetin amë.[166] Në një artikull tjetër bëhej fjalë për përpjekjet e Jugosllavisë për të investuar më shumë në zhvillimin ekonomik të Kosovës. Udhëheqja jugosllave theksonte se Kosova paraqet hapësirën bujqësore me densitetin më të madh të popullsisë në botë, si dhe një nga zonat më të prapambetura ekonomike në Federatën Jugosllave, ku 2/3 e popullsisë merren me bujqësi. Prandaj Lidhja e Komunistëve të Jugosllavisë kishte vendosur që zhvillimit ekonomik të Kosovës t'i jepet prioritet në planin ekonomik të Jugosllavisë për periudhën 1971-75. Jo zyrtarisht flitej për një shumë të investimit prej **600 milionë dollarësh deri në vitin 1975**, çka kishte sjellë jo pak kundërshtime nga njësitë e tjera të Federatës Jugosllave. Gjithashtu në këtë artikull theksohej se tensionet politike në Kosovë kishin rënë në shkurt të vitit 1969, atëherë kur udhëheqja partiake jugosllave vendosi kundër bërjes së Kosovës republikë e shtatë e federatës. Arsye e mospërkrahjes së kësaj kërkese të shqiptarëve ishte se kjo kinse do të shpinte në shpërbërjen e Jugosllavisë. Në të vërtetë, nëse Kosova do të bëhej republikë, ajo do të mund të shkëputej nga Jugosllavia duke u bashkuar me Shqipërinë, çka do të pasohej me shkëputjen e Sllovenisë dhe të Kroacisë. Ky do të ishte fundi i RSFJ-së.[167]

Institucionet amerikane, përfshirë edhe Shërbimin Sekret Amerikan (Central Intelligence Agency-CIA), përcillnin me vëmendje zhvillimin e ngjarjeve në RSFJ dhe përpilonin raporte dhe analiza mbi Jugosllavinë e pas Titos. Kështu në

[166] *The Daily Herald* (Biloxi-Gulfport, Mississippi, USA), Monday, July 6, 1970, 13.

[167] *The Winnipeg free press*, Thursday, May 14, 1970, 25, USA.

raportin e CIA-së të 13 tetorit 1972, theksohej se problemet e këtij shteti në politikën e tij të ekuilibrit ndërmjet lindjes dhe perëndimit, si dhe kundërthënieve dhe urrejtjeve etnike, do të dalin më shumë në pah në periudhën e pas Titos. Sipas këtij raporti, kryetari Tito, në përpjekje për të siguruar funksionimin dhe mbijetesën e federatës jugosllave edhe pas tij, krijoi sistemin e udhëheqjes kolektive në parti, pra në LKJ, si dhe në institucionet shtetërore. Ky sistem politik, i njohur si vetëqeverisje - një përzierje e liberalizmit perëndimor dhe komunizmit, ishte kundërshtuar nga sovjetikët, konfuz për perëndimorët, por edhe i pakuptueshëm nga qytetarët e Jugosllavisë. I vetmi element unifikues i RSF të Jugosllavisë ishte ushtria, e cila edhe sipas këtij raporti ishte kërcënuar se do të ndërhynte në rast të shpërbërjes së federatës. Në përshkrimin e aftësive politike të Titos, shërbimi sekret amerikan theksonte aftësinë e tij që rreth vetes të përfshinte njerëz të aftë e profesionalisht të përgatitur. Në të vërtetë, Tito kishte vendosur sistemin kolektiv të udhëheqjes (sipas modelit të Zvicrës), si një formë kjo e parandalimit që një njësi federale të koncentrojë në duart të veta pushtetin qendror. Pra ishte një përpjekje e drejtuar kundër tendencave hegjemoniste të RS të Serbisë. Një fushë tjetër problematike pas periudhës së Titos, sipas këtij raporti, ishin edhe dallimet ekonomike dhe sociale ndërmjet republikave veriore dhe perëndimore të zhvilluara me njësitë më pak të zhvilluara të jugut dhe të lindjes. Fuqia botërore që do të mundohej të përfitonte në periudhën pas Titos ishte BRSS-ja, e cila shpresonte ta rikthente Federatën Jugosllave në përqafimin e socializmit ortodoks të tyre. Moska mbështetej në faktin se problemet e brendshme ekono-

mike dhe rivaliteti etnik, do t'i mundësonte asaj që të gjente mbështetës brenda strukturës shtetërore dhe partiake të Jugosllavisë së pas Titos. BRSS-ja, ashtu si vendet perëndimore, shfrytëzonte rastin që si shkëmbim për kreditet e mëdha të anashkalonte organet federale, duke bërë marrëveshje të drejtpërdrejta me institucionet republikane dhe ato lokale. Sigurisht, vazhdonte raporti, disa vjet pas Titos, si rezultat edhe përzierjes nga jashtë, do vinte deri te koalicioni ndërmjet liderëve konservativë dhe ushtarakëve në përpjekjen për të rivendosur pushtetin qendror, me ç'rast mund të dalë në skenë edhe ndonjë lider, i cili do të mundohet t'u imponohet njësive të tjera federale.[168] Shtetet e Bashkuara të Amerikës, duke pasur parasysh të gjitha këto zhvillime të mundshme pas Titos, do të përkrahnin një Jugosllavi të bashkuar dhe të decentralizuar, ngase çdo përkrahje për njësi të veçanta të federatës vetëm do të përforconte ndikimin e BRSS-së në Jugosllavinë e pas Titos.[169]

Në vitin 1977 Kosova kishte marrë 56 milionë dollarë kredi nga Banka Botërore, të cilat do t'i investonte në sistemin e ujitjes dhe të drenazhimit, me çka do të ndihmoheshin rreth 35.000 bujq të Kosovës.[170] Se sa Jugosllavia ishte e rëndë-

---

[168] General CIA Records, Weekly Summary-Special Report, *Yugoslavia:The Politics of Succession*, 13 October 1972, Document Number (FOIA) /ESDN (CREST): CIA-RDP85T00875R001500040034-1. https://www.cia.gov/library/readingroom. Qasja më 15 qershor 2020.

[169] A. Ross Johnson and Arnold L. Horelick, *Communist Political Succession* (A Report prepared for Department of State-June 1972), Xi. https://digitalarchive.wilsoncenter.org/document/208715. Qasja më 28 maj 2021.

[170] *The Winnipeg free press,* Wednesday, February 16, 1977, 85, USA.

sishme për Perëndimin tregonte fakti se Banka Botërore, me seli në Uashington, deri në vitin 1979 i kishte huazuar RSFJ-së rreth 12 miliardë dollarë. Madje në vitin 1979 Jugosllavia ishte huazuesi i pestë më i madh i Bankës Botërore.[171] Pas vdekjes së J.B.Titos, më 1980, ekspertët perëndimorë dhe ata të Jugosllavisë parashikonin se vështirësitë ekonomike mund të nxisnin procese politike të cilat do të destabilizonin Federatën Jugosllave. Prandaj, sipas tyre, në rast të ndonjë krize të brendshme politike në Jugosllavi, nuk do të kishte rrezik të drejtpërdrejtë nga ndonjë invazion i BRSS-së, por më shumë të rritjes së ndikimit rus duke ndihmuar disa grupe të caktuara në Jugosllavi.[172] Raporte me përmbajtje të njëjta i vinin udhëheqjes së Jugosllavisë edhe nga kryeqyteti sovjetik, në të cilat shprehej brengosja e BRSS-së lidhur me kërcënimet për kryengritje që kinse vinin kundër RSFJ-së nga ana e emigracionit politik jugosllavë (flitej për rreth 50.000 persona të armatosur). Njëkohësisht, Todor Zhivkovi (udhëheqësi bullgar), gjatë takimit me Santiago Karillon (liderin e Partisë Komuniste të Spanjës), kishte deklaruar se ishte i drejtë çdo intervenim ushtarak që shërbente për të ruajtur sistemin socialist dhe se në rast nevoje, duhet të ndihmohet Jugosllavia, që edhe pas vdekjes së Titos të mbetej vend socialist.[173] Me fjalë të tjera BRSS-ja shfrytëzonte edhe emigracionin djathtist kroat si presion për të mbajtur ose edhe për të kthyer Jugosllavinë e pas Titos në kuadër të sistemit socialist të Lindjes.

[171] Yugoslavia and the World Bank. www.documents.worldbank.org.Qasja më 10 janar 2017.

[172] *The Canberra Times*, Friday, October 24, 1980, 6,

[173] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije*, 53.

Prandaj nuk habit fakti se në Londër, gjatë kongresit të Këshillit Kombëtar Kroat (Hrvatskog narodnog vijeća), pikëpamja dhe parulla që dominonte ishte: *më mirë një Jugosllavi jo e unifikuar dhe e pushtuar nga Rusia, sesa një Jugosllavi e bashkuar dhe e mbështetur nga Amerika.*[174] Kjo tezë e Këshillit Kombëtar Kroat mbështetej edhe me spekulimet se pas vdekjes së Titos, BRSS-ja dhe SHBA-ja, do të ndanin sferat e ndikimit në RSFJ. Sipas këtyre parashikimeve Bashkimi Sovjetik do të vendoste zonën e vet të ndikimit në RS të Serbisë, RS të Malit të Zi dhe në RS të Maqedonisë, përderisa SHBA-ja ndikimin e tyre do ta shtrinin në pjesën tjetër të Jugosllavisë.[175] Sipas pikëpamjeve perëndimore, pas vdekjes së Titos, ata do të duhej të përkrahnin udhëheqjen kolektive për të parandaluar shpërbërjen e Jugosllavisë dhe luftën qytetare.[176] Shtetet e Bashkuara të Amerikës parashikonin se në periudhën e pas Titos, institucionet e Federatës Jugosllave dhe sidomos Armata Popullore e Jugosllavisë do të intervenonin në rast të ndonjë përpjekjeje për shkëputje të Kroacisë ose të Kosovës. Në kushte të luftës qytetare, Armata Popullore e Jugosllavisë, do të kërkonte ndërhyrjen e BRSS-së.[177] Në një skenar të tillë të ngjarjeve, SHBA-ja parashikonte se në rast

[174] "bolja nejedinstvena, od Rusa okupirana, Jugoslavija nego jedinstvena i od Amerike podržavana Jugoslavija." Për më shumë shih: Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije* (Sarajevo: Oko,199), 54.

[175] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989*, 135.

[176] Ante Batović, Branko Kasalo," Britanski i američki izvori o smrti Josipa Broza Tita," *Časopis za suvremenu povijest,* Vol. 44, br..1 (Zagreb, 2012): 12. https://www.ceeol.com/search/viewpdf?id=51001. Qasja më 17 shkurt 2021.

[177] A. Ross Johnson and Arnold L. Horelick, 17.

se RPS e Shqipërisë do të rezistonte kundër intervenimit të mundshëm ushtarak të BRSS-së në Jugosllavi, atëherë amerikanët mund të merrnin parasysh të përkrahnin politikisht dhe me ndihma të kufizuara ushtarake bashkimin e Kosovës me Shqipërinë.[178] Gjithashtu, edhe në skenarin kur BRSS-ja do të sulmonte Jugosllavinë, pa pasur si shkas luftën qytetare, pra kur Kosova do të vazhdonte të ishte pjesë e SFRJ-së, RPS e Shqipërisë nëse do të kërkonte mbështetjen dhe ndihmën ushtarake perëndimore kundër BRSS-së, përsëri SHBA-ja do t'ia afronin.[179] Ndërkohë prishja e marrëdhënieve shqiptaro-kineze (1978) nxiti shqetësimin e SHBA për mundësinë e rikthimit të Shqipërisë në Paktin e Vrashavës. Prandaj amerikanët u interesuan për t'u njohur me potencialin ekonomik e ushtarak të Shqipërisë dhe vendosmërisë së Tiranës për t'u ballafaquar me një agresion të mundshëm të Bashkimit Sovjetik, vetëm apo me Jugosllavinë.[180] Njohuri mbi plane të tilla të BRSS-së kishte edhe shteti shqiptar, për të cilën u bë e qartë se pushtimi i Jugosllavisë nga Pakti i Varshavës do të thoshte se këto forca ushtarake (disa nga njësitë speciale të këtyre vendeve mësonin edhe gjuhën shqipe) nuk do të ndaleshin pa sulmuar edhe RPS të Shqipërisë.[181] Prandaj, Tirana

[178] "In these circumstances, if the Albanians gave some promise of being prepared to resist Soviet intervention, the USA might consider extending political support and even limited military assistance to Greater Albania." Shih: A. Ross Johnson and Arnold L. Horelick, *Communist Political Succession* (A Report prepared for Department of State-June 1972), 65.

[179] A. Ross Johnson and Arnold L. Horelick, 73-74.

[180] Hamit Kaba, *Shqipëria*, 209.

[181] Juljana Krisafi, *Marrëdhëniet e Shqipërisë me Bashkimin Sovjetik 1953-1961* (Tiranë: disertacion i mbrojtur në Universitetin Evropian të Tiranës,

zyrtare duke kuptuar se SHBA-ja dhe NATO, në rast të agresionit të BRSS kundër RSF të Jugosllavisë ose RPS të Shqipërisë, nuk do të intervenonte hapur, por do të ofronte ndihmë ushtarake dhe ekonomike, deklaronte se nëse sulmohet Jugosllavia, Shqipëria do të hynte gjithashtu në luftë.

Qëndrimin e tillë dhe interesimin e NATO-s për Shqipërinë, në rast të hyrjes së BRSS në Jugosllavi, ia kishte konfirmuar ambasadorit jugosllav në Tiranë, Branko Komatinës, edhe ambasadori italian. Prandaj pas prishjes së raporteve me Kinën, Shqipëria, ndonëse mbronte dhe propagandonte rrymën ideologjike të pastër komuniste, përsëri për nevoja të sigurisë ishte orientuar për mbështetje dhe lidhje më të forta me Francën kapitaliste, e cila vazhdonte të ishte një nga fuqitë nukleare dhe më me ndikim në arenën ndërkombëtare.[182] Ndërsa, pas refuzimit të heshtur të Shqipërisë për rivendosjen e marrëdhënieve diplomatike me SHBA, Washingtoni nxiste vendet perëndimore për t'u afruar me Tiranën, sidomos RF të Gjermanisë dhe Britaninë e Madhe.[183]

Në raportin amerikan të vitit 1979 lidhur me problemin e Kosovës do të theksohej se për mbijetesën e Jugosllavisë, ku pos raporteve kroato-serbe, rëndësi do t'u kushtohej edhe raporteve shqiptaro-serbe. Potencohej se udhëheqësi i Shqipërisë, Enver Hoxha, Kosovën e konsideronte vetëm përkohësisht pjesë të Jugosllavisë. Prandaj, pas Titos, shpërthimi i konfliktit shqiptaro-serb do të nxiste shpërthimin e konflikte-

2016), 129-130. https://uet.edu.al/images/doktoratura/Juliana_Krisafi.pdf. Qasja më 17 gusht 2021.

[182] Branko Komatina, 93.

[183] Hamit Kaba, *Shqipëria*, 209.

ve etnike në pjesë të tjera të Federatës Jugosllave dhe në një mënyrë zgjidhja e problemit të Kosovës mund të ishte element kyç për mbijetesën e saj. Po kështu theksohej se nacionalizmi shqiptar do të ballafaqohej me dy rryma: atë me ngjyrime islamiste, i orientuar kah vendet arabe, në të cilat shkollohej elita fetare myslimane shqiptare dhe rinia studentore, që do të drejtohej për inspirim kah Tirana. BRSS-ja kishte filluar të ndërhynte në Kosovë; pikësëpari me ndihmën e elementit serb në Kosovë, disa nga të cilët kishin krijuar Partinë e re Komuniste të Jugosllavisë. Njëkohësisht me rastin e prishjes së Shqipërisë me Kinën më 1979, BRSS-ja kishte filluar të shikonte mënyra për afrim me Shqipërinë, duke shfrytëzuar edhe Kosovën si mundësi.[184]

Nga ana tjetër, Enver Hoxha, duke u nisur nga qasjet pragmatike, ashtu si udhëheqësi i RSF të Jugosllavisë, J. B. Tito, në politikën e jashtme objektiv kryesor kishte ruajtjen e pavarësisë së RPS të Shqipërisë, sidomos nga BRSS-ja dhe Pakti i Varshavës. Kurse në planin afatgjatë, shteti shqiptar dhe Enver Hoxha, llogarisnin se në periudhën e pas-Titos, RSF e Jugosllavisë do të shpërbëhej dhe në atë rast Kosova dhe vendbanimet e tjera shqiptare do t'i bashkoheshin shtetit amë. Ndërkohë organizatat ilegale shqiptare por edhe pjesë të elitës institucionale të Kosovës, ishin për krijimin e një republike shqiptare në kuadër të Federatës Jugosllave, ku në kuadër të Kosovës do të përfshiheshin të gjitha vendbanimet

[184] General CIA Records, *Yugoslavia: The Kosovo Problem*, May 1979, Document Number (FOIA) /ESDN (CREST): CIA-RDP80T00942A001000060001-7. https://www.cia.gov/library/readingroom. Qasja më 15 qershor 2020; Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983, 34.*

shqiptare në RS të Serbisë, RS të Malit të Zi dhe RS të Maqedonisë. Ky ishte, së paku, edhe synimi dhe dëshira që prof.dr. Ymer Jaka, sekretar i Arsimit, i Shkencës dhe i Kulturës së KSA të Kosovës,ia deklaroi Tefta Camit, ministres së Arsimit të RPS të Shqipërisë me rastin e vizitës zyrtare në Tiranë të organizuar gjatë fundit të vitit 1979.[185] Enver Hoxha shprehte brengën se në periudhën e pas-Titos në Kosovë mund të nisnin trazirat, qoftë si rezultat i vlerësimeve të gabuara të vetë shqiptarëve të Kosovës ose edhe të provokimeve serbe me qëllim që të nxisin urrejtjen e kombeve të tjera të Jugosllavisë kundër shqiptarëve.[186] Kjo do të thotë se shteti shqiptar nuk ishte i interesuar për shpërbërjen e Jugosllavisë në rrethanat e një rreziku permanent sovjetik dhe në anën tjetër që procesi i fillimit të dezintegrimit të brendshëm të Jugosllavisë si një domosdoshmëri e kohës, mos të fillonte në kurriz të shqiptarëve dhe të Kosovës. Mirëpo këmbëngulja e Shqipërisë për mos afrim me SHBA si dhe politika e mbështetjes vetëm në forcat e veta, në planin afatgjatë, do të dëmtonte Shqipërinë si shtet por edhe çështjen e shqiptarëve në Jugosllavi.

[185] Tefta Cami, 96.

[186] Enver Hoxha, *Ditar për çështje ndërkombëtare (1980-1981)*, 13 (Tiranë: Instituti i studimeve Marksiste-Leniniste pranë KQ të PPSH, 1985), 50-51.

## 3.2. Kosova në rrethanat e ndryshuara ekonomike-sociale dhe raportet e saj me njësitë e tjera të Federatës Jugosllave (1980-1981)

Një nga problemet e theksuara të Jugosllavisë si tërësi dhe Kosovës në veçanti, sidomos pas vdekjes së J.B.Titos, ishte kriza ekonomike dhe ngecja në realizimin e projekteve zhvillimore të Kosovës. Ndonëse në nivel qendror ishte themeluar Fondi Federativ për investime në republikat më pak të zhvilluara dhe në KSA të Kosovës,[187] efektet e krizës ekonomike më së shumti vëreheshin në zonat jugore e më të pazhvilluara të RSFJ-së.[188] Në të vërtetë, në Jugosllavi, gjatë viteve 1979-1980, jo vetëm se inflacioni ishte i lartë (40%), por edhe fakti se RSF e Jugosllavisë kishte 21 miliardë dollarë borxh të jashtëm kishte ndikuar që kthimi i tyre të bëhej një barrë e rëndë ekonomike.[189] Njëkohësisht filluan edhe mungesat në treg të produkteve ushqimore dhe energjetike,

[187] Fondi i Federatës u krijua në 1965 dhe fillimisht mjetet e grumbulluara jepeshin pa kthim. Kurse më vonë ato jepeshin si huazime apo kreditime (shumë të favorshëm) për zhvillimin më të shpejtë të republikave të pazhvilluara dhe Krahinës së Kosovës. Në këtë fond kontribuonin të gjitha republikat dhe krahinat, të cilat ndanin një përqindje të caktuar të prodhimit shoqëror (rreth 2%). Ndërsa sipas vlerësimit të shkallës së zhvillimit, mjetet ndaheshin më së shumti për Kosovën, Malin e Zi, Maqedoninë dhe Bosnjë Hercegovinën. Në të njëjtën kohë, nga buxheti federativ, ndaheshin mjete shtesë (të konsiderueshme) për të financuar kujdesin shëndetësor, arsimin, mbrojtjen sociale, administratën shtetërore, etj. me qëllim që të zvogëloheshin dallimet edhe në këto fusha. Për më shumë shih: Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije* (Sarajevo: Oko,1999), 77.

[188] *Rilindja*, E mërkurë, 30 prill, 1 e 2 maj 1980, 6.

[189] Jože Pirjevec, *Tito dhe shokët* (Tiranë: Botart, 2020), 724.

si: qumështi, kafeja, mishi, qymyri, benzina, detergjenti dhe sheqeri.[190]

Ndërkohë, në Kosovë, në politikën e brendshme, në procesin e jetësimit të sistemit të delegimit, që ishte pjesë thelbësore e vetëqeverisjes socialiste, sidomos Lidhja Socialiste e Popullit Punonjës të Kosovës, tregonte mangësi organizimi dhe funksionimi. Me fjalë të tjera, në Kosovë sistemi i delegimit dhe funksionimi i kuvendeve komunale e krahinore ballafaqohej me pasivitetin e delegatëve, të cilët nuk kishin vullnet për të hapur diskutime lidhur me problemet e ndryshme shoqërore e ekonomike.[191] Formalizmi i njëjtë dhe puna nëpër forume ekzistonte edhe në Lidhjen e Sindikatave të Kosovës, ashtu edhe në Lidhjen e Rinisë, duke lënë anash përfshirjen më aktive dhe më masive të popullsisë në vendimmarrje.

Në Kosovë gjatë viteve të 70 dhe 80, falë investimeve që ishin bërë, kishte filluar të ndryshonte edhe struktura sociale e vendbanimeve të saj, duke rritur pjesëmarrjen e banorëve që jetonin në qytete nga 26.9 % (1971) në 32.5 % më 1981. Është ky edhe një tregues që në mënyrë indirekte dëshmon procesin e ngadalësuar të industrializimit të Kosovës, gjë që ishte pasojë e drejtpërdrejtë e anashkalimit për kohë të gjatë të investimeve në Kosovë.

---

190 Ante Batović, Branko Kasalo,"Britanski i američki izvori o smrti Josipa Broza Tita," *Časopis za suvremenu povijest*, V. 44, br.1 (2012): 16.

191 Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës (më tutje: ASHAK), Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 51.

*) Tabelë e përpiluar duke u mbështetur në të dhënat e Entit Statistikor të Jugosllavisë.[192]

| Prodhimi i mallrave kryesore industriale në KSA të Kosovës (1960-1980) | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Industria e përpunimit të drurit-orendi shtëpiake | Prodhimi i tullave | Çimentos | Prodhimi i letrës fillon nga viti 1975 | Industria e tekstilit (nga pambuku) | Industria e veshmbathjes- rroba | Industria e veshmbathjes- Këpucë | Industria e Birrës fillon nga viti 1975 | Industria e duhanit |
| 1955 | ---- | ---- | ---- | ---- | ---- | ---- | ---- | ---- | ---- |
| 1960 | 0.8 | 27 | 100 | ---- | 1.592 | 332 | 370 | ---- | 1.971 |
| 1980 | 4.0 | 148 | 133 | 6.6 | 7.447 | 723 | 2.074 | 255 | 1.675 |
| 1985 | 9.7 | 228 | 290 | 13 | 9.017 | 1.405 | 2.520 | 263 | 3.144 |

*) Tabelë e Entit Statistikor të Jugosllavisë.[193]




[192] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak),* Rukovodilac redakcije: Dr. Dušan Miljković (Beograd: Savezni zavod za statistiku, 1989), 263-266.

[193] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak),* Rukovodilac redakcije: Dr. Dušan Miljković (Beograd: Savezni zavod za statistiku, 1989), 266.

Duke marrë si shembull ndryshimet në numrin e banorëve në qytete dhe në fshatra mund të shohim edhe dallimet në politikën ekonomike të Jugosllavisë, e cila deri në vitet 70 kishte investuar shumë në republikat jugore të saj: RS të Serbisë, të Maqedonisë dhe të Malit të Zi, duke anashkaluar Kosovën. Sipas të dhënave statistikore për vitin 1961 dhe 1971 shihet se janë bërë ndryshime të mëdha në strukturën sociale të popullsisë. Më 1961 në RS të Serbisë pjesëmarrja e popullsisë qytetare në numrin e përgjithshëm të banorëve ishte 29.8 %, ndërsa më 1971 ky raport kishte ndryshuar në 40.8% të pjesëmarrjes së popullsisë qytetare në raport me numrin e përgjithshëm të banorëve. Në RS të Maqedonisë nga 34.9 % (1961) ishte rritur në 48.1% (1971); në Mal të Zi nga 21.1% (1961) në 34.2% (1971), kurse në Kosovë nga 19.5% (1961) në 26.9 % (1971).[194]

*) Tabelë e bazuar në të dhënat statistikore të Jugosllavisë së vitit 1983.

| Pjesëmarrja e popullsisë qytetare në numrin e përgjithshëm të banorëve | | | |
|---|---|---|---|
| | 1961 | 1971 | 1981 |
| **RSFJ** | **28.3 %** | **38.6 %** | **46.5 %** |
| RS e Serbisë | 29.8 % | 40.6 % | 46.6 % |
| RS e Maqedonisë | 34.9 % | 48.1 % | 53.9 % |
| RS e Malit të Zi | 21.1 % | 34.2 % | 50.7 % |
| **KSA e Kosovës** | **19.5 %** | **26.9 %** | **32.5 %** |

[194] Статистички Календар Југославије, (Београд: Савезни Завод за Статистику, 1983), 38.

Pra, në këto republika ndryshime të mëdha në raportin ndërmjet popullsisë qytetare dhe fshatare ishin bërë edhe në vitet e 60, në kohën kur edhe investimet në industrializimin e tyre ishin të mëdha, ndërkohë që shqiptarët dhe Kosova trajtoheshin si të pabarabartë me kombet e tjera të RSFJ-së e rrjedhimisht edhe investimet ishin më të vogla. Të dhënat e mëposhtme tregojnë diskriminimin e Kosovës edhe në sektorin e ndërtimit të banesave shoqërore, që ishte rezultat i anashkalimit të gjatë në politikën zhvillimore të saj:

*) Tabelë e përpiluar duke u mbështetur
në të dhënat e Entit Statistikor të Jugosllavisë.[195]

| Ndërtimi i objekteve banesore-shoqërore në RSFJ (1953-1987) | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | SFRJ | RS e Bosnjë dhe Hercegovinës | RS e Malit të Zi | RS e Kroacisë | RS e Maqedonisë | RS e Sllovenisë | RS e Serbisë | KSA e Kosovës | KSA e Vojvodinës |
| 1953-87 | 1.448.851 | 212.913 | **40.521** | 329.983 | 116.551 | 192.713 | 415.529 | **25.757** | 114.884 |

Në anën tjetër është plotësisht e saktë se në Kosovë në vitet 1971-1975 nga 2.15 miliardë $ nga Fondi për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të Kosovës, të ndara nga Sllovenia (20%), Kroacia (34%), Vojvodina (15 %) dhe Serbia (31%), Kosova kishte pranuar 30% të fondit, ose rreth 600 milionë $. Përkundër këtyre investimeve rritja vjetore ekonomike e Kosovës (1975-1979) ishte vetëm 3%, ose sa gjysma e mesatares vjetore të njësive të tjera. Përderisa në

[195] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak),* 275.

vitin 1947 Kosova kishte Prodhimin Kombëtar Bruto të barabartë me 49% të mesatares jugosllave, në vitin 1978 Prodhimi Kombëtar Bruto i Kosovës ishte vetëm 30% i mesatares së Jugosllavisë.[196] Në vitet 1971-1975, Kosova kishte shfrytëzuar 30% të huasë së Jugosllavisë nga Banka Botërore. Në periudhën 1948-1980 nga shuma e përgjithshme e investimeve në Jugosllavi (1.567.161 milionë dinarë, të llogaritura sipas çmimeve të vitit 1972) në Kosovë ishin investuar 52.471 milionë dinarë ose 3.3% të investimeve të përgjithshme në të gjithë Jugosllavinë.[197] Sipas kursit devizor të vitit 1972, 1$ këmbehej me 16.75 dinarë,[198] shuma e përgjithshme e investuar në Kosovë ishte e barabartë me rreth 3.13 miliardë dollarë. Arsyet e këtij stagnimi zhvillimor, përpos anashkalimit afatgjatë të Kosovës, ishin edhe në planifikimin e gabuar dhe orientimin e investimeve në prodhimin e rrymës dhe lëndës së parë (që nuk siguronin punësime), pastaj niveli i ulët arsimor dhe profesional i fuqisë punëtore, mungesa e investimeve në infrastrukturën rrugore, tregu i brendshëm i pazhvilluar etj. Prandaj Kosova, jo që nuk shkonte në drejtim të uljes së pabarazisë ekonomike me rajonet e tjera të Jugosllavisë, por përkundrazi pabarazia ekonomike vetëm thellohej.

Rrjedhimisht, jo pa arsye, zhvillimi ekonomik i Kosovës ishte një nga pikat themelore të fushëveprimit të Lidhjes së

---

[196] General CIA Records, *Yugoslavia: The Kosovo Problem*, May 1979, Document Number (FOIA) /ESDN (CREST): CIA-RDP80T00942A001000060001-7, p. 5. https://www.cia.gov/library/readingroom. Qasja më 15 qershor 2020.

[197] Петар Р. Ристановић, 16.

[198] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak),* 149.

Komunistëve të Kosovës dhe brengë e institucioneve të saja, zgjidhja e të cilave jo vetëm se do të ulte tensionet sociale dhe papunësinë, por edhe rrezikun e shpërthimit të pakënaqësisë publike. Prandaj, për arsye politike por edhe ekonomike, Kosova, si elementë përbërës edhe i Federatës Jugosllave, mbante raporte të drejtpërdrejta edhe me njësitë e tjera të RSF të Jugosllavisë. Kosova ishte shumë e interesuar për marrëdhënie më të afërta me RS të Sllovenisë dhe RS të Kroacisë. Kështu, gjatë vitit 1980, një delegacion i Kosovës, në përbërje të: Bahri Oruçit - kryetar i Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të Kosovës, Riza Sapunxhiut e Pajazit Nushit - nënkryetarë të Këshillit Ekzekutiv, Nazmi Mustafës - kryetar i Odës Ekonomike të Kosovës, Iliaz Iliazit - kryetar i Këshillit Punëdrejtues të Bankës së Kosovës, Dragan Vllajiqit - sekretar krahinor i bujqësisë dhe hidroekonomisë dhe Aziz Abrashit - nënkryetar i Odës Ekonomike të Kosovës, udhëtoi për në Lubjanë. Delegacioni i Kosovës zhvilloi bisedime treditëshe me delegacionin e Këshillit Ekzekutiv të Sllovenisë, të prirë nga dr. Anton Vratusha, si dhe me përfaqësuesit e organizatave të punës së bashkuar të kësaj republike. Thelbi i këtij takimi ishte thellimi i bashkëpunimit ekonomik ndërmjet sipërmarrjeve të Sllovenisë me kombinatin "Trepça", "Agrokosovën", "Amortizatorët" e Prishtinës, "Fonderinë" e Gjakovës, "Ballkanin" e Suharekës, "Metallcin" e Gjilanit, "Farmakosin" e "Progresin" e Prizrenit dhe të tjerë. Delegacionet e Kosovës dhe të Sllovenisë diskutuan po ashtu edhe lidhur me bashkëpunimin më të thellë ndërmjet universitetit "Eduard Kardel" të Lubjanës dhe Universitetit të Prishti-

nës.[199] Një nga marrëveshjet e përfunduara me palën sllovene ishte se nga njëri termocentral, në ndërtim e sipër, i "Kosovës B", me kapacitet prej 339 megavatësh, 150 megavatë do t'i jepeshin në shfrytëzim Sllovenisë për periudhën 15-25 vjeçare, ndërsa pala sllovene do t'i merrte përsipër mjetet e investuara kreditore të Kosovës.[200] Një nga fushat në të cilat u investua shumë në Kosovë ishte prodhimi i rrymës elektrike. Sipas vlerësimeve të kombinatit "Kosova" për vitin 1980, në Kosovë ishte 1/3 e potencialit energjetik si dhe 53% e rezervave të thëngjillit të Jugosllavisë. Rryma e prodhuar nga termocentralet e Kosovës shkonte për nevojat e njësive federale më të zhvilluara ekonomikisht, të cilat edhe ishin të interesuara të investonin në ndërtimin e kapaciteteve të reja prodhuese. Mirëpo pengesat ishin në format e realizimit të këtyre marrëveshjeve ndërmjet Kosovës dhe republikave të tjera të Jugosllavisë. Pala kosovare insistonte që ky bashkëpunim ekonomik të mos bëhej në parimin e marrëdhënieve shitblerëse, por të krijoheshin raporte kooperuese duke u mbështetur në Ligjin e Punës së Bashkuar, ku përcaktoheshin qartë obligimet e çdo partneri që nga fillimi i ndërtimit të objektit dhe eksploatimit të tij të mëvonshëm. Në vitin 1980, fuqia e instaluar elektrike e termocentraleve në Kosovë ishte 780 megavatë, për prodhimin e të cilëve ishin shfrytëzuar 9.5 milionë tonelata thëngjill nga zona e Bellaqevcit dhe të Dobrosellës. Lidhur me investimet në ndërtimin e termocentraleve të reja ishin zhvilluar bisedime ndërmjet odave ekonomike të RS të Kroacisë, të RS të Sllovenisë dhe të

---

[199] *Rilindja*, E premte, 11 janar 1980, 1.
[200] *Rilindja*, E shtunë, 12 janar 1980, 2.

Kosovës. Pala kroate ishte e interesuar që të investonte në ndërtimin e termocentraleve me fuqi të instaluar prej 2.000 megavatësh, kurse pala sllovene për një termocentral prej 600 megavatësh. Kjo degë e industrisë së Kosovës ishte edhe punëdhënës i madh, ku në 22 organizata themelore të punës së bashkuar punonin 11.000 punëtorë, nga të cilët 1.000 ishin kuadro të dala nga gjiri i Universitetit të Prishtinës.[201] Ndonëse, mjetet ishin ndarë për zgjerimin e kapaciteteve prodhuese të rrymës në Kosovë, përsëri kishte zvarritje në procesin e ndërtimit të termocentraleve të para të "Kosovës B", sidomos nga prodhuesi dhe montuesi kryesor i konstruksioneve të çelikut "MIN" nga Nishi i RS të Serbisë.[202] Në të vërtetë nga 20% të Fondit Federativ të paraparë për t'u investuar nëpërmjet bashkimit të mjeteve dhe punës në KSA të Kosovës për periudhën 1976-1980, ishin realizuar vetëm rreth 1% të tyre. Këtu përfshiheshin programi i "Sllovinit" të Lubljanës, i cili investoi në ngritjen e 1.100 hektarëve me vreshta, "Gorenja" e Sllovenisë në hapjen e fabrikës së elektromotorëve në Gjakovë, pastaj bashkëpunimi i"Jugohemisë" së Beogradit me "Ballkanin" e Suharekës si dhe programi i "Goshës" së Smederevës për ngritjen e fabrikës së pajimeve të xehetarisë. Gjithashtu kishte kërkesa që nga 50% e mjeteve të Fondit Federativ për viset më pak të zhvilluara, respektivisht mjetet financiare të këtij fondi të parapara për Kosovën, të investoheshin në fushën e energjetikës. Natyrisht insistimi për bashkimin e tillë të mjeteve dhe të punës për Kosovën do të thoshte se nuk do zgjidhte as problemin e papunësisë e as

[201] *Rilindja*, 31 dhjetor 1979, 1-2 janar 1980, 8.

[202] *Rilindja*, E enjte, 10 janar 1980, 1.

shtimin e kapaciteteve prodhuese, ngase energjetika nuk sillte zhvillimin më të shpejtë të Kosovës. Duhet potencuar po kështu se bankat afariste të Kosovës kishin ofruar mbështetje financiare për realizimin e 20% të Fondit Federativ të paraparë për bashkimin e mjeteve dhe të punës me Kosovën. Edhe komunat e Kosovës po ashtu kishin ofruar lehtësime tatimore dhe përparësi në shërbimet komunale, por përsëri nuk ishte realizuar 20% e mjeteve të parapara për bashkim me Kosovën nga Fondi i Federatës.[203] Bile në takimin e organizuar më 17 nëntor 1980 ndërmjet udhëheqjes së RS të Bosnjë-Hercegovinës dhe RS të Sllovenisë, pala sllovene hapur kërkoi që 50% të mjeteve që pranonte Bosnja nga ky fond duhej të investoheshin në sektorin e energjetikës dhe prodhimit të lëndës së parë.[204] Thënë ndryshe kërkohej që kjo republikë të bëhej bazë për industrinë përpunuese sllovene. Pra, kishte një tendencë anashkalimi të këtyre obligimeve nga republikat më të zhvilluara të RSFJ-së (RS e Sllovenisë, RS e Kroacisë, RS e Serbisë dhe KSA e Vojvodinës) ndaj Fondit Federativ për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të Kosovës si dhe anashkalim të Ligjit mbi Punën e Bashkuar. Kriza ekonomike e vitit 1980 dhe masat e marra nga qeveria qëndrore, me të cilat në politikën e çmimeve favorizonin republikat e zhvilluara, kishin shkaktuar reagime edhe në Bosnjë-Hercegovinë.[205] Kjo pakënaqësi e institucioneve të Bosnjës vinte për arsye se në këtë republikë dominonte industria bazike dhe elektroenergjia, çmimi i të cilave nuk ndry-

[203] *Rilindja,* E enjte, 12.03.1981, 7.
[204] Raif Dizdarević, 79.
[205] Po aty, 76.

shonte aq shumë e shpejt sikur çmimi i mallrave të industrisë përpunuese.

Është fakt se Kosova, e cila që nga viti 1971 kishte siguruar një status të veçantë në "Fondin e Federatës për nxitjen e zhvillimit më të shpejtë të republikave të pazhvilluara dhe krahinës së Kosovës", merrte një sasi të konsideruar të mjeteve financiare dhe kjo po rritej në proces.Kështu pjesëmarrja e saj në ndarjen e mjeteve të këtij fondi kishte shkuar duke u rritur nga 33.25% (gjatë viteve 1971-1975); në 37.1% (në vitet 1976-1980) dhe në 43.5% (në vitet 1981-1985).[206] Mirëpo lënia anash e Kosovës dëshmohet me faktin se ajo më 1952 në prodhimin ekonomik të Jugosllavisë merrte pjesë me 2.3% ndërsa në vitin 1972 vetëm me 2%. Kësisoj, edhe përkundër investimeve në vitet 70, KSA e Kosovës kishte rritje më të vogël ekonomike në krahasim me rritjen ekonomike prej 10% të RS të Malit të Zi apo 18 % të RS të Maqedonisë.

Në bazë të dhënave zyrtare të Entit Statistikor të Jugosllavisë në vitin 1974, në Fondin e Federatës për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të KSA të Kosovës ishin grumbulluar 5.637.000.000 dinarë ose sipas kursit zyrtar devizor (1$=17.05 dinarë) rreth 330 milionë dollarë amerikanë.[207] Nga kjo shumë e përgjithshme Kosova kishte pranuar 1.873.000.000 dinarë ose sipas kursit zyrtar devizor (1$= 17.05 dinarë) rreth 109 milionë dollarë amerikan. Në vitin

206 Momčilo Pavlović, *Kosovo under autonomy (1974-1990),* 12. https://www.researchgate.net/publication/291866222_Kosovo_Under_Autonomy_1974-1990. Qasja më 12 shkurt 2021.

207 *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak)*, Rukovodilac redakcije: Dr. Dušan Miljković (Beograd: Savezni zavod za statistiku, 1989), 149-150.

1980 në Fondin e Federatës për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të KSA të Kosovës ishin grumbulluar 24.054.000.000 dinarë, ose sipas kursit zyrtar devizor (1$= 29.30 dinarë) rreth 820 milionë dollarë, nga të cilat Kosova kishte pranuar 8.869.000.000 dinarë ose rreth 302 milionë dollarë amerikanë.[208]

*) Tabelë e Entit Statistikor të Jugosllavisë.[209]

| Mjetet e Fondit të Federatës për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të KSA të Kosovës (në miliona dinarë) | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | SFRJ | RS e Bosnjë dhe Hercegovinës | RS e Malit të Zi | RS e Kroacisë | RS e Maqedonisë | RS e Sllovenisë | RS e Serbisë | KSA e Kosovës | KSA e Vojvodinës |
| 1974 | 5.637 | 699 | 107 | 1.516 | 327 | 981 | 1.302 | 113 | 592 |
| 1975 | 7.856 | 1.006 | 141 | 2.113 | 432 | 1.422 | 1.768 | 149 | 825 |
| 1976 | 10.595 | 1.314 | 191 | 2.860 | 583 | 1.865 | 2.468 | 191 | 1.123 |
| 1977 | 11.245 | 1.394 | 225 | 3.058 | 607 | 1.945 | 2.631 | 214 | 1.169 |
| 1978 | 13.750 | 1.732 | 261 | 3.726 | 770 | 2.351 | 3.245 | 247 | 1.416 |
| 1979 | 17.404 | 2.176 | 313 | 4.629 | 975 | 3.011 | 4.160 | 331 | 1.793 |
| 1980 | 24.054 | 3.055 | 529 | 6.446 | 1.323 | 4.065 | 5.701 | 481 | 2.453 |
| 1981 | 28.894 | 3.302 | 942 | 7.500 | 1.886 | 5.685 | 6.684 | 450 | 2.445 |
| 1982 | 42.061 | 6.370 | 956 | 9.919 | 2.357 | 5.337 | 11.510 | 800 | 4.811 |

Nga viti 1981 totali i mjeteve të Fondit të Federatës jo vetëm që ishte zvogëluar për arsye të krizës ekonomike dhe infla-

[208] Po aty, 149.
[209] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak),* 150.

cionit, por përfshinte pos të hollave që do të huazoheshin e dhe shumat që do të investoheshin nga Bashkimi i mjeteve dhe i punës. Kështu nga totali i mjeteve të fondit për vitin 1981 prej 28.773.000.000 dinarësh ose sipas kursit zyrtar devizor (1$=41.82 dinarë) rreth 688 milionë dollarë; 21.430.000.000 dinarë ose 512 milionë dollarë ishin mjete për t'u huazuar dhe 7.342.000.000 dinarë ose 175 milionë dollarë për t'u investuar sipas parimit të Bashkimit të mjeteve dhe të punës.

*) Tabelë e Entit Statistikor të Jugosllavisë.[210]

| Shpërndarja e mjeteve të Fondit të Federatës për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluar dhe të KSA të Kosovës (në miliona dinarë) | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Totali i mjeteve | Huazimi (Kreditimi) | Bashkimi i mjeteve dhe i punës | RS e Bosnjë \Hercegovinës | RS e Malit të Zi | RS e Maqedonisë | KSA e Kosovës |
| 1974 | 5.634 | | | 1.827 | 645 | 1.289 | 1.873 |
| 1975 | 7.715 | | | 2.501 | 883 | 1.766 | 2.565 |
| 1976 | 10.500 | | | 3.244 | 1.145 | 2.290 | 3.822 |
| 1977 | 11.090 | | | 3.397 | 1.199 | 2.398 | 4.097 |
| 1978 | 13.801 | | | 4.215 | 1.488 | 2.975 | 5.123 |
| 1979 | 17.678 | | | 5.400 | 1.906 | 3.812 | 6.559 |
| 1980 | 23.870 | | | 7.269 | 2.577 | 5.154 | 8.869 |
| 1981 | 28.773 | 21.430 | 7.342 | 9.439 (6.186+3.253) | 2.846 (2.171+675) | 5.999 (4.367+1.632) | 10.488 (8.706+1.782) |
| 1982 | 41.192 | 32.682 | 8.510 | 12.871 (8.190+4.682) | 3.877 (3.442+534) | 8.212 (6.327+1.886) | 16.231 (14.723+1.508) |

[210] Po aty, 150.

Kosova, nga kjo shumë, merrte si hua 8.706.000.000 dinarë ose sipas kursit zyrtar devizor (1$=41.82 dinarë) rreth 208 milionë dollarë dhe 1.782.000.000 dinarë ose rreth 42 milionë dollarë amerikanë në bazë të parimit të bashkimit të mjeteve dhe të punës.[211] Megjithatë Kosova, përkundër të gjithave, në sferën e zhvillimit ekonomik mbetej shumë mbrapa njësive të tjera federale. Kështu që në periudhën 1976-1980 për Kosovën ishte planifikuar një rritje vjetore ekonomike prej 9%, mirëpo ishte realizuar shtimi i produktit shoqëror prej vetëm 3.2%. Shkaqet e kësaj prapambetje ekonomike ishin në vazhdimin e investimeve në prodhimin e lëndëve të para dhe të rrymës elektrike, që dominonin në ekonominë e Kosovës me 79,6%, kurse prodhimi i të mirave materiale për konsumim personal përfshinte 18.9%. Kjo do të thoshte se investimet në industrinë përpunuese, aty ku fitimi dhe punësimi ishin me potencial, ishin të vogla dhe simbolike. Rrethana të pavolitshme ekonomike për Kosovën ishin edhe veprimet e ligjeve të tregut të lirë, pa përgatitja adekuate e kuadrove kosovare për t'u ballafaquar me sfida të tilla në tregun e brendshëm jugosllavë, ashtu edhe në atë ndërkombëtar, por edhe imponimi i strukturës së pavolitshme ekonomike. Prandaj institucionet kosovare insistonin se prodhimi i energjisë dhe lëndëve të para nuk duhej të mbetej vetëm problem i prodhuesve, por edhe konsumuesve nga njësitë federale më të zhvilluara. Me fjalë të tjera Prishtina kërkonte që, duke u bazuar në Ligjin e Punës së Bashkuar, industria përpunuese e zonave të tjera të Jugosllavisë, të cilat shfrytëzonin lëndët e para dhe energjinë elektrike të Kosovës, duhej edhe të fina-

[211] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak)*, 149.

nconin sigurimin e rregullt të energjisë (të bazuar në parimin e bashkimit të lirë të punës dhe të mjeteve), sidomos në rrethanat kur çmimi i rrymës elektrike dhe i lëndëve të para nuk përcillte lëvizjen e çmimeve ashtu si produktet e konsumit të prodhuara nga këto republika. Veçanërisht pala kosovare kritikonte mosrespektimin e marrëveshjeve nga ana e prodhuesve që kishin një lloj monopoli në tregun jugosllavë, si: "Gorenje", "Industria Elektronike Nish", "INA", "Cërvena Zastava" etj., të cilat pamundësonin hapësirat për zhvillimin e degëve të industrisë përpunuese në Kosovë.[212] Pra, këto ishin disa nga shkaqet se përse Kosova, përkundër faktit që në periudhën 1976-1980 nga Fondi Federativ për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe krahinës së Kosovës kishte pranuar 37.1% të shumës së këtij fondi, vazhdonte të mbetej njësia më pak e zhvilluar e Jugosllavisë.[213] Kjo pabarazi në nivelin e zhvillimit ekonomik sillte edhe përplasje pothuajse të përhershme ndërmjet interesave të republikave të zhvilluara dhe njësive federale të pazhvilluara. Këto mosmarrëveshje u manifestuan edhe gjatë procesit të harmonizimit lidhur me Fondin Federativ për republikat e pazhvilluara dhe krahinën e Kosovës. Sllovenia, Vojvodina dhe pjesërisht Serbia, kërkonin që në kushte të krizës ekonomike, të zvogëlohet përqindja e prodhimit shoqëror (2%) që ato ndanin për Fondin Federativ për zhvillimin e republikave më pak të pazhvilluara dhe krahinën e Kosovës.[214] Ndërsa njësitë federale të pazhvilluara (RS e Bosnjë-Hercegovinës, KSA e Kosovës,

212 *Rilindja*, E shtunë, 5 janar 1980, 7.

213 *Борба*, Субота, 18. Април 1981, 1.

214 Raif Dizdarević, *Od smrti Tita*, 77.

RS e Malit të Zi dhe RS e Maqedonisë) argumentonin se pabarazitë ekonomike vazhdonin dhe se fondet e ndihmës për zhvillim nuk mund të zvogëloheshin. Prandaj, për të parandaluar veprimet e tilla, në nivelin federal ishte miratuar rezoluta për zhvillimin ekonomik dhe social të Kosovës, sipas së cilës republikat dhe krahina e Vojvodinës, merrnin përsipër obligimin për të miratuar masa nxitëse për organizatat e punës së bashkuar për ndërtimin e objekteve ekonomike (së paku një fabrikë) në territorin e Kosovës.[215] Këto ankesa të palës kosovare lidhur me investimet e pamjaftueshme shkaktonin pakënaqësi, sidomos të palës sllovene, të cilët lidhur me mjetet e këtij fondi u konfrontuan me udhëheqjen e Kosovës (1979-1980), gjë që do të manifestohej më 1981 me përkrahjen e sllovenëve për qëndrimet serbe.[216]

Në këtë periudhë Kosova kishte filluar të afirmohej edhe në sferën e tregtisë ndërkombëtare, ku përmes Organizatës së Punës së Bashkuar "Eximkos", realizohej këmbimi ndërkombëtar me shtetet e huaja, ku eksportohej: vera e Rahovecit, minerale, akumulatorë, prodhime tekstili etj.[217] Ndërsa, në vitin 1980, duke u bazuar në Ligjin e Punës së Bashkuar, 18 organizata qarkulluese të Kosovës nënshkruan marrëveshjen vetëqeverisëse mbi bashkimin në Organizatën e Përbërë të Punës së Bashkuar "Tregtia e Kosovës", e cila do të kishte 10.000 të punësuar dhe qarkullim vjetor prej 12 miliardë dinarësh, që të konvertuara në dollarë amerikanë (sipas kursit

215 *Rilindja*, E premte, 11 janar 1980, 1.

216 Raif Dizdarević, *Od smrti Tita*, 334; Петар Р. Ристановић,*Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989, 74-75.*

217 *Rilindja,* E shtunë, 5 janar 1980, 7.

të mesëm të dollarit 1$= 19.5166 dinarë), shuma e përgjithshme e qarkullimit vjetor ishte e barabartë me 614 milionë e 861 mijë e 195 dollarë.[218]

Kosova gëzonte autonomi të plotë edhe në fushën e politikave ekonomike në raport me RS të Serbisë. Kështu, kur qeveria e RS të Serbisë, miratonte shtrenjtim të produkteve të ndryshme, kjo nuk vlente edhe për territoret e Krahinave Autonome Socialiste të Vojvodinës dhe të Kosovës.[219] Duke jetësuar këto të drejta kushtetuese, gjatë vitit 1980, u krijua edhe Organizata e Përbërë e Punës së Bashkuar "Elektroekonomia e Kosovës", me 11 mijë të punësuar. Me këtë hap Kosova, edhe formalisht, u shkëput nga varësia institucionale energjetike e RS të Serbisë.[220] Deri në fund të vitit 1981 numri i përgjithshëm i të punësuarve në Kosovë sillej rreth 183.000. Një tjetër mundësi për zbutjen e papunësisë në Kosovë ishte edhe punësimi në Evropën Perëndimore (RF e Gjermanisë, Francë, Zvicër, etj.). Deri më 1981 numri i përgjithshëm i të punësuarve nga Kosova në vendet perëndimore ishte 31.268 punëtorë në punë të përkohshme, çka pjesërisht kishte ndikuar në zbutjen e papunësisë.[221] Rëndësi jo të vogël iu dha edhe investimeve në bujqësi dhe blegtori. Gjatë viteve 1980 dhe 1981 ishin planifikuar që në bujqësinë kosovare të investoheshin 1 miliard dinarë, që sipas kursit të

218 *Rilindja*, E martë, 15 janar 1980, 8.

219 *Rilindja*, E premte, 11 janar 1980, 8.

220 *Rilindja*, E shtunë 3 maj 1980, 6.

221 Krahina Socialiste Autonome e Kosovës, Sekretariati Krahinor për Informata, *Informimi i qytetarëve tanë përkohësisht të punësuar në botën e jashtme,* Prishtinë, më 26 mars 1980, 3.

dollarit për vitin 1981 (1$ = 27.30 dinarë)[222] ishte e barabartë me 36 milionë e 630 mijë dollarë. Kjo shumë e mjeteve financiare ishte paraparë me projektin e linjës së tretë kreditore për zhvillimin e bujqësisë së republikave dhe të krahinave, në bazë të së cilës ishte planifikuar që kjo shumë të ndahej për zhvillimin e sektorit individual të bujqësisë së Kosovës.[223] Kurse, buxheti i KSA të Kosovës për vitin 1981 ishte planifikuar në 9.264.4 milionë dinarë (sipas kursit të dollarit për vitin 1981, 1$= 27.30 dinarë)[224] ose rreth 340 milionë dollarë amerikanë, nga të cilat, të ardhura vetjake të Kosovës ishin 2.280.4 milionë dinarë (rreth 83.5 milionë dollarë amerikanë) ose rreth 25% e buxhetit të miratuar, kurse të tjerat (256.5 milionë dollarë) vinin nga buxheti federativ.[225] Në të vërtetë, sipas nenit 258 të Kushtetutës së vitit 1974 të RSF të Jugosllavisë, ishte krijuar Fondi për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të krahinës autonome të Kosovës, por njëkohësisht në rast se republika ose krahina nuk kishte mundësi që me të ardhura të veta ta financonte veprimtarinë e institucioneve shoqërore (arsimin, kujdesin shëndetësor, sigurimin pensional, etj.) si dhe të institucioneve të tjera të republikës dhe të krahinës, atëherë federata siguronte të ardhurat e nevojshme për financimin e këtyre institucioneve.[226] Rrjedhimisht, Kosova (sidomos nga vitet 70 dhe 80) shfrytëzonte dy vija të ndara buxhetore nga federata: a) Fondin për

[222] *Jugoslavija 1918-1988(Statistički Godišnjak)*, 298.
[223] *Rilindja*, E enjte, 17 janar 1980, 1.
[224] *Jugoslavija 1918-1988(Statistički Godišnjak)*, 298.
[225] *Rilindja*, E martë, 10 mars 1981, 2.
[226] *Ustav Socijalističke Federativne Republike Jugoslavije (1974.),* Члан 258.

zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të krahinës autonome të Kosovës (kryesisht në ndërtimin e kapaciteteve prodhuese) dhe b) Mjetet financiare nga buxheti federativ për financimin e veprimtarisë shoqërore në Kosovë.

Kosova e ballafaquar në një anë me vështirësi ekonomike, me papunësinë në rritje, si dhe me një situatë të tensionuar politike, kishte probleme edhe me kthimin e kredive ndërkombëtare. Duhet ritheksuar se Dhoma e republikave dhe krahinave të Kuvendit të RSFJ-së, më 15 prill 1981, kishte miratuar ligjin me të cilin borxhi i Hidrosistemit "Ibër-Lepenci" dhe i KSA të Kosovës (pjesën e të cilit e kishin paguar deri në vitin 1979), merrej përsipër të paguhej deri në vitin 1985 (5.66 milionë $) nga buxheti i federatës.[227] Me gjithë trajtimin me përparësi në sferën e investimeve kapitale edhe të Kosovës (1970-1980), diskriminimi i gjatë në politikën e zhvillimit ekonomik të saj (1945-1968) e bënte të pamundur zhvillimin e shpejtë ekonomik (vetëm brenda një dekade) si dhe zgjidhjen e problemit të papunësisë dhe të varfërisë. Prandaj udhëheqja e Kosovës, përveçse ankohej se qeveria federale nuk kishte bërë mjaft në përmirësimin e situatës ekonomike dhe sociale, konsideronte se Kosovës po i jepej pak.[228] Këto ankesa të Kosovës nuk hasnin në mirëkuptim te republikat më të zhvilluara, sidomos të Sllovenisë, që konsideronte se edhe ashtu po ndaheshin shumë për zonat e prapambetura. Në vitin 1978 Eduard Kardeli, bashkëpunëtori më i ngushtë i J.B.Titos, me rastin e takimit me delegacionin e RS

[227] *Борба*, Четвртак, 16. Април 1981, 4.
[228] Raif Dizdarević, Od smrti Tita, 334.

të Bosnjë-Hercegovinës do të deklaronte se ankesat dhe kërkesat e përsëritura të udhëheqjes së Kosovës për të ndarë më shumë mjete për krahinën, po **shkaktonin pakënaqësinë e republikave të tjera me Kosovën**.[229] Pala sllovene harronte përparësitë ekonomike që ajo kishte nga këto pjesë të pazhvilluara të Federatës Jugosllave; duke filluar me faktin se ata blinin me çmime të ulëta lëndën e parë dhe energjinë elektrike dhe që mallrat e tyre industriale i shisnin me çmime të tregut. Njëkohësisht fuqizimi ekonomik i Kosovës dhe republikave të tjera të pazhvilluara do të rriste fuqinë blerëse të banorëve të këtyre zonave, të cilët përsëri do të blinin produkte sllovene.

Në periudhën nga viti 1968 e deri në vitin 1989 në Kosovë punësimi bëhej në proporcion me përbërjen e popullsisë. Nga ana tjetër, për arsye të rritjes së numrit të ekspertëve të shkolluar shqiptarë, serbët kishin humbur primatin në fushën e punësimit. Në rrethana kur rritja ekonomike nuk përcillte as shtimin e popullsisë e as numrin në rritje të arsimuarve në Kosovë, shqiptarët u detyruan të emigrojnë në shtetet e zhvilluara evropiane, ndërsa serbët drejt RS të Serbisë, ku më lehtë gjenin punë dhe më lirë blinin pasuri të patundshme.[230] Shqiptarët që jetonin në RS të Malit të Zi, në RS të Maqedonisë dhe në RS të Serbisë, po kështu po shpërnguleshin për në KSA të Kosovës, mirëpo për ndryshim nga shpërngulja e serbëve, kjo dukuri, komunistët malazezë, serbë dhe maqedonas nuk i brengoste dhe as që e diskutonin.[231] Natyrisht,

[229] Po aty, 334.

[230] Tim Judah, *Kosova - çfarë duhet të dijë secili* (Prishtinë: Artini, 2020), 98.

[231] *Политика*, Субота, 29 maj 1982, 5.

pos faktorit ekonomik, një element tjetër i largimit të serbëve dhe ardhjes së shqiptarëve nga republikat e tjera të Jugosllavisë në Kosovë ishte edhe faktori psikologjik, apo procesi i homogjenizimit etnik nëpër republikat e federatës dhe në KSA të Kosovës. Ky proces kishte përfunduar më herët në shtetet e tjera kombëtare të Evropës, ndërsa në Principatën/Mbretërinë e Serbisë homogjenizimi ishte bërë edhe me aplikimin e politikës së pastrimit etnik.[232]

Një nga masat efektive në politikën e uljes së tensioneve dhe të polarizimit etnik në Kosovë dhe që strukturat e Lidhjes së Komunistëve dhe institucionet krahinore i kushtonin rëndësi ishte zhvillimi ekonomik i Kosovës. Kështu në mbledhjen e pestë të Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës, mbajtur më 3 shkurt të vitit 1983, në pikën lidhur me detyrat e LK të Kosovës në realizimin e zhvillimit shoqëroro-ekonomik për vitin 1983, prof.dr. Hajredin Hoxha, do të diskutonte mbi investimet e Kosovës në hulumtime shkencore, si një nga kushtet e zhvillimit ekonomik. Ai do të potenconte se përderisa Sllovenia ndante 2% të ardhurave nacionale për shkencë, Jugosllavia si tërësi 1.5%, kurse Kosova vetëm

[232] Principata e Serbisë, edhe pse ishte pjesë e Perandorisë Osmane, në kohën e luftës Osmano-Ruse (1877-1878), kishte dëbuar nga Sanxhaku i Nishit, sipas statistikave zyrtare osmane, 40.895 banorë meshkuj. Nëse këtyre të dhënave statistikore ua shtojmë edhe popullsinë e gjinisë femërore, duke llogaritur raportin ndërmjet dy gjinive 1:1, atëherë numri i përgjithshëm i të shpërngulurve shqiptarë sillej në rreth 82.000 banorë. Pra, njësia autonome serbe, ende pa u bërë mbretëri e pavarur, kishte zgjeruar kufijtë e saj me dhunë dhe pastrim etnik të hapësirave të pushtuara. Për më shumë shih: Osmanlı Arşıv Belgelerınde Kosova Vilayeti ( Istanbul: T.C.Başbakanlık Devlet Arşivleri Genel Müdürlüğü-Osmanlı Arşivi Daıre Başkanlığı, 2007), 333.

0.5%, ndërsa në anën tjetër, pasuritë minerale të saj si thëngjilli, nuk përpunohet, por vetëm shfrytëzohet për prodhimin e rrymës elektrike duke krijuar pirgje me mbeturina, të cilat do të mund të përpunoheshin sikur të kishte kuadro të kualifikuara si dhe investime në industrinë kimike. Falë investimeve në institucionet hulumtuese shkencore, Gjermania Perëndimore linjitin e përpunonte deri në 87% me 157 produkte të ndryshme industriale.[233] Gjithashtu, me të drejtë, propozohej rritja e cilësisë së studimeve në Universitetin e Kosovës në Prishtinë, me fokus përforcimin e kritereve të pranimit për studentë, të cilët në të ardhmen do të bëheshin bartës të zhvillimit dhe prosperitetit ekonomik të Kosovës.[234] Rrjedhimisht, si argument shtesë, theksohej se Universiteti i Moskës kishte 34.700 studentë; Universiteti i Beogradit 200.000; Universiteti i Kosovës në Prishtinë 40.000, ndërkohë Universiteti i Tiranës kishte rreth 7.000 studentë.[235] Si rezultat i kësaj politike arsimore në Kosovë, ashtu si edhe në Jugosllavi, kishte një numër të madh të të rinjve me diploma universitare, por të papunë dhe të zhgënjyer. Situata ekonomike nuk u përmirësua as në vitet në vijim. Kështu, Kosova, edhe gjatë vitit 1983, kishte vetëm 27% të të ardhurave kombëtare për banorë në nivelin e Jugosllavisë.[236]

---

[233] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1983*, Kutia 311, Mbledhja e Pestë e Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës, më 3 shkurt 1983, diskutimi i prof.dr. Hajredin Hoxha, 2/AB-3/AB.

[234] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1983*, Kutia 311, Mbledhja e Pestë e Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës, më 3 shkurt 1983, diskutimi i prof.dr. Hajredin Hoxha, 7/AB.

[235] Po aty, 8/AB.

[236] Po aty, 9/AB.

## 3.3. Demonstratat e studentëve në Prishtinë më 1981 dhe fillimi i krizës politike në Kosovë dhe në RSFJ

Shteti Shqiptar, që nga dalja edhe formale nga Pakti i Varshavës më 1968, ndiqte një politikë parimore me RSF të Jugosllavisë, duke bërë dallime sa i përket ndryshimeve ideologjike ndërmjet Partisë së Punës së Shqipërisë dhe Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë si dhe interesimit të saj legjitim për të drejtat kombëtare të shqiptarëve në Jugosllavi në përputhje me Kushtetutën e saj dhe të drejtën ndërkombëtare. Politika e jashtme e Tiranës zyrtare edhe gjatë vitit 1980 ishte në drejtim të ruajtjes së pavarësisë së Shqipërisë dhe të Jugosllavisë. Një orientim i tillë politik shpalosej edhe në të përditshmen shqiptare "Zëri i Popullit", të cilën e ribotonte në Prishtinë edhe "Rilindja". Në të dënohej intervenimi ushtarak i BRSS-së në Afganistan, hidhej poshtë spekulimi rreth ardhmërisë së Jugosllavisë në lidhje me gjendjen shëndetësore të kryetarit Tito dhe theksohej se Shqipëria do të jetë gjithmonë në anën e popujve të Jugosllavisë e në mbrojtje të pavarësisë dhe sovranitetit të saj kombëtar.[237]

Udhëheqësi i RPS të Shqipërisë, Enver Hoxha, në ditarin e tij, më 15 janar 1980, theksonte se ky rrezik për Jugosllavinë vinte nga "socialimperializmi sovjetik".[238] Rrjedhimisht, RPS e Shqipërisë ishte e interesuar për mbijetesën e RSF të Jugo-

[237] *Rilindja*, E enjte, 24 janar 1980, 2.

[238] Enver Hoxha, *Ditar për çështje ndërkombëtare (1980-1981)*, 13 (Tiranë: Instituti i studimeve Marksiste-Leniniste pranë KQ të PPSH, 1985), 11.

sllavisë, sepse kishte frikë të bazuar dhe reale nga ndonjë invazion tokësor të BRSS-së dhe Paktit të Varshavës kundër Jugosllavisë së pas-Titos si dhe që njëkohësisht këto forca, përmes territorit të RSF të Jugosllavisë, në emër të "solidaritetit socialist" do të përpiqeshin ta rikthenin edhe Shqipërinë nën ombrellën e Moskës. Kjo ishte arsyeja kryesore që RPS e Shqipërisë,[239] në veprimtarinë e saj lidhur me shqiptarët dhe Kosovën në kuadër të RSFJ-së, kufizohej në fushën e propagandës ideologjike, duke madhëruar sistemin socialist të Shqipërisë dhe duke kritikuar sistemin socialistë vetëqeverisës jugosllavë, politikën e mosinkuadrimit si dhe duke potencuar padrejtësitë historike të bëra ndaj shqiptarëve nga fuqitë imperialiste. Tirana zyrtare fliste gjithashtu mbi pozitën e pabarabartë sociale, ekonomike dhe politike të shqiptarëve dhe Kosovës në RSF të Jugosllavisë duke u mbështetur në të drejtën e saj si shtet amë i shqiptarëve, por edhe në të drejtat që shqiptarët kishin sipas Kushtetutës së vitit 1974. Pas demonstratave të vitit 1981 në Kosovë, LKJ-së do të riakuzonte Tiranën zyrtare se propagandonte idenë "Një komb - një shtet".[240] Akuzat e tilla kundër shtetit Shqiptar ishin të pabaza, jo se shqiptarët nuk dëshironin të jetonin në një shtet të bashkuar, por si shtet serioz, RPS e Shqipërisë e kishte të qartë se ky bashkim mund të bëhej vetëm me luftë, por edhe

[239] Enver Hoxha (1908-1985) lindi në Gjirokastër (Shqipëri). Ishte udhëheqës i Partisë Komuniste të Shqipërisë, më vonë i Partisë së Punës të Shqipërisë dhe lideri i pakontestueshëm i Shqipërisë deri sa vdiq në vitin 1985. Për më shumë shih*: Fjalor Enciklopedik Shqiptar*, Vëll. 2, redakt. Emil Lafe (Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, 2008), 957.

[240] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 10.

që konflikti i armatosur më së paku i konvenonte palës shqiptare. Pikësëpari, sepse një gjë të tillë nuk do ta lejonin Fuqitë e Mëdha (SHBA-ja dhe BRSS-ja) dhe, së dyti, se shtetet ballkanike si Greqia dhe RSFJ (sidomos Serbia, Maqedonia dhe Mali i Zi) do të bashkoheshin kundër shqiptarëve dhe se potenciali i tyre njerëzor, ekonomik dhe ushtarak ishte shumëherë më i madh se ai i shqiptarëve. Rrjedhimisht shteti shqiptar mbronte të drejtën e shqiptarëve në përpjekjen për realizimin e plotë të drejtave të tyre kombëtare dhe të avancimit të statusit të Kosovës në republikë të shtatë të Federatës Jugosllave.[241] Pra, kërkohej që këto të drejta të shqiptarëve të realizoheshin duke u mbështetur në parimet kushtetuese të RSF të Jugosllavisë.[242] Gjithashtu qëndrimin e tillë parimor të shtetit shqiptar karshi çështjes së shqiptarëve në Jugosllavi ia kishte pohuar edhe ambasadorit të Jugosllavisë në Tiranë, Branko Komatinës, ambasadori francez në Shqipëri.[243] Ndërkohë më 24 maj 1980, menjëherë pas vdekjes së Titos (4 maj 1980), ambasadori i Jugosllavisë në Shqipëri, Branko Komatina, në takimin me zëvendësministrin e Punëve të Jashtme të Shqipërisë, Ksenofon Nushi, do të kërkonte që bashkëpunimi kulturor të mos bëhej vetëm me Kosovën, por me të gjithë Jugosllavinë.[244] Kjo do të thoshte se përfaqësuesit e nacionalizmit serbë dhe malazezë nuk humbnin kohë, por duke shfrytëzuar vdekjen e J. B. Titos dhe rrethanave të ndryshuara në Jugosllavi, u vunë në lëvizje për të penguar ose për të

241 Enver Hoxha, *Ditari (1980-1981)*, 455.
242 Branko Komatina, 70.
243 Po aty.
244 Branko Komatina, 69-70.

ndërlikuar marrëdhëniet kulturore të RPS të Shqipërisë dhe të KSA të Kosovës.

Mirëpo elitat politike dhe kulturore shqiptare, me unifikimin e gjuhës në vitin 1972 (si elementi i parë përcaktues kombëtar), kishin vendosur tashmë bazamentin e kombit shqiptar si tërësi, pavarësisht kufijve politikë që i ndanin. Kjo ishte pika që qarqet nacionaliste serbe në Jugosllavi kapeshin kur akuzonin RPS të Shqipërisë për pretendime territoriale ndaj RSFJ-së, ngase e kishin të qartë se statusi i Kosovës si republikë, në planin afatgjatë, nënkuptonte bashkimin e saj me "Shqipërinë e cunguar."

Në anën tjetër pakënaqësia e shqiptarëve në RSFJ buronte nga statusi i parrumbullakuar i Kosovës, i cili edhe pse kishte avancuar deri në masën e një autonomie përmbajtësore kulturore, ekonomike e politike, ajo vazhdonte të ishte ende pjesë formale e RS të Serbisë, gjë që shumica e popullsisë shqiptare në Kosovë e konsideronte si dëshmi të një pabarazie me kombet dhe republikat e tjera të RSFJ-së. Të gjitha këto kundërthënie në Jugosllavi, sidomos në Kosovë, pritej të shpërthenin pas vdekjes së Titos. Me të vërtetë, menjëherë pas vdekjes së kryetarit të RSFJ-së, Josip Broz Titos, në Prishtinë, më 15 maj 1980, u mbajt mbledhja e përbashkët e Kryesisë së KSA të Kosovës dhe të Kryesisë së Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës. Në këtë mbledhje, të kryesuar nga Xhavit Nimani (kryetar i Kryesisë së KSA të Kosovës) dhe Mahmut Bakalli (kryetar i Kryesisë së Komi-

tetit Krahinor të LK të Kosovës),[245] u shqyrtuan amendamentet për ndryshimin e pjesëve të Kushtetutës së RSFJ-së dhe të Kushtetutës së KSA të Kosovës lidhur me kufizimin e mandatit të kryetarit në mandat njëvjeçar.[246]

Fillimi i vitit 1981, sikur në të gjithë RSF të Jugosllavisë ashtu edhe në Kosovë, nisi me vështirësi ekonomike, që në shumë raste ishin edhe rrjedhojë e papërgatitjes adekuate të kuadrove me përvojë në organizimin dhe ballafaqimin e ndërmarrjeve prodhuese kosovare me sfidat e tregut të brendshëm dhe atij ndërkombëtar. Problemet ekonomike dhe sociale ishin edhe preokupimi kryesor politik i institucioneve shtetërore si dhe Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës.[247] Për këtë arsye më 6 mars 1981, u mbajt në Prishtinë këshillimi në Komitetin Krahinor të LK të Kosovës ku diskutuan Bahri Oruçi, kryetar i Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të Kosovës, Xhavit Nimani, kryetar i Kryesisë së KSA të Kosovës, Nazmi Mustafa, kryetar i Odës Ekonomike

245 Mahmut Bakalli (1936-2006) u lind në Gjakovë (Kosovë), ku edhe i përfundoi shkollimin e ulët dhe të mesëm. Ndërsa studimet e larta i përfundoi në Fakultetin e Shkencave Politike në Universitetin e Beogradit. Mahmut Bakalli ishte figura kyçe në jetën politike dhe publike të Kosovës në vitet 70 të shekullit XX. Njëkohësisht ishte profesor i sociologjisë në Universitetin e Prishtinës dhe kryetar i Kryesisë së Komitetit Krahinor të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës (1971-1981). Për më shumë shih: *Fjalor Enciklopedik Shqiptar*, Vëll. 1, redakt.: Emil Lafe (Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, 2008), 157.

246 *Rilindja*, E premte, 16 maj 1980, 1,3.

247 Në vitit 1981, Lidhja e Komunistëve të Kosovës, numëronte 88.000 anëtarë, nga të cilët, 42% ishin të rinj deri në moshën 27 vjeçare, kurse sipas kriterit kombëtar 65% të anëtarëve ishin shqiptarë. Për më shumë shih: ASHAK, Fondi: Presedništvo PK SK Kosova 1981, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 43.

të Kosovës, Mahmut Bakalli, kryetar i KK të LK të Kosovës, etj.[248] Pikësëpari u potencua se problemi numër një i Kosovës ishte shtimi i vogël i prodhimit industrial, i cili në vitin 1980 ishte vetëm 0.3%. Rënie të madhe kishte në fushën e prodhimit të energjisë elektrike me -30.2%; metalurgjia e zezë me -58.2%; prodhimi i xehes së metaleve me ngjyrë me -80.5%; i metaleve me ngjyrë me -27.6%; dhe i metaloideve me -36.4%. Këto njësi prodhuese përbënin edhe degët kryesore ekonomike të Kosovës. Shkaqet e prodhimit të ulët industrial lidheshin me shfrytëzimin e pamjaftueshëm të kapaciteteve prodhuese dhe me dobësitë në organizimin e prodhimit dhe të punës. Në anën tjetër, shtim të prodhimit shënuan degë të industrisë që shfrytëzonin lëndët e para të importuara si: industria e tekstilit me shtim prej +12.9 %; përpunimi i produkteve kimike me +41.4 %, kimia bazike +44% etj. Megjithatë pjesëmarrja e këtyre degëve në strukturën e prodhimit industrial në Kosovë nuk ishte aq e madhe sa të ndikonte në sanimin e humbjeve në sektorët e tjerë të prodhimit. Prodhimi i ulët, pra mungesa e mallrave për të shitur, por dhe rënia e çmimeve të metaleve në tregun ndërkombëtar e, në anën tjetër, shtrenjtimi i tyre në tregun e brendshëm jugosllavë kishte ndikuar edhe në uljen e eksportit. Duke mos pasur përvojë në organizimin dhe mungesa e përgjegjësisë dhe vetëdijes së duhur shoqërore, që realisht kërkohej në sistemin ekonomiko-politik të vetëqeverisjes, në organizatat e punës së bashkuar në Kosovë, ashtu si në republikat e tjera, ndodhte dukuria e vetëkënaqësisë, e përcjellë me keqpërdorime të mundësive që sillte Ligji mbi Punën e Bashkuar të RSFJ-së i

[248] *Rilindja*, E diel, 8 mars 1981, 1.

vitit 1976. Pra, duke shfrytëzuar hapësirat ligjore, në shumë organizata të punës së bashkuar, të cilat edhe pse punonin me humbje, ndodhte dukuria e ngritjes së pagave, pagesave të honorarëve, etj., si dhe duke e konsideruar pronësinë e përbashkët mbi mjetet e prodhimit si të huaj, një pjesë, si e udhëheqjes ashtu edhe e punëtorëve, nuk përpiqej për mirëvajtjen dhe eliminimin e problemeve, si gjatë procesit të prodhimit ashtu edhe të plasmanit të mallit dhe të fitimit. Mirëpo Kosova kishte probleme edhe në sigurimin e lëndës së parë të riprodhimit edhe në tregun e brendshëm, ku haste në kushtëzime të ndryshme si: kërkesa që pagesa të bëhej jo me dinarë por me deviza, ose kushte që të avancohet prodhimi si dhe që organizatat e punës së bashkuar të Kosovës të merrnin pjesë në financimin e programeve zhvillimore të OPB-ve të republikave të tjera. Kështu, Sabri Zeqa, drejtor i fabrikës së gypave në Ferizaj, theksonte se ata kishin problem në sigurimin e lëndës së parë nga Kombinati i Smederevës (RS e Serbisë), prandaj ishin të detyruar ta importonin lëndën e parë. Si produkt i të gjitha këtyre faktorëve, Kosova gjatë vitit 1980 pësoi humbje ekonomike prej 1.300 milionë dinarë, që të kthyera në dollarë amerikanë sipas kursit të mesëm të vitit 1980 (1 $ = 19.5166 dinarë) ishte e barabartë me rreth 66 milionë dollarë amerikanë. Po ashtu gjatë vitit 1980 në Kosovë çmimet me pakicë patën rritje prej 42.2%, kurse në Jugosllavi prej 39.2%. Trendi i rritjes së çmimeve në Kosovë vazhdoi edhe gjatë vitit 1981, ku vetëm gjatë janarit të vitit 1981 çmimet u ngritën për 11.4%, kurse në Jugosllavi për 8.4%. Rrjedhimisht në Kosovë pati një rënie e standardit jetësor dhe përkeqësim të gjendjes ekonomike. Krizën ekonomike e the-

llonte edhe mosfunksionimi i koordinuar i tregut të përbashkët jugosllavë, ku organizatat e punës së bashkuar nëpër republika dhe krahina merrnin vendime për ngritje të çmimeve pa u konsultuar më parë me organet përgjegjëse.[249] Prandaj institucionet në Kosovë, në përputhje me nenin 283 të Kushtetutës së KSA të Kosovës,[250] si dhe me qëllim të vendosjes së kontrollit në fushën e çmimeve kishin vendosur që të krijohej Bashkësia Krahinore për Çmime. Ndërsa në Jugosllavi nga viti 1981, në sferën e politikës së çmimeve, filloi procesi i koordinimit më të mirë ndërmjet njësive federale.[251]

Kështu, më 9 mars të vitit 1981, në mbledhjen e përbashkët të organizuar në Beograd ndërmjet Këshillit Ekzekutiv Federativ dhe të këshillave ekzekutivë të republikave dhe të krahinave, si dhe të Bashkësisë Federative të Çmimeve e të Bashkësive Republikane e Krahinore të Çmimeve ishte arritur marrëveshja për rregullimin e tregut të brendshëm jugosllavë, me caktimin e produkteve dhe shërbimeve, për të cilat parashiheshin masa për kontrollin e çmimeve. Këto produkte ishin: nafta dhe derivatet e saj, gazi, thëngjilli, energjia elektrike, artikujt themelorë ushqimorë (vaji, sheqeri, mishi dhe produktet e tij, qumështi, mielli dhe buka) si dhe disa shërbime të tjera si: parapagimi i radiotelevizionit, shërbimet e PTT-së etj.[252]

---

249 *Rilindja*, E diel, 8 mars 1981, 5- 6.

250 Gazeta zyrtare e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, 87.

251 *Rilindja*, E diel, 8 mars 1981, 6.

252 *Rilindja*, E martë, 10 mars 1981, 1-2.

Në fillimin e vitit 1981 institucionet e Kosovës dhe LK të Kosovës më së shumti i preokuponte thellimi i krizës ekonomike dhe sociale, prandaj edhe Kryesia e Komiteti Krahinor të LK Kosovës kishte aprovuar, më 9 mars 1981, Programin Aksional mbi masat për stabilizimin ekonomik. Ndër të tjera, në këtë program, kërkohej që organizatat e punës së bashkuar të Kosovës, duke u bazuar në Ligjin e Punës së Bashkuar, të shfrytëzojnë 50% të Fondit të Federatës të paraparë për kreditimin e republikave më pak të zhvilluara dhe KSA të Kosovës.[253] Përkundër përparimeve të dukshme dhe investimeve në RSF të Jugosllavisë edhe në fillim të viteve 80 vazhdonin të thelloheshin dallimet në shkallën e zhvillimit ekonomik ndërmjet Kosovës dhe RS të Serbisë, RS të Malit të Zi dhe RS të Maqedonisë. Sipas të dhënave statistikore të vitit 1981, Kosova në 1.000 banorë të aftë për punë kishte 234 të punësuar, gjë që ishte një përmirësim i dukshëm në krahasim me vitin 1961, kur në 1.000 banorë të aftë për punë në Kosovë kishte 155 të punësuar. Mirëpo, ndërkohë që RS e Serbisë në vitin 1961, në 1.000 banorë të aftë për punë kishte pasur 243 të punësuar, në vitin 1981, ky raport kishte ndryshuar në 411 të punësuar; RS e Maqedonisë në vitin 1961, në 1.000 banorë të aftë për punë kishte pasur 255 të punësuar, në vitin 1981 ky raport kishte ndryshuar në 392 të punësuar. Ndërsa, në vitin 1981, mesatarja e të punësuarve në 1.000 banorë të aftë

---

[253] ASHAK, Fondi Arkivor: *Sednice Presedništva PK SK Kosova, Zapisnici 1981*, Kutija 3, Sednica-80-ta, 11 Mart 1981, Akcioni Program PK SK Kosova.

për punë në SFRJ ishte 433 punëtorë, pothuaj dyfishi i Kosovës (234).[254]

*) Tabela e përpiluar sipas të dhënave statistikore të Entit Federativ të Statistikave të Jugosllavisë (1983).

| Të punësuar në 1.000banorë të aftë për punë (1961-1981) | | | |
|---|---|---|---|
| KSA e Kosovës | RS e Serbisë | RS e Malit të Zi | RS e Maqedonisë |
| 155 | 243 | 251 | 255 |
| 234 | 411 | 382 | 392 |

Kjo do të thotë, se në Kosovë, përkundër një zhvillimi solid ekonomik dhe përmirësimit të standardit jetësor (1968-1981), rritja e numrit të popullsisë si dhe të atyre me kualifikime të larta të aftë për të punuar nuk përputhej me shkallën e zhvillueshmërisë ekonomike, kurse në anën tjetër, republikat më të zhvilluara insistonin në investime që lidheshin me prodhimin e lëndës së parë dhe të rrymës elektrike, por të cilat nuk gjeneronin të ardhura dhe vende të reja pune. Kjo vetëm rriste pakënaqësinë e elitës politike dhe ekonomike të Kosovës me strukturat politike të republikave të zhvilluara, në rend të parë me ato të Sllovenisë e Serbisë, por situata e pavolitshme ekonomike, sidomos te rinia studentore, thellonte edhe bindjen se kjo ngecje kishte lidhje edhe me pozitën kushtetuese të Kosovës në SFRJ.

Lidhja e Komunistëve të Kosovës, institucionet shtetërore si dhe ndërmarrjet ekonomike në KSA të Kosovës në fushën e

[254] Статистички Календар Југославије 1983 (Београд: Савезни Завод за Статистику, 1983), 48.

të drejtave kombëtare, të përdorimit të dygjuhësisë, të punësimit, në sistemin e delegimit, kishin aplikuar parimin e barazisë, duke afirmuar edhe politikën e vëllazërim-bashkimit të kombeve dhe kombësive. Kjo do të thoshte se në sferën e punësimit, sipas kriterit të barazisë, që merrte parasysh edhe kriterin kombëtar, përqindja e shqiptarëve të punësuar rritej në përputhje me pjesëmarrjen e tyre në strukturën e përgjithshme të popullsisë së Kosovës.[255] Kjo politikë e drejtë në fushën e punësimit shkaktonte pakënaqësi te serbët, të cilët gradualisht po i humbnin pozicionet dominuese edhe në ndërmarrjet ekonomike të Kosovës, proces të cilin ata e përjetonin si diskriminim etnik. Rritjen e tensioneve politike në Kosovë e kishte vërejtur edhe profesori i Fakultetit të Drejtësisë nga Universiteti i Tiranës, Ksenofon Krisafi, i cili në fillim të muajit mars të vitit 1981, studentëve të Fakultetit të Drejtësisë të Universitetit të Kosovës u kishte mbajtur ligjëratën për shtetin dhe të drejtën në Iliri. Ligjërata e tij ishte përcjellë me ovacione dhe duartrokitje, sidomos kur përmendej emri i mbretëreshës ilire, Teutës, ose i heroit kombëtar, Skënderbeut.[256] Profesor Ksenofon Krisafin, ngjarjet e 11 marsit të vitit 1981 do ta gjenin në ambasadën e RPS të Shqipërisë në Paris, ku disa diplomatë shqiptarë shprehnin dyshime lidhur me prapavijën e demonstratave në Prishtinë, gjë të cilën Ksenofon Krisafi e hidhte poshtë,sepse ai vetë kishte

[255] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 37.

[256] Ksenofon Krisafi, *Lufta e Kosovës në labirintet diplomatike* (Tiranë: UMSH Press/Onufri, 2018), 37.

parë atmosferën shpërthyese të studentëve dhe popullsisë në Prishtinë.[257]

Në Prishtinë, më 12 mars 1981, u mbajt mbledhja e përbashkët e Kryesisë së LK të Kosovës dhe Kryesisë së KSA të Kosovës lidhur me demonstratat e studentëve të 11 marsit të vitit 1981, në të cilat ata shprehnin pakënaqësinë e tyre me kushtet në mensën e studentëve (ushqimi i dobët) dhe në konviktet e studentëve.[258] Pra elementi ekonomik ishte fitili i shpërthimit të pakënaqësive në Universitetin e Kosovës në Prishtinë,[259] pa pasur ndonjë organizim paraprak (asnjë nga grupet ilegale nuk ishin të përfshira) dhe program të qartë politik. Gani Koci, njëri nga organizatorët e demonstratës së 11 marsit, theksonte se që më 9 dhe 10 mars 1981, një grup i studentëve (Ramadan Gashi, Bedri Deliu, Jonuz Jonuzaj, Gani Koci, Ahmet Tahiri, Murat Musliu dhe Kadri Kryeziu) diskutonin mbi pakënaqësitë e rinisë lidhur me pozitën e pabarabartë të Kosovës, shfrytëzimin ekonomik të saj, etj. Ky grup kishte vendosur që të njoftonin sa më shumë studentë për të demonstruar më 11 mars në orën 19:00 në mensën e studentëve në shenjë pakënaqësie lidhur me cilësinë e ushqimit dhe pritjet e gjata. Shprehja publike e pakënaqësisë së studentëve filloi në mënyrë simbolike me hedhjen e pjatave.[260] Parullat kryesore studentore të 11 marsit 1981 ishin:

---

257 Po aty, 52.

258 ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 68, Sednica-81, 12 Marta 1981, Diskusija Mustafa Sefedini, 4/GM.

259 Sabile Keçmezi Basha, *Kosova (1945-1990)*, 301.

260 Ndërkohë që të nesërmen (12 mars 1981) njësitë policore të RS të Serbisë, të Malit të Zi dhe të Maqedonisë u vunë në gjendje gatishmërie për të inter-

“Kushte”; “Duam vepra jo fjalë”;”Dikush në fotele a dikush pa bukë”;”Deri kur në podrume,”etj.[261] Në fund të vitit 1979, Azem Vllasin, i cili pas dy mandateve si kryetar i Lidhjes Socialiste të Rinisë së Jugosllavisë, ishte kthyer në Kosovë, ngjarjet e 11 marsit të viti 1981 e gjetën në pozitën e sekretarit të Kryesisë së Lidhjes Socialiste të Popullit Punonjës të Kosovës.[262] Ai, së bashku me aktivistët e tjerë politikë të angazhuar nga Komiteti Krahinor i LK të Kosovës si dhe nënkryetari i Këshillit Ekzekutiv të Kosovës, prof.dr. Pajzit Nushi, ishin përpjekur, por pa sukses, që të bisedonin me studentët në mënyrë që t’i bindnin për t’u shpërndarë.[263] Po kështu, përderisa kuadrot institucionale dhe politikë shqiptarë në analizat e tyre theksonin karakterin social të protestave, si përpjekje e tyre për t’u shmangur nga furia e nacionalizmit serbë, në anën tjetër, përfaqësuesit e serbëve të Kosovës u përpoqën menjëherë që këto demonstrata t’i kualifikonin si armiqësore.[264] Gjithashtu, Dushko Ristiqi deklaroi se demonstratat e 11 marsit të vitit 1981 do të keqpërdoreshin nga irredentizmi shqiptar, por edhe nga ana e nacionalistëve serbë

venuar në KSA të Kosovës. Shih: “Me demonstratat e 81-shit nisi shthurja e Jugosllavisë.”
http://www.ekonomia-ks.com/?page=2,20,32838. Qasja më 19 prill 2021; Atdhe Hetemi, *Lëvizjet studentore për republikën e Kosovës-1968,1981 dhe 1997* (Prishtinë: Artini, 2020), 218-220; Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,* 196.

[261] ASHAK, Fondi: *Predsedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 68, Sednica-81, 12 marta 1981, 5/GM.

[262] Azem Vallsi, Kosova, 203.

[263] Azem Vllasi, 255-257.

[264] ASHAK, Fondi: *Predsedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 68, Sednica-81, 12 marta 1981, Diskusija Dušana Ristića, 30/GM.

dhe malazezë.[265] Prandaj edhe Mahmut Bakalli, kryetari i Kryesisë së LK të Kosovës, do të shprehte mendimin e rrezikut që këto protesta do të shfrytëzoheshin për të krijuar një disponim antishqiptar.[266] Se sa qarqet revanshiste serbe, malazeze e maqedone e mirëpritën rastin për rifillimin e konfliktit të hapur me shqiptarët dhe Kosovën, e dëshmon fakti se që me 12 mars 1981, Këshilli Federativ për Mbrojtjen e Rregullimit Kushtetues vlerësoi se arsyet sociale nuk ishin shkaku i vërtetë i demonstratave, porse prapa tyre qëndronin elementët armiqësorë.[267] Njëkohësisht natën e 15 dhe 16 marsit 1981 zjarri kishte kapluar Konakun e Manastirit të Patrikanës së Pejës, që sipas versionit zyrtar ishte rezultat i instalimit të dobët dhe punës joprofesionale të mjeshtërve që punonin në oxhakun e Manastirit, mirëpo, patriarku German, i Kishës Ortodokse Serbe, në letrën që i dërgoi në nëntor të vitit 1981 kryetarit të Kryesisë së RS të Serbisë, Dobrivoje Vidiqit, pretendoi se zjarri ishte shkaktuar me qëllim.[268] Me fjalë të tjera, për nacionalistët serbë ishte hapur rruga e viktimizimit të shtypësit dhe vizatimit si agresorë të viktimës së vërtetë, shqiptarëve, të cilët paraqiteshin si agresorë, dhunues dhe primitivë. Drejtuesit politikë të Kosovës reaguan ndaj kësaj qasje dhe këtyre pretendimeve të pabaza të nacionalistëve serbë.

---

[265] Po aty, Diskusija Dušana Ristića, 33/GM.

[266] Po aty, Diskusija Mahmut Bakalli, 53/GM.

[267] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,* 198.

[268] Po aty, 199.

Mahmut Bakalli në mbledhjen e KQ të LK të Serbisë, të mbajtur më 25 mars 1981, rimohoi me forcë karakterin armiqësor të demonstratave të 11 marsit.[269] Ndërsa vazhdimi i demonstratave më 25 mars në Prizren dhe më 26 mars 1981 përsëri në Prishtinë,[270] në ditën kur në kryeqytetin e Kosovës arrinte stafeta e rinisë, apo stafeta e Titos, si dhe shpalosja publike e kërkesave politike edhe para delegacionit të strukturave politike dhe arsimore të Kosovës: Azem Vllasit, Sanije Hysenit, Pajazit Nushit dhe Gazmend Zajmit, protestën me karakter social e transformoi në demonstrim të kërkesave për barazi të plotë juridike-politike të Kosovës me republikat e tjera të federatës.[271] Nga ana tjetër, interevenimi i policisë në shtypjen e tyre ndikoi, jo në qetësimin e situatës por, përkundrazi, në përshkallëzimin e tyre.[272] Sidomos të ashpër dhe brutalë gjatë intervenimit të policisë në konvikte ishin policët e njësisë speciale te federatës (që në aeroportin e Prishtinës zbarkuan po më 26 mars në ora 14.00),[273] të cilët me veprime

---

[269] Петар Р. Ристановић, 201.

[270] Më 25 mars 1981 kishte përpjekje të organeve të sigurimit shtetëror për burgosjen në konviktin e studentëve të Ali Lajçit, njërit prej organizatorëve të protestës së 11 marsit, çka vetëm nxiti dhe më shumë vendosmërinë e studentëve për vazhdimin e protestave, por tani me kërkesa të qarta politike. Ndër organizatorëte demonstratave të 11 dhe 26 marsit 1981 ishin: Bajram Kosumi, Ali Lajçi, Gani Koci, Kadri Kryeziu, etj. Për më shumë shih: Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981*(Tiranë: Botimet Toena, 2008), 177-179.

[271] Sabile Keçmezi Basha, *Kosova 1945-1990:Vështrim historiko-politik* (Prishtinë: Instituti i Historisë, 2017), 226-227; Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981* (Tiranë: Botimet Toena, 2008)*, 180.*

[272] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981)*, 251.

[273] Azem Vllasi, 270.

të tilla, vetëm se e rritën revoltën e qytetarëve shqiptarë.[274] Përdorimi dhe sjellja agresive e njësisë speciale të federatës dëshmonte se qarqet nacionaliste serbe kishin për qëllim jo paqësimin dhe uljen e tensioneve politike në Kosovë, por, përkundrazi, që me aktet e tyre të dhunës ndaj studentëve, të nxisin edhe më shumë procesin e destabilizimit të situatës në Kosovë.

Më 28 mars 1981 Asllan Fazliu, kryetar i Komitetit të Lidhjes së Komunistëve të Prishtinës, duke folur për demonstratat e studentëve në Prishtinë, theksoi se në demonstratat e 26 marsit (1981) ishin lënduar 23 studentë, ndërsa në paraburgim ndodheshin 21 studentë.[275] Ndërsa në ballë të frontit antishqiptar në strukturat politike të federatës, pos serbëve, do të renditeshin politikanët maqedonas: Llazar Mojsovi (kryetar i Kryesisë së KQ të LKJ-së 1980-1981) dhe Llazar Kolishevski (anëtar i Kryesisë së RSFJ-së), të cilët, përkundër kundërshtimeve të Mahmut Bakallit dhe të Fadil Hoxhës, termit "kundërrevolucionar" i dhanë ashpërsinë politike dhe frymën antishqiptare.[276] Këta politikanë maqedonas, së bashku me Petar Stamboliqin (Serbi) dhe Franjo Herleviq (sekretar Fe-

---

[274] Intervistë me Hydajet Hysenin (Prishtinë, 6 tetor 2015), 19. https://oralhistorykosovo.org/sq/intervistat/. Qasja më 28 maj 2021; Петар Р. Ристановић, 202.

[275] *The New York Times*, March 29, 1981, Section 1, page 16. https://www.nytimes.com/1981/03/29/world/35-injured-as-police-in-yugoslavia-break-up-a-protest-by-students.html. Qasja më 1 prill 2021.

[276] Intervistë e Mahmut Bakallit,"Po isha i befasuar me demonstratat e 11 marsit të vitit 1981, *"Zëri,* 8 maj 2006, 4; Muhamet Mustafa, *"Kundërrevolucion"* (Fragment nga libri i Muhamet Mustafës "Kapërcimi i vetmisë", UET Press, Tiranë, 2016), *Zëri,* 12 mars 2021. https://zeri.info/dosier/397889/kunderrevolucion/. Qasja më 31 mars 2021.

derativ për Punë të Brendshme i Jugosllavisë) insistonin në përgjegjësinë politike të Mahmut Bakallit, sepse kështu dobësohej dhe gradualisht thyhej udhëheqja politike shqiptare e KSA të Kosovës.[277] Rrjedhimisht dominimi i vlerësimeve negative në strukturat politike dhe masat e dhunshme kundër studentëve nxitën që, më 30 mars 1981, të organizohet bojkoti i mësimit në Fakultetin Ekonomik, Juridik dhe në Fakultetin e Shkencave Matematiko-Natyrore.[278]

Intervenimi i panevojshëm dhe brutal i njësisë speciale të policisë së federatës në konviktin e studentëve dhe burgosja e liderëve të studentëve (Bajram Kosumit, Ali Lajçit etj.), nxiti përsëri reagimin dhe solidarizimin e të gjitha strukturave sociale të popullsisë shqiptare me kërkesat e rinisë studentore, duke marrë kështu karakterin e një revolte mbarëpopullore. Prandaj, në shenjë solidariteti dhe mllefi për përdorimin e forcës kundër rinisë studentore, demonstratave të 1 prillit 1981 iu bashkuan edhe punëtorët e "Ramiz Sadikut", të amortizatorëve dhe të Obiliqit,[279] Për dallim nga demonstratat e marsit (1981), këto ishin më të ndikuara nga organizatat ilegale (Organizata Marksiste-Leniniste e Kosovës, Lëvizja Nacionalçlirimtare e Kosovës dhe e viseve të tjera shqiptare në Jugosllavi etj.), Ishte kjo arsyeja që këto demonstrata sollën në qendër të vëmendjes së opinionit publik jugosllavë e botëror

---

277 Azem Vllasi, Kosova, 295.

278 Ivan Bilić, "Kronologija raspada SFRJ i stvaranje Republike Hrvatske do 15. Siječnja 1992", *Nacional security and the future*, vol.6, br.1-2 (2005): 73. https://hrcak.srce.hr/18568. Qasja më 1 shkurt 2021.

279 Për më shumë shih: Sabile Keçmezi Basha, *Kosova 1945-1990: Vështrim historiko-politik* (Prishtinë: Instituti i Historisë, 2017), 234-236.

kërkesën për “Kosovën-Republikë”.[280] Si reagim, Kryesia e RSFJ-së dhe Kryesia e KQ të LKJ-së, në mbledhjen e përbashkët të mbajtur më 1 prill 1981, me propozim të Këshillit Federativ për Mbrojtjen e Rregullimit Kushtetues, shpallën gjendjen e jashtëzakonshme në Prishtinë. Njëkohësisht dy kryesitë (LKJ-së dhe të Kryesisë së RSF të Jugosllavisë) vendosën për dërgimin në Kosovë të njësive speciale të Sekretariatit Federativ për Punë të Brendshme (të porsaformuara), të forcave policore nga republikat dhe KSA e Vojvodinës, që së bashku përfshinin rreth 3.500 policë, si dhe angazhimin e njësive të Armatës Popullore të Jugosllavisë.[281] Kryesia e RSFJ-së, që vazhdonte mandatin e dytë kushtetues (1974-79; 1979-1984) në përbërje pothuajse të njëjtë: Llazar Kolishevski - Maqedoni, Cvijetin Mijatoviq - Bosnjë dhe Hercegovinë, Sergej Krajger - Slloveni, Vlladimir Bakariq - Kroaci, Petar Stamboliq - Serbi, Vidoje Zharkoviq - Mali i Zi, Stevan Doronjski - Vojvodinë, Fadil Hoxha - Kosovë, si dhe Llazar Mojsovi (në cilësinë e kryetarit të Kryesisë së LKJ-së), të cilët përfaqësonin gardën e vjetër të bashkëpunëtorëve të J.B.Titos, si kryesi kolektive, pos që shpallën gjendjen e jashtëzakonshme (për një javë) në Prishtinë, vendosën edhe gjendjen e krizës në Kosovë (që zgjati për njëzet muaj).[282] Me vlerësimin e tyre shumë të ashpër të demonstratave në Kosovë si “përpjekje e rrezikimit kundërrevolucionar të re-

[280] Agim Sylejmani, Mehmet Hajrizi, *Në rrugë drejt lirisë* (Prishtinë: Lena Grafik, 2016), 91-92-93.

[281] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981)*, 254.

[282] *Od mira do rata-Dokumenta Presedništva SFRJ 1991*, Tom I (januar-mart 1991), priredili: Dr Kosta Nikolić & Dr.Vladimir Petrović (Beograd: Institut za savremenu istoriju & Fond za humanitarno pravo, 2011), 14.

ndit kushtetues të vendit" dhe para vlerësimeve zyrtare të institucioneve të KSA të Kosovës,[283] ndikuan në thellimin e krizës dhe të mosbesimit ndërmjet shqiptarëve dhe të kombeve të tjera në Jugosllavi. Mahmut Bakalli, në mbledhjen e 68 të Kryesisë së RSFJ-së, do të sqaronte se përpos njësive policore të ardhura në Kosovë (3.500 forca policore nga njësitë e tjera të federatës), vetë krahina kishte 2.700 policë si dhe kishte mobilizuar edhe 2.000 pjesëtarë të njësisë rezerviste të policisë.[284] Pra, gjatë muajit prill 1981, në Kosovë ishin përqendruar 8.200 forca policore, si dhe njësi të ushtrisë të ardhura nga drejtimi i Serbisë dhe Maqedonisë. Dragosllav Drazha Markoviqi (kryetar i Kuvendit federativ të RSFJ-së gjatë periudhës 1978-82), pjesëmarrës në mbledhjen e dy kryesive (të LKJ-së dhe të RSFJ-së), do të theksonte se Fadil Hoxha e pranoi pa dëshirë dhe me hezitim vlerësimin se demonstratat në Kosovë ishin nacionaliste dhe kundërrevolucionare.[285]

Vlerësimet për numrin e demonstruesve të 1 prillit 1981 sipas KK të LK të Kosovës silleshin rreth 3.000, ndërsa sipas

283 Azem Vllasi, *Kosova: Fillimi që nuk harrohet*, 277.

284 Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,* 216.

285 D.Marković: "...U to vreme ja sam bio predsednik Skupštine SFRJ, ali sam pozvan da učestvujem na zajedničkoj sednici Predsedništva CK i Predsedništva Republike. I tada je usvojena ocena da se radi o nacionalističkoj kontrarevoluciji. Fadil Hodža je nerado prihvatio taj stav Predsedništva SFRJ ili Predsedništva CK - vrlo često su držani zajednički sastanci - i javno je osudio te demonstracije sa jednim zahtevom - da se ne vraća unazad na 1972. godinu." Shih: "Dragoslav Marković: Diskontinuitet." https://www.slobodnaevropa.org/a/1045349.html. Qasja më 22 mars 2021; Azem Vllasi, *Kosova: Fillimi që nuk harrohet,* 278.

Sekretariatit Federativ për Punë të Brendshme rreth 10.000-12.000 vetë. Kjo mospërputhje ndërmjet institucioneve të Kosovës dhe atyre qendrore lidhur me të dhënat për numrin e demonstruesve dëshmon për përpjekjet e elitës politike në Kosovë që me qëllim të zvogëlonin peshën dhe rëndësinë e tyre, duke mos i dhënë shkas për veprime forcave politike antishqiptare në RSF të Jugosllavisë. Institucionet kosovare dhe bartësit e pushtetit politik, të gjendur në udhëkryqin ndërmjet kërkesave politike të përkrahura nga populli dhe presionit të federatës dhe të RS të Serbisë për kualifikimin politik sa më të rëndë të demonstratave si dhe përdorimin e dhunës në shtypjen e tyre, përpiqej të mos i pranonte disa vlerësimetë rënda për demonstratat:të tilla si “irredentiste”, bile as ato të 1 prillit 1981, gjë që hidhëronte politikanët serbë e malazezë.[286] Më 2 dhe 3 prill 1981 në Prishtinë u rreshtuan në një anë shqiptarët dhe në anën tjetër forcat policore dhe ushtarake të RSFJ-së (përfshirë edhe disa qytetarë serbë të Prishtinës), të cilat nuk hezituan në përdorimin e armëve të zjarrit kundër demonstruesve.[287] Lëvizja e mjeteve të rënda motorike të ushtrisë (tanket dhe autoblindat),[288] ishte element

[286] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981)*, 251-252.

[287] Armata Popullore e Jugosllavisë, më 2 prill 1981, në zonën afër Fakultetit Ekonomik shtiu mbi demonstruesit, në mesin e të cilëve, plagosi edhe nxënësen Besa Ahmeti. Shih: Mehmet Bislimi, *Në 40 vjetorin e demonstrative të 1981, II*. https://www.radiokosovaelire.com/mehmet-bislimi-ne-40-vjetorin-e-demonstratave-te-vitit-1981-ii/. Qasje më 15 prill 2021.

[288] Forcave ushtarake të stacionuara në Kosovë u erdhën në ndihmë edhe njësitë ushtarake nga RS e Serbisë dhe RS e Maqedonisë. Shih: Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,* 210.

shtesë që vetëm sa kishte rritur revoltën e qytetarëve, të cilët organizuan barrikada dhe forma të tjera të rezistencës. Kështu, në rrugën magjistrale Prishtinë-Podujevë, në fshatin Besi, një grup i të rinjëve, të revoltuar nga dhuna e ushtruar kundër demonstruesve në Prishtinë, kishin bllokuar rrugën kryesore ku kalonte edhe kolona e njësisë speciale policore të federatës, dy kamionët e fundit të të cilave i kishin ndalur dhe nga të cilat kishin marrë armatime (12 kallashnikovë) dhe municione.[289] Këto veprime të një popullsie të revoltuar, e cila

[289] Në grupin e qytetarëve që kishin vendosur barrikada në rrugë dhe që kishin rrëmbyer armatime, bënin pjesë: Ruzhdi Hajdini, nga fshati Miroc; Sami Leci nga fshati Barilevë; Zijadin Hoxha nga Prishtina;Vehbi Leci nga Barileva; Osman Krasniqi nga Bërnica e Epërme; Ibush Kelmendi nga fshati Prugoc; Agim Selmani nga Barileva; Agim Leci nga Barileva dhe Hajrullah Dragusha nga Prugoci.Grupi i dytë i të rriturve: Zymer Krasniqi nga fshati Besi;Bajram Syla nga Rimanishta; Qerim Arifi nga Rimanishta; Nagip Bllaca nga Besia; Naim Statocvi nga fshati Prugovc; Sadik Dragusha nga fshati Prugovc; Shaban Dragusha, po ashtu nga Prugovci; Ramadan Rexha nga Rimanishta; Enver Koliqi nga fshati Lupç i Poshtëm; Nexhmedin Pireva nga fshati Lupç, Sadri Berisha nga fshati Drenovc. Në grupin e të miturve bënin pjesë: Afrim Bllacaku, Agim Selim Leci, Naser Rexha, Shemsi M. Leci, Fadil Shala, Ekrem Dragusha, Avni Llumnica, Veton Osmani, Xhemshir Leci, Pajazit Ndreca, Nexhat Dragusha, Osman H. Abdullahu, Sami Abdullahu, Osman S. Abdullahu, Ismajl Koliqi, Zenel Krasniqi, Lutfi Leci dhe Xhafer Fetahu - që të gjithë nën moshën 18 vjeçare. Gjykata e qarkut të Prishtinës, më 31 gusht 1981, i kishte dënuar me burgime, që me kohëzgjatje për shumicën e tyre shkonte nga 12 deri 15 vjet, me përjashtim të Hajrullah Dragushës, i cili dënohet me dy vjet. Aktgjykimi i grupit të dytë të të rriturve, i datës 2 gusht të vitit 1981, P. Nr. 110/81: Zymer Krasniqi nga fshati Breznicë u dënua 13 vjet burg, Bajram Syla nga Rimanishta, 12 vjet burg, Qerim Arifi u dënua 8 vjet burg, Nagip Bllaca u dënua 12 vjet burg, Naim Statocvi u dënua 10 vjet burg, Sadik Dragusha nga fshati Prugovc 10 vjet burg, Shaban Dragusha, po ashtu nga Prugovci, u dënua 7 vjet burg, Ramadan Rexha nga Rimanishta u dënua 7 vjet burg, Enver Koliqi nga fshati Lupç i Poshtëm u dënua 8 vjet burg, Nexhmedin Pireva dhe Sadri Berisha u dënuan me kusht. **Grupi i të miturve** (më 20,

hyrjen e forcave policore dhe ushtarake në Kosovë e përjetonte, me të drejtë, si pushtim, u shfrytëzuan si shkas por edhe si arsyetim për përdorimin vdekjeprurës të forcës nga njësitë policore dhe ushtarake. Me këto veprime të egra të njësive policore të ardhura në Kosovë si dhe të ushtrisë, RSFJ-ja po rreshtohej publikisht kundër shqiptarëve, duke u dhënë të drejtë morale kërkesave politike të studentëve dhe tashmë të gjithë shqiptarëve, të cilët ishin kundër diskriminimit social, shfrytëzimit ekonomik dhe pabarazisë së shqiptarëve me kombet e tjera të RSFJ-së. Sipas burimeve zyrtare gjatë këtyre dy ditëve u vranë 8 demonstrues dhe u plagosën 130, nga të cilët, 55 me armë zjarri. Ndërsa, në anën e njësive policore, kishte 1 të vrarë dhe 135 të lënduar.[290]

21, 22 korrik të vitit 1981), u dënuan: Afrim Bllacaku nga Besia, Agim Selim Leci nga fshati Barilevë, Naser Rexha nga fshati Rimanishtë, Shemsi M. Leci nga Barileva, Fadil Shala nga Prugovci, Ekrem Dragusha nga Prugovci, Avni Llumnica nga Barileva, Veton Osmani nga fshati Besi, Xhemshir Leci nga Barileva, Pajazit Ndreca nga Barileva, Nexhat Dragusha nga Prugovci, Osman H. Abdullahu nga Vranidolli, Sami Abdullahu nga Vranidolli, Osman S. Abdullahu nga Sharbani, Ismajl Koliqi nga fshati Lupç i Ulët, Zenel Krasniqi nga fshati Lupç i Ulët, Lutfi Leci nga Barileva dhe Xhafer Fetahu -të gjithë nën moshën 18 vjeçare. Për më shumë shih: Ahmet Qeriqi, *“Në 39 vjetorin e demonstratave të vitit 1981: Cilët ishin disa nga flamurtarët e parë të Republikës së Kosovës.”* https://www.radiokosovaelire.com/ne-39-vjetorin-e-demonstratave-te-vitit-1981-cilet-ishin-disa-nga-flamurtaret-e-pare-te-republikes-se-kosoves/. Qasje më 21 prill 2021.

[290] Sipas studiueses, prof.dr.Sabile Keçmezi Basha, e cila është marrë intensivisht me demonstratat e vitit 1981, gjatë periudhës prill- shtator të atij viti, ishin vrarë 19 shqiptarë (demonstrues, të burgosur dhe ushtarë shqiptarë në Armatën Popullore të Jugosllavisë): Asllan Pireva, Naser Hajrizi, Ruzhdi Hyseni, Riza Matoshi, Ibrahim Krasniqi, Xhelal Maliqi, Sherif Franku, Salih Zeka-Mulaku, Salih Abazi, Tahir Meha, Nebih Meha, Sinan Bajrami, Asllan Ukë Gashi, Besim Xhemë Bajraktari, Shaban Sadik Prushi, Islam

Më 3 prill 1981, sekretari krahinor i punëve të brendshme të Kosovës, me qëllim të parandalonte vijimin e demonstratave, miratoi urdhëresën me të cilën ndalohej lëvizja e personave në grupe në vendet publike. Xhavit Nimani,[291] kryetar i Kryesisë së KSA të Kosovës, në deklaratën e tij publike dënonte demonstratat e studentëve dhe rinisë shkollore, duke akuzuar forcat armiqësore të jashtme dhe të brendshme për destabilizim të Kosovës dhe të Jugosllavisë. Sipas vlerësimit të tij dhe të Kryesisë së KSA të Kosovës këto demonstrata kishin qëllime kundërrevolucionare, sepse atakonin sistemin socialist vetëqeverisës, rrezikonin integritetin territorial dhe pavarësinë e RSF të Jugosllavisë.[292] Më 2 prill 1981, njëkohësisht me mbledhjen e dy Kryesive të KSA të Kosovës, ishte mbajtur edhe mbledhja e dy Kryesive të RS të Serbisë, në të cilat demonstratat studentore në Prishtinë u cilësuan si armiqësore, të drejtuara kundër rendit kushtetues, sistemit socialist vetë-

Bajram Morina, Qerim Abdyrrahman Aliu, Rizah Vehbi Matoshi. Kësaj liste, sipas të dhënave të Mehmet Hajrizit, veprimtar i lëvizjes politike shqiptare, duhet t'i shtohet edhe Afrim Abazi, i mbytur në burg. Shih: Sabile Keçmezi Basha, *Kosova 1945-1990:Vështrim historiko-politik* (Prishtinë: Instituti i Historisë, 2017), 296; Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981* (Tiranë: Botimet Toena, 2008), 184-188, 246.

[291] Xhavit Nimani (1919-2000) lindi në Gjakovë. Shkollën Normale e kreu në Elbasan (Shqipëri). Ai ishte pjesëmarrës në Luftën Nacionalçlirimtare të Kosovës (1941-45) dhe pjesëmarrës i Konferencës së Bujanit (dhjetor 1943-janar 1944), ku u votua vendimi mbi bashkimin e Kosovës me Shqipërinë. Ka mbajtur pozita të rëndësishme politike në Kosovë, në Serbi dhe në organet qendrore të Jugosllavisë. Xhavid Nimani ishte kryetar i Kryesisë së Kosovës (1974-1981).Për më shumë shih: *Fjalor Enciklopedik Shqiptar*, Vëll. 3, redakt.: Emil Lafe (Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, 2008), 1847.

[292] *Rilindja*, e premte, 3 prill 1981, 1.

qeverisës, politikës së vëllazërim-bashkimit, si dhe kundër lirisë, pavarësisë dhe integritetit territorial të RSF të Jugosllavisë.[293]

Njëkohësisht edhe Kryesia e RSFJ-së si dhe Kryesia e KQ të LKJ-së, në mbledhjet e mbajtura më 3 prill 1981, u pajtuan me vlerësimet e Kryesisë së KSA të Kosovës dhe të Kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, të Kryesisë së RS të Serbisë dhe të Kryesisë së KQ të LK të Serbisë, se demonstratat në Prishtinë janë organizuar nga forcat irredentiste me qëllim të nxisin jostabilitet dhe të rrezikonin integritetin territorial të RSFJ-së. Prandaj, për të ndikuar në qetësimin e situatës politike në Kosovë, u angazhua edhe Fadil Hoxha, anëtar i Kryesisë së RSFJ-së dhe i Kryesisë së KQ të LKJ-së, i cili në diskutimin e tij para anëtarëve të Komitetit Komunal të LK të Prishtinës potenconte subjektivitetin e Kosovës në kuadër të federatës, duke pohuar se në RSFJ s'ka kombe të privilegjuara dhe se fati i Kosovës është në duart e të gjithë punonjësve dhe qytetarëve të saj. Rrjedhimisht edhe kërkesa e demonstruesve për Kosovën Republikë ishte armiqësore, sepse kjo, sipas tij, rrezikonte bashkëjetesën e shqiptarëve, serbëve e malazezëve në Kosovë.[294] Sipas Azem Vllasit, i cili ishte i pranishëm në mbledhjen e Komitetit Komunal të LK të Prishtinës, pas përfundimit zyrtar të takimit, Fadil Hoxha u kishte treguar se ai dhe Mahmut Bakalli kishin shprehur rezerva lidhur me vlerësimet shumë të ashpra dhe të paargumentuara të dy kryesive të Jugosllavisë lidhur me demonstratat

[293] *Борба*, Петак, 3. Април 1981, 3.

[294] *Rilindja*, e shtunë, 4 prill 1981, 1; *Борба*, Субота, 4. Април 1981, 1.

në Kosovë.[295] Ndërkaq Komiteti Krahinor i Lidhjes së Komunistëve të Kosovës në mbledhjen e 6 prillit 1981, në vijën tashmë zyrtare, demonstratat e studentëve të 11, 26 marsit dhe 1, 2 dhe 3 prillit 1981, i cilësoi nacionaliste e kundërrevolucionare dhe të drejtuara kundër rendit socialist vetëqeverisës. Njëkohësisht me këto deklarime u potencua gjithashtu, se LK e Kosovës do ta kundërshtonte çdo përpjekje të nacionalistëve serbë dhe malazezë për të shfrytëzuar situatën e krijuar pas demonstratave studentore.[296] Ndërsa, nga ana tjetër, pranohej se këto demonstrata si qëllim përfundimtar kishin ndryshimin e rendit kushtetues,[297] me çka bihej në kundërthënie me cilësimet se ato rrezikonin edhe integritetin territorial të RSF të Jugosllavisë. Natyrisht, gazeta "Rilindja", si organ i Lidhjes Socialiste të Popullit Punonjës të Kosovës dhe si gazetë e vetme e përditshme e Kosovës në gjuhën shqipe, përcillte vijën zyrtare partiake e institucionale të KSA të Kosovës dhe të RSFJ-së. Në artikullin e 7 prillit të vitit 1981, ajo do të botonte diskutimin e Mahmut Bakallit në mbledhjen e Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, ku ai dënonte demonstratat e rinisë studentore si nacionaliste dhe të orientuara kundër sistemit socialist vetëqeverisës, vëllazërim-bashkimit, stabilitetit dhe prestigjit ndërkombëtar të RSFJ-së. Njëkohësisht kryetari i Kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, Mahmut Bakalli, në diskutimin e tij kërkoi gjithashtu që komunistët dhe institucionet e KSA të Kosovës dhe të

[295] Azem Vllasi, *Kosova: Fillimi që nuk harrohet*, 280.

[296] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 1-2.

[297] Po aty, 4.

Jugosllavisë të luftojnë jo vetëm nacionalizmin shqiptar, por edhe nacionalizmin serbë, që do të synonte nxitjen e mosbesimit ndaj shqiptarëve si tërësi.[298] Siç flasin faktet, kemi të bëjmë me një vlerësim të koordinuar të institucioneve të Kosovës, të Serbisë dhe të Federatës lidhur me ngjarjet në Kosovë, ku të gjitha kërkesat e paraqitura të demonstruesve cilësohen si armiqësore. Kjo mënyrë e kualifikimit të demonstratave në Kosovë si kundërrevolucionare, kur ato në të vërtetë nuk ishin as properëndimore e as antisocialiste, por kërkonin një rregullim kushtetues të mohuar, vetëm se do të ndikonin në thellimin e hendekut ndërmjet popullsisë shqiptare dhe institucioneve shtetërore të RSFJ-së në të gjitha nivelet. Ndërsa me pranimin ose imponimin lidhur me vlerësimin negativ të të gjitha kërkesave të demonstruesve, në qendër të shënjestrës vendosen shqiptarët si tërësi dhe fillojnë të kalojnë pa asnjë dënim ose masë ndëshkuese deklaratat dhe veprimet nacionaliste të udhëheqjes së Lidhjes së Komunistëve dhe institucioneve shtetërore të RS të Serbisë, të RS të Maqedonisë dhe të RS të Malit të Zi. Rrjedhimisht, pasojat e para të demonstratave në Prishtinë dhe në Kosovë, në planin afatshkurtër, ishin negative për interesat shqiptare në SFRJ, sepse rezultuan me: ngushtimin e hapësirës së manovrimit politik të elitës kosovare; ndërprerjen e marrëdhënieve me RPS të Shqipërisë; daljen në skenë të nacionalizmit serbë dhe të aleatëve të tij (malazezë dhe maqedonas); fillimin e rikthimit në funksionet kyçe politike në Kosovë të bashkëpunëtorëve të Serbisë; kufizimin apo futjen nën kontroll të të drejtave të Kosovës; si dhe rikthimin e periudhës së perseku-

[298] *Rilindja*, E martë, 7 prill 1981,1-2.

timit të shqiptarëve. Kurse në planin afatgjatë shpërthimi i demonstratave studentore solli ndërkombëtarizimin e çështjes shqiptare, forcoi vendosmërinë politike të shqiptarëve për barazi të plotë, ndërsa burgosjet dhe persekutimet e shqiptarëve dëshmuan para opinionit ndërkombëtar se viktimat e vërteta në RSFJ-së janë shqiptarët dhe se serbët janë element destabilizues në Jugosllavi dhe në Ballkan.

Lidhur me ngjarjet në Kosovë, para shumë gazetarëve vendorë dhe të huaj, do të fliste Stane Dollanci, anëtar i Kryesisë së KQ të LKJ-së. Ai do të theksonte se një nga faktorët kryesorë të përkeqësimit të situatës politike në KSA të Kosovës ishte padyshim kriza ekonomike, të cilën e kishin shfrytëzuar kundërshtarët e sistemit socialist vetëqeverisës dhe të politikës së jashtme të mosinkuadrimit të RSFJ-së. Ndërsa, duke fajësuar për organizimin e demonstratave në Kosovë emigracionin shqiptar të linjës së ish-Informbyrosë, Stane Dollanci, theksoi se RPS e Shqipërisë nuk qëndronte prapa trazirave në Kosovë. Për më tepër, në dekadën e fundit disa herë Enver Hoxha kishte përsëritur se RPS e Shqipërisë ishte për mbrojtjen e pavarësisë së RSFJ-së dhe se do të luftonte kundër çdokujt që do të rrezikonte ose sulmonte Jugosllavinë.[299] Udhëheqësi shqiptar një deklaratë të tillë e kishte dhënë që në Kongresin VII të Partisë së Punës së Shqipërisë në nëntor të vitit 1976, ku kishte potencuar se në rast sulmi kundër Jugosllavisë nga BRSS-ja ose ndonjë shtet tjetër, Shqipëria do

[299] Po aty, 3; *Борб*а, Уторак, 7. Април 1981, 1, 4.

të ndihmonte me të gjitha mjetet mbrojtjen e RSF të Jugosllavisë.[300]

Ndërsa, në mbledhjen e përbashkët të kryesisë së KSA të Kosovës dhe kryesisë së Komitetit krahinor të LK të Kosovës të 15 prillit të vitit 1981, lidhur me reagimin e shtetit Shqiptar për këto ngjarje, Dushan Dragosavac (sekretar i kryesisë së KQ të LK të Jugosllavisë) do të mbyllte çdo mundësi për diskutim lidhur me kërkesën për republikë. Sipas tij, ishin dy arsye të forta kundër avancimit të pozitës juridiko-politike të Kosovës nga krahinë në republikë. Një nga këto ishte se nuk mund të ndryshoheshin as kufijtë territorialë e administrativë të njësive federale e as kushtetuta dhe se Jugosllavinë të bashkuar e mbajnë sistemi shoqëror e politik, pra vetëqeverisja dhe pronësia mbi mjetet e prodhimit të bazuar në principin e punës së bashkuar, përfshirë barazinë e plotë të kombeve e kombësive. Ky qëndrim, që nuk linte hapësirë për diskutime, sillte konfrontimin e LK të Jugosllavisë me shumicën e popullsisë shqiptare të Kosovës. Në këtë mbledhje kishte më së shumti kritika ndaj RPS të Shqipërisë, që më 8 prill 1981, në "Zërin e Popullit" doli në përkrahje të kërkesave politike të shqiptarëve në Jugosllavi për statusin e republikës dhe hapave të saj për ndërkombëtarizimin e çështjes së Kosovës dhe të shqiptarëve në Jugosllavi.[301] Reagimi i tillë i Jugosllavisë, jo vetëm se ishte kundër normave ndërkombëtare, sipas së

[300] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981)*, Përgatiti: Qerim Lita (Shkup: Instituti i Trashëgimisë Kulturore e Shpirtërore të Shqiptarëve në Maqedoni, 2012), 213.

[301] ASHAK, Fondi*: Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 71, Sednica- 88, Izlaganje druga Dr. Dušana Dragosavca (Sekretara Presedništva CK SKJ).

cilave RPS e Shqipërisë kishte të drejtë të interesohej dhe të ngrinte zërin në mbrojte të të drejtave të tyre kombëtare dhe avancimit të statusit të Kosovës në republikë konform Kushtetutës së RSFJ-së. RSF e Jugosllavisë e kishte të qartë qëndrimin e shtetit Shqiptar lidhur me Kosovën dhe hapësirat e tjera të banuara me shqiptarë që nga përfundimi i Luftës së Dytë Botërore (1945) e deri në ngjarjet vitit 1981. Prandaj Shqipëria dhe udhëheqësi shqiptar, Enver Hoxha (i cili ishte përpiluesi i disa artikujve të botuara në shtypin shqiptar për ngjarjet e vitit 1981 në Kosovës),[302] rregullisht kanë përsëritur kërkesën për vetëvendosje për shqiptarët në RSFJ si popull i ndarë dhe i pushtuar si dhe të drejtën e tyre për të vendosur se: a dëshirojnë të bashkohen me shtetin amë, Shqipërinë; të krijojnë një republikë të pavarur apo si republikë të bashkohen në kuadër të federatës-konfederatës me një bashkësi tjetër shtetërore. Shteti Shqiptar qëmoti kishte deklaruar se nuk do të sulmonte Jugosllavinë, qoftë për arsye të madhësisë së saj, potencialit njerëzor, ekonomik e ushtarak si dhe faktorëve të tjerë ndërkombëtarë. Tirana zyrtare, së paku deri në dobësimin e rrymës centraliste dhe serbomadhe (1966), përkrahte çdo lëvizje politike apo të armatosur të popujve të Jugosllavisë për rrëzimin e regjimit të Titos, por ishte kundër kryengritjes së armatosur vetëm të shqiptarëve në Jugosllavi.[303] Rrjedhimisht politika dhe qëndrimet e shtetit shqiptar

---

[302] Ramiz Alia, "Shmanga gjakderdhjen në Shqipëri." http://www.arkivalajmeve.com/Ramiz-Alia-Shmanga-gjakderdhjen-ne-Shqiperi.328074/. Qasja më 26 prill 2021.

[303] Enver Hoxha, *Kosova është shqiptare, mbetet shqiptare dhe i përket Shqipërisë*, 19 shtator 1966.

ishin plotësisht të qarta. Kjo do të thoshte se Shqipëria nuk do të sulmonte Jugosllavinë, por në rast sulmi do të mbrohej dhe do të luftonte për të çliruar edhe vendbanimet shqiptare nën Jugosllavinë. Ndërsa në rrethana paqësore Shqipëria do të përkrahte kërkesat politike për republikë si dhe do të ndërkombëtarizonte çështjen e Kosovës dhe të shqiptarëve në Jugosllavi. Prandaj edhe Tirana zyrtare, duke dëshiruar që tensionet e ngritura Shqipëri-Jugosllavi të mos kalonin vijën nga e cila nuk kishte kthim mbrapa, nuk lejonte shtypin shqiptar që të merrej jashtë kontrollit politik me çështjen e Kosovës.[304]

Mahmut Bakalli, kryetar i Kryesisë së LK të Kosovës, në diskutimin e tij do të shprehte dyshimin se mos ky deklarim i hapur i Shqipërisë në mbështetje të kërkesave politike të shqiptarëve në Kosovë dhe Jugosllavi, në të vërtetë shprehte ndryshimin e politikës së jashtme të Tiranës, e cila në aleancë me BRSS-në dhe së bashku me Bullgarinë do të bashkëpunonte kundër Jugosllavisë. Këto dyshime ai mbështeste në të dhënat, sipas së cilave, Shërbimi Sekret Bullgar për disa vite me radhë kishte nxitur dhe përkrahur shqiptarët në Kosovë që nga fusha e propagandës të kalonin në veprime konkrete.[305] Në përfundime të njëjta kishte ardhur edhe ambasadori i

http://ciml.250x.com/archive/hoxha/albanian/enver_1966_19_shtator_kosova_albanian.htm. Qasja më 20 janar 2020.

304 Afërdita Sokolaj, *Çështja e Kosovës dhe media shqiptare (1981-2000)* (Disertacion i mbrojtur në Universitetin e Tiranës- Fakulteti i Historisë dhe i Filologjisë- Departamenti i Historisë, 2014), 6.

305 ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 71, Sednica- 88, Izlaganje druga Mahmut Bakalli (Predsednik Presedništvo PK SK Kosova),13/GM.

RPS të Shqipërisë në Sofje, Shaqir Vukaj, i cili në relacionin dërguar Ministrisë së Punëve të Jashtme dhe Komitetit Qendror të Partisë së Punës së Shqipërisë, më 15 shtator 1981, theksonte veprimtarinë e Shërbimit Sekret Bullgar në Kosovë, që si qëllim kishte jo vetëm të vëzhgohet Shqipëria, por edhe që me rekrutimin e shqiptarëve të Kosovës të ndikonin në zhvillimin e ngjarjeve në Kosovë e Shqipëri.[306] Shteti Shqiptar e kishte të qartë se BRSS-ja mbështeste qarqet serbe kundër shqiptarëve në RSFJ dhe RPS të Shqipërisë, si mënyrë për të forcuar vijën centraliste brenda federatës kundër krahut properëndimor slloveno-kroat.[307]

Ndërsa, duke elaboruar tezën mbi karakterin armiqësor të demonstratave në Kosovë, Mahmut Bakalli do të argumentonte se armiqve të jashtëm nuk iu konvenonte një Jugosllavi e painkuadruar dhe e pavarur, ashtu sikur as edhe një Shqipëri jashtë bllokiste dhe e pavarur. Gjithashtu Bakalli e konsideronte armiqësore kërkesën për status të republikës për Kosovën, sepse kjo do të nxiste nacionalizmin serbë e kroat, me kërkesat e tyre që të gjithë serbët e kroatët të jetonin në kuadër të kufijve të zgjeruar të republikave të tyre dhe kjo pastaj do të nxiste procesin e disintegrimit të brendshëm të Jugosllavisë.[308] Gjithashtu edhe Tirana zyrtare, në mungesë të informatave më të hollësishme rreth demonstratave në Kosovë

---

306 *Dokumentet diplomatike të qeverisë Shqiptare për demonstratat e vitit 1981 në Kosovë*, përgatiti: Sabit Syla (Prishtinë: Shoqata e të burgosurve politikë të Kosovës, 2012), 275-276.

307 Enver Hoxha, *Ditari (1980-1981)*, 494.

308 *Борба*, Недеља, 19. Април 1981, 3.

dhe dyshimeve se kush mund të qëndrojë prapa organizimit të tyre, për një kohë mbeti e heshtur.[309]

Në të vërtetë, përpos rrethanave të rënduara ekonomike dhe sociale në të cilën gjendej RSF e Jugosllavisë dhe KSA e Kosovës, faktor tjetër lehtësues për shpërthimin e demonstratave të vitit 1981 ishte edhe bindja e krijuar për "periudhën e pas-Titos" si kohë e shthurjes përfundimtare të RSF të Jugosllavisë. Gjithashtu, në mesin e popullsisë shqiptare dhe sidomos gjeneratës së re, periudha intensive (1970-1980) e thellimit të bashkëpunimit të veçantë ndërmjet Shqipërisë dhe Kosovës si dhe etapa e rilindjes kombëtare të shqiptarëve në Jugosllavi, kishte ndikuar në krijimin e ndjenjës se procesi i bashkimit të Kosovës me Shqipërinë ishte njëkohësisht i natyrshëm dhe i domosdoshëm. Zhvillimet pozitive në fushën e emancipimit kulturor të shqiptarëve dhe festimet publike të ngjarjeve me rëndësi për historinë e shqiptarëve (Konferenca shkencore kushtuar 500 vjetorit të Gj.K.Skënderbeut, Konsulta gjuhësore në Prishtinë, Lidhja e Prizrenit, etj.) nga serbët dhe strukturat politike jugosllave përjetoheshin si shprehje e nacionalizmit shqiptar dhe keqpërdorim i të drejtave kombëtare që u kishte dhënë Jugosllavia.[310] Pra, të drejtat kombëtare jo që shqiptarët i kishin fituar dhe u takonin, por sipas elitës nacionaliste serbe atyre u ishin falur dhe, për më tepër, në vitin 1981, ata po kërkonin edhe status të republikës, për t'u shkëputur nga çdo varësi edhe formale të RS të Serbisë.

---

[309] Ethem Çeku, *Kosova në sfondin e diplomacisë së Jugosllavisë dhe të Shqipërisë 1945-1981* (Prishtinë: Brezi'81, 2008), 322.

[310] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981)*, 260.

Ngjarjet në Poloni, më 1980,[311] që nga BRSS konsideroheshin si rrezik për kampin socialist dhe Paktin e Varshavës, gjithashtu ishin shkas i fortë i Moskës, që vëmendja e opinionit ndërkombëtar të përqendrohej te një vend properëndimor sikur që ishte RSF e Jugosllavisë. Në të vërtetë, ashtu sikur shprehnin dyshime edhe institucionet kosovare dhe jugosllave, ato frikësoheshin se mos BRSS-ja dhe RP e Bullgarisë, me çështjen e shqiptarëve dhe të Kosovës në RSF të Jugosllavisë, po përpiqeshin që ta joshnin RPS të Shqipërisë për t'u kthyer në Paktin e Varshavës. Të gjitha këto spekulime dhe frika nga ndryshimi i kursit në politikën e jashtme të Shqipërisë, respektivisht afrimin ose kthimin e Tiranës në kuadër të Paktit të Varshavës, bien poshtë edhe në udhëzimet që Ministria e Punëve të Jashtme e RPS të Shqipërisë i kishte dërguar ambasadorit të saj në Beograd, Sokrat Plakës. Aty theksohej se shteti Shqiptar nuk kishte ndërhyrë në punët e brendshme të RSF të Jugosllavisë, por se Tirana zyrtare përkrahte kërkesat e drejta të demonstruesve në Kosovë, të cilat buronin nga Kushtetuta e RSFJ-së.[312] Shqipëria përsëriste se nuk ishte në interesin e saj shkatërrimi i Jugosllavisë dhe se destabilizimi i federatës shkonte në favor të politikës së BRSS-së dhe të Bullgarisë.[313] Njëkohësisht shteti shqiptar ishte shumë i kënaqur me qëndrimet e ambasadave perëndimore në Tiranë, por jo edhe me ato të kampit sovjetik.[314]

---

311 ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 7.

312 *Dokumente Diplomatike të qeverisë shqiptare për demonstratat e vitit 1981 në Kosovë*, 13-14.

313 Enver Hoxha, Ditari (1980-1981), 446.

314 *Dokumente Diplomatike të qeverisë shqiptare*, 15.

Tirana zyrtare, ashtu edhe lëvizja ilegale shqiptare, përkundër kalkulimeve të palës serbe dhe BRSS-së, kishte zgjedhur rrugën e ndërkombëtarizimit të çështjes shqiptare dhe të Kosovës, me besim se sikur që i kishin ndarë, Bashkësia Ndërkombëtare dhe, në rend të parë, vendet perëndimore do të ndikonin edhe në zgjidhjen e çështjes së një kombi të ndarë. Në mbledhjen e mbyllur të Komisionit për politikë të jashtme të Kuvendit Federativ të Jugosllavisë (më 5 shkurt 1982), kryetari i Komisionit për marrëdhënie ndërkombëtare të Kryesisë së Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë, Nijazi Dizadereviqi (ish emisari i Titos në Shqipëri më 1944), do të potenconte se nga ngjarjet në Kosovë (1981) dëshironte të përfitonte, në rend të parë BRSS-ja, me qëllim të rikthimit të saj në Shqipëri. Gjithashtu, N. Dizadreviqi, theksonte se N. Hrushçovi (udhëheqësi sovjetik) ishte ndërruar më 1964 edhe për arsye se kishte lëshuar bazat ushtarake në Shqipëri. Po të njëjtin mendim ndante edhe qeveria italiane, sipas së cilës, BRSS-ja ishte përzier në ngjarjet në Kosovë (1981), me qëllim që të përdorte keqësimin e raporteve jugosllavo-shqiptare, si mënyrë për t'u rikthyer në Shqipëri dhe më gjerë. Prandaj, për të evituar përzierjen e BRSS-së, ambasadori italian në Shqipëri e pyeste ambasadorin jugosllavë (B.Komatinën): **"…se pse jugosllavët, ashtu sikur Tito (1968), nuk ofrojnë ndonjë zgjidhje që do të kënaqte shqiptarët dhe të qetësonte Kosovën, për çka ishin të interesuara edhe vendet e Paktit të NATO-s."**[315]

---

[315] Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983:Beleške i sećanja ambasadora* (Beograd: Novinsko-izdavačka ustanova Službeni list SRJ, 1995), 238, 242, 261, 277.

Anëtari i Kryesisë së RSF të Jugosllavisë, Stane Dollanci, në takimin e tij me gazetarët vendas dhe të huaj, të organizuar në Beograd më 6 prill 1981, do të theksonte se në demonstratat e organizuara në Kosovë kishin humbur jetën 9 demonstrues dhe 2 pjesëtarë të policisë, ndërsa kishte dhe 57 të plagosur.[316] Po kështu, sipas të dhënave të Këshillit Federativ për mbrojtjen e rregullimit kushtetues të 23 prillit 1981, gjatë demonstratave në Kosovë kishin humbur jetën 9 persona (8 qytetarë dhe 1 polic), 75 qytetarë ishin lënduar, nga të cilët, 55 me armë zjarri (aq qytetarë ishin paraqitur për ndihmë mjekësore) dhe krahas dëmeve materiale në pronën private dhe publike ishin dëmtuar edhe disa vetura të policisë.[317] Ndërsa në mbledhjen e kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, të mbajtur më 10 maj 1981 dhe të kryesuar nga Veli Deva, informohej se organet e punëve të brendshme prej 11 marsit deri më 10 prill 1981 kishin burgosur 1.500 persona, nga të cilët, pas bisedave informative, ishin lëshuar 743 veta, 160 ishin izoluar, ndaj 90 personave ishin filluar procedura penale dhe 460 të tjerë ishin dënuar për kundërvajtje.[318] Struktura kombëtare e të dënuarve për kundërvajtje në Kosovë ishte: 419 shqiptarë, 37 serbë, 1 malazez dhe 1 mysliman.[319]

Kryetari i Kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, Mahmut Bakalli, në bisedën me gazetarët e huaj në Prishtinë

[316] *Борба*, Уторак, 7. Април 1981, 4.

[317] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981)*, 253.

[318] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 74, Mbledhja e 91-të, 10 maj 1981, 6.

[319] Po aty, 6.

më 17 prill 1981, do të fliste për demonstratat në Kosovë, të cilat LK e Kosovës i kishte dënuar, duke përmendur argumentet mbi zhvillimin ekonomik dhe politikën në Kosovë. Mirëpo, Mahmut Bakalli, me një dozë dyshimi, po kështu theksoi se shqiptarët duhet të jenë plotësisht të barabartë me të gjitha kombet dhe kombësitë në Jugosllavi.[320] Lidhja e Komunistëve dhe institucionet shtetërore të Jugosllavisë, në analizat e shkaqeve që kishin sjellë deri te kriza politike në Kosovë, kishin potencuar situatën e rëndë ekonomike si dhe ndikimin kulturor të RPS të Shqipërisë në edukimin kombëtar (nacionalist sipas strukturave shtetërore jugosllave) të shqiptarëve në Kosovë dhe në vendbanime të tjera të tyre në Jugosllavi. Së pari, "komunistët" serbë asnjëherë nuk kishin pranuar faktin se Kosova ishte pushtuar nga Mbretëria Serbe (1912) dhe se përkundër vendimeve të Konferencës së Bujanit (31 dhjetor 1943-2 janar 1944)[321] për t'u bashkuar me shtetin amë, Shqipërinë, si dhe idealit komunist mbi barazinë kombëtare, pushteti i ri jugosllav, jo vetëm që nuk e pranoi vullnetin e shprehur të tyre në konferencë, por vazhdoi me politikën e vjetër antishqiptare. Së dyti, në përfundim të Luftës së Dytë Botërore (1944-45) njësitë partizane të ardhura nga Serbia, Mali i Zi dhe Maqedonia, në emër të luftës kundër "Ballit Kombëtar" dhe "bashkëpunëtorëve të fashistëve", vranë dhe kryen krime kundër popullsisë shqiptare. Krime u kryen edhe kundër shqiptarëve të mobilizuar në ushtrinë e re jugosllave, ndër të cilat, më e rënda ishte "Masakra e Tivarit" (1945), ku u vranë disa mijëra të rekrutuar shqiptarë. Këto

[320] *Борба*, Субота, 18. Април 1981, 3.
[321] *Fadil Hoxha në vetën e parë,* 438.

krime s'kishin si të mos nguleshin në kujtesën individuale dhe kolektive të shqiptarëve të mbetur nën Republikën Popullore Federative të Jugosllavisë. Kështu, ish drejtori i Institutit Albanologjik, prof.dr. Sadri Fetiu, rrëfen se në Tivar nga fshati i tij i lindjes, Peqani - komuna e Therandës (Suharekës), ishin vrarë 14 të rekrutuar, në mesin e të cilëve edhe babai i tij, Fazli Fetiu.[322] Natyrisht se një ngjarje e tillë traumatike kishte ndikuar në formësimin e identitetit social, politik e kombëtar të prof.dr. Sadri Fetiu, i cili duke u nisur edhe nga përvoja personale, komunizmin dhe pushtetin e ri në Jugosllavi do ta konsideronte si vazhdim të pushtimit serbë. Pushteti serbë në Kosovë, sidomos pas Rezolutës së Informbyrosë (1948) dhe shkëputjes së Shqipërisë nga ndikimi i RPF të Jugosllavisë, vazhdonte diskriminimin e shqiptarëve edhe në fushën e arsimit. Sipas të dhënave statistikore të regjistrimit të vitit 1948, Kosova kishte 727.820 banorë, nga të cilët 498.242 ishin shqiptarë (apo 68.4 % e banorëve), 171.911 serbë, 28.050 malazezë, 1.305 turq ( ose rreth 30% të popullsisë së Kosovës).[323]

[322] Memli Krasniqi, Hysen Matoshi, Nuridin Ahmeti, Sonila Boçi, Ledia Dushku, Shpend Avdiu, *Kujtesa Kolektive: Dëshmi dhe Ngjarje (1944-1966)*, (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2016), 69.

[323] *Jugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak)*, Rukovodilac redakcije: Dr. Dušan Miljković (Beograd: Savezni zavod za statistiku, 1989), 48.

*) Tabelë e përpiluar sipas të dhënava zyrtare statistikore të SFRJ-së: *Jugoslavija 1918-1988, Statistički Godišnjak*, 48.

| Popullsia e Kosovës (1948-1981) | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| | 1948 | 1953 | 1961 | 1971 | 1981 |
| Numri i përgjithshëm i banorëve | 727.820 | 808.141 | 963.988 | 1.243.693 | 1.584.440 |
| Shqiptarë | 498.242 | 524.559 | 646.605 | 916.168 | 1.226.736 |
| Serbë | 171.911 | 189.869 | 227.016 | 228.264 | 209.497 |
| Malazezë | 28.050 | 31.343 | 37.588 | 31.555 | 27.028 |
| Turq | 1.315 | 34.583 | 25.764 | 12.244 | 12.513 |

Në arsimin fillor të Kosovës në vitin 1944/45, nga 27.000 nxënës, 15.427 ishin serbë dhe malazezë, ose afër 60% e të gjithë nxënësve, dhe vetëm 11.573 nxënës shqiptarë ose rreth 40%.[324] Kjo dukuri e diskriminimit të shqiptarëve në sferën e edukimit kombëtar vërehet deri në fund të viteve 50, gjatë së cilave, ndonëse numri i shkollave fillore shkonte duke u rritur (nga 278 objekte shkollore në vitin 1944/45 në 733 shkolla në vitin 1958/59), nxënësit serbë dhe malazezë (47.550) përfaqësonin afër 40% të të gjithë nxënësve në arsimin fillor (133.149 nxënës).[325]

[324] *Kosova, dikur e sot,* Redakt.Mihaillo Maletiq (Beograd: Ndërmarrja gazetaro-botuese "Borba", 1973), 554.

[325] *Po aty*, 554.

*) Tabela mbi strukturën etnike të nxënësve të shkollave fillore në Kosovë (1944-71), të përpiluar sipas të dhënave nga: *Kosova, dikur e sot.*




Ndërkohë, sipas të dhënave zyrtare të Entit Federativ të Statistikave të Jugosllavisë, Kosova në vitin 1961 kishte 963.988 banorë, nga të cilët, shqiptarë 646.605 (67%), serbë dhe malazezë 264.604 (227.016 +37.588) ose 27.5% dhe 52.779 të tjerë ose 5% (turq-25.764, myslimanë-8.026, kroatë, maqedonë, etj).[326] Kjo do të thotë se të gjithë fëmijët serbë dhe malazezë ishin të përfshirë në arsimin fillor, kurse shqiptarët, pas një periudhe 15 vjeçare, gradualisht po i afroheshin përfshirjes së të gjithë fëmijëve në procesin arsimor. Pra, edhe pse në sistemin e ri socialist të Jugosllavisë ishte i garantuar edukimi arsimor në gjuhën amtare, serbët e pengonin në çdo

[326] *J ugoslavija 1918-1988 (Statistički Godišnjak)*, 48.

mënyrë procesin e shkollimit të shqiptarëve. Mirëfilli dihet se popullsia shqiptare në ato vite (1945-66) ishte kryesisht rurale, rrjedhimisht shumë pak fshatarë e njihnin gjuhën serbe. Prandaj kur fëmijët shqiptarë nga fshatrat e tyre shkonin në shkollat e mesme të qytetit, duke mos njohur gjuhën serbe, bëheshin viktima të profesorëve serbë. Kështu, prof.dr. Sadri Fetiu (ish drejtor i Institutit Albanologjik), kujton profesorin e gjuhës serbe në Prizren, Kosta Kostiq, i cili shumë nxënësve shqiptarë, duke ua përsëritur klasën, ua kishte humbur të drejtën e shkollimit. Po ky profesor nacionalist serbë i detyronte nxënësit shqiptarë që të recitonin poezinë e Gjura Jakshiqit: *"Unë jam serb, serb jam unë, për serbizëm jetoj, po për serbizëm" (Ja sam serbin,//serbin sam ja,// za srpstvo živim,// za srpstvo, da!").*[327] Rrjedhimisht ky brez i intelektualëve shqiptarë, i rritur dhe edukuar në kushte të diskriminimit social, politik e kombëtar në Jugosllavinë e re dhe që në vitet 70 dhe 80 të shekullit XX (periudhës së afirmimit kombëtar të shqiptarëve në RSF të Jugosllavisë) do të bëhej bartës i jetës arsimore, shkencore e kulturore të shqiptarëve të Kosovës. Kjo elitë e re nuk do të shlyente nga kujtesa historike përvojën e hidhur nga e kaluara dhe të pajtohej me zgjidhjen e pjesërishme të statusit të Kosovës dhe të drejtave kombëtare të tyre në RSF të Jugosllavisë. Prandaj Lidhja e Komunistëve të Jugosllavisë, po të kishte vullnetin ta zgjidhte me mjete politike dhe paqësore krizën politike në Kosovë (1981), do t'i analizonte më thellë shkaqet e shpërthimit të

[327] Memli Krasniqi, Hysen Matoshi, Nuridin Ahmeti, Sonila Boçi, Ledia Dushku, Shpend Avdiu, *Kujtesa Kolektive: Dëshmi dhe Ngjarje (1944-1966)*, 73.

pakënaqësisë së shqiptarëve dhe kërkesës së tyre për Kosovën Republikë. Komunistët e vërtetë, ashtu sikur propagandohej, duhej ta pranonin si faktor me rëndësi përvojën e hidhur të shqiptarëve nga e kaluara dhe faktin se përkundër thellimit të bashkëpunimit arsimor, shkencor e kulturor me RPS të Shqipërisë (që për arsye të ekuilibrit të brendshëm të Federatës Jugosllave mbështetej nga J.B. Tito), shqiptarët e ndjenin përçmimin e serbëve dhe të tjerëve,[328] të cilët i konsideronin ata si të huaj në bashkësinë e popujve sllavë. Gjithashtu, serbët dhe përfaqësuesit e tyre kishin vazhduar në përpjekjet e tyre për të minuar autonominë e Kosovës dhe aq larg kishin

[328] Pjesë nga intervista me Rabit Rexhepin: "..Tash një përjetim për mentalitetin e krijuar të serbëve lidhur me shqiptarët. Isha një mbrëmje te Sinan Hasani, ku ndejta deri vonë. Pasi dola nga aty te hoteli Metropol (në Beograd), nuk kishte më autobusë për të shkuar në Karaburn, ku e kisha banesën. Prandaj mora një taksi dhe kur shkuam kah "Novo Groble" (Varret e Reja), kishin qenë të sipërmarrjes komunale duke e pastruar rrugën me gypat e trashë nëpër asfalt. Ata i thanë taksistit të kalojë mbi këta gypa, e ai mbasi i kaloi, më tha:-**Jebem im šiptarsku majku** (... nënën e shqiptarëve), kurse unë e pyeta se si po e dinte që ata janë shqiptarë, në çka ai mu përgjigj:- Zašto ne vidi se gospodine (Pse a s'po duket zotëri?). Tani më bënte zotëri, e atyre ua shante nënën shqiptare. Kur arritëm te banesa, e di si sot që ishte 670 dinarë taksi. Unë ia dhashë 700 dinarë dhe ai po mundohej të m'i kthente 30 dinarë. I thashë: - ne, ne trebam kusur, ali zapamti, onu albansku majku koju si psuo je i moja majka (- jo, nuk më duhet kusuri, por mbaje në mend që atë nënë shqiptare që e shave, është edhe nëna ime). E ai mbeti i hutuar e më tha:- izvini, izvini, uzmite i ovo što ste mi dali ( më falni, më falni, merrni edhe këto që më dhatë), ia ktheva:- ne treba (nuk më duhen) dhe vazhdova. Kjo më bëri të vërtetoj bindjen se në popullatën serbe historikisht ishte mbjellë një urrejtje dhe se ajo shumë vështirë çrrënjosej." Për më shumë shih: Memli Krasniqi, Hysen Matoshi, Nuridin Ahmeti, Sonila Boçi, Ledia Dushku, Shpend Avdiu, *Kujtesa Kolektive: Dëshmi dhe Ngjarje (1944-1966)*, (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2016), 61.

shkuar sa Dragosllav Drazha Markoviqi, në cilësinë e kryetarit, dhe Kryesia e RS të Serbisë, më 16 janar 1975, kishte vënë në pikëpyetje Kushtetutën e vitit 1974 dhe kishte vendosur për të përgatitur një analizë kritike me kërkesë për ndryshimin e saj. Materiali i përpiluar me titull: "RS e Serbisë dhe krahinat autonome në përbërjen e saj - pozita kushtetuese dhe praktika" (**СР Србија и аутономне покрајине у њеном саставу- уставни положај и пракса**) dhe më mirë i njohur si "Libri i Kaltër" (nga kopertinat e kaltra të dokumentit), në qendër të kritikës kishin vendosur institucionet dhe autorizimet e RS të Serbisë, si: Kryesia e republikës, e cila vetëm në formë përfaqësonte RS të Serbisë; Kuvendi i RS të Serbisë, i cili edhe pse përbëhej edhe nga delegatë të krahinave, kishte autorizime vetëm për territorin e ngushtë të Serbisë, pa krahinat; Këshilli Ekzekutiv, Gjykata Supreme, Mbrojtja Territoriale si dhe institucione të tjera që gjithashtu fushë veprimin e kishin vetëm në kuadër të Serbisë së ngushtë, etj. E dhimbshme për elitën serbe ishte sidomos e drejta e krahinave për bashkëpunim ndërkombëtar dhe pamundësia e RS të Serbisë të ndërhynte ose të pengonte zhvillimin e raporteve të krahinave, në rend të parë të Kosovës, me institucionet e shteteve të huaja, në këtë rast me RPS të Shqipërisë.[329] Ky dokument gjysmëzyrtar, i përgatitur me porosi të Kryesisë së RS të Serbisë, ishte përfunduar në muajin mars të vitit 1977. Në "Librin e Kaltër" kritikohej sidomos zhvillimi

[329] Коста Николић, Срђан Цветковић, СРБИ И АЛБАНЦИ НА КОСОВУ И МЕТОХИЈИ У 20. ВЕКУ (1912–1990), (Београд: Институт за савремену историју, 2014), 67-68; *Fadil Hoxha në vetën e parë - Me shënime dhe parathënie të Veton Surroit, 364-366.*

i sistemit arsimor të veçantë në krahina, ku mendohej në Kosovën.[330] Në mbledhjen e KQ të LK të Serbisë, të organizuar më 30 qershor 1977, më të zëshmit në gjykimin e këtij materiali të Kryesisë së RS të Serbisë ishin: Mahmut Bakalli, Milosh Miniqi dhe Stevan Doronjski.[331] Lidhur me këto tendenca unitariste të RS të Serbisë, më 27 korrik 1977, ishte organizuar takimi ndërmjet Titos, Mahmut Bakallit (kryetar i Kryesisë së LK të Kosovës 1971-1981), Tihomir Vllashkaliqit (kryetarit të Kryesisë së LK të Serbisë 1972-1982) dhe të Dushan Alimpiqit (kryetar i Kryesisë së LK të Vojvodinës 1972-1981). Gjatë këtij takimi, Tito këmbënguli në mosndryshimin e Kushtetutës së vitit 1974, si dhe në mosrevidimin e statusit të krahinave. Mahmut Bakalli do të potenconte se në këtë takim Tito kishte shprehur brengën e tij lidhur me dukurinë e nacionalizmit në Serbi.[332] Me ndërhyrjen e tij, Tito mbylli përkohësisht përpjekjen e institucioneve serbe për kufizimin e autonomisë së Kosovës, tendencë kjo, që në fillim të viteve 80 të shekullit XX, do të zyrtarizohej përsëri nga elita politike serbe. Duke marrë parasysh këta faktorë dhe politikën në vazhdimësi (herë të hapur e herë të mbuluar) antishqiptare të elitave serbe, parullat e demonstruesve, të tilla si: “Bashkimi i viseve shqiptare”, “Jemi shqiptarë e jo jugosllavë”, bëhen plotësisht të qarta dhe të arsyetuara.[333]

---

[330] Петар Р. Ристановић, 184, 186.

[331] Коста Николић, Срђан Цветковић, СРБИ И АЛБАНЦИ НА КОСОВУ И МЕТОХИЈИ, 71.

[332] Петар Р. Ристановић, 188; Momčilo Pavlović, *Kosovo under autonomy (1974-1990), 22.*

[333] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981),* 251.

Porosia ishte shumë e qartë, shqiptarët nuk ndjeheshin të sigurt në RSF të Jugosllavisë dhe konsideronin se si popull i ndarë kishin të drejtë morale të kërkonin bashkimin me shtetin amë dhe, së dyti, përderisa kombet e tjera në Jugosllavi i lidhte etnogjeneza e përbashkët, shqiptarët nuk e ndjenin veten pjesë të kësaj bashkësie të popujve sllavë, që ishte mishëruar edhe në emrin e shtetit - Jugosllavi. Një arsye shtesë që gjithashtu i bënte shqiptarët të ndjeheshin të pabarabartë në federatë ishte edhe fakti se kombet e tjera, ndonëse me popullsi më të vogël se shqiptarët, kishin republikat e tyre. Kështu, sipas regjistrimit të popullsisë në Jugosllavi (1981): maqedonë kishte 1.339.729, që përbënin 6% e banorëve të Jugosllavisë; malazezë kishte 579.023 ose 2.6% të popullsisë së Jugosllavisë; sllovenë 1.753.554 ose 7.8% të qytetarëve të Jugosllavisë, shqiptarë kishte 1.730.364, të cilët përbënin 7.7% të popullsisë së përgjithshme.[334] Prandaj falë edhe të një vetëdije të ngritur politike të shqiptarëve, kërkesa kryesore e demonstruesve ishte që Kosova të bëhej republikë plotësisht e barabartë me njësitë e tjera të federatës. Kjo do të thoshte se elita politike serbe në Jugosllavi, në rast se dëshironte t'i eliminonte shkaqet e pakënaqësisë dhe ta stabilizonte Federatën Jugosllave, do të duhej t'imerrte parasysh argumentet e palës shqiptare si dhe të krijonte kushtet që ata të ndjeheshin të sigurt dhe të barabartë në "shtetin e tyre". Por, cila ishte ajo rrugë e ndërmjetme që në një anë shqiptarët do t'i bënte plotësisht të barabartë dhe të sigurt kurse në anën tjetër do të forconte ekuilibrin në Federatën Jugosllave? Zgjidhja ishte

[334] Статистички Календар Југославије (Београд: Савезни Завод за Статистику, 1983), 36.

në marrëveshjen për avancimin e statusit të Kosovës në republikë, gjë që mund të bëhej si kompromis i palës shqiptare pa ndryshuar kufijtë e brendshëm administrativë, pa ndryshime të thella të kushtetutës së vitit 1974, me të drejta të njëjta për serbët dhe malazezët. Njëkohësisht me fitimin e statusit të republikës, shqiptarët e mbetur në RS të Maqedonisë, RS të Malit të Zi dhe në RS të Serbisë, nuk do të konsideroheshin më kombësi, por do të trajtoheshin si pjesëtarë të kombit me të drejta të plota politike sikurse kombet e tjera shtetformuese të federatës. Mjerisht strukturat nacionaliste serbe si dhe ata që i mbështetën në institucionet qendrore të federatës (duke besuar gabimisht se kështu do të ruhej ekuilibri i brendshëm e shumë i brishtë i Federatës Jugosllave) zgjodhën rrugën e konfrontimit dhe të armiqësimit me shqiptarët në Jugosllavi dhe me RPS të Shqipërisë. Fillimisht, me kualifikimin e demonstratave si kundërrevolucionare nisi procesi i nxitjes së përçarjes brenda strukturave politike në KSA të Kosovës, të cilat në pamundësi të manovrimit ndërmjet kërkesave politike të demonstruesve dhe të dënimit të tyre (Lidhja e Komunistëve dhe institucionet e tjera të RSF të Jugosllavisë), u detyruan të distancohen nga to. Kjo në anën tjetër solli jo vetëm luftën e brendshme politike në LK të Kosovës, që nxitej si nga institucionet e RS të Serbisë, ashtu edhe nga ndjenja karrieriste si dhe mungesës së vetëdijes dhe të traditës politike në mesin e kuadrove shqiptare, por edhe në ndarjen brenda shqiptare: në ata që mbështesnin kërkesën për Republikën e Kosovës (që ishin në heshtje shumica e popullsisë shqiptare) dhe në projugosllavë (që domosdoshmërisht ishin kuadrot në pozitat udhëheqëse të Lidhjes së Komunistëve dhe të pushte-

tit të KSA të Kosovës), politikë kjo që në të vërtetë shkonte në favor të interesave nacionaliste të RS të Serbisë. Njëkohësisht Lidhja e Komunistëve të Kosovës, pas demonstratave të vitit 1981, do të vihej nën presionin e pandërprerë të Lidhjes së Komunistëve të Serbisë kundër "gjendjes së ngrirë" të statusit aktual të Kosovës (sipas kushtetutës së vitit 1974). Kështu, në një anë, organet e Kosovës të gjendura nën presionin e vazhdueshëm serbë, mbronin parimin për mos ndryshimin e kushtetutës dhe, në anën tjetër, duke kundërshtuar edhe kërkesat për republikë armiqësohej me popullsinë shqiptare. Natyrisht në organet qendrore federative ekzistonte jo vetëm solidarizim me pikëpamjet e Serbisë, por edhe mbështetej synimi i kësaj republike për revidimin e kushtetutës së vitit 1974. Në mbledhjen e mbajtur më 29 prill 1981 të Kryesisë së Jugosllavisë dhe Këshillit Federativ për mbrojtjen e rendit kushtetues, përfaqësuesi i RS të Maqedonisë në Kryesinë e RSFJ-së, Llazar Kolishevski, do t'i riaktualizonte tendencat unitariste të RS të Serbisë, pikësëpari duke kritikuar Shqipërinë si përgjegjëse për "euforinë nacionaliste" të shqiptarëve në Kosovë, pastaj elitën politike të Kosovës për lëshimet ndaj "nacionalizmit shqiptar" dhe për krijimin e Universitetit të Prishtinës, si dhe deklaroi se teza "Serbia e dobët-Jugosllavia e fortë" është "reaksionare".[335] Me këtë deklaratë të përfaqësuesit të RS të Maqedonisë edhe zyrtarisht u hap rruga për të vënë në pikëpyetje pjesë të kushtetutës së vitit 1974, që në rend të parë kishin të bënin me statusin e Kosovës dhe

[335] Коста Николић, Срђан Цветковић, СРБИ И АЛБАНЦИ НА КОСОВУ И МЕТОХИЈИ У 20. ВЕКУ (1912–1990), (Београд: Институт за савремену историју, 2014), 76.

të drejtave të shqiptarëve, por edhe me mënyrën e funksionimit të organeve qendrore të federatës dhe raporteve me njësitë e saj. Një nga veprimet simbolike me të cilën shqiptarëve u bëhej me dije forca dhe prezenca e njësive speciale të policisë federative ishte vrasja më 13 maj 1981 në Prekaz të ulët e Tahir Mehës (1943-1981) dhe Nebih Mehës (1910-1981).[336] Për më tepër ky aksion organizohej më 13 maj, që ishte festë zyrtare e themelimit të OZN (Odeljenje za zaštitu naroda - Drejtoria për mbrojtjen e popullit),[337] me çka në mënyrë simbolike, shqiptarëve u tregohej se kush është faktori vendimtar në Kosovë. Njëkohësisht më 23 maj 1981 në ambasadën e Jugosllavisë në Tiranë shpërthyen dy bomba, ngjarje për të cilën institucionet hetimore të shtetit Shqiptar vërtetuan se ishin vendosur nga brenda ambasadës jugosllave nga ana e dy personave dhe të një gruaje me prejardhje ruse.[338] Pra, me marrjen e masave të tilla të dhunshme dhe me inskenimin e akteve të dhunës në ambasadën jugosllave në Tiranë, përfaqësuesit e nacionalizmit serbë në institucionet e RS të Serbisë, në armatë dhe në federatë, dëshironin që ele-

---

[336] Sipas burimeve zyrtare në këtë aksion të njësisë speciale të sekretariatit federative për punë të brendshme mbetën të vrarë tre pjesëtarë të saj dhe një polic shqiptar i stacionit policor të Skenderajt, si dhe u plagosën tre polic. Shih: *Rilindja*, E premte, 15 maj 1981, 2.

[337] *Rilindja*, E enjte, 14 maj 1981.

[338] Shqipëria për organizimin dhe vendosjen e këtyre bombave akuzonte sekretarin federativ të punëve të brendshme të RSFJ-së, Franjo Herljeviq (1915-1998), i cili kishte zgjedhur dhe shfrytëzuar mungesën në vend të sekretarit federativ për punë të jashtme të SFRJ-së, Josip Vërhovecin. Për më shumë shih: Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983: Beleške i sećanja ambasadora (*Beograd: Novinsko-izdavačka ustanova Službeni list SRJ, 1995), 161, 163, 166.

mentin shqiptar në Ballkan ta paraqisnin si destabilizues dhe se futja nën kontroll e shqiptarëve në Jugosllavi ishte në funksion të stabilizimit të brendshëm të federatës, ruajtjes së ekuilibrit të forcës si dhe të gjendjes së status-kvosë në Ballkan. Lidhur me ngjarjet në Kosovë, do të diskutohej edhe në trupin diplomatik në Tiranë. Në një takim ndërmjet ambasadorit jugosllav në Tiranë, Branko Komatina, me kolegët e tij, ambasadorin italian (Tozoli) dhe atë francez (Lekom), do të theksonin se përkrahjen publike e Shqipërisë për statusin e republikës për Kosovën nuk e kishte sjellë RSF të Jugosllavisë në situatë aq ekstreme, sa Jugosllavia të ashpërsonte raportet me Shqipërinë, me çka do të rrezikoheshin edhe interesat e NATOS-s.[339]

Klasifikimi i demonstratave studentore të vitit 1981 si kundërrevolucionare, përkundër faktit se nuk bëhej thirrje për përmbysjen e socializmit si rend shoqëror-politik, si dhe nacionaliste e irredentiste dhe të drejtuara kundër rendit kushtetues e integritetit territorial të RSFJ-së ishin elemente që rivendosën bazën e një politike zyrtare të LK të Jugosllavisë,

[339] Shtetet perëndimore dëshironin që Jugosllavia, edhe pas Titos, të vazhdonte të ishte vend i painkuadruar dhe Shqipëria jashtë Paktit të Varshavës. Prandaj ambasadori italian dhe ai francez i deklaronin ambasadorit jugosllav se Shqipëria vetëm në rrethana ekstreme do të kërkonte mbështetjen e BRSS-së. Rrjedhimisht, ata theksonin se për Perëndimin Jugosllavia vazhdonte të kishte rëndësi primare, por edhe se NATO nuk do të lejonte që BRSS-ja përsëri të hynte në Shqipëri. Ndërsa, në anën tjetër, përfaqësuesit diplomatikë të Çekosllovakisë dhe të RD të Gjermanisë, në bisedat me ambasadorin jugosllav, shprehnin frikën se ashpërsimi i marrëdhënieve jugosllave-shqiptare mund ta kthente Shqipërinë kah Perëndimi. Shih: Branko Komatina, *Jugoslovensko-Albanski odnosi 1979-1983: Beleške i sećanja ambasadora* (Beograd: Novinsko-izdavačka ustanova Službeni list SRJ, 1995), 158, 167.

të LK të Serbisë dhe LK të Kosovës, me çka vetëm thellohej hendeku ndërmjet shqiptarëve si tërësi dhe serbëve në RSFJ. Si fillim i krijimit të disponimit zyrtar antishqiptar në RS të Serbisë dhe në RSF të Jugosllavisë, nuk ishte vetëm përdorimi brutal i forcës nga ana e njësive policore të ardhura në Kosovë dhe angazhimit të Armatës Popullore të Jugosllavisë, por edhe shfrytëzimi i këtyre ngjarjeve si shkas për të sulmuar dhe ndërruar elitën politike dhe institucionale të KSA të Kosovës. Kështu, në mbledhjen e katërmbëdhjetë të Komitetit Qendror të LK të Serbisë, të mbajtur më 6 maj në Beograd, dr. Tihomir Blashkaliq, kryetar i KQ të LK të Serbisë, do të sulmonte udhëheqjen e LK të Kosovës, e cila kinse kishte nënvlerësuar rrezikun nga nacionalizmi dhe irredentizmi shqiptar si dhe njëkohësisht fakti se politika e LK të Jugosllavisë për zvogëlimin e dallimeve ekonomike në Kosovë nuk kishte pasur sukses, ishin sipas tij, dy nga gabimet themelore të udhëheqjes kosovare.[340] Rrjedhimisht, ai do të kërkonte përgjegjësi personale dhe kolektive nga udhëheqja politike e Kosovës, si hap të parë të diferencimit ideo-politik, sidomos në institucionet arsimore dhe shkencore të Kosovës dhe që do të shërbente si një bazë e platformës së LK të Jugosllavisë kundër nacionalizmit shqiptar.[341] Cak i parë i revanshizmit serbë ishin kuadrot politike të Kosovës që kishin kontribuar në avancimin e statusit të Kosovës dhe që kryesisht vinin nga qyteti i Gjakovës (Fadil Hoxha, Xhavit Nimani,

---

[340] ASHAK, Fondi: *Komiteti Qendror i LK të Serbisë, vitet 1977-1981*, Nr. i Kutisë: 9, Централни Комитет Савеза Комуниста Србије, Информативни Билтен, Број 4, Београд, Мај, 1981, 11.

[341] Po aty, 13.

Veli Deva, Mahmut Bakalli, etj.).[342] Më pas në radhë vinte institucioni më i lartë arsimor dhe i vetmi në gjuhën shqipe në SFRJ, Universiteti i Kosovës në Prishtinë, i cili nga strukturat nacionaliste serbe, malazeze dhe maqedonase, konsiderohej shtylla kryesore kulturore dhe shpirtërore e nacionalizmit shqiptarë. Prandaj Lidhja e Komunistëve të Jugosllavisë, duke aprovuar platëformën serbe të formësuar si diferencim ideopolitik, në shënjestër vuri profesorët dhe studiuesit shkencorë të Universitetit të Kosovës dhe të institucioneve shkencore (Instituti Albanologjik dhe Instituti i Historisë). Nën trysninë e tillë politike, në qershor të vitit 1981, dha dorëheqje edhe rektori i Universitetit të Kosovës, Prof. dr. Gazmend Zajmi.[343] Në Komunën e Prishtinës nga Lidhja e Komunistëve ishin përjashtuar 57 anëtarë, ishin dënuar me dënime partiake 33 anëtarë dhe ishin propozuar për fshirje nga evidenca e organizatës së Lidhjes së Komunistëve të Universitetit të Kosovës 100 anëtarë. Largimet nga puna prekën edhe punonjësit e arsimit. Në Komunën e Prishtinës ishin larguar nga puna 10 arsimtarë, 6 të punësuar në mjetet e informimit publik si dhe 33 nxënës.[344] Duke filluar nga viti

[342] Mahmut Bakalli, në dëshminë e tij kundër Sllobodan Millosheviqit në Hagë, do të deklaronte se pushteti jugosllav, pas ngjarjeve të vitit 1981, e kishte mbajtur për dy vite në burg shtëpiak. Për më shumë shih: Predmet Slobodan Milošević (IT-02-54): Svedok Mahmut Bakali, 18 februar 2002, 303. http://www.hlc-rdc.org/Transkripti/Milosevic/_Milosevic.html. Qasja më 1 mars 2021.

[343] "Mbledhja e Pleqësisë së Universitetit të Kosovës," *Bota e Re*, 20 qershor 1981, 6.

[344] "Nga Konferenca e organizatës së Lidhjes së Komunistëve të komunës së Prishtinë," *Bota e Re*, 20 qershor 1981, 6.

1981 e deri në fund të viteve 80, në qendër të platëformës antishqiptare, pos diferencimit ideo-politik të profesorëve universitarë, ishte edhe kërkesa e përsëritur për riemërimin e Universitetit të Kosovës, që sipas qarqeve nacional-komuniste të Serbisë, Malit të Zi dhe të Maqedonisë, do të ndihmonte në ndërprerjen ose pengimin e procesit të krijimit të vetëdijes mbi mëvetësinë territorialetë Kosovës.

*) Logo e Universitetit të Kosovës në Prishtinë




Presioni i madh që ushtrohej ndaj strukturave politike të Kosovës që demonstratat jo vetëm të klasifikohen si kundërrevolucionare, nacionaliste e irredentiste, por edhe të politizohet vetëm shpërngulja e serbëve dhe malazezëve nga Kosova, ishte lëshimi i parë dhe me pasoja afatgjate që i bëhej nacionalizmit serb. Kjo ndodhi në mbledhjen e 93 të Kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, të mbajtur më 20 maj 1981, ku u diskutua “Plani aksional i LK të Kosovës”, i përpiluar nga grupi punues në përbërje të: Petar Kostiqit, Xhevdet

Hamzës, Dushan Ristiqit, Mustafa Pljakiqit, Agim Zatriqit. Aty, për herë të parë futet si problem politik shpërngulja e serbëve dhe malazezëve nga Kosova, ndonëse Asllan Fazlija (anëtar i kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës) e kundërshtoi këtë mënyrë të shtrimit të problemit, duke kërkuar që ajo të formulohej si analizë e proceseve të migracionit nga Kosova dhe në drejtim të Kosovës. Mjerisht, si Veli Deva, Xhavit Nimani ashtu dhe Mahmut Bakalli, nuk panë ndonjë rrezik afatgjatë nga politizimi i dukurisë së shpërnguljes kinse vetëm të serbëve dhe malazezëve nga Kosova, si dhe ankesave të përsëritura të serbëve për mbivotim (majorizim) nga ana e shqiptarëve, gjë që çoi që në aprovimin e edhe kësaj teze të vjetër serbe.[345] Politizimi i shpërnguljes së serbëve dhe malazezëve nga Kosova do të të shfrytëzohej nga udhëheqja e RS të Serbisë për të ringjallur dy mitet e tyre të shekullit XIX; mitin mbi Betejën e Kosovës (1389) dhe mitin mbi shpërnguljen e madhe serbe nga Kosova në vitin 1690. Këto dy mite ishin bazamenti mbi të cilën do të ndërtohej dhe arsyetohej pretendimi territorial serb mbi Kosovën.[346] Prapaskena e vërtetë e kësaj teze serbe, ashtu siç dëshmon edhe kuadri kosovar, Rabit Rexhepi, ishte se politika serbe, duke propaganduar shpërnguljen me dhunë të serbëve nga Kosova, në një anë, kishte si qëllim të arsyetonte përdorimin e dhunës kundër shqiptarëve dhe, në anën tjetër, që të

[345] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 75, Sednice 93-94, Sa 93. Sednice Predsedništva pokrajinskog Komiteta Saveza komunista kosova, održana 20. Maja 1981. Godine, Diskusija: Aslan Fazlija, 34/GM.

[346] *Kovanje antijugoslavenske zavere*, knjiga 1, Sonja Biserko (Urednik), (Beograd: Zagorac, 2006), 7.

krijonin parakushtet për heqjen e autonomisë së Kosovës.[347] Prandaj, edhe përkundër të dhënave se nga 101.550 vepra penale të kryera në Kosovë (1971-1981), vetëm 0.6% ishin raste ku autorët dhe viktimat ishin të kombësive të ndryshme,[348] serbët vazhdonin ta përsërisnin këtë akuzë si formë të presionit të pandërprerë kundër Kosovës. Po për qëllime të njëjta, kuadrot serbe të Kosovës, filluan që në marrëveshje me politikëbërësit serbë të Serbisë, të nxisin dhe të hapin tema, që si qëllim kishin fillimin e degradimit të drejtave kombëtare të shqiptarëve. Një nga këto tema të ndjeshme ishte edhe përdorimi i flamurit kombëtar të shqiptarëve, temë të cilën e hapi në mbledhjen e Kryesisë së Konferencës Krahinore të Lidhjes Socialiste të Popullit Punues të Kosovës, më 17 korrik 1981, Mirosllav Llaziqi.[349] Për të hedhur poshtë kërkesën për republikë, shtresa intelektuale dhe politike serbe filluan të flisnin se "Kosova historikisht kishte qenë pjesë e Serbisë" dhe se shqiptarët vetëm gjatë viteve të shtatëdhjeta e kishin "shqiptarizuar" Kosovën.[350] Kjo do të thotë se serbët konsideronin se shqiptarët me të drejtat e fituara politike, arsimore dhe kulturore po i impononin Kosovës identitetin shqiptar. Serbët e përjetonin si diskriminim dhe si dëshmi të procesit të "shqiptarizimit" të Kosovës edhe bërjen e gjuhës shqipe

---

347 Memli Krasniqi, Hysen Matoshi, Nuridin Ahmeti, Sonila Boçi, Ledia Dushku, Shpend Avdiu, *Kujtesa Kolektive: Dëshmi dhe Ngjarje (1944-1966)*, (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2016), 64.

348 Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989, 106.*

349 Sabile Keçmezi-Basha, *Ngjarjet, dëshmitë dhe identitetikombëtar* (Prishtinë: Instituti i Historisë, 2018), 134.

350 Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989*, 69.

krahas gjuhës serbokroate si gjuhë zyrtare të KSA të Kosovës (gjuha turke ishte gjithashtu zyrtare në rajonet ku jetonte pakica turke).[351] Njëkohësisht barazia e gjuhës aplikohej edhe në ndërmarrjet prodhuese si dhe në të gjitha institucionet e tjera publike.[352] Neni 219 i Kushtetutës së KSA të Kosovës potenconte se gjuha shqipe, serbokroate dhe turke janë të barabarta si lëndë mësimi dhe si gjuhë joamtare mësohen në mënyrën e përcaktuar me ligj.[353] Serbët, të mësuar me faktin se deri në fund të viteve 60 ishin ata bartës të pushtetit ekzekutiv, administrativ dhe gjyqësor në Kosovë dhe kur gjuha serbokroate ishte gjuhë zyrtare dhe e komunikimit në aparatin shtetëror, në arsim, kulturë, sport si dhe në ndërmarrjet ekonomike, ndërkohë që gjuha shqipe ishte gjuhë dytësore dhe me përdorim të kufizuar në sistemin arsimor parauniversitar dhe në institucionet e tjera publike, nuk mund të pajtoheshin me një realitetin krejtësisht të ri, ku në përdorim zyrtar dhe të barabartë do të ishte edhe gjuha shqipe.[354] Po aq shokues për banorët serbë të Kosovës ishin edhe nenet 220 dhe 221 të Kushtetutës së krahinës, në të cilët, në emër të barazisë kombëtare dhe të drejtave të barabarta të qytetarëve të Kosovës, kërkohej njohja e dygjuhësisë në të gjitha nivelet e pushtetit si dhe në organizatat punuese (në sektorin e administratës).[355]

---

[351] Gazeta zyrtare e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, Kushtetuta e KSA të Kosovës, neni 5, neni 217.

[352] Po aty, neni 220 dhe 236.

[353] Po aty, neni 219.

[354] Po aty, neni 236.

[355] Po aty, neni 220 dhe 221.

Fakti që numri i shqiptarëve të punësuar filloi të rritej në proporcion me përbërjen kombëtare të Kosovës, si një domosdoshmëri që barazia e proklamuar të reflektohej edhe në ekonomi, por edhe kërkesa e re për njohje të dygjuhësisë si kusht për shumë vende të reja pune (sidomos në administratë), për serbët, jo që nuk ishin vlera të një shoqërie të qytetëruar, por të një realiteti të ri diskriminues ndaj tyre. Në të vërtetë me politikën e barazisë, serbët po humbnin jo vetëm pushtetin e Serbisë në Kosovë, por bashkë me të edhe pozitën e privilegjuar në sferën e punësimit si dhe nuk mund të përballonin procesin e krijimit të raporteve të reja sociale, ku shtresa e re politike, intelektuale dhe ekonomike në shoqërinë kosovare nuk ishin më serbët, por përfaqësuesit e popullsisë shumicë, pra shqiptarët. Prandaj të drejtat politike dhe kombëtare, tashmë të sanksionuara edhe me kushtetutën e Kosovës, për elitën politike, intelektuale dhe për qytetarët serbë të Kosovës do të thoshin humbje të ndikimit dominues të tyre në dy pika shumë të rëndësishme të shoqërisë kosovare: në fushën politike dhe ekonomike të Kosovës. Rrjedhimisht elita politike dhe intelektuale serbe, për të arsyetuar politikën hegjemoniste kundër Kosovës dhe shqiptarëve, barazinë në të drejtat kombëtare, politike dhe ekonomike të realizuara me kushtetutën e vitit 1974, e shpallën si proces të "shqiptarizimit" të Kosovës.

Sipas tyre fshirja e fjalës "Metohi" nga emri zyrtar i Kosovës (dhjetor 1968), përdorimi zyrtar i flamurit kombëtar shqiptar dhe kushtetuta e tretë e Jugosllavisë (1974) ishin dëshmi të shqiptarizimit të Kosovës. Mirëpo rrafshi i Dukagjinit asnjëherë deri në pushtimin serbë (1912) nuk është quajtur "Me-

tohi" e as që serbët ishin shumicë e popullsisë së Kosovës.[356] Njëkohësisht burimet historike dëshmojnë se zonat e sotme të Kosovës edhe gjatë depërtimit të ushtrisë habsburgase (1689) konsideroheshin si pjesë të arealit shqiptar (*General Piccolomini entrò nell'Albania Inferiore*).[357] Në të vërtetë serbët ishin ata të cilët, që nga shekulli XIX dhe XX, në vazhdimësi, me zgjerimin territorial të shtetit të tyre, kishin dëbuar dhe serbizuar zonat e banuara me shqiptarë. Kjo dëshmohet përpos nga burimet arkivore, edhe nga harta e vitit 1877 e konsullit të Austro-Hungarisë në Adrianopolë të Perandorisë Osmane, Carl Sax.[358]

[356] Banorët e Vuçitërnës, shkuante Evlija Çelebiu (1611-1682): **"...ishin popullsi rume dhe flisnin vetëm gjuhën shqipe dhe turke."** Kjo do të thoshte që para ardhjes së ushtrisë habsburgase në Rrafshin e Kosovës dhe të Dukagjinit, shqiptarët si pjesëtarë të popullsisë rume (të krishterët ortodoksë), jo vetëm se ishin shumicë në këtë vendbanim, por ata, si të krishterë,i takonin pos krishterimit katolik edhe ritit të krishterë-ortodoks. Për më shumë shih: *Evlija Čelebi Putopis*, Jelena Ćehić (urednik), (Sarajevo: Veselin Masleša, 1973), 275-276.

[357] Luigi Ferdinando Marsigli ishte pjesëmarrës në luftën habsburgo-osmane, që nga rrethimi i Vjenës (1683) ashtu edhe në fushatën e pushtimit të Beogradit dhe të Nishit (1688-1689). Në librin e tij **"L'Etat Militaire de l'Empire Ottoman, Ses Progrés et sa Décadence",** ai shkruante se ushtria perandorake ishte ndarë në dy pjesë: njëra nën komandën e Luis Badenit (Ludwig von Baden) ishte nisur përgjatë lumit Danub, kurse pjesa tjetër e ushtrisë nën komandën e gjeneralit Pikolominit hyri në **"Shqipërinë e Poshtme - të Ulët" (General Piccolomini entrò nell' Albania Inferiore)**, do të thotë në zonat e Rrafshit të Kosovës dhe të Dukagjinit, si dhe duke pushtuar Shkupin depërtoi deri në kufijtë e Greqisë. Për më shumë shih: Luigi Ferdinando Marsigli, *L'Etat Militaire de l'Empire Ottoman, Ses Progrés et sa Décadence* (Amsterdam, 1732), 340.

[358] Ethnographic map of European Turkey from 1877 by Carl Sax. https://www.mapmania.org/map/72411/ethnographic_map_of_european_turkey_from_1877_by_carl_sax. Qasja më 5 mars 2021.




Pra, nuk bëhej fjalë për kurrfarë procesi të shqiptarizimit, sepse Rrafshi i Kosovës, ashtu edhe i Dukagjinit, ishin konsideruar edhe më herët nga të huajt si zona të banuara me shqiptarë.

Politizimi dhe manipulimi me historinë e shqiptarëve dhe të Kosovës, si në të kaluarën ashtu edhe pas vitit 1981, do të vihej në shërbim të aparatit shtetëror të Serbisë në funksion të arsyetimit dhe krijimit të parakushteve për marrjen e masave kundër të drejtave kushtetuese të shqiptarëve dhe të statusit të Kosovës. Ndër hapat e parë të ndërhyrjes në të drejtat kushtetuese të Kosovës ishte edhe vendimi i Kryesisë së RSFJ-së për përgjegjësinë politike dhe kërkesën për ndërrimin e sekretarit Krahinor të Punëve të Brendshme të Kosovës, Mu-

stafë Sefedinit, pa konsultim paraprak me Kryesinë e KSA të Kosovës.[359] Njëkohësisht, kritikohej edhe dështimi në mobilizimin e mbrojtjes territoriale më 1 prill 1981 në Prishtinë (nuk erdhi asnjë nga të ftuarit) dhe vetëm me 3 prill u arrit mobilizimi i saj i pjesshëm (70%).[360] Mirëpo të mobilizuarve në njësitë e mbrojtjes territoriale nuk u dhanë municione nga frika se mos u bashkohen demonstruesve.[361]

Ivan Stamboliqi, anëtar i kryesisë së KQ të LK të Serbisë dhe kryetar i Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të RS të Serbisë, në mbledhjen e tetëdhjetë e dytë të kryesisë së KQ të LK të Serbisë, më 14 shtator 1981, do të përqendrohej në kritikën e elitës etatiste-teknokrate kosovare, si fajtore kryesore edhe për krizën dhe prapambetjen ekonomike të Kosovës. Prandaj ai, në emër të luftimit të kësaj elite, do të propozonte që të analizohej mënyra e përdorimit të mjeteve të fondit të federatës, mjeteve shtesë për buxhetin e Kosovës si dhe të kredive të huaja.[362] Pra, ishte Ivan Stamboliqi, politikani që ishte në krye të LK të Serbisë (1984-1986), ai që mbështeste idenë për të ndryshuar kushtetutën e vitit 1974, duke kërkuar centralizimin e Serbisë dhe kufizimin e autonomisë së Vojvodinës

---

[359] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 75, Sednice 93-94, Sa 94. Sednice Predsedništva Pokrajinskog Komiteta Saveza Komunista Kosova i Predsedništva SAP Kosovo, održana 21. Maja 1981. Godine, Diskusija: Veli Deva, 3/GM.

[360] *Marrëdhëniet Shqiptaro-Jugosllave (1968-1981)*, 252.

[361] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,* 213.

[362] ASHAK, Fondi: *Komiteti Qendror i LK të Serbisë*, *vitet 1977-1981*, Nr. i Kutisë: 9, Централни Комитет Савеза Комуниста Србије, Информативни Билтен, Број 7, Београд, Септембар, 1981, 23.

dhe të Kosovës. Gjithashtu, Ivan Stamboliqi, duke u thirrur në emër të përpjekjeve për të ndalur “shpërnguljen e serbëve nga Kosova”, riorientoi destinacionin e Fondit Federal për republikat më pak të zhvilluara dhe Kosovën, që këto mjete të investoheshin në zonat të banuara me serbë në Kosovë.[363] Kjo natyrisht që ishte një politikë diskriminuese antishqiptare që favorizonte serbët dhe që vetëm thellonte antagonizmin shqiptaro-serb. Platforma politike e Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë, që paraqitej si program në interes të stabilizimit politik dhe ekonomik të KSA të Kosovës si dhe të ruajtjes së unitetit të brendshëm të federatës, në realitet dhe në planin afatgjatë, me moshapjen e një dialogu të hapur dhe të argumentuar shqiptaro-serb, po vendosnin bazat e një politike konfrontuese me shqiptarët si tërësi. Kështu, ndonëse institucionet arsimore në të gjitha republikat dhe krahinat autonome të RSFJ-së përpiqeshin të luftonin shtrembërimet historike në tekstet shkollore, LKJ-së, LK e Serbisë dhe LK e Kosovës, ishin përqendruar vetëm në revidimin e programeve arsimore dhe teksteve të historisë shqiptare, duke anashkaluar nacionalizimin më agresiv dhe më të rrezikshëm për Federatën Jugosllave, atë serb. Pavarësisht të gjitha këtyre, udhëheqësia serbe ishte përsëri e pakënaqur me qëndrimet e matura të Kroacisë, Bosnjë-Hercegovinës dhe Vojvodinës lidhur me Kosovën. Sipas përfaqësuesve serbë, këto njësi të federatës, për dallim nga RS e Maqedonisë, RS e Malit të Zi dhe RS e Sllovenisë, nuk kishin mirëkuptim të plotë për inte-

[363] https://www.slobodnaevropa.org/a/srbija-stambolic-milosevic-osma-sednica-radoje-stefanovic/28737659.html, qasja më 10 nëntor 2020.

resat e Serbisë.[364] Qëndrimet e matura të Kroacisë dhe Bosnjë-Hercegovinës lidhur me Kosovën buronin në frikën e tyre nga shpërthimi i nacionalizmit serbomadh në republikat e tyre (me prezencë të madhe të popullsisë serbe), kurse Mali i Zi dhe Maqedonia u rreshtuan në krah të Serbisë, sepse në këto republika kishte poashtu shqiptarë. Në anën tjetër, RS e Sllovenisë mirëkuptonte orientimin e ashpër antishqiptar të RS të Serbisë, nisur nga interesat e ngushta ekonomike të kësaj republike, sipas së cilës ajo synonte që sa më pak të kontribuonte në Fondin Federativ për republikat e pazhvilluara dhe krahinën e Kosovës.

Tendencat e hapura të nacionalizmit serbomadh u shprehën sidomos në mbledhjen e Komitetit Qendror të LK të Serbisë (24-26 dhjetor 1981). Në këtë mbledhje të gjatë u shprehën hapur tezat e nacionalizmit serb lidhur me pozitën e pabarabartë të RS të Serbisë në federatë dhe se krahinat në shumë aspekte ishin barazuar me republikat. Kriza politike në Kosovë, sipas "komunistëve" serbë, ishte rezultat i autonomisë së tepruar të krahinës, prandaj ata kërkonin ndryshimin e pozitës së RS të Serbisë në raport me krahinat dhe federatën. Gjithashtu u theksua se Serbia është republika e të gjithë serbëve në Jugosllavi, me çka, në mënyrë indirekte, u lansua edhe teza mbi "Serbinë e Madhe."[365]

Klasifikimi i njëanshëm i demonstratave të studentëve në Kosovë si plotësisht armiqësore, jo vetëm se mbyllte rrugën për një diskutim të hapur dhe të argumentuar ndërmjet palëve

[364] Raif Dizdarević, 88.

[365] Po aty, 89-90.

që kërkonin statusin e republikës për Kosovën dhe kundërshtarëve të një kërkese të tillë, por njëkohësisht kjo politikë përjashtuese e Lidhjes së Komunistëve të Kosovës, të Serbisë dhe të Jugosllavisë, hapte rrugën për përforcimin e rrymës politike që kërkonte zgjidhjen e këtij dhe problemeve të tjera në Jugosllavi me metodën e dorës së fortë. Lidhur me këto tendenca do të reagonte anëtari kryesisë së KQ të LK të Sllovenisë, Jozhe Smole, i cili theksonte se pas ngjarjeve në Kosovë ishte rritur rreziku i forcimit të rrymave etatiste në Jugosllavi, që zgjidhjen e problemeve e shihnin në politikën e dorës së fortë, respektivisht në përdorimin e masave administrative dhe policore.[366] Ndërsa Cvijetin Mijatoviqi (anëtarin e Kryesisë së RSF të Jugosllavisë nga Bosnja dhe Hercegovina), në takimin me Kryesinë e RS të Bosnjë-Hercegovinës, theksoi se Petar Stamboliqi (përfaqësuesi i RS të Serbisë në Kryesi të Jugosllavisë) ankohej kundër anëtarëve të tjerë të udhëheqjes kolektive se ata "nuk po e shihnin se kombi serb është i rrezikuar." Ndërsa, në anën tjetër, vlerësimi i Cvijetin Mijatoviqit ishte se disave në Serbi u duhej një Kosovë e trazuar si shkas dhe mbështetje për fillimin e një procesi të gjatë për të ndryshuar raportet në federatë.[367]

Lidhja e Komunistëve të Kosovës akuzohej edhe për bashkëpunimin e ngushtë kulturor, arsimor dhe shkencor me RPS të Shqipërisë, kur në të vërtetë, kjo hapje ndaj shteti Shqiptar bëhej në bazë të përfundimeve të Kongresit XI të LK të Ju-

[366] *Борба*, Среда, 15. Април 1981, 3.

[367] Petar Stambolić, predstavnik Srbije u državnom vrhu, prigovorio je ostalima da "ne vide daje srpska nacija ugrožena." Për më shumë shih: Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije* (Sarajevo: Oko,1999), 88-89.

gosllavisë (1978) si dhe vendimeve të Kryesisë së KQ të LKJ-së dhe të Kryesisë së RSFJ-së, në të cilat u potencua roli i republikave dhe krahinave në përpilimin dhe jetësimin e politikës së jashtme të Jugosllavisë, e sidomos në thellimin e marrëdhënieve të mira me fqinjët. Prandaj edhe LK e Kosovës ishte përqendruar në thellimin e marrëdhënieve të gjithanshme me RPS të Shqipërisë, duke anashkaluar dallimet ideologjike.[368] Njëkohësisht, edhe neni 293 i kushtetutës së KSA të Kosovës, theksonte të drejtën e Kosovës në përcaktimin dhe zbatimin e politikës së jashtme të SFRJ-së dhe të marrëdhënieve të saj me shtetet e tjera dhe me organizatat ndërkombëtare.[369] Ndërsa përkrahja publike e kërkesës së demonstruesve për Kosovën republikë si dhe ndërkombëtarizimi i çështjes shqiptare nga ana e Tiranës zyrtare bëri që LK e Kosovës ta ndërpresë bashkëpunimin me RPS të Shqipërisë, por edhe që strukturat partiake e institucionale kosovare të bëheshin cak i sulmeve nga ana e LK të Serbisë dhe institucioneve të RS të Serbisë, të mbështetura edhe nga organet qendrore të Federatës Jugosllave.

Lidhja e Komunistëve të Kosovës, pas demonstratave të vitit 1981, do t'i kushtonte rëndësi të shtuar edukimit ideo-politik të të rinjve në institucionet arsimore dhe kulturore, si kundërpeshë e ndikimit ideologjik dhe politik që vinte nga Tirana zyrtare. Ky përqendrim i vëmendjes te rinia vinte për arsye se ata në Kosovë (1981), me 470.000 nxënës dhe studentë,

[368] ASHAK, Fondi*: Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, VII. Saradnja sa NSR Albanijom, 62.

[369] Gazeta zyrtare e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, 90.

përbënin 1/3 e popullsisë. Kjo masë e të rinjve, ose rreth 82% të këtyre studentëve, rridhnin nga familjet fshatare dhe punëtore, me të ardhura të vogla, ku vetëm 8.5% të tyre mund të banonin në konvikte studentore dhe vetëm 16.5 % prej tyre kishin kredi studentore.[370] Natyrisht se kjo politikë arsimore, që ishte karakteristikë për të gjitha republikat e Jugosllavisë, kishte shumë mangësi, pikësëpari ngase ajo ngarkonte financiarisht buxhetin e Kosovës, vështirësonte krijimin e kuadrove dhe elitës kulturore e politike cilësore, si dhe ushqente pakënaqësinë e tyre që ndonëse me diploma universitare nuk mund të punësoheshin. Iluzioni i përparimit, i cili nuk mbështetej te mundësitë ekonomike për të siguruar punë, si dhe njëkohësisht përpjekja për t'u bërë konkurrent në tregun jugosllav si dhe të rriste produktivitetin në prodhimtari, plus të siguronte mjete financiare si dhe të nxiste në bazë të Ligjit të Punës së Bashkuar bashkëpunimin me njësitë prodhuese të republikave të tjera, ishin detyra të rënda për t'u jetësuar nga institucionet politike dhe ndërmarrjet ekonomike të Kosovës. Rrjedhimisht, për këtë rini, pa ardhmëri të sigurt, shteti dhe pushteti i mishëruar në Lidhjen e Komunistëve fajësohej për prapambetjen ekonomike dhe për status të papërfunduar të Kosovës. Prandaj nuk habisnin edhe parullat me karakter socio-ekonomik të demonstruesve si: "Kushte për punëtorët", "Duam punë", "Çmimeve stop" etj.[371]

Shpërthimi i demonstratave në Kosovë kishte rëndësi të veçantë edhe për faktin se shpërfaqi, në një anë, urrejtjen e ha-

---

[370] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova 1981*, Kutia 72, Sednica-89, Ocena političko-bezbednosnog stanja u pokrajini, 22-23.

[371] Sabile Keçmezi Basha, Kosova (1945-1990), 304.

pur kundër shqiptarëve të institucioneve të RS të Serbisë, të RS të Malit të Zi, të RS të Maqedonisë, të përfaqësuesve të tyre në federatë dhe sidomos të Armatës Popullore të Jugosllavisë dhe, në anën tjetër, solidaritetin dhe unitetin gjithëshqiptar. Ky mobilizim dhe vullnet i shqiptarëve për të kontribuar për vendin e tyre solli organizimin e demonstratës së parë në Bern të Zvicrës (11 prill 1981),[372] që ishte ndër hapat e parë në rrugën e ndërkombëtarizimit të çështjes së shqiptarëve dhe të Kosovës. Demonstrata të tilla gjatë muajit prill të viti 1981 u pasuan në Zurich (18 prill 1981)[373] dhe në Bazel të Zvicrës,[374] të cilat u organizuan dhe u udhëhoqën nga Kadri Zeka.[375] Ndërsa deri në fund të muajit maj të vitit 1981 u

[372] Romaine Farquet, *Memories of the "liberation of Kosovo" among Albanian-speaking activists in Switzerland* (Dissertation submitted to the Faculty of Arts and Human Sciences, University of Neuchâtel, Defended on 24 June 2019), 129.
https://doc.rero.ch/record/327088/files/00002773.pdf. Qasja më 14 prill 2021; Sabile Keçmezi Basha, *Kosova (1945-1990),* 328.

[373] Kadri Zeka, *Refleksione* (Prishtinë: Druckart, 2002), 26-27; Ismet Rashiti, "Viti 1981 dhe mërgata shqiptare në Zvicër, 14 prill 2021.
http://www.pashtriku.org/?kat=60&shkrimi=1413. Qasja më 14 prill 2021.

[374] Der Bund, Band 132, Nummer 91, 21.April 1981, seite 7.
https://www.e-newspaperarchives.ch/?a=d&d=DBB19810421-01.2.16.6&srpos=1&e=12-04-1981-03-08-1981--de-20-DBB-1-byDA-img-txIN-Albaner-------0-BE----. Qasja më 14 prill 2021.

[375] Sipas veprimtarit Ismet Rashiti parullat për demonstratën e parë në St.Gallen i kanë shkruar dhe përgatitur: Kadri Zeka, Kadri Avdullahu, Nexhmedin Ahmetaj dhe Aqif Krasniqi. Në Cyrih parullat e para në gjuhën shqipe i ka shkruar Ismet Rashiti, kurse në gjuhën gjermane, Sarah Gretler. Në Gjenevë parullat e para në gjuhën shqipe dhe frënge janë shkruar nga Kadri Avdullahu, Jakup Halimi, Shyqeri Ukshini, Elfi Agushi e të tjerë. Në organizimin e demonstratës së parë në Bern kanë ndihmuar edhe këta veprimtarë: Zijah Shemsiu, Rrustem Mahmutaj, Hasan Kadriu, Shahin Ajdini, Rexhep Halimi, Hasan Mala, Kadri Avdullahu, Nexhmedin Ahmetaj, Sai-

organizuan demonstrata të tjera në Shtutgart, Dyseldorf dhe në Munih (RF e Gjermanisë) duke denoncuar para opinionit botëror RSF të Jugosllavisë për trajtimin e dhunshëm të demonstruesve në Kosovë.[376] Demonstrata të tjera në përkrahje të kërkesave politike të shqiptarëve u organizuan edhe në SHBA.[377] Kadri Zeka në fjalimin e tij, të mbajtur para demonstruesve në Dyseldorf (RF e Gjermanisë), do të potenconte se elita politike serbe në RS të Serbisë dhe në federatë, me mbështetjen e heshtur të BRSS-së, po përpiqej që me përdorimin e dhunës brutale kundër demonstruesve në Kosovë të nxiste me vetëdije mundësinë e shpërthimit të luftës ndërmjet

me Isufi, Ismet Rashiti, Jakup Halimi, Qamil Isufi, Qamil e Januz Salihu, Elfi Agushi, Selman Kllokoçi, Arif Idrizi, Hevzi Thaçi, Ilaz Bajrami, Hajdin Daka, Rashit Rashiti, Hajdar e Adem Sadrija, Zahir Kamberi, Shefket Musliu, Ilaz Krasniqi, Aqif Krasniqi, Nazif Haziri, Saqip Zymberi, Ragip Rexhepi, Kadri Rexhepi, Gafurr Qalaj, Ejup Ahmeti, Enver dhe Zahide Avdullahu, Shyqeri Ukshini, Adem Islami, Beat Schaffer, Kathrin Asal, Sarah Gretler e shumë të tjerë.Kërkesën për organizimin e demonstratës së parë e kishte bërë Kadri Zeka (Zeqa), ndërsa në emër të miqve zviceranë, Beat Schafer e Kathrinë Asal dhe të veprimtarit Hajdar Sarija. Fjalimin kryesor para pjesëmarrësve të emocionuar e mbajti Kadri Zeka (Zeqa), ndërsa peticionin e parë drejtuar organeve më të larta shtetërore dhe partiake të RSF të Jugosllavisë, bashkë me Kadri Zekën, e dorëzuan në ambasadën e RSFJ-së, Rashit Rashiti dhe Beat Schafer. Për më shumë shih: Ismet Rashiti, "Viti 1981 dhe mërgata shqiptare në Zvicër", 14 prill 2021. http://www.pashtriku.org/?kat=60&shkrimi=1413.

376 Romaine Farquet, 141.

377 Sabile Keçmezi Basha, *Kosova 1945-1990: Vështrim historiko-politik* (Prishtinë: Instituti i Historisë, 2017), 338-339. Gjatë viteve 1981-1982, një organizatë politike shqiptare dhe shumë aktive në SHBA ishte edhe organizata "Rinia shqiptare e Kosovës në Botën e lirë"e themeluar nga Tahir Kernaja (1923-2002). Shih: "Kujtesa-18 vjet pa Babë Tahirin", https://gazetadielli.com/kujtesa-18-vjet-pa-babe-tahirin/. Qasja më 28 prill 2021; Петар Р. Ристановић,*Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,*170.

Shqipërisë dhe Jugosllavisë, duke rrezikuar zgjerimin e saj në një luftë ballkanike e ndoshta edhe evropiane dhe për të cilën ata do të fajësonin shqiptarët.[378] Pra BRSS-ja, në rrethana të tilla ekstreme, do të kishte shkas që të ndërhynte ushtarakisht dhe të fuste nën zonën sovjetike RSF të Jugosllavisë si dhe RPS të Shqipërisë, ndërsa Pakti i NATO-s nuk do të ndërhynte, sepse këto dy shtete nuk ishin anëtare zyrtare të saj, prandaj SHBA dhe NATO do të kufizohej vetëm në dhënien e ndihmës ushtarake dhe ekonomike për Shqipërinë si dhe për republikat e Jugosllavisë që do të rezistonin kundër pushtimit sovjetik. Në një skenar të tillë ngjarjesh dhe në mungesë të rezistencës nga njësitë e tjera të Federatës Jugosllave, RS e Serbisë dhe serbët do ta rimerrnin pushtetin qendror në federatë, duke rikthyer dominimin e para periudhës së Plenumit të Brioneve (1966) në Jugosllavi. Prandaj kjo vetëdije politike e ngritur e shqiptarëve dëshmonte se përkundër faktit se demonstratat, në organizimin e të cilave fillimisht nuk kishin gisht organizatat ilegale shqiptare, as shteti Shqiptar e as drejtpërdrejt ndonjë shërbim i huaj, por ato ishin shprehje masive e vullnetit të vërtetë politik të shqiptarëve, me të cilat u dëshmua hapur se populli shqiptar ishte viktimë e marrëveshjeve të padrejta ndërkombëtare dhe që tani, me të drejtë, kërkonte po nga bashkësia ndërkombëtare, trajtimin dhe zgjidhjen e problemit të tyre kombëtar, duke mos cenuar kufijtë e jashtëm të RSFJ-së si dhe duke ruajtur ekuilibrin ndërmjet dy pakteve politiko-ushtarake (NATO-Pakti i Varshavës). Me shprehjen e tillë publike të kërkesave politike ata ridëshmonin edhe njëherë, ashtu sikur shteti i tyre amë-

[378] Kadri Zeka, *Refleksione*, 74.

RPS e Shqipërisë, vullnetin kolektiv të tyre që për interesa shtetërore dhe kombëtare dhe pa rrezikuar rendin evropian, të vazhdojnë dhe të përqendrojnë luftën politike në përfitimin e aleatëve për kauzën e tyre kombëtare. Rrjedhimisht, për herë të parë në historinë moderne shqiptare, jo vetëm se kishte një përputhshmëri të plotë qëndrimesh ndërmjet shtetit shqiptar dhe të organizatave politike ilegale të shqiptarëve në RSF të Jugosllavisë, por edhe kanalizim të përbashkët të energjisë dhe të potencialit të tyre propagandistik e diplomatik në sensibilizimin e opinionit publik ndërkombëtar dhe të kryeqendrave vendimmarrëse perëndimore për të filluar procesin e zgjidhjes së çështjes së Kosovës dhe të shqiptarëve në Jugosllavi. Prandaj nuk habit fakti se pas fjalimit të Enver Hoxhës në Kongresin VIII të Partisë së Punës së Shqipërisë (1 nëntor 1981), ambasadori i Italisë në Tiranë (Xhentile) do t'i deklaronte ambasadorit të Jugosllavisë (B. Komatinës) se Enver Hoxha për Perëndimin paraqiste garacionin më të fortë se rusët nuk mund të ktheheshin në Shqipëri.[379]

Lidhur me ngjarjet në Kosovë ishin të interesuara edhe SHBA-ja. Kështu, më 18 nëntor 1981, Shërbimi Sekret Amerikan (CIA), do ta informonte drejtorin e CIA-s se 8.000 trupa të rregullt jugosllavë, pas demonstratave të marsit të vitit 1981, kishin vënë nën kontroll situatën në Kosovë. Në këtë memorandum CIA potenconte se situata në Kosovë nuk do të përmirësohej plotësisht për arsye se pushteti jugosllav nuk ishte i gatshëm t'i plotësonte kërkesat politike për autonomi më të madhe të Kosovës, respektivisht kërkesës për avanci-

[379] Branko Komatina, 204.

min e pozitës së Kosovës në statusin e Republikës si dhe njëkohësisht organet qendrore nuk kishin burime të mjaftuara ekonomike për Kosovën, si zavendësim apo minimizim të kërkesave politike.[380] Kjo do të thoshte se organizatat ilegale të shqiptarëve që vepronin në Kosovë me pjesëmarrjen, organizimin dhe kanalizimin e kërkesave politike të demonstratave të vitit 1981 kishin ndikuar në ndërkombëtarizimin e çështjes së shqiptarëve në RSF të Jugosllavisë.[381] Në të vërtetë, në programet e tyre, organizatat politike ilegale në Kosovë, përkundër dallimeve, kishin arritur deri te përpilimi i qartë dhe përfundimtar të kërkesës lidhur me statusin juridik dhe politik të Kosovës. Kështu, Organizata Marksiste-Leniniste e Kosovës, e cila ishte mbështetëse e krijimit të Frontit Popullor për Republikën e Kosovës, si mënyrë përmes së cilës do të bashkoheshin të gjitha grupacionet ilegale politike shqiptare, qëllim të veprimtarisë së saj do të kishte që Krahina Autonome Socialiste e Kosovës dhe viset e tjera të banuara nga shqiptarët të shkëputeshin nga varësia politike dhe juridike e RS të Serbisë, RS të Malit të Zi dhe të RS të Maqedonisë, duke fituar statusin e republikës brenda Federatës Jugosllave.[382] Përpilimi dhe propagandimi i kërkesës për ava-

---

[380] General CIA Records, Memorandum: *The Director of Central Intelligence*, Document Number (FOIA) /ESDN (CREST): CIA-RDP83B01027R000300050012-0. https://www.cia.gov/library/readingroom, Qasja më 10 gusht 2020.

[381] Agim Sylejmani, Mehmet Hajrizi, 88.

[382] Mehmet Hajrizi, Gani Sylaj, *Nga Grupi Revolucionar te Fronti i Republikës* (Prishtinë: Instituti i Historisë “Ali Hadri” & Shoqata e të burgosurve politikë e Kosovës, 2014), 39; Kadri Zeka, *Refleksione* (Prishtinë: Druckart, 2002), 63, 67.

ncimin e pozitës së Kosovës nga Krahinë Autonome në statusin e Republikës brenda Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë, tregonte për një pjekuri politike të organizatave ilegale në Kosovë, por edhe të shqiptarëve si tërësi. Mirëpo, elita politika serbe (edhe ajo e matur) ishte mjaftueshëm nacionaliste sa për të vazhduar retorikën dhe veprimet kundër shqiptarëve dhe Kosovës. Kështu masat e shtuara represive kundër çdo shprehje të pakënaqësisë politike të shqiptarëve sollën rritjen e numrit të dënuarave politikë shqiptarë, të cilët nga viti 1981 e deri në shpërbërjen e RSF të Jugosllavisë (1992), përbënin grupin kombëtar më të madh të të burgosurve politikë në Jugosllavi. Sipas "Amnesty International", që mbështetej në burimet zyrtare të RSFJ-së, në periudhën 1981-1988, për veprimtari politike me burgim deri në 15 vjet ishin dënuar 1.750 shqiptarë, kurse për delikte të vogla politike deri në 60 ditë burg ishin dënuar 7.000 shqiptarë.[383] Sipas studiuesit Esat Stavileci nga viti 1981 deri në vitin 1990, për vepra politike, ishin dënuar mbi 1.000 shqiptarë, kurse nga gjykatat ushtarake ishin dënuar mbi 1.100 shqiptarë dhe ishin vrarë gjatë kryerjes së shërbimit ushtarak mbi 50 ushtarë shqiptarë.[384] Ndërkohë, si rezultat i presionit ndërkombëtar, sidomos të organizatës për mbrojtjen e të drejtave të njeriut *Amnesty International,* në tetor të vitit 1989, Sekretariati Federativ i Drejtësisë dhe i Administratës i RSFJ-së, kishte hartuar raportin e titulluar si *"Pasqyrë e personave të dënuar*

[383] Amnesty International,*Yugoslavia: Police violence in Kosovo province - the victims* (September 1994), 3. www.amnesty.org. Qasja më 4 prill 2021

[384] Esat Stavileci, *Vepra I, Kosova në ish-Jugosllavi* (Prishtinë: Institucioni i Arsimit të Lartë "Dardania", 2013), 123.

*për të ashtuquajturin kriminalitet politik të cilët gjenden në burgje për vuajtje të dënimit”*. Në këtë dokument kishte të dhëna për 277 të burgosur politikë, nga të cilët 245 ishin shqiptarë ose rreth 89 për qind e të gjithë të burgosurve politikë në Jugosllavi, ndërkohë që shqiptarët përbënin rreth 7,7 për qind të numrit të përgjithshëm të popullsisë.[385] Persekutimet kolektive dhe dënimet drakonike me kohëzgjatje të madhe të burgosurve shqiptarë u pasuan me vrasjen edhe të emigracionit politik shqiptar, ku njëri ndër ekzekutimet më të njohura ishte ai i Shtutgartit (RF e Gjermanisë) i 17 janarit të vitit 1982, ku u vranë: Kadri Zeka, Jusuf dhe Bardhosh Gërvalla.[386] Kjo ishte një përpjekje e institucioneve të sigurisë jugosllave për të penguar përpjekjet e veprimtarëve shqiptarë për t’u bashkuar në një organizatë të vetme politike shqiptare (Frontin Popullor për Republikën e Kosovës), që në programin e saj kishte avancimin e statusit të Kosovës në republikë brenda Federatës Jugosllave.[387] Pra, programi politik i organizatave ilegale shqiptare, të cilat, në mërgim, do të bashkoheshin në maj të vitit 1982, fillimisht në “Lëvizjen për Republikën Socialiste Shqiptare në Jugosllavi”,[388] ndërsa në

---

[385] *Të burgosurit politikë shqiptarë në Jugosllavi (1989) - Sipas dokumenteve sekrete të Ministrisë Federative të Drejtësisë dhe të Administratës*, Përgatitën: Sadik Mehmeti, Hysen Matoshi (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2019), 16.

[386] Christian Axboe Nielsen, *Yugoslavia and Political Assassinations: The History and Legacy of Tito’s Campaign Against the Emigrés* (London: I.B. Tauris, 2020), 171; Agim Sylejmani, Mehmet Hajrizi, 115.

[387] Agim Sylejmani, Mehmet Hajrizi, 112-113.

[388] Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike*, 311; Romaine Farquet, *Memories of the “liberation of Kosovo” among Albanian-speaking activists in Switzerland*, 154.

vitin 1985, në Kosovë dhe në Maqedoni, do të bashkoheshin grupet marksiste-leniniste në "Lëvizjen Popullore për Republikën e Kosovës",[389] nuk ishte nxitja e ndonjë konflikti rajonal, por shkëputja nga çdo varësi, qoftë edhe formale nga RS e Serbisë. Prandaj, kualifikimet e rënda lidhur me kërkesat politike për Kosovën Republikë që Lidhja e Komunistëve të Kosovës, të Serbisë dhe të Jugosllavisë i bënë me formulimet si "nacionalizmi dhe irredentizmi shqiptar", kishin vetëm një qëllim: të mbyllej çdo mundësi e zgjidhjes optimale të çështjes së shqiptarëve, duke avancuar statusin e Kosovës në republikë të shtatë të Federatës Jugosllave. Njëkohësisht, atentatet ndaj emigracionit politik shqiptar në Perëndim, që ishin bërë formë e larjes së hesapeve të Jugosllavisë me kundërshtarët e saj, vetëm se ulnin reputacionin që kishte ky shtet në Evropën Perëndimore. Kështu në korrik të vitit 1984 në Frankfurt (RF e Gjermanisë) për tentim vrasjen e Rasim Zenelajt (një nga udhëheqësit e Besëlidhjes Kombëtare Shqiptare) u dënuan Zorica Aleksiq dhe Isa Dautovski me nga 7.5 dhe 13 vjet burg.[390] Pra, të dhënat ndërkombëtare, ashtu edhe ato jugosllave, dëshmonin se përkundër propagandës së fabrikuar dhe me përvojë historike të Serbisë, që provonte të kthente përmbys të vërtetën: të shëndrronte serbët në shtetin e tyre nga përsekutues në rolin e viktimës dhe shqiptarët nga viktimat e vërteta të RSFJ t'i portretizonte si dhunues, agresivë dhe elementë destabilizues të federatës dhe kërcënues të paqes në Ballkan, rrethet nacionaliste serbe kishin arritur efektin e kundërt.

389 Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike*, 313-314.

390 Amnesty International, *Yugoslavia prisoners of conscience*, 8.

Ndërkohë vetëdija e ngritur kombëtare dhe besueshmëria e shqiptarëve në idenë që Kosova duhet të bëhet e barabartë në Jugosllavi si republikë, rrjedhimisht edhe shqiptarët si komb shtetformues, ishte ngulitur aq shumë te të gjitha shtresat e popullit shqiptar, saqë të gjithë ishin të gatshëm të rrezikojnë dhe të kontribuojnë në jetësimin e këtij ideali, qoftë me veprime të ndryshme në vendet e tyre të punës, qoftë të angazhuar drejtpërdrejt në veprimtaritë ilegale apo individë të paangazhuar në veprimtarinë politike, të cilët duke rrezikuar burgosjen ndihmonin në fshehjen e pajisjeve, dokumenteve ose ofronin dokumentet e tyre personale (letërnjoftimeve, pasaportave, etj.) për përdorim të anëtarëve që vepronin në ilegalitet të thellë. Shembuj të tillë guximi, që ishin shenja të një populli të vendosur për të sakrifikuar çdo gjë për idealin e tyre kombëtar, janë të shumtë. Kështu, në fillim të vitit 1986, Nysret Hajdari (1935) dhe djali i tij, Skënder Hajdari (1964), rrezikonin të burgoseshin për veprimtarinë e tyre atdhetare, prandaj familja e tyre filloi ta largonte materialin ilegal propagandistik dhe makinën e shkrimit me të cilin ishin shkruar këto materiale. Makinën e shkrimit ata e fshehën në shtëpinë e Naim Gjonbalaj (1968), i cili nuk ishte i involvuar në organizata ilegale, por ai, si shumë të tjerë, nuk hezitonin të ndihmonin, duke rrezikuar me vetëdije burgosjen dhe dënimet e gjata me burg.[391] Shembull tjetër i gatishmërisë për të ndihmuar pjesëtarët e ilegales është ajo e Ruzhdi Zuzakut - Xilit (1951), i cili në tetor të vitit 1983, me kërkesë të Taip Zekës (tashmë i ndjerë, vëllai i Kadri Zekës) ia dorëzon pasaportën.

---

[391] Nysret Hajdari, *Kujtime të ndritura të kohëve të errëta*, Vëllimi I, vitet 1940-1989 (Zürich: Prointegra, 2020), 365.

Dokumentin e udhëtimit të Ruzhdi Zuzakut-Xilit e ka shfrytëzuar për të udhëtuar jashtë RSFJ-së, Rexhep Mala dhe jo Nuhi Berisha, siç e ngarkonte aktakuza (neni 137 par. 1 të Ligjit Penal të RSFJ-së). Ruzhdi Zuzaku-Xili burgoset më 30 janar 1984 menjëherë pas vrasjes (vetëvrasjes sipas versionit zyrtar) së Nuhi Berishës dhe Rexhep Malës (në natën e 11-12 janarit të vitit 1984). Tek të dy pjesëtarët e vrarë të ilegales (Nuhi Berishës dhe Rexhep Malës) u gjetën edhe dokumentet e grisura të udhëtimit, njëra nga të cilat ishte në emër të Ruzhdi Zuzakut-Xilit dhe me fotografi të grisur të Rexhep Malës.[392]

*) Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës- Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit, Fondi: P.nr.50/84 (Ruzhdi Zuzaku).

SHËNIMET PERSONALE - ЛИЧНИ ПОДАЦИ
ETAT CIVIL

Mbiemri dhe emri / Презиме и име / Nom et prénom: ZUZAKU RUZHDI

Data, muaji dhe viti i lindjes / Дан, месец и година рођења / Date de naissance: 05.02.1951.

Vendlindja dhe komuna / Место и општина рођења / Lieu de naissance et commune: LAUÇIQ, KK
KAMENICA E KOS.

Vendbanimi dhe adresa e banesës / Пребивалиште и адреса стана / Domicile habituel et adresse exacte: GJILAN, RR.
,,A. PRESHEVA,, NR.13.

Numri i amzës / Матични број / Nº d'immatriculation

(Nënshkrimi personal — Својеручни потпис / Signature du titulaire)

2 3

392 Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës- Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit, Fondi: P.nr.50/84 (Ruzhdi Zuzaku).


GJYKATA E QARKUT NË GJILAN
P.nr.50/84
më 1 tetor 1984
Gj i l a n

GJYKATËS SË QARKUT
-degës së hetuesisë-

P R I SH T I N Ë

Pranë kësaj Gjykate zhvillohet procedura penale kundër të akuzuarit Ruzhdi Zuzaku, nga Gjilani, për veprën penale dhënje ndihmë kryesit pas kryerjes së veprës penale, nga neni 137 par.1 të Ligjit Penal të RSFJ.

Ruzhdi Zuzaku akuzohet se me qëllim që t'ia ndihmojë Nuhi Berishës,i cili është marrë me veprimtari armiqësore ndaj RSFJ, e i cili në Prishtinë më 12 janar 1984 sëbashku me Rexhep Malen ka bërë vetëvrasje, përmes Taip Zekës këtij-Nuhi Berishës në shtator të vitit 1983 ia ka dhënë lejen e udhëtimit /pasaportin/, e cila me rastin e vëzhgimit të vendit të ngjarjes nga gjyqtari hetues i gjykatës së juaj, më 12 janar 1984, për rastin e vetëvrasjes së Nuhi Berishës dhe Rexhep Malaj është bërë vëzhgimi në vendin e ngjarjes dhe përveç tjerash te tani i ndjeri Nuhi Berisha është gjetur edhe pasaporti i tani të akuzuarit Ruzhdi Zuzaku.

Nga kjo arsye na është i domosdoshëm proces-vërbali i përmendur mbi vëzhgimin e vendit të ngjarjes. Për këtë arsye edhe është shty seanca e sotme kryesore. Andaj, ju lutemi që të na e dërgoni një kopje të procesvërbalit të përmendur.

Shtojcë: urgjenca e II-të.

578
1.11.
1940

Kryetari i trupit,
Hasan Hoti

Për këto veprime, i akuzuari Ruzhdi Zuzaku rrezikonte dënim me kohëzgjatje të madhe, por falë vendimit të Gjykatës së Qarkut të Gjilanit dhe kryetarit të trupit gjykues, Hasan Hotit, i cili si rrethanë lehtësuese mori faktin se i pandehuri, Ruzhdi Zuzaku-Xili, pasaportën e tij ia kishte dhënë Taip Zekës (i cili në anën tjetër, para trupit gjykues në Gjilan, deklaronte

se pasaportën e të akuzuarit, Ruzhdi Zuzakut- Xilit, ia kishte marrë "pa dijeninë e tij"), pa pasur njohuri se dokumenti i udhëtimit do të shfrytëzohej për "veprimtari armiqësore"nga Nuhi Berisha dhe Rexhep Mala, ndaj edhe vendosi masën e lirimit të Ruzhdi Zuzakut.

*) Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës-
Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit,
Fondi: P.nr.50/84 (Ruzhdi Zuzaku).



PROKURORIA PUBLIKE E QARKUT
PP. nr.10/84
30.01.1984 vit.
G j i l a n

GJYQTARIT HETUES TË GJYKATËS SË QARKUT
G j i l a n

Në bazë të nenit 45. al. 2. dhe nenit 62. al. 4. të Ligjës mbi procedurën penale, parashtroi:

K Ë R K E S Ë
PËR ZHVILLIMIN E HETIMEVE

KUNDËR:

RUZHDI ZUZAKUT, i lindur më 5. fror 1951 në f. Lajqiç KK-ës Kamenicë, nga i ati Nazir dhe nëna Qamile, e lindur K sumi, me profesion automekanik, i martuar, babë i 3. fëmijve, shqiptar, shtetas i RSFJ, kinse i pa gjykuar, dhe nuk zhvillohët procedurë tjetër penale ndaj tij.

S E P S E

ekzisiton dyshimi i bazuar se në tetor të vitit 1983 në Gjilan, në shtëpin e vet në rrugën R. Sadiku VIII nr. 16, me qëllim që ti ndihmoi Nuhi Berishës i gjykuar politik për shkak të veprës penale nga neni ...LPJ ka kontakutuar me Taip Zekën dhe nëprmjet tij ia ka dhën lejën e udhëtimit (pasaportën) që ky të mundet të lëshoi vendin, duke penguar kështu edhe organet kompetente të ndjekjes në ekzekutimin e denimit të shqiptuar Nuhi Berishës,

- me çkakishte me kryer veprën penale dhënja e ndihmës kryesit pas kryerjes së veprës penale nga neni 137 al. 1. të LPJ.

Dyshimi i bazuar rrjedhë nga kallximi penal i SPB-e në Gjilan nr. 80/1 prej 28.01.1984 dhe materialit tjetër e që apin bazë të mjaftuar për zhvillimin e hetimeve në drejtim të verifikimit të gjendjes së cekur më lart.

Gjatë hetimeve të mirrët në pyetje i dyshuari Ruzhdi Zuzaku në drejtim të kallximit penal dhe ksaj kërkese.

Të ndërmirrën edhe veprimet tjera hetimore me qëllim të shëndritjes së plot të veprës për çka dyshohët i njejti.

./.

15.10.2021 10:14



Ap.Kzh.nr.131/85

NË EMËR TË POPULLIT

GJYKATA SUPREME E KOSOVËS - kolegji i përbërë nga kryetari i gjykatës Pjetër Kola dhe gjyqtarët: Shefqet Bytyqi, Ognjan Todiq, Miftar Jasiqi dhe Ismet Emra, anëtarë, me bashkëpunëtoren profesionale Sadije Mjekiqi, procesmbajtëse, në lëndën penale të të akuzuarit Ruzhdi Zuzaku, nga Gjilani, për shkak të veprës penale dhënia e ndihmës kryesit pas kryerjes së veprës penale nga neni 137 par. 1 të LP të RSFJ, duke vendosur për ankesën e prokurorit publike të qarkut në Gjilan, të paraqitur kundër aktgjykimit të Gjykatës së Qarkut në Gjilan P.nr.50/84 datë 1 nëntor 1984, në prezencën e zëvendësprokurorit publik krahinor Nue Selmani, në seancën jopublike të mbajtur më 10 tetor 1985, mori këtë

A K T G J Y K I M

REFUZOHET si e pabazuar ankesa e prokurorit publik të qarkut në Gjilan, ndërsa aktgjykimi i Gjykatës së Qarkut në Gjilan P.nr.50/84 datë 1 nëntor 1984, vërtetohet.

A r s y e t i m i

Gjykata e Qarkut në Gjilan, me aktgjykimin P.nr.50/84 datë 1 nëntor 1984, në bazë të nenit 350 pika 3 të LPP, e ka liruar nga duza të akuzuarin Ruzhdi Zuzakun, për vepër penale dhënia e ndihmës kryesit pas kryerjes së veprës penale nga neni 137 par. 1 të LP të RSFJ, pasi që nuk është provuar se i akuzuari ka kryer veprën penale për të cilën është akuzuar.

Kundër këtij aktgjykimi ankesë ka paraqitur prokurori publik i qarkut në Gjilan, për shkak të shkeljeve esenciale të dispozitave të procedurës penale - neni 364 par. 1 pika 11 të LPP dhe për shkak të vërtetimit të gabuar dhe jo të plotë të gjendjes faktike, me propozim që Gjykata Supreme aktgjykimin e kundërshtuar ta ndryshoi dhe të akuzuarin ta shpallë fajtor për veprën penale për të cilën është akuzuar, ose ta prishë atë, e lëndën t'ia kthejë gjykatës së shkallës së parë në rigjykim.

Mbrojtësi i të akuzuarit - av.Isa Mustafa, ka paraqitur përgjegjëje në ankesë, me propozim që ankesa e prokurorit publik të qarkut të refuzohet si e pabazuar, ndërsa aktgjykimi i kundërshtuar të vërtetohet.

- 3 -

Gjykata Supreme konstaton se, as këto pretendime lidhur me vërtetimin e gjendjes faktike nuk janë të bazuara.

Nuk është kontestues fakti se diku në muajin tetor të vitit 1983, dëshmitari Taip Zeka ia ka marrë pashaportin të akuzuarit Ruzhdi Zuzakut, të cilin pastaj ia ka dhënë Nuhi Berishës me qëllim që këtij t'i ndihmoi që ta lëshoi vendin tonë, në mënyrë që organet kompetente të ndjekjes mos ta zbulojnë, respektivisht mos ta arrestojnë për shkak të veprmtarisë armiqësore kundër RSFJ. Kontestues është fakti se, i akuzuari Ruzhdi Zuzaku a ia ka dhënë vet pashaportin dëshmitarit Taip Zekës me dëshirë, pasi që dëshmitari në fjalë ia ka kërkuar dhe se, poqëse vet i akuzuari ia ka dhënë pashaportin, a e ka ditur se për cilin person po ia jep që t'i ndihmoi për të ikur nga organet e ndjekjes dhe se a ka ditur se me çfarë veprimtarie të kundërligjshme është marrë personi të cilit ka pasë për t'iu dhënë pasaporti i të akuzuarit, përmes dëshmitarit Taip Zekës.

I akuzuari Ruzhdi Zuzaku si në deklaratën e dhënë pranë gjyqtarit hetues, ashtu edhe gjatë shqyrtimit kryesor në mënyrë kategorike është mbrojtur se, pashaportin e vet nuk ia ka dhënë dëshmitarit Taip Zekës. Thekson se dëshmitarin Taip Zekën e ka mik shtëpie, meqë motra e tij është e martuar për vëllaun e dëshmitarit Taip, prandaj Taip Zeka ka ardhur në shtëpinë e tij disa herë, mirëpo pashaportin asnjëherë nuk ia ka kërkuar, e as që ka biseduar ndonjëherë për te, por thotë ekziston mundësia që atë t'ia ketë marrë vet Taip Zeka pa dijen e tij, apo ndokush tjetër t'ia ketë vjedhur. I akuzuari pohon se për pashaportin e tij, se është gjind te tani i ndjeri Nuhi Berisha është njoftuar tek kur është paraburgosë nga organet e sigurimit shtetëror. Të ndjerin Nuhi Berishën i akuzuari thekson se nuk e ka njofur fare, dhe as që e ka ditur se është në lidhje familjare me dëshmitarin Taip Zekën

Mbrojtjen e tillë të të akuzuarit, në tërësi e vërteton dëshmitari Taip Zeka në shqyrtimin kryesor, i cili gjithashtu në mënyrë kategorike ka deklaruar se i akuzuari nuk ia ka dhënë pashaportin me vullnetin e tij, e as që ka biseduar me te për dhënien e pashaportit, por deklaron se atë vet ia ka marrur tinëzisht në shtëpinë e të akuzuarit, pa u hetuar nga i akuzuari dhe anëtarët e familjes së tij, pasi që ky - dëshmitari Taip Zeka si mik shtëpie ka shkuar lirisht në shtëpinë e të akuzuarit. Më tutje deklaron se pashaportin në fjalë ia ka vjedhur të akuzuarit me qëllim për t'ia dhënë dajës së tij - tani të ndjerit Nuhi Berishës, që kështu t'i ndihmoi për të ikur nga organet e ndjekjes për shkak se është marrë me veprimtari armiqësore kundër RSFJ-së. Pra, siç po shihet një deklaratë e tillë e Taip Zekës, në esencë e vërteton mbrojtjen e të akuzuarit të dhënë pranë gjyqtarit hetues dhe atë të dhënë në shqyrtimin kryesor.

Procesmbajtës, Sadije [illegible], d.v. | Kryetar i kolegjit, Pjetër Kola, d.v.



Vendimin e Gjykatës së Qarkut të Gjilanit për lirimin e Ruzhdi Zuzakut-Xilit, më vonë, e vërtetoi edhe Gjykata Supreme e Kosovës, që nuk mori parasysh deklaratat e dhëna nën dhunë para hetuesisë të Taip Zekës, prandaj përfundimisht e liroi të akuzuarin si të pafajshëm.[393] Ndërsa, rikthimi i politikës së ndëshkimit kolektiv, që manifestohej me moslejimin e vazhdimit të shkollimit apo të punësimit të anëtarëve të familjeve, pjesëtarët e të cilave ishin angazhuar në veprimtari "armiqësore", ilustrohet më së miri me shembullin e familjes së Kadri Zekës. Në shtator të vitit 1982, në fillim të vitit shkollor, pushteti jugosllav, duke mos u mjaftuar me ekzekutimin e Kadri Zekës, vendosën edhe masën e ndalimit të shkollimit të nipit të tij, Izmi Shaip Zekës. Në rrëfimin e tij autobiografik, Izmi Sh. Zeka, thekson se daja i tij, Shaip Hazir Krasniqi (1943-2000),[394] i cili ishte sekretar në Institutin Ekonomik pranë Fakultetit Ekonomik të Universitetit të Kosovës në Prishtinë, do të kërkonte mënyra për t'a regjistruar në ndonjë nga shkollat e mesme të Prishtinës. Pas shumë përpjekjeve dhe vështirësive, Shaip H. Krasniqi, falë angazhimit të prof. dr. Musa Limanit, studiuesit Ramil Nuhiut dhe të Nizakete Jakup Rexhepit (profesoreshë e lëndës së kimisë në shkollën

[393] Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës- Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit, Fondi: P.nr.50/84 (Ruzhdi Zuzaku).

[394] Shaip Hazir Krasniqi lindi më 1943 në fshatin Lajqiq të Komunës së Dardanës (Kamenicës). Shaip H. Krasniqi ishte ndër kuadrat e para me arsimim superior (me profesion jurist) nga komuna e Dardanës. Karrierën profesionale e zhvilloi në Gjilan dhe në Prishtinë, ku punoi si sekretar i Institutit Ekonomik në kuadër të Fakultetit Ekonomik të Universitetit të Kosovës, zëvendësdrejtor i Klinikës Gjinekologjike dhe sekretar i Këshillit të Financimit të Kosovës, Është autor i 7 vëllimeve me poezi. Shaip H. Krasniqi ndërroi jetë në Prishtinë në vitin 2000.

e mesme "Hivzi Sylejmani" në Fushë Kosovë), të cilët bise-duan hapur me drejtorin e shkollës, Nazmi Cakën,[395] i cili, përkundër rrezikut, vendosi që Izmi Sh. Zekën ta pranonte në shkollë.[396]

[395] Nazmi Caka u lind më 1944 në fshatin Stanofc i Epërm, komuna e Vushtrrisë. Shkollën fillore e mbaroi në vendlindje, normalen në Mitrovicë ndërsa Fakultetin Filozofik, Dega e Gjuhës dhe Letërsisë Frënge në Prishtinë. Punoi 2 vite si mësues në fshatin Breznicë (Prishtinë), tani komuna e Obiliqi. Ndërsa si profesor i gjuhës frënge në Shkollën Ekonomike në Prishtinë e profesor i gjuhës frënge dhe i gjuhës latine në shkollën e mesme" Xhevdet Doda" në Prishtinë. Nga viti 1979 ishte drejtor i gjimnazit "Hivzi Sulejmani" në Fushë Kosovë. Më 17 shkurt 1986 largohet nga gjimnazi dhe mbetet për 8 muaj i papunë. Në shtator të po këtij viti filloi punën si bashkëpunëtor i lartë Profesional në Pleqësinë e Arsimit të Kosovës. Krahas punëve në Pleqësinë e Arsimit kreu edhe punët e inspektorit, kryeinspektorit të arsimit të Kosovës, bashkëpunëtorit të jashtëm në Entin Pedagogjik të Kosovës, anëtarit të Pleqësisë në Entin e Teksteve dhe Mjeteve Mësimore të Kosovës, zyrtarit për nostrifikimin e dokumentacionit shkollor të marrë nga diaspora dhe anëtarit të Këshillit Qendror të Financimit të Kosovës. *Jetëshkrim dhe rrëfim autobiografik i Nazmi Cakës*, 6 maj 2021.

[396] "…Nuk e di se si kishte biseduar daja im (Shaip Hazir Krasniqi) me Nazmi Cakën, drejtorin e shkollës në Fushë Kosovë, por ishte e qartë se drejtori ishte një njeri principiel dhe shumë i kulturuar. Që në ditën e parë që shkova në shkollë e takova drejtorin e shkollës (Nazmi Cakën), i cili më tha: "ti do të vazhdosh shkollën, ama nuk ke nevojë kujt t'i tregosh që je këtu në shkollë dhe sa herë që ke probleme të më lajmërohesh mua". Për mua ishte diçka e jashtëzakonshme fillimi i shkollës por edhe fjalët e drejtorit të shkollës, Nazmi Cakës, që më bënë të ndjehem mirë në atë kohë, e cila ishte tejet e rëndë dhe e rrezikshme për vetë drejtorin por edhe për dajën tim, i cili ishte angazhuarqë të më regjistronte në shkollë. Unë vazhdova aty dy vite të shkollës së mesme e pastaj vazhdova në Prishtinë." *Rrëfim autobiografik i Izmi Zekës, 3 maj 2021.*

## 3.4. Shtypi ndërkombëtar për zhvillimet në Kosovë më 1981-1982

Me shpërthimin e demonstratave të marsit të vitit 1981 në Kosovë, rritet edhe interesimi i opinionit publik amerikan lidhur me shqiptarët në përgjithësi e në veçanti për ata në Jugosllavi. Gazeta amerikane "Columbia Missourian Newspaper" e 4 prillit 1981 do të informonte mbi demonstratat në Kosovë që fillimisht kishin shpërthyer në mars të atij viti. Fillimisht studentët kishin shprehur pakënaqësitë lidhur me ushqimin në mensë të studentëve, kushteve të pavolitshme ekonomike, për të gjeneruar në demonstrata me kërkesa politike. Pushteti qendror i kishte dënuar demonstratat si armiqësore dhe separatiste dhe që rrezikonin stabilitetin dhe integritetin territorial të RSFJ-së,prandaj për ta paqësuar kryeqytetin e Kosovës kishte ndërhyrë edhe ushtria, duke nxjerrë mjetet e blinduara nëpër rrugët e Prishtinës.[397] Kërkesa kryesore politike e demonstrantëve ishte që Kosova të bëhej Republika e shtatë e Jugosllavisë, ndonëse kishte pasur edhe kërkesa për bashkim me Shqipërinë. Gazeta amerikane "The Lethbridge Herald" lajmëronte se gjatë demonstratës së 26 marsit të vitit 1981, sipas raporteve zyrtare, ishin lënduar 34 persona, përfshirë këtu edhe 12 polic, por zyrtarisht nuk pranohej vdekja e dy demonstrantëve.[398] Gazeta tjetër amerikane "Fort Walton Beach Playground Daily News", më 24 qershor 1981, do të informonte se ishin burgosur 1700 demonstrues,

[397] *The Columbia Missourian Newspaper*, April 4, 1981.

[398] *The Lethbridge Herald*, Wednesday, April 8, 1981, 54.

mbi 200 persona ishin larguar nga puna dhe 442 të tjerë ishin përjashtuar nga LKK-ja. Sipas zyrtarëve jugosllavë, 39 organizata të ndryshme ilegale ishin involvuar në organizimin e demonstratave dhe ndonëse ishte vendosur rendi dhe qetësia publike, në popull ishte rritur pakënaqësia dhe irritimi kundër Jugosllavisë.[399] Nacionalistët serbë, që në ditët e para pas demonstratave, kishin filluar të flasin për kinse një valë të re të madhe të shpërnguljes së serbëve nga Kosova. Natyrisht, prijatare e këtyre shkrimeve antishqiptare ishte gazeta "Politika" e Beogradit që, në jo pak raste, citohej nga gazetat e huaja. Kështu, shtypi amerikan, duke u bazuar në artikujt e botuar në gazetën "Politika" të Beogradit, shkruante se nga gjysma e dytë vitit 1981 nga Kosova ishin shpërngulur ose planifikonin të shpërnguleshin rreth 4.000 serbë. Njëkohësisht ato theksonin edhe se zyrtarët kosovarë i kishin hedhur poshtë këto raportime, duke theksuar se qytetarët kanë të drejtën dhe lirinë të lëvizin dhe të jetojnë në cilindo pjesë të Jugosllavisë. Sidoqoftë, zyrtarët kosovarë theksonin se ishin rreth 1.000 serbë të cilët kishin paraqitur kërkesë për t'u shpërngulur dhe që të gjithë si arsye kishin përmendur punësimin, kushte më të mira të jetës si dhe shkaqet familjare. Në këtë shkrim theksohej se raportet ndëretnike në Kosovë për kohë të gjatë kishin qenë të tensionuarangase serbët dhe malazezët, ani pse pakicë, kishin mbajtur postet kryesore në jetën politike dhe ekonomike të kësaj province.[400] Kjo do të thotë se barazia e shpallur me Kushtetutën e vitit 1974 për serbët përjetohej si diskriminim, ashtu siç kishte ndodhur

[399] *The Fort Walton beach playground daily news*, June 24, 10.
[400] *The Yuma Daily Sun*, Wednesday, October 28, 1981, 16.

edhe me popullsinë myslimane në Perandorinë Osmaneqë reformat e vitit 1856 i kishte konsideruar armiqësore dhe antiislame. Pra, një shtresë sociale apo grup etnik i cili për kohë të gjatë sundon mbi një grup tjetër social, religjioz apo etnik, asnjëherë nuk pajtohet me barazinë, sepse kjo për të nënkupton humbje të pozitës së privilegjuar. Pikërisht kjo kishte ndodhur edhe me serbët, për të cilët, emancipimi i shqiptarëve përjetohej si diskriminim ndaj tyre. Sikur shtypi perëndimor edhe ai lindor burimin e informimit e mbështeste në mjetet e informimit publik të Jugosllavisë. Rrjedhimisht edhe agjencia shtetërore TASS e BRSS-së për demonstratat e studentëve në prill të vitit 1981 citonte TANJUG-un dhe gazetat “Borba” dhe “Politika”, duke u përpjekur që të largojnë çdo dyshim lidhur me supozimet se BRSS-ja kishte dorë në nxitjen e çrregullimeve në Kosovë.[401] Franca, sipas burimeve diplomatike të RPS të Shqipërisë, kishte mirëkuptuar të drejtën e Tiranës zyrtare për t’u interesuar për të drejtat e shqiptarëve në RSFJ, porse kishin shprehur dyshim për përzierjen e BRSS-së, prandaj kishin kërkuar edhe nga pala shqiptare që mos të lejojnë që Ballkani përsëri të bëhej një zonë lufte.[402] Qëndrimi i zbehtë i Parisit dhe pasqyrimi proserb i shtypit francez lidhur me ngjarjet në Kosovë, kishte ndikuar që Tirana zyrtare të distancohej nga mbështetja franceze dhe të kërkonte përkrahje nga RF e Gjermanisë dhe Britania e Madhe, me të cilat ende nuk kishte vendosur marrëdhënie diplomati-

---

401 *Dokumente diplomatike të qeverisë Shqiptare për demonstratat e vitit 1981 në Kosovë*, përgatiti: Sabit Syla (Prishtinë: Shoqata e të burgosurve politikë të Kosovës, 2012), 20-21.

402 Po aty, 115.

ke.[403] Prandaj edhe ambasadori jugosllav në Shqipëri, Branko Komatina, ia rikujtonte ambasadorit italian se sa e dëmshme ishte përkrahja e kërkesave të shqiptarëve në Kosovë nga një pjesë e shtypit perëndimor.[404] Ndërsa përpjekja e Jugosllavisë për të penguar dhe vështirësuar transportin rrugor shqiptar, që kalonte transit nëpër Jugosllavi, solli deri te marrëveshja italo-shqiptare për hapjen e linjës detare Durrës-Bari-Triesh-të (Itali), me çka sigurohej rruga alternative për transportimin e mallrave shqiptare.[405] Në korrik të vitit 1982, ish kryetari i SHBA, R. Nikson (1913-1994), do të kërkonte ndërmjetësi-min e udhëheqësit të Rumanisë, N. Çausheskut, për të vizitu-ar Shqipërinë. Njëkohësisht disa banka e kompani amerikane treguan interesimin e tyre për t'i dhënë Shqipërisë kredi,

403 Enver Hoxha dhe shteti Shqiptar, pas demonstratave të vitit 1981 në Kosovë, ishin të interesuar që RF e Gjermanisë, në të cilën punonin një numër i madh i shtetasve të Jugosllavisë dhe e cila kishte një ndikim të dukshëm ekonomik në Jugosllavi, të ushtronte ndikimin e saj te sllovenët dhe kroatët, jo për të ndihmuar Kosovën ta fitonte statusin e republikës, por që të ndihmonin më shumë në zhvillimin ekonomik të zonave shqiptare dhe njëkohësisht të ulnin presionin nacionalist serb mbi Kosovën dhe shqiptarët. Kjo do të thotë se Enver Hoxha dhe shteti shqiptar konsideronin se kombinimi i presionit i trefishtë mbi serbët dhe Serbinë: 1) kërkesate vazhduara dhe në forma të ndryshme për statusin e republikës të shqiptarëve në Jugosllavi; 2) presionit nga Shqipëria (e cila do t'i përgjigjej masave që do mund të merrnin serbët kundër kosovarëve) dhe 3) presionit ndërkombëtar kundër Jugosllavisë, të parandalonte në fazën e parë hovin hakmarrës serb dhe përpjekjen e tyre për ta zhbërë autonominë përmbajtjesore të Kosovës. Shih: Enver Hoxha, *Kosova është Shqipëri-Nga Ditari Politik*, përgatitur nga: Ilir Hoxha (Tiranë: Botimet "Neraida", 1999), 103.

404 Branko Komatina, 261.

405 Branko Komatina, 204, 212; Albania: New Foreign Initiatives. https://www.cia.gov/readingroom/docs/CIA-RDP85S00316R000200090004-7.pdf, 4. Qasja më 17 korrik 2021.

ndihma e teknologji për kërkime në zonat naftëmbajtëse ose për Kombinatin Metalurgjik të Elbasanit, etj. Mjerisht shteti shqiptar duke ju përmbajtur rreptësisht parimit ideologjik dhe qëndrimit kundër "imperializmit amerikan" dhe "socialimperializmit sovjetik" nuk pranoi të afrohej me SHBA.[406] Ndërkaq Washingtoni, përkundër refuzimit të Tiranës për rivendosjen e marrëdhënieve diplomatike, kishte mirëkuptim për kursin politik të Shqipërisë gjatë viteve të 80-ta për ruajtjen e pavarësisë së vendit dhe refuzimit për t'u rikthyer në Paktin e Varshavës.[407]

[406] Hamit Kaba, Shqipëria, 211.
[407] Po aty, 212.

## 3.5. Argumentet për dhe kundër avancimit të statusit të Kosovës në republikë të shtatë të RSFJ-së

Sipas Kushtetutës së RSF të Jugosllavisë dhe të Kosovës së vitit 1974, që siguronte të drejta sovrane për të gjithë qytetarët si dhe kombet dhe kombësitë e Kosovës, me avancimin juridik e politik të KSA të Kosovës në statusin e republikës, nuk do të cenohej rendi kushtetues i Jugosllavisë e as i RS të Serbisë. Pikësëpari, statusi i Kosovës si republikë e shtatë e Federatës Jugosllave, do ta mënjanonte pozitën e dyfishtë të Kosovës dhe të Serbisë, ku Kosova edhe ishte element konstitutiv i Federatës Jugosllave dhe njëkohësisht ishte edhe në kuadër të RS të Serbisë. Edhe pse Krahina Socialiste Autonome e Kosovës ishte në kuadër të Republikës Socialiste të Serbisë, neni 3 i kushtetutës së KSA të Kosovës,[408] garantonte tërësinë territoriale të krahinave autonome, respektivisht të Kosovës, ndërsa neni 5 i Kushtetutës së Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë (1974), potenconte se pa pëlqimin e republikave nuk mund të ndryshonin kufijtë administrativë të tyre, por edhe se pa pëlqimin e krahinave autonome nuk mund të ndryshonte territori i tyre, por as kufijtë e jashtëm të RSF të Jugosllavisë.[409] Rrjedhimisht kushtetuta e vitit 1974 kishte krijuar një ndërvarësi institucionale në nenin lidhur me ndryshimin e kufirit administrativ ndërmjet KSA të Kosovës dhe të RS të Serbisë, sipas së cilës Serbia nuk mund t'i ndryshonte në mënyrë të

[408] Gazeta zyrtare e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, 55.

[409] Устав Социјалистичке Федеративне Републике Југославије (1974), Члан 5.

njëanshme kufijtë administrativë me krahinat autonome pa pëlqimin paraprak të tyre. Me fjalë të tjera, kushtetuta e RSFJ-së (1974) kishte përafruar zgjidhjen e pozitës së shqiptarëve në Jugosllavi si dhe të statusit të Kosovës, duke e sjellë pranë hapit final, atë të avancimit në statusin e republikës. Po kështu edhe të drejtat kushtetuese të republikave dhe krahinave ishin pothuajse identike, kështu në nenin 1 dhe 3 të Kushtetutës së SFRJ-së, sipas së cilës republikat janë shtete të kombeve sovrane, ndërsa krahinat autonome (Kosova dhe Vojvodina), në bazë të nenit 1 dhe 4 të Kushtetutës së SFRJ-së, ishin njësi autonome, ku punëtorët, qytetarët si dhe kombet dhe kombësitë, realizojnë të drejtat e tyre sovrane, por edhe në kuadër të RS të Serbisë.[410] Gjithashtu, neni 321 i kushtetutës së vitit 1974 i RSFJ-së saktësonte se kryesia e Jugosllavisë përbëhej nga nëntë anëtarë, respektivisht nga një anëtar prej çdo republike dhe nga krahinat e Kosovës dhe Vojvodinës, duke përfshirë edhe anëtarin e nëntë, që ishte kryetar i Kryesisë së LKJ.[411] Këto të drejta që realizoheshin plotësisht në kuadër të krahinave, pa interferime të RS të Serbisë, si dhe raportet e tyre të drejtpërdrejta me institucionet federative, përjashtonin institucionet e RS të Serbisë si ndërmjetësuese të marrëdhënieve të krahinave me federatën. Pra, krahinat në raportet me Federatën funksionin si republika. Realisht ekzistonin të gjitha parakushtet juridike për avancimin e statusit të Kosovës në republikë, ashtu sikur edhe shumë miq ndërkombëtarë i sygjeronin drejtuesve politikë të Jugosllavisë. Argumentet e palës jugosllave kundër pranimit të një republike të shtatë të shqiptarëve, sipas dr. Du-

[410] Po aty, Члан 1, 3,4.
[411] Po aty, Члан 321.

shan Dragosavac (sekretarit të Kryesisë së KQ të LKJ-së), qëndronte në faktin se kjo kishte të bënte me integritetin territorial të RSFJ-së dhe se ata nuk dëshironin të krijonin kombe të dyfishta apo të reja, si kundërpeshë e kombeve pjesë e të cilëve shqiptarët ishin.[412] Pra, kundërshtarët e kërkesës për Kosovën Republikë argumentonin se shqiptarët pasi kishin shtetin e tyre amë, RPS të Shqipërisë, nuk përfaqësonin një komb, por një kombësi (pakicë kombëtare) dhe se ata, si rrjedhojë, nuk mund të kishin dy shtete. Anashkalohej gjithnjë fakti se shqiptarët që në Konferencën e Londrës (1913) ishin popull i ndarë, ku gjysma e popullsisë së saj ishte përfshirë në kuadër të Mbretërisë Serbe dhe më vonë në atë të Mbretërisë Jugosllave dhe në RSF të Jugosllavisë. Gjithashtu, shqiptarët përfaqësonin popullsinë e tretë më të madhe në RSFJ-së, që ishte një realitet që nuk duhej anashkaluar. Njëkohësisht shqiptarët, me avancimin e statusit në republikë, nuk do të ishin i vetmi rast i një populli me dy shtete, sepse ekzistonin dy shtete gjermane (RD dhe RF e Gjermanisë), dy Kore, dy Rumani: Republika Socialiste e Rumanisë dhe Republika Socialiste Sovjetike e Moldavisë (në kuadër të BRSS), shumë shtete arabe, etj. Po ashtu me avancimin e statusit të Kosovës në republikë jo që s'do të shpërbëhej RSFJ-ja (sepse nuk do të lejonin SHBA dhe BRSS, të cilat në Konferencën për Sigurinë dhe Bashkëpunimin në Evropë më 1975 kishin ndikuar në miratimin e marrëveshjes për mos ndryshueshmërinë e kufijve), përkundrazi federata do të përforcohej, ndërsa rryma centraliste-hegjemoniste serbe dhe përkrahësit e tyre (BRSS) do të pësonin disfatë. Shembuj dhe argumente në favor të zgjidhjes

[412] *Политика*, Среда, 19.Мај 1982, 6.

së kënaqshme të konfliktit shqiptaro-serbë ishin të shumta, por njëkohësisht ekzistonin edhe mundësitë institucionale për një marrëveshje ndërmjet RS të Serbisë dhe KSA të Kosovës për të avancuar me mirëkuptim reciprok edhe për një shkallë statusin Kosovës në republikë, pa cenuar kufijtë administrativë të Republikës Socialiste të Maqedonisë dhe të Republikës Socialiste të Malit të Zi. Njëkohësisht, me fitimin e statusit të republikës dhe zyrtarizimit të shqiptarëve si komb, shqiptarët që mbeteshin në kuadër të RS të Serbisë, të Malit të Zi dhe të Maqedonisë, s'do të trajtoheshin si pakicë, por si pjesëtarë të kombit shqiptar në RSFJ me të drejta të plota kombëtare në këto republika.

Kurse, me qëndrime përjashtuese të LKJ-së dhe të institucioneve shtetërore të RSFJ-së, mbyllej, jo vetëm mundësia për zgjidhjen paqësore dhe me marrëveshje të çështjes së Kosovës dhe të raporteve të tensionuara shqiptaro-serbe, por edhe me hiperbolizimin e rrezikut nga "nacionalizmi dhe irredentizmi shqiptar", institucionet serbe dhe jugosllave, me ose pavetëdije, fshehurazi ushqenin e fuqizonin revanshizmin serbomadh kundër shqiptarëve dhe gjithë të tjerëve. Prandaj, demonstratat në Kosovë të vitit 1981, në një anë shërbyen: 1) si katalizatorë të përshpejtimit të procesit të vetëdijesimit politik të shqiptarëve lidhur me domosdoshmërinë që Kosova të bëhej subjekt plotësisht i barabartë në federatë (proces ky, që në rrethana të tjera, do të ndodhte në mënyrë evolutive, por që në pikëpamje kohore do të zgjaste) dhe 2) mundësuan që problemi shqiptar të dalë jo vetëm në arenën jugosllave por edhe në atë ndërkombëtare, me çka u krijuan parakushtet për fillimin e zgjidhjes së çështjes së shqiptarëve dhe të Kosovës.

## 4.1. Kosova në udhëkryqin ndërmjet ruajtjes së autonomisë dhe tendencave unitariste serbe (1982-1985)

Strukturat partiake dhe shtetërore të Jugosllavisë, filluan të flasin hapur mbi krizën politike dhe ekonomike, që në mandatin e kryetares së Këshillit Ekzekutiv të Jugosllavisë, Milka Planinc (1982-1986). Rëndësi iu dha problemeve ekonomike që lidheshin me borxhin e madh të jashtëm, rënies së prodhimit, papunësisë dhe inflacionit. Të gjitha këto nxitën elitën serbomadhe që të fillonte të argumentonte se kriza ishte edhe pasojë e rregullimt kushtetues e politik të Jugosllavisë, në të cilën kishte mospajtime të mëdha, si ndërmjet njësive federale, ashtu edhe në mes tyre e organeve qendrore në federatë.[413] Natyrshëm se ngjarjet në Kosovë (1981) kishin ndikim edhe në republikën më heterogjene në Jugosllavi, në Bosnjë e Hercegovinë, ku në Kongresin e tetë të LK të Bosnjës dhe Hercegovinës u theksua se trazirat në Kosovë kishin nxitur edhe në Bosnje manifestimin e nacionalizmit mysliman, kroat e serbë, si dhe kishte raste të deklaratave që kërkonin revanshizëm kundër të gjithë shqiptarëve.[414] Tendencat unitariste serbe karshi krahinave, posaçërisht Kosovës, u vërejtën menjëherë pas demonstratave të vitit 1981. Kështu, LK e Serbisë në Kongresin IX të saj (1982) do të përcaktonte si objektiv të saj jetësimin e pjesëve të kushtetutës që kishin të

[413] Vladimir Petrović, Raspad SFRJ: Kriza, Erozija, Rat, 112. https://www.academia.edu/35388819/Raspad_SFRJ_Kriza_erozija_pat, qasja më 4 shkurt 2020.

[414] *Политика*, Среда, 19. Мај 1982, 7.

bënin me rregullimin unik të marrëdhënieve për të gjithë territorin e republikës si dhe forcimin e principit të centralizmit demokratik në organet partiake. Njëkohësisht u sulmua historiografia, krijimtaria artistike dhe programet arsimore shqiptare në Kosovë.[415] Ndërsa në Kongresin XII të LKJ-së, të mbajtur në qershor të vitit 1982, me rastin e mosvotimit të Dragoslav Drazha Markoviqit si kandidat i LK të Serbisë për anëtar të kryesisë së LKJ-së, ashpër reagoi Petar Stamboliqi (kryetar i Kryesisë së RSFJ-së më 1982). Ai sulmoi hapur dhe me arrogancë të gjithë ata që kishin votuar kundër, duke i akuzuar si përfaqësues të politikës të orientuar kundër Serbisë dhe të përzierjes në "punët e Serbisë".[416] Me mospranimin e rezultateve të votimit dhe imponimit që të ripërsëritet votimi, LK e Serbisë, jo vetëm zbehu unitetin dhe principin e demokracisë centraliste në LKJ-së, por ishte edhe goditja parë e një organizate republikane kundër organeve qendrore partiake. Në anën tjetër, ky reagim i palës serbe u dëshmoi hapur të gjithëve se në veprimtarinë politike dhe institucionale të Serbisë, tash e tutje, idetë unitariste dhe nacionaliste serbe do të jenë forca shtytëse e Serbisë. Në përhapjen e tezave nacionaliste serbe ndikoi shumë edhe Kisha Ortodokse Serbe, që fliste mbi pabarazinë e serbëve në RSFJ, ku kinse ata shfrytëzoheshin nga kombet e tjera, se me krijimin e krahinave autonome Serbia me qëllim ishte dobësuar, etj.[417] Në një frymë të tillë në vitin 1982 ishte edhe "Apeli për mbroj-

[415] *Политика*, Четвртак, 27. Мај 1982, 7.

[416] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije*, 116-118.

[417] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989*, 416.

tjen e popullatës serbe dhe faltoreve serbe në Kosovë", i nënshkruar nga 21 priftërinj dhe murgj të Kishës Ortodokse Serbe, që u ishte dërguar Kryesisë së SFRJ-së, Kryesisë së RS të Serbisë, shtypit të Beogradit, etj.[418] Bartës të idesë nacionaliste në Serbi, pos kishës serbe, ishin edhe individët e punësuar në institucionet e kulturës, të shkencës, në Universitetin e Beogradit dhe në mjetet e informimit publik.[419]

Shtypi i Beogradit dhe kuadrot serbe edhe gjatë viteve 1982-83 vazhdonin të ushqenin disponimin antishqiptar në Jugosllavi, duke ripërsëritur tezat mbi kinse "gjenocidin" që bëhej kundër serbëve dhe "shpërnguljen e dhunshme" të tyre nga Kosova dhe që përdorej nga politika zyrtare serbe për portretizimin e serbëve të Kosovës si "viktima". Një rast i tillë i mirë për nacionalizmin institucional serbë ishte ai i Danillo Millinçiqit nga fshati Samadrexhë të Vushtrrisë, të cilin në vetëmbrojtje e vrau Ferat Muja. Ngjarja kishte ndodhur në qershor të vitit 1982 dhe pasi shtypi i Beogradit këtij rasti i kishte dhënë karakter të një "vrasjeje të planifikuar nga separatistët shqiptarë" dhe prandaj për të qetësuar opinionin publik serbë, Nikolla Lubuçiqi (kryetar i Kryesisë së RS të Serbisë), Kolë Shiroka (kryetar i Kryesisë së KSA të Kosovës), nëpërmjet kryetarit të Gjykatës Supreme të Kosovës ushtruan presion në gjykatën e shkallës së parë në Mitrovicë, që Ferat Muja të dënohej me vdekje. Përkundër premtimit se Ferat Muja do të amnistohej, sepse ligjërisht ai mund të dë-

418 Бојан Ђокић, *Српска јавност о међунационалним односима у Социјалистичкој Аутономној Покрајини Косово 1981-1989*, 56.

419 Петар Р. Ристановић, 46.

nohej vetëm për tejkalim të kufijve të mbrojtjes së detyrueshme, ai u ekzekutua.[420]

Në institucionet qendrore të RSFJ-së përfaqësuesit serbë dhe malazezë shfrytëzonin çdo rast, jo për të qetësuar dhe zgjidhur situatën politike në Kosovë, por përkundrazi, për të mbajtur atmosferë të tensionuar dhe të rëndë. Kështu, në Kuvendin e RSFJ-së (1982-83), grupi i delegatëve në krye me përfaqësuesin e RS të Malit të Zi, Batriq Jovanoviq, rregullisht sulmonte shqiptarët dhe situatën në Kosovë.[421] Ndërsa, në Beograd, më 1983, ceremonia e varrimit të Aleksandër Rankoviqit u shndërrua në demonstratë nacionaliste serbe.[422] Pra, kërkohej pikërisht ajo çka shqiptarët e Kosovës i frikësoheshin: një Serbi e centralizuar dhe antishqiptare. Rrjedhimisht, shfaqjet gjithnjë e më të hapura të nacionalizmit serbë bindën si skeptikët në mesin e popullsisë shqiptare, ashtu edhe opinionin e brendshëm dhe ndërkombëtar në arsyeshmërinë e kërkesës politike për Kosovën Republikë, sepse u bë e qartë se Kosova, vetëm me status të republikës, mund të shkëputej nga çdo varësi dhe lidhje institucionale me RS të Serbisë. Njëkohësisht, pas demonstratave në Kosovë (1981), filloi procesi i ndrrimit të kuadrove të vjetra të J. B. Titos (disa ndërruan jetë: Vlladimir Bakariq, Stevan Doronjski, Jovan Veselinov; të tjerët u pensionuan: Fadil Hoxha, Petar Stam-

[420] Azem Vllasi, *Kosova,* 355-356.

[421] Raif Dizdarević: Svi smo izgubili raspadom Jugoslavije. https://www.slobodnaevropa.org/a/specijal-100-godina-jugoslavije-raif-dizdarevic/29561281.html, qasja më 28 janar 2021.

[422] Raif Dizdarević, Od smrti Tita do smrti Jugoslavije, 120; Oliver Jens Schmitt, 239.

boliq, Dragoslav Drazha Markoviq, etj.),[423] gjë që ndikoi edhe më shumë në thellimin e kundërthënieve politike e kombëtare ndërmjet njësive të federatës, të cilat filluan në rend të parë të mbronin interesat e tyre, duke dobësuar kështu funksionimin e duhur të institucioneve qendrore ashtu edhe të LKJ-së. Institucioni i vetëm unik dhe funksional në nivel qendror mbetej vetëm Armata Popullore e Jugosllavisë, në të cilën dominonte kuadri ushtarak serbë dhe malazezë dhe e cila pas vdekjes së J. B. Titos, ndonëse formalisht ishte nën udhëheqjen e Kryesisë së SFRJ-së, komandohej nga sekretari federativ i mbrojtjes popullore (që vinte nga radhët e ushtrisë) i cili filloi të shprehte tendenca të hapura të përzierjes në procesin e marrjes së vendimeve lidhur me reformat ekonomike dhe politike në Jugosllavi.[424]

Gjithashtu, nën presionin e KQ të LKJ-së dhe të KQ të LK të Serbisë, Komiteti Krahinor i LK të Kosovës, për të luftuar "nacionalizimin dhe separatizmin shqiptar", vendosi edhe diferencimin ideopolitik, sipas së cilit, për këdo që organet e punëve të brendshme dhe Lidhja e Komunistëve përpilojnë dosje si element "armiqësor", humbte të drejtën e regjistrimit si student në Universitetin e Kosovës në Prishtinë, i pamundësohej punësimi dhe masa të tjera shtesë. Si rezultat i kësaj politike diskriminuese, nga viti 1981 e deri në vitin 1989, të drejtën e studimit e kishin humbur 930 të rinj shqiptarë.[425]

---

[423] *Od mira do rata-Dokumenta Presedništva SFRJ 1991, 14.*

[424] Po aty, 24.

[425] *Srbija i Albanci (Pregled politike Srbije prema Albancima od 1944 dfo 1989),* Knjiga treća, Časopis za kritiko znanosti 128 (Ljubljana: Univerzitetni konferenci Zveze socialistične mladine Slovenije Maribor in Ljubljana, 1989), 98.

Njëkohësisht cak i fushatës së diferencimit u bënë intelektualët e njohur shqiptarë, si: Rexhep Qosja, Ali Hadri, Gazmend Zajmi, Fehmi Agani, Mark Krasniqi, etj.[426] Kështu organet e pushtetit detyruan të jepte dorëheqje nga detyra e drejtorit të Institutit të Historisë dhe nga procesi mësimor në Universitetin e Kosovës, studiuesin e njohur të historisë, akademik Ali Hadri.[427] Po kështu edhe prof. dr. Fehmi Agani, ligjërues i sociologjisë në Fakultetin Filozofik dhe drejtori i parë i Institutit Albanologjik të rihapur më 1967, sikur prof.dr.Gazmend Zajmi dhe akademik Ali Hadri, u largua nga procesi mësimor në Universitetin e Kosovës.[428] Duhet vlerësuar faktin se përkundër presionit të madh që ushtrohej ndaj Kosovës për marrjen e masave më të ashpra kundër intelektualëve të shquar dhe sidomos kundër atyre të angazhuar në Universitetin e Kosovës, duke iu falënderuar vetëdijes së ngritur politike dhe kombëtare të përfaqësuesve shqiptarë në pozita publike dhe politike, procesi i diferencimit kaloi pa pasoja të rënda dhe me rezultate zhgënjyese për kundërshtarët e shqiptarëve.

Megjithatë, në anën tjetër, vazhdonte represioni politik dhe ndjekja penale ndaj çdo zëri që binte në kundërshtim me frymën zyrtare politike. Kështu, gjatë vitit 1982 u organizua procesi gjyqësor kundër "Grupit të intelektualëve", ku bënin pjesë: Ukshin Hoti (1944-1999), Ekrem Kryeziu, Halil Ali-

[426] Sabile Keçmezi Basha, *Kosova (1945-1990),* 387; Azem Vllasi, *Kosova,* 370-372.

[427] Sabile Keçmezi Basha, *Kosova (1945-1990),* 389-390; Noel Malcolm, *Kosova- Një histori e shkurtër* (Prishtinë: Koha, 2001), 352.

[428] Ajete Zogaj, *Dija si art dhe arti si dije II* (Prishtinë: Shoqata Kulturore e Kosovës "Anton Pashku": 2010), 78;Azem Vllasi, *Kosova,* 376-377.

dema (1936-1996), Mentor Kaçi, Shemsi Reçica, Ali Kryeziu, Hilmi Ratkoceri, Nezir Haliti dhe Muharrem Fetiu.[429] Kuvendi i RSFJ-së dërgoi një delegacion në Kosovë (4-6 nëntor 1982), të cilët panë një përmirësim të klimës politike dhe ekonomike. Mirëpo, deklaratat pozitive të këtij delegacioni nuk u pëlqyen në RS të Serbisë dhe në RS të Sllovenisë. Pala serbe u ankua se përse kryetari i Kuvendit të RSFJ-së dhe njëherësh udhëheqësi i delegacionit, Raif Dizdareviqi, kishte vizituar Kosovën pa marrëveshjen paraprake me udhëheqësinë serbe. Pra ishte përpjekje që të kufizonte të drejtën e zyrtarëve të Federatës për të komunikuar drejtpërdrejt me krahinat. Njëkohësisht, lidhur me vizitën e këtij delegacioni, reagoi edhe kryetari i Lidhjes Socialiste të Popullit Punonjës të RS të Sllovenisë, Francë Shetinci, të cilit i pengonte deklarata se në Kosovë situata ishte më e mirë se që paraqitej në opinionin jugosllavë, si dhe pjesës ku thuhej se termoelektranat në Kosovë shfrytëzoheshin më mirë sesa shkruante shtypi i Beogradit.[430] Pra udhëheqja sllovene edhe gjatë vitit 1982 vazhdonte të përkrahte qëndrimet serbe lidhur me Kosovën, sepse kështu do të arsyetohej edhe kërkesa e vazhduar e tyre për zvogëlimin e kontributit të tyre financiar në Fondin për republikat e pazhvilluara dhe të Kosovës. Kështu slloveni Stane Dollanci (sekretar federativ për punë të brendshme të Jugosllavisë) i kishte deklaruar nëpunësve të Ambasadës së SHBA-së, se për të mbajtur forcat e nevojshme policore dhe

[429] Hysen Matoshi, *Mr. Halil Alidema- Jeta dhe veprimtaria* (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2017), 15.

[430] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije*, 113-115.

ushtarake në Kosovë, Jugosllavisë në vit i kushtonte 22 milionë $.[431]

Pas vitit 1981 Kosovës filloi t'i imponohej edhe një dukuri tjetër si "kusht" jozyrtar për pozitën kryesore politike, pra për atë të kryetarit të Kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës. Ky "kusht" i pashkruar, që vlente si dëshmi e besnikërisë dhe të devotshmërisë së tyre ndaj RSFJ-së, kërkonte, jozyrtarisht, që kandidati për postin udhëheqës në krye të partisë të ishte i martuar me joshqiptare ose të rridhte nga martesat e përziera. Pra, strukturat nacionaliste serbe në pamundësi që të rikthenin rrotën e historisë para vitit 1966, insistonin për karakterin internacionalist të kandidatëve shqiptarë, e cila s'kishte më mirë si të dëshmohej përpos me martesat e tyre.[432] Ky insistim i LKJ-së që për pozitën kryesore

---

431 General CIA Records, *Yugoslavia: Kosovo and Dizdarevic Report*, Document Number (FOIA) /ESDN (CREST): CIA- DOC0000371997. https://www.cia.gov/library/readingroom, qasja më 10 gusht 2020.

432 Udhëheqësit shqiptarë të Kosovës me kontributin më të madh dhe të cilët perceptoheshin nga serbët si më meritorët për avancimin e statusit të Kosovës, si: Fadil Hoxha, Veli Deva e Mahmut Bakalli, bashkëshortet i kishin shqiptare. Sipas konceptit serbë mbi lojalitetin ndaj shtetit, "shqiptarë lojalë" mund të ishte vetëm shqiptari me bashkëshorte joshqiptare, ose që rridhte nga martesat e përziera. Kështu Sinan Hasani, kryetar i Komitetit Krahinor të LK të Kosovës (1982) si dhe anëtar i Kryesisë së RSFJ-së (1984-1989), ishte i martuar me serbe/malazeze dhe në momentet kthesë të historisë më të re të Kosovës u rreshtua në anën e palës serbe (vdiq në Beograd në vitin 2006). Ali Shukria, kryetar i Kryesisë së KSA të Kosovës (1981-1982), kryetar i kryesisë së LKJ-së (1984-1985) si dhe anëtar i treshes bashkëpunuese proserbe në Kosovë (1988-1989), bashkëshorten e kishte serbe dhe vdiq në Beograd (2005). Kolë Shiroka, kryetar i Komitetit Krahinor të LK të Kosovës (1985-1986), po kështu bashkëshorten e kishte serbe dhe jetën e përmbylli në Beograd (1994). Rrahman Morina, kryetar i Komitetit Krahinor të LK të Kosovës (1989-1990) dhe një nga ndihmësit kry-

partiake në Kosovë të zgjidheshin kuadro shqiptare që jetonin jashtë Kosovës dhe me bashkëshorte serbe a malazeze nuk kishte si të mos shkaktonte pakënaqësi si dhe të forconte edhe më shumë ndjenjën për trajtimin tjetër, jo të barabartë, të shqiptarëve në RSFJ. Përkundër presionit psikologjik e politik serbo-jugosllavë që shtohej mbi shqiptarët dhe masave represive të rrepta, të përcjella me dënime me burgime afatgjata, jo vetëm që nuk u thye vullneti politik i shqiptarëve, por kjo ndikoi, madje edhe më shumë, në arsyeshmërinë e kërkesës për statusin e republikës. Njëkohësisht trajtimi i tyre si trup i huaj, pa lidhje etnike me kombet sllave e me gjuhë që s'kishte asgjë të përbashkët me gjuhët sllave si dhe me përkatësi fetare (shumicë) islame (myslimanët/boshnjakë konsideroheshin si sllavë të islamizuar) e bënte të logjikshme edhe parullën "Jemi shqiptarë, nuk jemi jugosllavë."

Në vitin 1984, në prag të Plenumit të Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë, establishmenti politik serbë, duke kritikuar dobësinë e qeverisë federale, kërkonte ndryshime kushtetuese si kusht për forcimin e pushtetit qendror si dhe implementimin e parimit të centralizmit demokratik në Lidhjen e Komunistëve të Jugosllavisë. Njëkohësisht, duke u an-

esorë të Serbisë në rrënimin e autonomisë së Kosovës (1989), bashkëshorten e kishte serbe. Mirëpo jo të gjithë fytyrat politike "internacionaliste" në krye të Lidhjes së Komunistëve të Kosovës i përmbushën pritshmëritë serbe. Kështu Azem Vllasi, kryetar i Komitetit Krahinor të LK të Kosovës (1986-1988), që bashkëshorten e kishte boshnjake/myslimane, si dhe Kaqusha Jashari (1988), që nga nëna ishte malazeze, u përpoqën të mbronin të drejtat kushtetuese të KSA të Kosovës. Shih: Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање,* 110; Fazli Syla, *Në rrjedhat e Kohës: Dëshmi dhe Përjetime* (Prishtinë: Libri shkollor, 2015), 85.

kuar mbi pozitën e pabarabartë të RS të Serbisë me republikat e tjera, udhëheqja serbe, në plenumin partiak të LK të Serbisë, në nëntor të vitit 1984, futi në dokumentet zyrtare partiake edhe kërkesat për të shtuar kontrollin politik dhe ekonomik mbi dy krahinat autonome: Kosovën dhe Vojvodinën. Këto kërkesa të elitës serbe jo vetëm se ishin plotësisht kundër frymës së kushtetutës së vitit 1974, por ishin edhe hapat e parë drejt shthurjes së Jugosllavisë.[433] Më 1984 filloi edhe procesi i zëvendësimit të gardës së vjetër të Titos (disa nga të cilët ndërruan jetë dhe disa u pensionuan) me politikanë të gjeneratës së re, karriera politike e të cilëve lidhej më shumë me republikat e tyre. Vënia e interesave të njësive të tyre federale përpara atyre qendrore ishin parësore për kuadrot e reja politike të republikave, të cilët me njëri tjetrin nuk i lidhte as ideali e as lufta e përbashkët. Pra të bashkuar i mbanin rrethanat e pavolitshme ndërkombëtare për shkëputje dhe interesi momental.

Në kushte të një atmosfere të hapur nacionaliste në Serbi, serbët e Kosovës, pas vitit 1981, marrin rolin e rrënuesit të Autonomisë së Kosovës dhe armiqësimit të serbëve me të gjitha kombet e tjera të RSFJ-së. Kështu, që nga viti 1985, tashmë vepronte hapur "Lëvizja e rezistencës serbe në Kosovë" (Srpski pokret otpora), e udhëhequr nga Mirosllav Shole-

---

[433] General CIA Records, *Yugoslavia: Key Party Plenum set for 5 march*, Document Number (FOIA) /ESDN (CREST): CIA-RDP85T01058R000202440001-4. https://www.cia.gov/library/readingroom,

viq,[434] por që ideatorë të vërtetë kishte Dobrica Qosiqin dhe Dushan Ristiqin (ish funksionar i lartë i Kosovës).[435] Akademiku Dobrica Qosiqi, jo vetëm se do të priste delegacionin 15 anëtarësh të nacionalistëve serbë nga Kosova, të prirë nga Kosta Bulatoviq, por edhe do të ndihmonte në përpilimin e peticionit të 2106 serbëve të Kosovës, që në tetor të vitin 1985 i dorëzohet Kuvendit të RSF të Jugosllavisë dhe të RS të Serbisë. Në këtë peticion kërkohej marrja e masave radikale në Kosovë, si parakusht për të parandaluar "përndjekjen dhe shpërnguljen e serbëve".[436] Se sa ishin spontane protestat e serbëve të Kosovës dëshmon vetë Mirosllav Sholleviqi, i cili kujton kinse hyrjen e dhunshme të tyre në Kuvendin Federativ, më 26 shkurt 1986, kur në të vërtetë ky skenar ishte bërë në marrëveshje paraprake me Miodrag Trifunoviqin (Kryetarin e Këshillit Ekzekutiv Federativ).[437] Se sa të pabazuara dhe të politizuara ishin këto ankesa serbe, tregojnë të dhënat zyrtare statistikore mbi lëvizjen e popullsisë, sipas të cilave, nga Kosova, në vitet 1983 - 1987, ishin shpërngulur 34.251 banorë, prej tyre, serbë dhe malazezë ishin 17.220,

---

[434] Miroslav Šolević, *"Režim nas je iskoristio",* Vreme, broj 454, 18. septembar 1999. https://www.vreme.com/arhiva_html/454/11.html. Qasja më 30 prill 2021.

[435] Nevenka Tromp, *Gjykimi i papërfunduar i Sllobodan Milloshevigit* (Prishtinë: "Pema ", 2021), 112.

[436] Добрица Ћосић, Косово (Београд: Новости, 2004), 42-44.

[437] "...Nas stotinu Srba sa Kosova 26. februara '86. nasilno ulazi u saveznu skupštinu! Doduše, režija je dogovorena sa pokojnim dr Miodragom Trifunovićem, tadašnjim predsednikom Saveznog veća." Shih: Miroslav Šolević, *"Režim nas je iskoristio".* https://www.vreme.com/arhiva_html/454/11.html. Qasja më 10 qershor 2021.

ndërsa të shpërngulurit tjerë ishin shqiptarë. Në të njëjtën periudhë në Kosovë ishin kthyer 11.942 persona, prej të cilëve 3.532 ishin serbë dhe malazezë. Rrjedhimisht për 4 vjet (1983-87), numri i përgjithshëm i të shpërngulurve nga Kosova ishte 13.688 banorë serbë dhe malazezë dhe 8.621 shqiptarë.[438]

*) Tabelë mbi migrimet e popullsisë në Kosovë (1983-87).

| Imigrimet e popullsisë nga Kosova (1983-1987) | | Banorë të kthyer në Kosovë | Numri i të shpërngulurve |
|---|---|---|---|
| Serbë dhe malazezë | 17.220 | 3.532 | 13.688 |
| Shqiptarë | 17.031 | 8.410 | 8.621 |
| Numri i përgjithshëm | 34.251 | 11.942 | 22.309 |

Është shumë e qartë se shpërnguljet nga Kosova nuk ishin as masive e as etnike, por largimi i banorëve kishte të bënte më shumë me problemin e punësimit, të infrastrukturës më të mirë shëndetësore, arsimore dhe kulturore që ekzistonte në qytetet e Serbisë. Dukuria e lëvizjes së popullsisë drejt republikave të tyre amë (kroatëve për në RS të Kroacisë, boshnjakëve drejt RS të Bosnjës dhe Hercegovinës, serbëve nga Kroacia dhe Bosnja për në RS të Serbisë) ishte proces normal që zhvillohej dhe kishte ndodhur edhe më parë gjatë kri-

438 Branko Horvat, *Kosovsko pitanje* ( Zagreb: Globus, 1989), 157.

jimit të shteteve-kombe.[439] Këto argumente i kishin të qarta edhe pushtetarët serbë, mirëpo kjo nuk i pengonte që t'i shfrytëzonin "gënjeshtrat dhe trillimet" si mënyrë për të ushqyer frymën nacionaliste serbe kundër Kosovës. Njëkohësisht, organet partiake dhe shtetërore të Jugosllavisë, në përfundimet e tyre lidhur me raportet shqiptaro-serbe, pos analizimit të njëanshëm të së kaluarës, nuk merrnin parasysh edhe ndikimin e dallimeve sociale në thellimin e ndasisë etnike ndërmjet shqiptarëve dhe serbëve. Në të vërtetë, në Kosovë, deri në vitet 70 të shekullit XX, struktura etnike e të punësuarve në institucionet dhe ndërmarrjet shtetërore dominohej nga serbët dhe malazezët, të cilët njëkohësisht ishin edhe shfrytëzues të banesave shtetërore. Ndërkohë që shqiptarët përfaqësonin popullsinë rurale dhe në masë të papunësuar nëpër qytete, si dhe faktin se serbët dhe malazezët përbënin shumicën e shtresës sociale me standard të ngritur jetësor (të ardhura të sigurta mujore, banesa shtetërore me të gjithë infrastrukturën e nevojshme: ujin, kanalizimin, rrymën elektrike dhe pajisje shtëpiake, etj), shqiptarët, në shumicë, vazhdonin të jetonin në shtëpi private me kushte të mjeruara sanitare dhe në varfëri. Zvogëlimi dhe ndryshimi gradual i raporteve sociale në dobi të shumicës së popullsisë shqiptare në Kosovë, nëpërmes politikës së drejtë të punësimit në raport me strukturën etnike të vendit, solli edhe deri te një tronditje psikologjike në mesin e serbëve dhe malazezëve. Ata nuk mund të mësoheshin me faktin e të qenit të barabartë me shqiptarët si dhe me humbjen e pozitave të privilegjuara në

[439] Бојан Ђокић, *Српска јавност о међунационалним односима у Социјалистичкој Аутономној Покрајини Косово 1981-1989*, 105.

institucionet politike dhe ekonomike të Kosovës. Mentaliteti sundues dhe ndjenja e superioritetit etnik ndaj shqiptarëve nuk përputhej më realitetin e ri në Kosovën e viteve 70 të shekullit XX, gjë që për serbët ishte faktor shtesë i cili ndikoi që ata të shpërnguleshin në qytetet e RS të Serbisë, ku pos që ishin në mjedisin e tyre etnik, ata kishin edhe kushte më të mira të banimit, të punësimit dhe të edukimit. Të gjitha këto argumente ishin të kota, ngase RS e Serbisë nuk ishte e interesuar për uljen e tensioneve politike dhe etnike në Kosovë, por, përkundrazi, në mbajtjen e atmosferës së krizës dhe shfrytëzimin e saj me synimin përfundimtar, kufizimin ose anulimin e autonomisë përmbajtjesore të Kosovës. Prandaj institucionet shtetërore lejonin dhe toleronin organizimet e serbëve të Kosovës, të cilët, të prirë nga Mirosllav Sholeviq, Kosta Bullatoviq, Boshko Budimiroviq dhe Bogdan Kecman, filluan gjatë vitit 1985 organizimin e protestave dhe mitingjeve në Beograd, kundër të cilave nuk u përdor dhuna policore (ashtu si ishte përdorur kundër demonstruesve shqiptarë më 1981) dhe me anë të të cilave bëhej presion si ndaj institucioneve të federatës ashtu edhe ndaj politikanëve joserbë të Jugosllavisë.[440]

Ky presion i pandërprerë serbë në organet qendrore të federatës lidhur me Kosovën, më në fund, më 29 korrik 1985, në mbledhjen e Kryesisë së Komitetit Qendror të Lidhjes së Komunistëve të Jugosllavisë solli ngadhënjimin e lobit serbë. Në këtë takim u miratua "raporti i Kuçanit" lidhur me Kosovën (Millan Kuçani, kryetar i Kryesisë së LK të Sllovenisë

[440] Dejan Jović, Osma sjednica: uzroci, značaj, interpretacije, 8-9. https://core.ac.uk/download/pdf/9049369.pdf, qasja më 1 shkurt 2021.

dhe më vonë i Kryesisë së RS të Sllovenisë), ku thuhej se: "...e drejta e popullit serbë për të krijuar shtetin e tyre, sikur kombet e tjera në SFRJ nuk është kryer plotësisht, sepse pikat e kushtetutës, sipas së cilave krahinat janë në kuadër të Serbisë, nuk janë zbatuar në praktikë."[441] Me këtë qasje të LKJ-së, për ndryshime kushtetuese që do të cenonin autonominë e Kosovës, Serbia kishte marrë pëlqimin politik përfundimtar edhe nga përfaqësuesit e njësive të tjera federale. Njëkohësisht u bë e qartë për të gjithë, si në Kosovë ashtu edhe jashtë RSFJ-së, se shqiptarët asnjëherë nuk ishin konsideruar si të barabartë nga kombet e tjera të Jugosllavisë dhe se republikat e tjera dëshironin të paqësonin nacionalizmin serbë në kurriz të Kosovës.

Si produkt i kësaj fryme nacionaliste në Serbi u përpilua edhe Memorandumi i Akademisë së Shkencave dhe të Arteve të RS të Serbisë (SANU), i bërë publik më 1986, ku do të kërkohej ndryshimi i kushtetutës së vitit 1974.[442] Në këtë memorandum Akademia e Shkencave dhe e Arteve të RS të Serbisë (SANU), duke marrë si shkas kinse "përndjekjen" e serbëve në Kosovë si dhe për "gjenocidin" që kinse po bëhej ndaj tyre, kërkonin ndryshimin e kushtetutës së vitit 1974 të RS të Serbisë në raport me federatën dhe me dy krahinat

[441] *"... pravo srpskog naroda da stvori svoju vlastitu državu na isti način kao i ostali narodi u SFRJ nije još u potpunosti ispunjeno jer ustavni principi, po kojima su pokrajine unutar Srbije, nisu uvijek bili dosljedno provođeni u političkoj stvarnosti."* Për më shumë shih: Ivan Bilić, *Kronologija raspada SFRJ i stvaranje Republike Hrvatske do 15. Siječnja 1992*, 74.

[442] Sonja Biserko, 25.

autonome, të Kosovës dhe të Vojvodinës.[443] Një akademi me traditë dhe serioze nuk do të nxiste thellimin e krizës politike dhe etnike brenda vendit të tyre, aq më pak duke akuzuar një grup etnik për gjenocid ndaj kombit më të madh në RSFJ-së, pra serbëve. Është plotësisht e qartë se politikat gjenocidale nuk kryhen pa programe e as në kushte paqësore, por ato realizohen vetëm në kushte lufte dhe kur pala që organizon përndjekjen e një grupi etnik posedon me instrumentet e dhunës shtetërore (ushtrinë dhe policinë), gjë që KSA e Kosovës nuk i kishte. Se sa joseriozë dhe sa me urrejtje i shikonin akademikët serbë të tjerët, posaçërisht shqiptarët, shihet kur në memorandumin e tyre përmendin rastin e Gjorgje Martinoviqit, si argument për të akuzuar dhe mbjellë ndjenjën e hakmarrjes kundër shqiptarëve.[444] Në anën tjetër, organizata ndërkombëtare joqeveritare si "Amnesty International" dokumentojnë dhunën e ushtruar ndaj të burgosurve politikë shqiptarë. Kjo organizatë, në dhjetor të vitit 1982, kërkonte nga sekretari federativ i drejtësisë së Jugosllavisë një hetim gjyqësor lidhur me keqtrajtimin e Hydajet Hysenit, Halil Alidemës dhe Ukshin Hotit.[445] Rrjedhimisht efekti i parë pozitiv i demonstratave dhe burgosjeve masive ishte se para opinionit botëror u dëshmua hapur se shqiptarët ishin **viktima të vërteta** të politikës revanshiste dhe nacionaliste të RS të Serbisë dhe të republikave të tjera të Jugosllavisë që e përkrahnin.

---

[443] Memorandum Srpske Akademije Nauka i Umetnosti (nacrt), Jesen 1986. https://www.helsinki.org.rs/serbian/doc/memorandum%20sanu.pdf. Qasja më 8 tetor 2020.

[444] Po aty.

[445] Hysen Matoshi, *Mr. Halil Alidema- Jeta dhe veprimtaria,* 51.

Ndërkohë Lidhja e Komunistëve të Kosovës, që ishte bartëse e jetës politike, ekonomike dhe kulturore në Krahinën Autonome të Kosovës, në një atmosferë të pavolitshme dhe nën presionin e LK të Serbisë dhe LKJ-së, si dhe pjesërisht e sabotuar nga shumica e qytetarëve shqiptarë të Kosovës, përpiqej t'i luftonte dukuritë negative si: korrupsionin, keqpërdorimet e mëdha të honorarëve dhe të udhëtimeve zyrtare, ngecjet në funksionimin e sistemit vetëqeverisës, etj. Gjithashtu, në përpjekje për të zbutur problemin e strehimit ose vendbanimit, ashtu sikur në të gjithë RSF të Jugosllavisë, në Kosovë u organizua aksioni "ke shtëpi-kthe banesën", por me rezultate të kufizuara.[446] Megjithatë, pjesa më madhe e veprimtarisë së LK të Kosovës ishte e përqendruar në luftimin e "nacionalizmit dhe irredentizmit shqiptar"dhe propagandës kundër RPS të Shqipërisë, ndaljes së "shpërnguljes së serbëve dhe të malazezëve", privilegjimin e serbëve dhe plotësimin e kërkesave të tyre në sferën e punësimit, të banimit e të sigurisë.[447] Një politikë e tillë e njëanshme dhe favorizuese për serbët vetëm kishte thelluar hendekun me shumicën e banorëve shqiptarë të Kosovës dhe në mënyrë të pavetëdijshme ushqente nacionalizmin serbë në përpjekjet e tyre për revidimin e kushtetutës së vitit 1974. Se sa ishin në kundërshtim me të gjithë treguesit ekonomikë dhe socialë masat e marra kundër shqiptarëve pas ngjarjeve të vitit 1981 në Kosovë, dëshmojnë edhe të dhënat zyrtare statistikore të RSF të

[446] ASHAK, Fondi: *Pokrajinski Komitet SK Kosova,* Kutia 2, Plenum I i II 1989, Mbledhja e XXVII e Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, 22 prill 1986, Vlerësimi i zgjedhjeve në Lidhjen e Komunistëve të Kosovës, 13.

[447] Po aty, 14-15.

Jugosllavisë. Sipas regjistrimit të vitit 1981 KSA e Kosovës, në një hapësirë gjeografike prej 10.887 $km^2$, kishte 1.584.000 banorë ose 146 banorë në një $km^2$, ndërkohë që RS e Serbisë, pa krahinat autonome, kishte 55.968 $km^2$ me 5.694.000 banorë ose 102 banorë në një $km^2$.[448] Pra, përderisa shqiptarët po përjetonin një lulëzim relativ ekonomik, duke u falënderuar edhe dërgesave të hollave nga punëtorët në punë të përkohshme në Evropën Perëndimore, ata ishin përqendruar në një hapësirë të ngushtuar gjeografike, me dendësinë më të madhe të popullsisë në RSF të Jugosllavisë, ku çmimi i tokës ishte ndër më të lartët në Jugosllavi. Natyrisht, në rrethana të tilla, kur nga shitjet e tokës në Kosovë mund të blije shumëherë patundshmëri më të madhe në RS të Serbisë, shumë nga serbët e Kosovës ishin të joshur për të shitur pronat e tyre, duke përmirësuar në RS të Serbisë gjendjen ekonomike dhe statusin social të tyre.

Në përpjekje për ta bërë sistemin socialist vetëqeverisës funksional, LKJ-ja në kongresin e saj XIII (1986), në kongresin X të LK të Serbisë, si dhe në konferencën XIV të LK të Kosovës, pos analizës kritike të sistemit politik-ekonomik të vetëqeverisjes, kishte kërkuar edhe ndryshime kushtetuese në raportet e RS të Serbisë me dy krahinat autonome, me të cilat do të sigurohej uniteti dha bashkësia në të gjithë territorin e RS të Serbisë, si dhe ligji mbi punën e bashkuar. Duke u mbështetur në këto vendime, rrugën ndryshimeve kushtetuese, ndonëse të kufizuar, respektivisht në ndryshime vetëm në sferën e politikave ekonomike për të mundësuar reformat e

[448] Статистички Календар Југославије 1983 (Београд: Савезни Завод за Статистику, 1983), 33.

nevojshme ekonomike, e kishte iniciuar Kryesia e RSF të Jugosllavisë në vitin 1986. Mirëpo, Kryesia e RSFJ-së kishte kërkuar që gjatë ndryshimeve kushtetuese jo vetëm të respektoheshin, por as të mos ndryshoheshin disa principe si: politika e vëllazërim-bashkimit dhe barazia e të gjitha kombeve dhe kombësive; sistemi vetëqeverisës socialist; rregullimi federativ dhe pozita kushtetuese e republikave dhe krahinave etj.[449] Ndërsa kryetari i Kryesisë së RS të Serbisë, Ivan Stambolliqi, doli me propozimin që të bëheshin ndryshime në preambulën e kushtetutës federative, që kishin të bënin me statusin kushtetues të dy krahinave, pra të Vojvodinës dhe të Kosovës si dhe të raporteve të tyre me Serbinë.[450] Madje pala serbe, në vitin 1986, kishte marrë pëlqimin e të gjitha republikave dhe të organeve të federatës për ndryshimin e kushtetutës federale lidhur me raportet krahinë-republikë.[451] Në të vërtetë serbët insistonin që ta ndryshonin nenin 1 të Kushtetutës së RSFJ-së, në të cilën theksohej se Federata Jugosllave përbëhej nga gjashtë republika dhe dy krahina, por që njëkohësisht ishin edhe në përbërje të RS të Serbisë. Udhëheqja serbe (Ivan Stamboliqi) synonte që në ndryshimet kushtetuese të theksohej se krahinat ishin pjesë e Serbisë, por jo edhe të Federatës Jugosllave. Dhe, ashtu siç shkruam Azem Vllasi,

[449] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova*, Kutia 13, sednica 35-36, Program Idejno-političkih zadataka Saveza Komunista Kosova u aktivnostima na promenama ustava SFRJ, Ustava SR Srbije, Ustava SAP Kosova i zakona o udruženom radu. Priština, aprila 1987 godine, 1.

[450] Azem Vllasi, *Kosova: Fillimi që nuk harrohet* (Prishtinë: Koha, 2017), 393.

[451] Ivan Stambolić, *Koren Zla* (Beograd: Helsinski odbor za ljudska prava u Srblji, 2002), 136-137.

anëtari i Kryesisë së RSFJ-së dhe kryetari i grupit punues për ndryshimet kushtetuese, Hamdija Pozderac u kishte premtuar strukturave politike të Kosovës se nëse propozimet nuk do të pranoheshin nga Kosova dhe Vojvodina, nuk do të kalonin. Ideja se propozimi i Serbisë për ndryshime kushtetuese do të pranohej nga Kryesia e RSFJ-së vetëm me amendamentimin e harmonizuar me dy krahinave dhe kjo "kundërvënie" ndaj politikave serbomadhe, i kishte kushtuar këtij kuadri nga Bosnja dhe Hercegovina me përfundim të karrierës politike.[452] Kuvendi i Kosovës, i gjendur nën presionin e rregullt të RS të Serbisë, të nacionalizmit serbë dhe organeve të Federatës Jugosllave dha pëlqimin që të fillohej me ndryshimet kushtetuese të RSFJ-së.[453]

[452] Azem Vllasi,394-395.

[453] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova*, Kutia 13, sednica 35-36, Program Idejno-političkih zadataka saveza komunista Kosova u aktivnostima na promenama ustava SFRJ, Ustava Sr Srbije, Ustava SAP Kosova i zakona o udruženom radu. Priština, aprila 1987 godine, 3.

## 4.2. Historia e përsëritur e argumenteve serbe kundër shqiptarëve dhe Kosovës: "Dëmtimi" dhe shitblerja e pronës së serbëve dhe "sulmet" kundër Kishës Ortodokse Serbe

Shenjë e diskriminimit kombëtar të shqiptarëve ishte edhe pjesëmarrja e tyre e vogël në institucionet e sigurimit shtetëror të keqnjohur si UDB-ja (Uprava Državne Bezbednosti-Drejtoria e Sigurimit Shtetëror), në të cilën, deri në vitin 1966, kishte të punësuar 28% shqiptarë, 59.5% serbë dhe 12% malazezë.[454] Ndërkohë, sipas regjistrimit të popullsisë së vitit 1961, Kosova kishte 963.988 banorë, nga të cilët, 646.605 ishin shqiptarë ose 67.1 % e popullsisë, ndërsa 227.016 ishin serbë ose 23.5% e banorëve të Kosovës.[455] Për elitën intelektuale dhe politike serbe, kjo mospërputhje ndërmjet strukturës së banorëve dhe të punësuarave në organet e sigurimit shtetëror, me mbi 70% serbë dhe malazezë të punësuar, nuk ishte simbol i shtypjes së popullsisë shumicë. Mirëpo, kur ky raport fillon të ndryshojë, ndryshon edhe perceptimi i serbëve ndaj shqiptarëve dhe Kosovës. Kështu,më 1974 në aparatin shtetëror të sigurisë së Kosovës kishte

---

[454] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,* 145.

[455] Enti i Statistikës së Kosovës, Ndryshimet demografike të popullsisë së Kosovës në periudhën 1948-2006 (Prishtinë: Enti i Statistikës së Kosovës, 2008), 7. https://ask.rks-gov.net/media/1834/ndryshimet-demografike-te-popullsise-se-kosoves-ne-periudhen-1948-2006.pdf. Qasja më 20 mars 2021.

60.2% shqiptarë, 29.5% serbë dhe 7.3% malazezë.[456] Kurse sipas regjistrimit të popullsisë së vitit 1971; shqiptarë ishin 916.168 ose 73.7%, serbë 228.264 ose 18.4%.[457]

*) Tabela mbi strukturën kombëtare të të punësuarve në Organet e Punëve të Brendshme në KSA të Kosovës (1966 dhe 1974).[458]

| | Struktura kombëtare e të punësuarave në UDB (Uprava Državne Bezbednosti-Drejtoria e Sigurimit Shtetëror) (1966) | Popullsia e Kosovës (1961) | Struktura kombëtare e të punësuarave në Organet e Punëve të Brendshme në KSA të Kosovës (1974) | Popullsia e Kosovës (1971) |
|---|---|---|---|---|
| shqiptarë | 28% | 646.605<br>67.1 % | 60.2% | 916.168<br>ose<br>73.7 % |
| Serbë dhe malazezë | 71.5%<br>(59.5% + 12%) | 227.016<br>23.5 % | 36.8%<br>(29.5%+7.3%) | 228.264<br>ose 18.4%<br>18.4 %. |
| Gjithsej | | 963.988 | | 1.243.693 |

Pra, edhe në vitin 1974 serbët, edhe pse përbënin vetëm 18% të popullsisë së Kosovës, në institucionet e sigurisë, bashkë

---

456 Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елитаи Косовско питање 1974-1989, 145.*

457 Enti i Statistikës së Kosovës, Ndryshimet demografike të popullsisë së Kosovës në periudhën 1948-2006, 7.

458 Enti i Statistikës së Kosovës, Ndryshimet demografike të popullsisë së Kosovës në periudhën 1948-2006 (Prishtinë: Enti i Statistikës së Kosovës, 2008), 7; Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989, 145.*

me malazezët, përbënin rreth 36.8% të punësuarve, ndërkohë që shqiptarët përfaqësoheshin për 13.5% më pak në këto institucione se sa që ishte pjesëmarrja e tyre në strukturën e popullsisë së Kosovës. Kjo do të thoshte se realisht në organet e punëve të brendshme në sferën e punësimit ende nuk ishte arritur barazia e plotë kombëtare. Në anën tjetër, në momentin që shqiptarët fillojnë të barazohen me serbët në fushën e punësimit në këto instuticione, me ç'rast serbët humbin pushtetin dhe dominimin mbi shqiptarët, kjo filloi të përjetohet te serbët si shenjë e shkeljes së të drejtave të tyre, ngase, kinse, kjo kishte sjellë dobësimin e institucioneve shtetërore të sigurisë në punën e tyre të zbulimit dhe të burgosjes së shqiptarëve, të cilët, hapur apo fshehurazi, kritikonin ose shprehnin pakënaqësi lidhur me pozitën e tyre në RSF të Jugosllavisë. Me fjalë të tjera, elita serbe nuk mund të pajtohej me një realitet të ri, ku shqiptarët dhe Kosova (me kushtetutën e vitit 1974) ishin fuqizuar, ndonëse jo në masën e barazisë së plotë me kombet dhe republikat e tjera të RSFJ-së. Politizimi në masë dhe me qëllim i çdo lloj mosmarrëveshjeje lidhur me pronën, kullosat, bagëtinë që ndodhnin ndërmjet fshatarëve, sidomos kur palët ishin të dy kombësive të ndryshme, bëhej ashtu që menjëherë pala shqiptare të akuzohej se kishte dëmtuar "viktimën" serbe. Prej shumë rasteve të tilla banale që nuk kishin në thelb asnjë prapavijë etnike, është edhe rasti kur punëtori shqiptar (edhe pse me lejen e anëtarëve të Këshillit për mirëmbajtjen e varrezave ortodokse) kishte prerë katër lisa në varrezat ortodokse në fshatin Krushevcë afër Pejës. Prerja e tyre ishte shfrytëzuar nga shtypi i Beogradit, pavarësisht së vërtetës, si shembull i dëm-

timit të qëllimshëm të varrezave dhe formë e presionit për shpërngulje të serbëve.[459] Pastaj këto mosmarrëveshje, të cilat sigurisht shumë më shumë ndodhnin brenda vetë bashkësisë serbe, shfrytëzoheshin si "argumente" për të kërkuar ndryshimin e ligjit penal, sipas të cilit, rastet e tilla do të duhej të cilësoheshin si vepra të rënda penale, të kryera me motive të urrejtjes fetare dhe etnike.[460] Absurdi ishte aq më i madh kur edhe në Kuvendin federativ diskutohej për kinse plane të "nacionalistëve shqiptarë" për të mbledhur në mënyrë të organizuar mjete financiare në mënyrë që të blejnë pronat e serbëve dhe malazezëve në Kosovë.[461] Natyrisht, mjetet e informimit publik të RS të Serbisë, shitblerjet e pronave ndërmjet pjesëtarëve të përkatësive të ndryshme etnike në Vojvodinë dhe në republikat e tjera nuk i shikonin me prizmin e njëjtë, ashtu sikur shtypi ditor dhe periodik i Beogradit i trajtonte shqiptarët. Rrjedhimisht, hiperbolizimi, fabrikimi dhe politizimi i skajshëm i çfardo rasti të ndodhur ndërmjet shqiptarëve dhe serbëve, shtypi i Beogradit i jepte hapësirë të madhe mediatike, duke krijuar dhe mbajtur disponimin antishqiptar në Serbi dhe në Jugosllavi. Si pasojë e kësaj fryme antishqiptare ishin sulmet gjithnjë e më të shpeshta kundër lokaleve afariste të shqiptarëve në qytetet e ndryshme të Serbisë. Kështu, në Kralevë (Serbi), më 9 korrik 1985, nacionalistët serbë thyen vitrinat e dy objekteve afariste në pronësi të shqiptarëve. Natyrisht, kryerësit e këtyre sulmeve kundër

[459] Бојан Ђокић, 60-61.

[460] Бојан Ђокић, *Српска јавност о међунационалним односима у Социјалистичкој Аутономној Покрајини Косово 1981-1989*, 58.

[461] *Политика*, Среда 12. септембар 1984, 7.

pronës së shqiptarëve mbeteshin në shumicën e rasteve të panjohura për organet e ndjekjes së Serbisë.[462] Ndërsa lidhur me akuzën për kinse dukurinë e dhunimeve masive të serbëve në Kosovë, shembulli më i mirë i këtij mjerimi moral të elitës intelektuale dhe politike serbe ishte rasti i Gjorgje Martinoviqit. Në të vërtetë ky fshatar serbë, në vendbanimin Jaruga afër qytetit të Gjilanit, më 1 maj 1985, ishte vetëlënduar gjatë aktit të vetëkënaqësimit seksual, me ç'rast i kishte mbetur në rektum një shishe e thyer qelqi. Ndonëse Martinoviqi, për të shpëtuar nga ky turp, fillimisht do të fajësonte shqiptarët, organet e rendit në Gjilan menjëherë vërtetuan se fshatari serb ishte vetëlënduar. Lidhur me këtë rast dëshmon edhe ish kryeshefi i qendrës së sigurimit në Gjilan, Halit Rexhepi, i cili thekson se forcat e policisë në vendin e ngjarjes kishin gjetur dy shishe të përdoruara për vetëkënaqësim nga Gjorgje Martinoviqi dhe se ata kishin vërtetuar se me cilën thikë dhe cilën degë të pemës e kishte prerë për të mbajtur shishet e qelqit në të cilat ai vetëkënaqej. Gjorgje Martinoviqi, gjithashtu, edhe në bisedë me kolonelin Novak Ivanoviq, komandantin e garnizonit të Armatës Popullore të Jugosllavisë në Gjilan (aty ku punonte edhe Gjorgje Martinoviqi), kishte pranuar se ishte vetëlënduar gjatë aktit të vetëkënaqësimit seksual.[463] Koloneli Novak Ivanoviqi, 30 vjet më vonë, në gazetën "Republika", do të ripohonte se Martinoviqi ishte vetëlënduar dhe se i gjithë rasti ishte manipuluar dhe shfrytëzu-

---

[462] Бојан Ђокић, 59.

[463] Halit Rexhepi (Kryeshef i qendrës së sigurimit në Gjilan), *"Rasti i Gjorgje Martinoviqit":* intervistuar nga Memli Sh. Krasniqi, Gjilan (Republika e Kosovës), 22 shtator, 2013, incizimi digjital: M2U00517. MPG, Instituti Albanologjik, Prishtinë, Republika e Kosovës.

ar për të akuzuar shqiptarët si popull dhunues dhe primitiv.[464] Njëkohësisht edhe Fadil Hoxha potenconte se edhe Rrahman Morina (sekretar krahinor i punëve të brendshme të KSA të Kosovës) kishte pohuar se Gjorgje Martinoviqi ishte vetëlënduar. Hetimet rreth kësaj ngjarjeje, në shumicën e rasteve, i kanë bërë inspektorët e sigurimit shtetëror të kombësisë serbe (si nga institucionet shtetërore të Kosovës ashtu edhe të Serbisë) dhe asnjëherë nuk kanë gjetur prova për të vërtetuar akuzën se kjo ishte vepër e "nacionalistëve shqiptarë".[465] Pra, një fatkeqësi personale nga një rast banal, u shfrytëzua nga aparati propagandistik serbë për të fajësuar rrejshëm dhe për t'i demonizuar shqiptarët. Bile edhe Akademia e Shkencave dhe Arteve të RS të Serbisë merrte shembullin e Gj. Martinoviqit si një nga argumentet serioze për dhunimet masive të serbëve në Kosovë si dhe për të arsyetuar përmbajtjen nacionaliste të memorandumit. Të dhënat statistikore zyrtare dokumentojnë se në vitet 1981-1986 në Kosovë ishin regjistruar vetëm 139 raste dhunimi, ndërkohë në Serbinë Qendrore kishte 1.371 raste të dhunimit.[466] Përkundër të gjithave, Kuvendi i RS të Serbisë, po në vitin 1985, duke shfrytëzuar atmosferëne krijuar antishqiptare, do të kërkonte fillimin e ndryshimeve kushtetuese në raport me Kosovën, të cilat do ta "ndihmonin" RS të Serbisë për ta"stabilizuar situatën në

---

[464] Nenad Ž. Petrović, "*Slučaj* Đorđa *Martinovića- trideset godina kasnije", Republika*, Broj 600-603 (1 jul-31 avgust 2015). http://www.republika.co.rs/600-603/22.html. Qasja më 7 tetor 2020.

[465] *Fadil Hoxha në vetën e parë*, 412.

[466] Oliver Jens Schmitt, 236.

Kosovë" dhe për ta ndalur "shpërnguljen"e serbëve".[467] Njëkohësisht cak i sulmeve kundër identitetit kombëtar të shqiptarëve u bë edhe flamuri kombëtar, me akuzë se ai kishte pamjen e ngjashme me flamurin shtetëror të RPS të Shqipërisë. Prandaj përfaqësuesit serbë, malazezë dhe maqedonas në institucionet qendrore, me qëllim që të ndalohej përdorimi i simbolit të unitetit kombëtar shqiptar, rregullisht hapnin debate lidhur me flamurin dhe kjo dukuri u bë më intensive sidomos gjatë viteve 1986-87. Ata bënin sikur nuk dallonin ndryshimin ndërmjet flamurit kombëtar dhe flamurit shtetëror, në kohën kur BRSS-ja kishte në përdorim zyrtar flamurin me draprin dhe çekanin, që njëkohësisht ishte edhe simbol i Lëvizjes Komuniste Ndërkombëtare. Kjo vetëm dëshmon urrejtjen që kishin përfaqësuesit e këtyre popujve kundër shqiptarëve dhe qëllimin e tyre për hapjen e rrugës që do të shpinte në përdorimin e dhunës kundër një popullsie josllave të mbetur pa vullnetin e saj në kuadër të Jugosllavisë. Mjerisht, në rrethana të presionit të madh politik dhe mediatik të Serbisë dhe të aleatëve të saj (malazezëve dhe maqedonasve) si dhe pa ndonjë përkrahje të theksuar nga republikat veriore (RS e Sllovenisë dhe RS e Kroacisë), udhëheqja e Kosovës, në nëntor të vitit 1987, mori vendim që ta ndryshonte pamjen e flamurit kombëtar shqiptar, me qëllim që ky simbol i identitetit kombëtar të dukej ndryshe nga flamuri zyrtar i RPS të Shqipërisë.[468]

[467] Бојан Ђокић, *Српска јавност о међунационалним односима у Социјалистичкој Аутономној Покрајини Косово 1981-1989*, 74.

[468] Azem Vllasi, *Kosova, 464; Fadil Hoxha në vetën e parë*, 401.

## 4.3. Institucionalizimi i kërkesave serbe për të kufizuar - anuluar autonominë e Kosovës (1985-1989)

Ekonomia e Kosovës gjatë vitit 1985, sipas të dhënave statistikore, kishte treguar shenja stabilizimi, duke pasur një rritje të prodhimit industrial prej 16.4 %, si dhe për herë të parë ishte shënuar bilanc pozitiv tregtar me shtetet e huaja prej 11.9 milionë dollarësh. Megjithatë një nga mangësitë në politikën zhvillimore të Kosovës ishte mosfunksionimi praktik i ligjit mbi punën e bashkuar, në bazë të së cilës ishin nënshkruar 110 marrëveshje vetëqeverisëse për bashkimin e mjeteve dhe të punës ndërmjet organizatave të punës së bashkuar (OPB) të Kosovës dhe të OPB të republikave të tjera, porse ishin realizuar vetëm një numër i vogël i tyre. Problemet në mosfunksionimin e këtij procesi ishin të shumta, që nga vonesat në derdhjen e mjeteve nga Fondi Federal, vonesat në nxjerrjen e masave nxitëse, vonesat e gjata nga momenti i aprovimi e deri në fillimin e ndërtimit të objekteve, etj. Këto vonesa dhe zvarritje në realizimin e programeve nga Fondi Federativ për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe Kosovës, ndikonin pastaj në thellimin e krizës sociale dhe rritjen e papunësisë (numri i të papunëve në Kosovë për vitin 1985 zyrtarisht sillej rreth 113.000, me një rritje vjetore prej 15%).[469]

---

[469] ASHAK, Fondi*: Pokrajinski Komitet SK Kosova*, Kutia 2, Plenum I i II 1989, Mbledhja e XXVII e Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, 22 prill 1986, Vlerësimi i zgjedhjeve në Lidhjen e Komunistëve të Kosovës, 12-13.

*) Tabelë e Entit Federativ të Jugosllavisë.[470]

| Mjetet e Fondit të Federatës për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të KSA të Kosovës 1985-87 (në miliona dinarë) | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | SFRJ | Huazimi (Kreditimi) | Bashkimi i mjeteve dhe i punës | RS e Bosnjë dhe Hercego-vinës | RS e Malit të Zi | RS e Kroacisë | RS e Maqedonisë | RS e Sllovenisë | RS e Serbisë | KSA e Kosovës | KSA e Vojvodinës |
| 1985 | **148.362** | 97.610 | 50.753 | 19.359 | 3.183 | 37.512 | 9.861 | 21.837 | 39.861 | 2.903 | 13.847 |
| 1986 | **263.763** | 162.699 | 101.064 | 40.730 | 5.470 | 60.882 | 13.173 | 47.484 | 54.938 | 7.531 | 33.555 |
| 1987 | **542.564** | 211.472 | 331.092 | 96.382 | 10.806 | 132.219 | 28.960 | 100.416 | 96.117 | 7.880 | 69.785 |

*) Tabelë e Entit Federativ të Jugosllavisë.[471]

| Shpërndarja e mjeteve të Fondit të Federatës për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të KSA të Kosovës (në miliona dinarë) | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | Totali i mjeteve | Huazimi (Kreditimi) | Bashkimi i mjeteve dhe i punës | RS e Bosnjë Herce-govinës | RS e Malit të Zi | RS e Maqedonisë | KSA e Kosovës |
| 1985 | **143.589** | 92.836 | 50.753 | 36.152 (28.877+7.275) | 14.350 (10.984+3.365) | 36.292 (14.893+21.298) | 56.795 (38.081+18.715) |
| 1986 | **270.301** | 169.237 | 101.064 | 83.929 (47.587+36.342) | 22.479 (17.078+5.401) | 40.287 (20.207+20.079) | 123.606 (84.364+39.242) |
| 1987 | **541.126** | 206.823 | 334.303 | 154.347 (32.448+121.899) | 51.261 (24.622+26.640) | 96.60 (41.332+55.273) | 238.913 (108.421+130.491) |

470 *Jugoslavija 1918-1988(Statistički Godišnjak)*, Rukovodilac redakcije: Dr. Dušan Miljković (Beograd: Savezni zavod za statistiku, 1989), 150.

471 Po aty.

Të dhënat zyrtare të Entit Federativ të Jugosllavisë dëshmojnë pjesëmarrjen e barabartë edhe të Kosovës në procesin e grumbullimit të mjeteve të Fondit të Federatës për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe të KSA të Kosovës. Sipas tabelës së paraqitur, Kosova në në vitin 1985, ka marrë 56.795 milionë dinarë (sipas kursit devizor të vitit 1985: 1 $= 312. 90 dinarë) apo 181.51 milionë $, përderisa në vitin 1987 kjo shumë arriti në 238.913 milionë dinarë (sipas kursit devizor të vitit 1987, 1 $=1244.35 dinarë) apo 191.99 milionë $.[472] Megjithatë duhet thënë se në shumë raste nuk është realizuar pjesa që parashikonte investimet nëpërmjet bashkimit të mjeteve dhe të punës, qoftë për arsye se njësitë prodhuese nga republikat e zhvilluara nuk dëshironin që të investonin në Kosovë dhe kështu "nesër"të humbnin monopolin në treg, apo edhe për arsye të mosinteresimit të duhur të palës kosovare. Rrjedhimisht shuma reale vjetore që investohej nga Fondi i Federatës në Kosovë sillej në 100-150 milionë $, gjë që nuk mjaftonte për zhvillimin më të shpejtë dhe dinamizmin e procesit të industrializimit të Kosovës.

Mjerisht, politika përjashtuese e LK të Serbisë dhe të LKJ-së, që në fokus të betejës së tyre kishin Kosovën dhe pozitën e privilegjuar të serbëve e jo zhvillimin ekonomik, punësimin dhe hapjen e mundësisë për një bashkëbisedim të hapur shqiptaro-serbë bëri që edhe një pjesë e Fondit të Federatës për zhvillimin e republikave më pak të zhvilluara dhe Kosovës (që formohej sipas shkallës 1.56% të prodhimit të Jugosllavi-

[472] *Jugoslavija 1918-1988(Statistički Godišnjak)*, 149.

së dhe që nga vitit 1987, 40% ishin hua dhe 60% në bazë të bashkimit të mjeteve dhe të punës) për periudhën 1986-1990 të riorientoheshin në realizimin të "Programit Jugosllavë të masave për parandalimin e shpërnguljes së serbëve dhe malazezëve nga Kosova, kthimin e atyre që e kanë lëshuar dhe për ardhjen e të gjithë atyre që dëshironin të jetonin dhe të punonin në KSA të Kosovës".[473] Sipas këtij programi, këto mjete do të përdoreshin tani, jo në shtimin e kapaciteteve prodhuese të Kosovës, por në kundërshtim të parimeve mbi të cilat ishte themeluar ky fond, pra në ndërtimin e objekteve banesore për të gjithë ata që dëshironin të jetonin dhe të punonin në Kosovë. Me veprime të tilla, përfundimisht, po vendoseshin parimet e një politike kolonialiste të fshehur prapa parullave kuazi-socialiste mbi barazinë sociale dhe kombëtare të të gjithë qytetarëve të RSFJ-së dhe ku, kinse, pjesëtarët e kombit shumicë, pra serbët, ishin viktima, të përndjekur dhe të detyruar të shpërnguleshin nga shqiptarët. Të dhënat statistikore të Kuvendit të KSA të Kosovës për vitin 1989, në këtë rrafsh, tregojnë se nga Kosova në periudhën korrik-shtator ishin shpërngulur 39 familje me 111 anëtarë dhe 482 individë ose gjithsej nga Kosova ishin shpërngulur 593 persona të kombësisë serbe dhe malazeze.[474] Nën trysninë e RS

---

[473] ASHAK, Fondi:*Kuvendi i KSA të Kosovës*, Dosja: DHK-VO, XLII-2, 5 maj 1989, Org. jed. 09, br.421-1/89, Predmet: Nacrt zakona o izmenama i dopunama zakona o sredstvima Fonda Federacije za kreditiranje bržeg razvoja Privredno nedovoljno razvijenih Republika i Autonomnih Pokrajina u periodu od 1986 do 1990 godine, 4-5.

[474] ASHAK, Fondi: *Kuvendi i KSA të Kosovës*, Dosja: DHK-VO, II-1, 19.XII.1989, Njës. org. 25, Nr. 9-286/89, Lënda (Predmet): Izveštaj o realizaciji zadataka iz Jugoslovenskog programa mera i aktivnosti za zaustavljanje iseljavanja Srba i Crnogoraca sa Kosova, brži povratak onih koji su

të Serbisë dhe të organeve federale, në Kosovë, në mjediset me shumicë të banuar nga serbë dhe malazezë, u themeluan edhe komuna të reja, si: Zubinpotoku (1987), Shtërpca (1988), Fushë-Kosova, Obiliqi dhe Novobërda (1989).[475] Ndërkohë, vazhdonte trendi i largimit të shqiptarëve nga Kosova për në vendet e Evropës Perëndimore, dukuri kjo që nuk merrej aq tragjike nga organet dhe institucionet qendrore të Federatës. Ndërsa lëvizja dhe zhvendosja e banorëve nga zonat rurale në zonat urbane, ose nga qendrat më pak të zhvilluara për në qytetet ose pjesët më të industrializuara, ishte fenomen global i shekujve XIX dhe XX. Por, në Jugosllavinë e pas-Titos, ky proces kishte marrë ngjyrime etnike, duke u bërë pjesë e programit nacionalist serbë, mjerisht edhe pjesë e politikës zyrtare të LKJ-së dhe organeve federale dhe i cili jo vetëm binte në kundërshtim me politikën e proklamuar të barazisë së kombeve dhe kombësive, sipas së cilës në RSF të Jugosllavisë nuk kishte kombe të privilegjuara, të mëdha, ose me merita speciale. Megjithatë, me thirrjen për t'u punësuar dhe jetuar në Kosovë edhe të atyre që kur nuk kishin qenë banorë të Kosovës, shqiptarët gradualisht po fillonin të trajtoheshin si qytetarë të rendit të dytë. Për më tepër, ky program po bëhej në kohën kur në Kosovë mbretëronte papunësia, me

ga napustili i dolazak svih koji žele da žive i rade na Kosovu za period Juli-Septembar 1989 godine.

475 ASHAK, Fondi: *Kuvendi i KSA të Kosovës*, Dosja: DHK-VO, II-1, 19.XII.1989, Njës. org. 09, Nr. 9-268/89, Këshilli Ekzekutiv i Kuvendit të KSA të Kosovës, Lënda: Raport mbi realizimin e detyrave nga programi jugosllav i masave dhe i aktiviteteve për parandalimin e shpërnguljes të serbëve dhe malazezëve nga Kosova, kthimin më të shpejtë të atyre që e kanë braktisur dhe ardhjen e të gjithë atyre të cilët dëshirojnë të jetojnë dhe punojnë në Kosovë për periudhën korrik-shtator 1989, 14-15.

çka LK e Jugosllavisë po bëhej mbështetje e politikës së vjetër dhe të re serbe të kolonizimit të Kosovës. Thënë ndryshe, me shpresën se do të kënaqnin apetitet nacionaliste të LK të Serbisë dhe të institucioneve të RS të Serbisë, njësitë e tjera të federatës si dhe organet qendrore vazhdonin të bënin lëshime në kurriz të Kosovës dhe të shqiptarëve, duke u larguar kështu hap pas hapi nga fryma e kushtetutës së vitit 1974 dhe ruajtjes së ekuilibrit të vendosur ndërmjet njësive federale. Opinioni antishqiptar i krijuar në Jugosllavi manifestohej tashmë jo vetëm me burgosjen, por edhe me vrasjen e veprimtarëve politikë shqiptarë në Kosovë. Një nga ngjarjet e tilla që tronditi Kosovën ishte dhe rasti i 12 janarit të vitit 1984, kur në Prishtinë u vranë (ndërsa sipas versionit zyrtar u vetëvranë)[476] Rexhep Malaj dhe Nuhi Berisha, dy anëtarë të organizatës ilegale "Lëvizja Popullore për Republikën e Kosovës".[477]

[476] Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës- Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit, Fondi: P.nr.50/84, Dosja: Kri.nr.11/84.

[477] Agim Sylejmani, Mehmet Hajrizi, 109.

*) Agjencia Shtetërore e Arkivave të Kosovës- Arkivi Regjional i Gjilanit, Gjykata e Qarkut të Gjilanit, Fondi: P.nr.50/84, Dosja: Kri.nr.11/84.

2.-

N e podrumin ne anen perendimore gjendet kufoma e personit te moshes rreth 25 vjeçare per te cilin me vone eshte konstatuar se eshte Nuhi Berisha nga i jati Rexhep dhe e ema Hajrije i lindur me 3.XI.1961, ne fshatin Svirce KK- Kamenice me vendbanim te perhershem ne Gjilan rruga "Milladin Popoviq" nr.72. I njejti gjendet me fytyre i kethyer nga tavani i mbeshtetur ne ca thase, kurse tek kembet e ne afersi edhe dora gjendet nje rrevole e tipit "sigsauver", e kalibrit 9,mm. Personi eshte i veshur me framerka, blluze-vindjakne dhe kapele ne koke, nga dukja e jashtme nuk shihet gjakederdhje, perpos nje shqyerje e vindjaknes ne anen e majte te krahrorit. Afer kembeve te kufomes gjenden 5 cope gezhoja te kalibrit 9, mm, pastaj te holla te shkyera, valute zvicerane, fotografi e shkyer, nje ore dore si dhe nje pashaporte e shkyer, pashaporta eshte ne emer te Nazmi Pajazitit. Poashtu ne dysheme jane xhete edhe predha te pa zbrazura-fyshek. Ne xhepat e vindjaknes ne xhepin e majte shifet se gjendet nje sasi fyshekesh, kurse poashtu ne xhep eshte gjete edhe nje bombe dore e vjeter e tipit te panjohur. Ne xhep te vindjaknes eshte gjete edhe nje vertetim mbi pagimin e depozites per kalim jashte kufirit te RSFJ, kurse depozita eshte e paguar ne emer te Nazmi Pajazitit. Ne xhep te vindjaknes gjenden 36 cope fyshek te kalibrit 9,mm, kurse kufoma posedon edhe kallefin per bartjen e rrevoles. Gjithashtu ne pjesen e brendshme nen xhemper eshte gjete nje flamur i formatit te vogel si dhe nje bllok me fotografine e Enver Hoxhes dhe JV Stalinit. Poashtu ne xhep jane xhete edhe te holla ne apoena prej 2 here nga 1.000 dinare, 1 here nga 500 dhe 4 X 10 dinare.

Ne podrumin ku gjendet kufoma e Nuhi Berishes jane xhete edhe 3 kutija te gasit lotesjelles si dhe afer derese se podrumit eshte nje kuti e gasit lotesjelles.

Ne podrumin ku eshte kufoma e Nuhi Berishes gjithsejt jane gjete 24 cope gezhoja te kalibrit 9, mm si dhe 2 fyshek te pashkrepur dhe nje predhe e deformuar. Poashtu ne afersi te deres se podrumit eshte gjete nje karroce dore e goditur nga predha e cila jep drejtimin e goditjes nga mbrendesia e podrumit e prane karroces eshte gjete edhe nje predhe kurse afer deres edhe nje fyshek i pazbrazur.

Poashtu ne oborr ne afersi te deres se podrumit eshte gjete nje çels, dy kutija te gasit lotesjelles, gezhoja.

Ne podrumin ne anen lindore shiquar nga drejtimi i hyrjes dere e oborrit-shtepi gjendet kufoma e Rexhep Males nga i jati Mehmet dhe nena Fahrije i lindur me 1951, ne fshatin Hogosht KK- Kamenice me banim te perhershem ne Gjilan rruga "Avdullah Presheva" nr.23. Kufoma gjendet afer deres se podrumit nga pjesa e mbrendshme mbi ca drrasa, me fytyre i kethyer nga dysheme e podrumit, kurse nen koke ne dysheme shifet nje pellg i madh xha... Te dy durte e kufomes jane te mbledhura nen trup. Pas rrotullimit te kufomes shifet se ne dore i ka mbete e shternguar rrevolja e markes "sigsauer" e kalibrit 9, mm. Ne pjeset e ndryshme te podrumit te shperndara kryesisht ne anen e djathte te deres dhe pjese tjera jane gjete 27 cope gezhoja te kalibrit 9, mm si dhe nje fyshek i pazbrazur, kurse para deres se podrumit eshte gjete nje

Ndërsa, më 1984, pas mandatit pesëvjeçar si anëtar i Kryesisë së Jugosllavisë, Fadil Hoxha u largua nga veprimtaria politike aktive, si një nga arkitektët kryesorë të ndryshimeve kushtetuese të vitit 1974 dhe pengesë e politikës nacionaliste serbe.[478] Duke qenë se Fadil Hoxha ishte ndër projektuesit kryesorë të autonomisë së Kosovës, ai duhej diskredituar edhe politikisht, në mënyrë që të mos bëhej pengesë në realizimin e politikës nacionaliste serbe. Si argument shtesë kundër Fadil Hoxhës, strukturat politike të RS të Serbisë përmendnin edhe pjesëmarrjen e djalit të tij, Sharr Hoxhës, në grupin ilegal "Ismail Qemali", të themeluar në fund të vitit 1963.[479] Kurse, në anën tjetër, çdo deklaratë e tij merrej si shkas për ta sulmuar, deri në atë shkallë sa edhe KQ i LKJ-së, më 7 dhe 8 dhjetor 1987, analizuan veprimtarinë e tij politike duke kritikuar qëndrimet e tij që nga viti 1968 e deri më 1988, pra kohën e afirmimit politik, ekonomik e kulturor të Kosovës dhe të shqiptarëve në përgjithësi.[480] Rrjedhimisht KQ i LKJ-së merr vendim për përjashtim të Fadil Hoxhës nga LK si dhe nga pozita e anëtarit të Këshillit të Federatës së Jugosllavisë, me çka elitës nacional-komuniste të Serbisë i lehtësohej rruga për kufizimin dhe anulimin e të drejtave

[478] Azem Vllasi, 326,332. Sipas të dhënave të prof.dr.Sabile Keçmezi Basha, në vitet 1981-90 u vranë 183 shqiptarë, ndërsa në Armatë ishin vrarë 63 ushtarë dhe ishin dënuar 1.346 ushtarë shqiptarë, kurse për kundërvajtje politike ishin dënuar 10.000 qytetarë shqiptarë. Shih: Sabile Keçmezi Basha, "Diferencimet e dënimet ndaj shqiptarëve morën përmasa të mëdha", Epoka e Re, 9 maj 2006,10; Mehmet Hajrizi, *Histori e një organizate politike dhe demonstratat e vitit 1981* (Tiranë: Botimet Toena, 2008), 248.

[479] *Fadil Hoxha në vetën e parë,*454.

[480] ASHAK, Fondi: *Aktuelni politički pregled SKJ*, Kutia 14, Broj 1, 1988, Stavovi i zaključci CKSKJ o odgovornosti Fadilja Hodže, 48-49.

kushtetuese të Kosovës.[481] Ndërsa Fadil Hoxha, në kujtimet e tij, vinte në pah se Kushtetuta e vitit 1974 nuk ishte imponim i shqiptarëve, sepse shqiptarët nuk ishin në mundësi t'ia imponpremte këtë zgjidhje as Jugosllavisë e as Titos. Përkundrazi, Tito, sipas tij, atëbotë i kishte ndihmuar shumë Kosovës, duke mbyllur edhe përpjekjen serbe për revidimin e kushtetutës së vitit 1974, të përpiluar në "Librin e kaltër".[482] Mjerisht, pas Titos, ishin organet e LKJ-së ato të cilat, ndër të parat, filluan lëshimet ndaj nacionalizmit serbë, duke thyer parimet e përfaqësimit dhe autonominë kadrovike të njësive federale, në këtë rast të Kosovës (sipas kushtetutës së vitit 1974, Kosova kishte të drejtë që të zgjidhte 17 anëtarë për KQ të LK të Serbisë dhe 15 anëtarë për KQ të LKJ-së).[483]

Ndërsa, një nga ngjarjet simbolike me të cilat lidhet ngritja e Sllobodan Milosheviqit, si udhëheqës i nacionalizmit serbë, ishte edhe vizita e tij zyrtare në KSA të Kosovës më 24 dhe 25 prill 1987. Në mbledhjen e kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, ku Sllobodan Millosheviqi ishte i pranishëm në cilësinë e kryetarit të Kryesisë së KQ të LK të Serbisë, kryetari i Kryesisë së KK të LK të Kosovës, Azem Vllasi, në diskutimin e tij, do të kërkonte që kundër nacionalizmit serbë të jetë më aktive LK e Serbisë si dhe të ketë kriteriume të

[481] Po aty, 54.

[482] *Fadil Hoxha në vetën e parë - Me shënime dhe parathënie të Veton Surroit*, redakt.: Vehap Shita, Vahide Hoxha (Prishtinë: Koha, 2010), 343, 363.

[483] ASHAK, Fondi: *Pokrajinski Komitet SK Kosova*, Kutia 2, Plenum I-II 1989, Mbledhja e XXVII e KK të LK të Kosovës, 22 prill 1986, Propozimi për anëtarë të organeve të LK të Kosovës, Lk të Serbisë dhe të LKJ-së nga LK e Kosovës, 1.

njëjta në luftimin e dukurive të tilla.[484] Në këtë mbledhje u kritikuan tubimet njënacionale të serbëve dhe malazezëve në Fushë-Kosovë dhe mosreagimi i institucioneve të Serbisë, të LK të Serbisë, të LKJ-së, si dhe përkrahja e tyre nga një pjesë e shtypit të Beogradit. Njëkohësisht delegacioni i LK të Serbisë, i kryesuar nga Sllobodan Milosheviqi, u informua se me rastin e takimit me organizatën lokale të LK të Fushë-Kosovës, këta emisarë kishin kërkuar tubimin e serbëve para vendit ku do të mbahej takimi, me qëllim nxitjen e incidenteve.[485] Kurse, Sllobodan Millosheviqi, në fjalimin e tij, do të pranonte edhe faktin se Serbia ishte politizuar aq shumë, sa në takimet e tij me punëtorët ose me qytetarët, pyetja e parë që i bëhej ishte Kosova.[486] Ndryshe nga kuadrot kosovare që flisnin kundër nacionalizmit shqiptar, Sllobodan Millosheviqi, ashtu sikurse shumica e komunistëve serbë, tubimet e serbëve i arsyetonin, duke minimizuar frymën nacionaliste dhe

[484] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova*, Kutia 13, sednica 35-36, Neautorizovane magnetofonske beleške sa vanredne sednice Presedništva Pokrajinskog Komiteta Saveza Komunista Kosova, 02/Van.br.562/87, održane 24 Aprila 1987 godine. Azem Vllasi (Predsednik Predsedništva PK SK Kosova), BV/15.

[485] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova*, Kutia 13, sednica 35-36, 02/Van.br.562/87, Neautorizovane magnetofonske beleške sa vanredne sednice Presedništva Pokrajinskog Komiteta Saveza Komunista Kosova, održane 24 Aprila 1987 godine. Ragip Haljilji( Član predsedništva PK SK Kosova), BV/31-BV/32.

[486] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova*, Kutia 13, sednica 35-36, 02/Van.br.562/87, Neautorizovane magnetofonske beleške sa vanredne sednice Presedništva Pokrajinskog Komiteta Saveza Komunista Kosova, održane 24 Aprila 1987 godine. Slobodan Milošević (Predsednik Predsedništva CK SK Srbije), 2.

histerinë antishqiptare të tyre.[487] Shkrimtari serbë, Tomislav Markoviq, në artikullin *"Si kam marrë pjesë në shfuqizimin e autonomisë së Kosovës"* (Kako sam učestvovao u ukidanju autonomije Kosova), më së miri e përshkruan mobilizimin dhe indoktrinimin e të gjitha shtresave të popullsisë serbe me nacionalizëm. Ai shkruan me keqardhje se në vitin 1988, kur ai ishte vetëm një fëmijë 11vjeçar, në shkollë u kishte ardhur një letër nga ku kërkohej mbështetje edhe e fëmijëve për politikën serbomadhe karshi Kosovës dhe të tjerëve.[488]

Azem Vllasi do t'i kundërvihej fjalimit të Sllobodan Milloseviqit, në të cilin ai arsyetonte tubimet e serbëve, duke kërkuar që organet shoqërore-politike dhe institucionet shtetërore tubimet e tilla nacionaliste serbe t'i dënojnë, ashtu sikur që LK e Kosovës kishte bërë gjatë ngjarjeve të vitit 1981.[489] Kjo tregonte naivitetin dhe besimin e gabuar të strukturës së re politike të Kosovës (e cila gradualisht nga viti 1981, kishte zëvendësuar politikanët që ishim meritor për statusin e KSA të Kosovës) se mund të mbahej gjendja e grirë e statusit të Kosovës, ose se edhe me lëshime mund të kënaqeshin aspiratat hegjemoniste të RS të Serbisë. Në realitet ndodhi e kundërta. Udhëheqja nacionaliste e LK të Serbisë

---

[487] Po aty, 11.

[488] Tomislav Marković, *"Kako sam učestvovao u ukidanju autonomije Kosova"*. http://balkans.aljazeera.net/vijesti/kako-sam-ucestvovao-u-ukidanju-autonomije kosova. Qasja më 4 shkurt 2020.

[489] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova*, Kutia 13, sednica 35-36, 02/Van.br.562/87, Neautorizovane magnetofonske beleške sa vanredne sednice Presedništva Pokrajinskog Komiteta Saveza Komunista Kosova, održane 24 Aprila 1987 godine. Azem Vllasi (Predsednik Predsedništva PK SK Kosova), BV/60.

shfrytëzoi tubimin e organizuar të serbëve që nëpërmjet mjeteve të informimit publik të fitojë përkrahje të qytetarëve serbë dhe malazezë si dhe të frikësojë nga histeria nacionaliste serbe elitat e republikave të tjera, që të hapin rrugën imponimit të pikëpamjeve serbe për ndryshime kushtetuese dhe politike, si ndaj Kosovës ashtu edhe ndaj federatës.

Më 27 prill 1987, në Prishtinë, u mbajt mbledhja e Kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës dhe Kryesisë së KSA të Kosovës, ku u diskutua lidhur me tubimin e serbëve dhe malazezëve në Fushë-Kosovë. Në këtë takim Azem Vllasi do të fliste për veprimtarinë nacionaliste të serbëve të Kosovës, të cilët me organizimin e shkuarjes së tyre në Beograd, pastaj me deklaratat për shpërnguljen kolektive të serbëve nga Kosova, po shkaktonin eksese me qëllim që të nxisin ndryshime radikale lidhur me çështjen e Kosovës.[490] Thënë ndryshe, kërkohej një shkak për mbledhjen e serbëve dhe malazezëve, në mënyrë që presioni kundër shqiptarëve dhe Kosovës të vazhdonte. Prandaj LK e Kosovës dhe LK e Serbisë, për të dëgjuar ankesat e serbëve të Kosovës, kishin vendosur që në një sallë të Fushë-Kosovës të caktojnë takim me aktivistët e LK, të LSPP, LRS dhe të Lidhjes së Luftëtarëve pa dallime etnike (shqiptarë, serbë dhe malazezë) dhe t'i dëgjojnë problemet e qytetarëve në Kosovë. Qarqet nacionaliste serbe kishin në plan që gjatë këtij takimi të shkaktonin incidente. Shkaku u gjet në pamundësinë që të hyjnë të gjithë

[490] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova*, Kutia 11, sednice 33-34, 1987, 02/01/broj 557/87, Zajednička sednica, Predsedništva PK SK Kosova i Predsedništva SAP Kosova održana 27 aprila 1987 godine. Diskusija: Azem Vllasi, 2.

në sallë, në mesin e të cilëve kishte edhe qytetarë nga Serbia si dhe përpjekja për të hyrë me dhunë në hapësirat ku mbahej takimi, gjë që kishte shtyrë organet e sigurimit që të intervenonin.[491] Deklaratat nacionaliste serbe të folësve në sallë, të drejtuara kundër shqiptarëve, Kosovës dhe rendit kushtetues të RSF të Jugosllavisë, për LK të Serbisë dhe për mjetet e informimit publik serbë nuk ishin thirrje për vëllavrasje dhe kundër principeve të barazisë së kombeve dhe kombësive në Kosovë dhe në Jugosllavi.[492] Një nga serbët e paktë që dënoi jo vetëm agresivitetin dhe deklaratat nacionaliste të serbëve në Fushë-Kosovë, por edhe mosreagimin e Sllobodan Milloseviqit, ishte anëtari i kryesisë së KK të LK të Kosovës, Sveta Dolasheviq.[493] Një rol kyç në organizimin edhe nxitjen e serbëve të Kosovës kishte akademiku nacionalist serbë, Dobrica Qosiqi, i cili organizoi edhe "Peticionin" e nënshkruar nga 215 intelektualë serbë, ku flitej mbi "gjenocidin" shqiptar kundër serbëve në Kosovë, që manifestohej kinse edhe me dhunime masovike dhe shpërngulje të serbëve e malazezëve.[494] Ndërsa, çdo hulumtim i pavarur dhe i paanshëm do të vinte në përfundim se në Kosovë nuk kishte dhunime as masive e as në baza etnike, si dhe që shpërnguljet, si të shqiptarëve ashtu edhe të serbëve nga Kosova, bëheshin kryesisht për arsye ekonomike. Mirëpo, përkundër fakteve, elita politi-

[491] Po aty, 6-7.

[492] Po aty, 16.

[493] ASHAK, Fondi: *Presedništvo PK SK Kosova*, Kutia 11, sednice 33-34, 1987, 02/01/broj 557/87, Zajednička sednica, Predsedništva PK SK Kosova i Predsedništva SAP Kosova održana 27 aprila 1987 godine. Diskusija: Sveta Dolašević, 29.

[494] Sonja Biserko, 27-28.

ke serbe (si të maturit ashtu edhe radikalët), në një pikë pajtoheshin: të kufizoheshin të drejtat kushtetuese të Kosovës. Ndërsa Sllobodan Millosheviqi, si përfaqësues i rrymës radikale (për imponim të zgjidhjes së problemit të Kosovës me rrugë joinstitucionale si dhe me përdorim të dhunës), do të shfrytëzonte mjetet e informimit publik (shtypin dhe televizionin e Beogradit) për të mobilizuar vrullin nacionalist serbë në organizimin e "revolucionit antiburokratik" kundër udhëheqjes së Vojvodinës, Malit të Zi dhe shtimit të presionit kundër institucioneve të Federatës dhe thyerjes së rezistencës së politikanëve shqiptarë të Kosovës. Kështu gazeta e përditshme serbe "Politika" nga 31 korriku deri më 11 shtator 1987 botoi fejtonin e Halit Tërnavcit (profesorit të gjuhës dhe letërsisë shqipe në Fakultetin Filologjik të Universitetit të Beogradit) "Rrëfimi im mbi Kosovën" (Moja ispovest o Kosovu).[495] Në këtë fejton "autori", duke rrëfyer mbi pësimin e babait të tij në luftërat politike në Kosovë,[496] do të lidhte vuajtjen e "babait" në kontekstin e kinse konspiracionit të udhëheqësve shqiptarë të Kosovës dhe nacionalistëve shqip-

[495] Драган Поповић, "Фељтони у дневним листовима у Србији 1985-1990. Година*", Годишњак за Друштвену Историју,* Год. XXVI, свеска 3, 2019 (Београд: Чигоја штампа, 2020), 79-80.

[496] Halit Tërnovci, sikur dëshmon Shkëlzen Maliqi (që të dy ishin kolegë në Katedrën e Albanologjisë pranë Fakultetit të Filologjisë në Universitetin e Beogradit), pas demonstratave në Kosovë më 1981, kishte përpiluar listën e familjarëve të Xhavit Nimanit, të cilët mbanin poste udhëheqëse në institucionet e Kosovës dhe e cila do t'i shërbente palës serbe për të akuzuar Xhavit Nimanin për nepotizëm. Për më shumë shih: Škeljzen Malići, *Kosovo i raspad Jugoslavije* (Beograd: Most art, 2014), 130-131.

tarë për të ndarë Kosovën nga Serbia.[497] Ky fejton, i koordinuar me politikën zyrtare serbe, nxiti valën e shkrimeve nacionaliste që rihapën dhe ringjallën si propagandën antishqiptare, ashtu edhe histerinë kombëtare serbe, sipas së cilës, serbët në Kosovë ishin "viktimë" kurse shqiptarët "kriminelë".[498] Gjithashtu kjo gazetë futi në fjalorin publik dhe politik serbë konceptin mbi "shqiptarët lojalë" (që ishin në pakicë dhe që kinse mbronin të drejtën e serbëve mbi Kosovën) dhe në shumicën shqiptare (përfshirë elitën politike dhe kulturore) si separatiste dhe antiserbe. Qëllimi përfundimtar i shtypit të Beogradit ishte krijimi i atmosferës nacionaliste në opinionin publik serbë, sipas së cilës zgjidhja e "Nyjës së Kosovës" nuk ishte në ndonjë marrëveshje kompromisi me udhëheqjen e Kosovës, por në anulimin e plotë të autonomisë së krahinave të Kosovës dhe të Vojvodinës. Për të mbajtur klimën antishqiptare sa më të tensionuar si i porositur erdhi

[497] Gazetari i "Politikës" Miodrag Maroviq pretendon se ishte një sekret publik në redaksi se ky fejton nuk ishte shkruar nga Halit Tërnavci, por nga Mirosllav Qosiq, të cilin e kishte ndihmuar shkrimtari Miodrag Bulatoviq. Për më shumë shih: Драган Поповић, "Фељтони у дневним листовима у Србији 1985-1990. Година*", Годишњак за Друштвену Историју,* Год. XXVI, свеска 3, 2019 (Београд:Чигоја штампа, 2020), 79-80.

[498] Nacionalistët serbë akuzonin shqiptarët për dëmtimin në manastirin e Graçanicës të afreskut (ikonës) së mbretëreshës Simonida (princezë bizantine), bashkëshortes së mbretit serbë Millutinit (1282-1321). Kurse, Shkëlzen Maliqi, i cili ishte marrë me restaurimin e ikonave kishtare dhe që kishte studiuar edhe zakonet e fshatarëve të krishterë ortodoksë, dëshmon se në fshatrat e prapambetura serbe ende mbretëronte zakoni i gërvishtjes së syve ose pjesëve të tjera të trupit të afreskut me qëllim të shërimit. Pra, fshatarët serbë, jo shqiptarët, ishin ata që besonin se pluhuri nga afresket kishtare është i shenjtë dhe shërues, prandaj edhe i gërvishtnin afresket kishtare. Për më shumë shih: Škeljzen Malići, *Kosovo i raspad Jugoslavije* (Beograd: Mostart, 2014), 135-136.

rasti i Paraqinit. Sipas versionit zyrtar të armatës, ushtari Aziz Kelmendi (disa ditë para përfundimit të shërbimit ushtarak), më 3 shtator 1987, vrau në kazermën e armatës në Paraqin (RS e Serbisë) katër ushtarë të kombeve të ndryshme të Jugosllavisë (dy boshnjakë/myslimanë, një serb dhe një kroat) dhe në fund bëri vetëvrasje.[499] Kjo ngjarje e dyshimtë dhe e pahetuar nga institucionet e pavarura dhe jashtë ndikimit të armatës u shfrytëzua nga mjetet e informimit publik serbë për t'i dhënë zjarr urrejtjes antishqiptare dhe shpërthimit të nacionalizmit serbë, gjë që shtyu Dragisha Pavlloviqin, kryetarin e Komitetit Komunal të LK të Beogradit dhe bashkëpunëtorin e Ivan Stamboliqin të dënonte shkrimet e tilla në shtypin e Beogradit, por edhe deklaratat e pamatura të politikanëve (aludohej në Sllobodan Millosheviqin).[500] Kritikat li-

[499] Pikëpyetjet dhe dyshimet lidhur me rastin ishin të shumta. Pikësëpari fakti që armata jugosllave, pas vitit 1981, kishte në shënjëstër ushtarët shqiptarë, të cilët duke i akuzuar për veprimtari nacionaliste i dënonte me burgime të gjata, si dhe raste të shumta të vetëvrasjeve të ushtarëve shqiptarë, ngrinte dyshimin e bazuar se edhe ky rast ishte vepër e montuar e shërbimit sekret ushtarak (KOS-it). Së dyti, Aziz Kelmendi kishte vetëm edhe disa ditë para përfundimit të shërbimit ushtarak dhe nëse kishte qëllime të tilla dhe presione të pandërprera nga eprorët ushtarakë: Pse nuk e ka bërë këtë vepër më herët? Pse pikërisht në fund të shërbimit ushtarak? Pse këto vrasje ndodhën mu në kohën e konfrontimit të dy rrymave politike serbe? Pse dhe si ndodhën në një rend kronologjik: konfrontimi i serbëve dhe policisë në F.Kosovë dhe rasti i Paraqinit. Rastësi të jenë këto, vështirë të thuhet! Për më shumë shih: https://www.radiokosovaelire.com/adil-fetahu-ne-33-vjetorin-e-vrasjes-se-aziz-kelmendit/. Qasja më 10 shkurt 2021.

[500] Dragisha Pavloviqi, në takimin me gazetarët (11 shtator 1987), përpos tjerash, do të deklaronte: "…Fjalët plot urrejtje nuk sjellin asgjë tjetër pos zjarreve." (Zapaljive reči ne donose ništa drugo nego požare). *Tragični heroj Osme sednice*, *Dragiša Buca Pavlović.*

dhur me deklaratat nacionaliste të zyrtarëve dhe propagandën mediale që nxisnin marrjen e masave për dënimin kolektiv të shqiptarëve sollën në LK të Serbisë deri në konfrontimin e hapur ndërmjet dy qasjeve të ndryshme lidhur me çështjen e Kosovës dhe raporteve në federatë. Ivan Stamboliqi dhe krahu i tij, të cilët kishin shtyrë përpara domosdoshmërinë e ndryshimit të kushtetutës, përfaqësonin rrymën politike më të "matur", të cilët mbështesnin synimin që procesi të përmbyllej me marrëveshje institucionale ndërmjet KSA të Kosovës/ KSA të Vojvodinës dhe RS të Serbisë, duke përjashtuar përdorimin e dhunës dhe të imponimit jashtëinstitucional.[501] Kurse Sllobodan Millosheviqi, të cilin në pozitën e kryetarit të Kryesisë së LK të Serbisë e kishte sjellë Ivan Stamboliqi, në mbledhjen e tetë të Komitetit Qendror të LK të Serbisë (më 18 shtator 1987), do të konfrontohej me rrymën e butë të tij, duke përjashtuar nga kryesia e KQ të LK të Serbisë, Dragisha Pavlloviqin (kryetarin e Komitetit Komunal të LK të Beogradit) dhe Ivan Stamboliqin, me çka u zyrtarizua qasja radikale dhe nacionaliste serbe lidhur me Kosovën.[502] Duhet potencuar se edhe kjo "rrymë e matur" serbe për Kosovën kishte pasoja pothuajse të njëjta, sepse edhe ajo nënkuptonte kufizime të drejtave të Kosovës në fushën e mbrojtjes, të sigurisë, planifikimit hapësinor, marrëdhëniet me jashtë, në sistemin e drejtësisë e deri te gjykata supreme.[503] Prandaj, për

http://internetbilten.com/literatura/item/17-buca.html. Qasja më 10 shkurt 2021.

501 Ivan Stambolić, *Koren Zla* ( Beograd: Helsinski odbor za ljudska prava u Srblji, 2002) 54.

502 Po aty, 85-86.

503 Ivan Stambolić, 162.

shqiptarët dhe Kosovën nuk kishte ndonjë ndryshim të madh ndërmjet politikës së Ivan Stamboliqit dhe Sllobodan Milloshevigit.

Procesi i zhbërjes së autonomisë së KSA të Kosovës (1988-89), me shumë vonesë, filloi të haste në rezistencë të politikanëve kryesorë të Kosovës të mbledhur rreth Azem Vllasit e Kaqusha Jasharit. Në mbështetje të tyre, nga 17 deri më 21 nëntor të vitit 1988, u organizuan tubime masive të shqiptarëve në Kosovë. Lidhur me zhvillimin e këtyre ngjarjeve, më 30 dhjetor 1988, kryesinë e KSA të Kosovës (të kryesuar nga Remzi Kolgeci), kryetarin e Kuvendit të KSA të Kosovës (Vukashin Jovanoviq), kryetarin e Këshillit Ekzekutiv të Kosovës (Nazmi Mustafa), kryetarin e KK të LSPP (Daut Jashanica), kryetarin e Komitetit Krahinor të Lidhjes së Rinisë Socialiste të Kosovës (Adem Hasanaj), i informoi Rrahman Morina, sekretar krahinor i Punëve të Brendshme të KSA të Kosovës.[504] Me fillimin e diskutimeve publike të propozimeve për ndryshimet e Kushtetutës së RS të Serbisë dhe të KSA të Kosovës, qytetarët e Kosovës, të brengosur për cenimin e autonomisë së Kosovës, filluan me organizimin e protestave masive, ku parullat kryesore ishin: " Rroftë Kushtetuta e 1974", "Gjithë populli i Kosovës në këmbë është çu kushtetutën mos me ndrru", " Nuk i japim kuadrot", etj.[505] Ndërsa

---

[504] ASHAK, Fondi: *Kryesia e KSA të Kosovës*, Zapisnik sa 85. sednice predsedništva SAP Kosova, 01 Str.pov.br.06-169/88, Rrahman Morina (pokrajinski sekretar za unutrašnje poslove SAP Kosova), Izlaganje na sednici Predsedništva SAP Kosova povodom procene bezbednosnog stanja sa ostvrtom na protestna okupljanja i demonstriranja gradjana albanske narodnosti dana 30 decembra 1988.

[505] Po aty, 2.

Rrahman Morina kërkesat e tilla, legjitime dhe legale të qytetarëve të Kosovës, i klasifikonte si armiqësore, me arsyetimin se ato ishin në kundërshtim me politikën e LKJ-së për stabilizimin e situatës në Kosovë. Në të vërtetë, nga ky politikan kosovar, që ishte rreshtuar në anën e politikës nacionaliste të Serbisë, protestuesit shqiptarë kërkonin dorëheqje si dhe rikthimin e kuadrove që ishin në mbrojtje të drejtave kushtetuese të Kosovës. Lidhur me mosmarrëveshjet për ndryshimet kushtetuese ndërmjet institucioneve të KSA të Kosovës dhe të RS të Serbisë, në mbledhjen e 84 të Kryesisë së KSA të Kosovës, më 15 dhjetor 1988, do të fliste edhe Remzi Kolgeci, kryetar i Kryesisë së KSA të Kosovës. Ai do të theksonte se ndryshimeve të kushtetutës u ishin futur duke u bazuar në parimet themelore kushtetuese, vendimeve të kongresit të 13 të LKJ-së për realizimin e unitetit dhe bashkësisë në RS të Serbisë. Mirëpo, në kundërshtim me marrëveshjen e arritur për ndryshime të kushtetutës, me të cilën do të sigurohej që RS e Serbisë të realizonte funksionimin e institucioneve të domosdoshme në gjithë hapësirën e republikës, por njëkohësisht të shprehej edhe pozita kushtetuese e krahinave që ishin në përbërje të RS të Serbisë dhe element konstitutiv i Federatës Jugosllave, ndodhi e kundërta. Në të vërtetë, do të theksonte ai, me rastin e përpilimit të amendamenteve nga fusha e mbrojtjes së përgjithshme popullore, punëve të brendshme, gjuhëve në përdorim zyrtar, bashkëpunimit ndërkombëtar, procedurave për ndryshime të kushtetutës dhe të tjera, nga ana e Serbisë ishin shkelur kornizat e vendosura për ndryshimet kushtetuese edhe në vendimet e Kuvendit të RS të Serbisë të 11 janarit 1988. Vendosmëria e Serbisë për

të imponuar ndryshimet kushtetuese edhe me përdorimin e forcës shihej edhe nga insistimi i palës serbe, që në qeverinë Ante Markoviqit (1989), resori i sekretarit federativ të Punëve të Brendshme të RSFJ-së t'i takojë RS të Serbisë. Institucionet e RS të Serbisë e arsyetonin insistimin e tyre për këtë pozitën në qeverinë federative me Kosovën.[506] Nuk ishin rastësi kërcënimet e Sllobodan Milloshevиqit për burgosjen e Azem Vllasit dhe të Kaqusha Jasharit, si organizatorë të tubimeve masive të shqiptarëve në Kosovë (ky presion me burgosje sigurisht ka ndikuar edhe në vendimin për dorëheqje të Kaqusha Jasharit).[507] Thënë ndryshe, RS e Serbisë, me futjen në dorë të dy ministrive kryesore (të Mbrojtjes dhe të Punëve të Brendshme) siguronte edhe mundësinë për imponimin e vullnetit të Serbisë me anë të presionit ose edhe të përdorimit të mjeteve të dhunës policore e ushtarake.

Përkundër kundërshtimit të institucioneve të Kosovës për tejkalimin e dallimeve lidhur me këto amendamente, Kuvendi i RS të Serbisë, më 26 korrik 1988, aprovoi projekt-amendamentet në Kushtetutën e RS të Serbisë.[508] Gjithashtu me aprovimin e këtyre amendamenteve, institucionet e RS të

[506] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita*, 324. Kishte përpjekje që në pozitën e kryeministrit të qeverisë së RSFJ-së të propozohej Sllobodan Milloshevиqi ose Millan Kuçani (RS e Sllovenisë), si përpjekje që të shkëputen nga pozitat e tyre të forta në RS të Serbisë dhe RS të Sllovenisë. Shih: Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije*, 323.

[507] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita*, 348.

[508] ASHAK, Fondi: *Kryesia e KSA të Kosovës*, Zapisnik sa 84.sednice predsedništva SAP Kosova, 03. Pov. br. 06-91/88, Priština, 15.12.1988. Remzi Kolgeci (Predsednik Predsedišva SAP Kosova), Informacija o nekim Pitanjima u vezi promena ustava SR Srbije, 3-4.

Serbisë shkelnin parimet themelore kushtetuese mbi barazinë e kombeve dhe kombësive, me çka vihej në pikëpyetje edhe karakteri autonom i krahinave, i përcaktuar në nenin 4 të kushtetutës së RSFJ-së.[509] Për më tepër, shkelej neni 223 i Kushtetutës së Kosovës, sipas së cilit, Gjykata Kushtetuese e Kosovës ishte bartëse dhe mbrojtëse e kushtetutshmërisë dhe ligjshmërisë në Krahinën Socialiste Autonome të Kosovës.[510]

Kështu, në kundërshtim me kushtetutën federale, ku për ndryshimet kushtetuese në nivel qendror kërkohej edhe miratimi ose pajtimi i kuvendeve të krahinave autonome, me projekt-amendamentet e miratuara nga Kuvendi i RS të Serbisë, krahinave autonome u hiqej e drejta kushtetuese që pa miratimin e kuvendeve të tyre të ndryshohej kushtetuta.[511] Pra, RS e Serbisë, jo vetëm që po shkelte procedurat për ndryshimin e kushtetutës së krahinave, por njëkohësisht edhe disa nga projekt-amendamentet e miratuara nga Kuvendi i RS të Serbisë ishin kundër parimeve të kushtetutës së RSFJ-së.

Shqiptarët u mobilizuan, protestuan dhe demonstruan në nëntor të vitit 1988, si dhe më 20 shkurt të vitit 1989 organizuan edhe Grevën e Minatorëve të Trepçës, gjatë të cilave kërkohej mosndryshimi i kushtetutës së vitit 1974, dorëheqjes së kuadrove proserbe (Rrahman Morina, Hysamedin Azemi dhe

509 Po aty, 5.

510 Gazeta zyrtare e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, 82.

511 ASHAK, Fondi: *Kryesia e KSA të Kosovës*, Zapisnik sa 84.sednice predsedništva SAP Kosova, 03. Pov. br. 06-91/88, Priština, 15.12.1988. Remzi Kolgeci (Predsednik Predsedišva SAP Kosova), Informacija o nekim Pitanjima u vezi promena ustava SR Srbije, 6.

Ali Shukrija), si dhe ardhjen në minierë të Stipe Shuvarit (kryetari i Kryesisë së KQ të LKJ-së) dhe të Sllobodan Millosheviqit (kryetari i Kryesisë së LK të RS të Serbisë).[512] Kryetari i Kryesisë së RSF të Jugosllavisë, Raif Dizdareviqi (1989), i cili kishte shkuar në Kosovë me qëllim të ndaljes së grevës, theksonte se Greva e Minatorëve të Trepçës (rreth 1.350 minatorë) barte rrezikun e aktivizimit të 2.000 kg eksplozivë, gjë që Minierën e Trepçës do ta shndërronte në varrezë masive me pasoja të thella ekonomike dhe politike për Kosovën dhe RSF të Jugosllavisë. Greva e Minatorëve dhe mungesa e solidaritetit klasor nga republikat e tjera dëshmoi se Lidhja e Komunistëve të Jugosllavisë nuk ishte më organizatë politike në mbrojtje të interesave të klasës punëtore, por grupim politik në shërbim të interesave të ngushta kombëtare dhe se po devijonte nga politika e barazisë kombëtare të promovuar nga Tito. Duke arsyetuar shpalljen e gjendjes së jashtëzakonshme në KSA të Kosovës (shkurt 1989), Raif Dizdareviqi (kryetari i Kryesisë së RSF të Jugosllavisë), përmend kërcënimet e Petar Graçaninit (kryetar i Kryesisë së RS të Serbisë) dhe Sllobodan Milloshevigit (kryetar i LK të RS të Serbisë) me marshimin e mijëra serbëve për në Kosovë dhe kërkesave në mitingjet proserbe në RS të Malit të Zi për vrasjen e shqiptarëve. Mirëpo kulmi i krizës politike në Kosovë dhe në Jugosllavi ishte organizimi i tubimit përkrahës për grevistët e Trepçës në Qendrën Kulturore “Cankarjev Dom” në Lubjanë (27 shkurt 1989), ku kryetari i Kryesisë së

[512] ASHAK, Fondi: *Pokrajinski Komitet SK Kosova*, Kutia:18, Stenogram nga mbledhja e XXIII, 02/23 br.784/89, 1 Aprila 1989, Diskutimi: Iljaz Ramajli (anëtar i Kryesisë së KK të LK të Kosovës), 11.

LK të RS të Sllovenisë, Millan Kuçan, do të deklaronte se në "Stari Tërg mbrohet Jugosllavia". Udhëheqësi slloven, Millan Kuçani, i cili si shumë politikanë të kësaj republike deri në vitin 1987 kishin treguar mirëkuptim për kërkesat serbe karshi Kosovës, tashmë e kishte të qartë se RS e Serbisë po fillonte rrënimin e Jugosllavisë së vitit 1974, në përpjekje për një federatë të centralizuar në të cilën rrezikoheshin interesat ekonomike dhe politike të RS të Sllovenisë. Në ndërkohë, më 28 shkurt 1989, strukturat politike serbe nxitën studentët e Universitetit të Beogradit për organizimin e tubimit protestues nacionalist të drejtuar kundër shqiptarëve dhe strukturave politike të KSA të Kosovës. Sllobodan Millosheviqi, fillimisht, në mbledhjen e Kryesisë së KQ të LKJ-së do të kërkonte burgosjen orgnizatorëve të demonstratave në Kosovë, gjë të cilën ai pastaj ua premton serbëve të tubuar para Kuvendit të RSFJ-së, të cilët kërkonin në rend të parë burgosjen e Azem Vllasit (parulla kryesore e mitingut në Beograd 1989 ishte "Uhapsite Azema Vlasija"). Kryetari i Kryesisë së RSFJ-së, Raif Dizdareviqi, i gjendur nën trysninë psikologjike, presionit politik, kërcënimeve serbe si dhe faktit që shqiptarët dhe Kosova tashmë ishin bërë monedhë për kusuritje dhe ishin lënë në duar të Serbisë, më 26-27 shkurt 1989, në mbledhjen e Kryesisë së zgjeruar të RSFJ-së me kryetarët e kryesive të republikave dhe të krahinave (Remzi Kolgeci-kryetar i Kryesisë së KSA të Kosovës) vendosi të votohej për shpallje të gjendjes së jashtëzakonshme në Kosovë, duke u hapur rrugë ndryshimeve jolegjitime të kushtetutës dhe anulimit përmbajtjesor të autonomisë së Kosovës.[513] Ashtu sikur do të po-

[513] Raif Dizdarević: Svi smo izgubili raspadom Jugoslavije.

tenconte edhe Azem Vllasi përfaqësuesi i Bosnjës dhe Hercegovinës dhe kryetari i Kryesisë së RFS të Jugosllavisë, Raif Dizdareviqi, duke mos u konfrontuar me politikën nacionaliste të Sllobodan Millosheviqit, ndihmoi RS të Serbisë në krijimin e parakushteve për imponimin e gjendjes së jashtëzakonshme në KSA të Kosovës me qëllim përfundimtar ndryshimet kushtetuese.[514]

Presioni i pandërprerë serbë dhe mungesa e përkrahjes së republikave të tjera ndaj Kosovës (me përjashtim të RS të Sllovenisë dhe pjesërisht të RS të Kroacisë) si dhe mungesa e vetëbesimit e elitës dhe udhëheqjes politike në Kosovë (uniteti i së cilës ishte thyer dhe përçarë pas vitit 1981 e tutje) kishin ndikuar në mbjelljen e defetizmit dhe pajtimit se ata as si individë as si udhëheqësi e KSA të Kosovës nuk mund ta mbronin statusin aktual e as t'i parandalonin ndryshimet kushtetuese dhe rrënimin e autonomisë së Kosovës. Kjo ishte arsyeja pse disa nga udhëheqësit shqiptarë mirëprisnin shpalljen e gjendjes së jashtëzakonshme si mënyrë për t'i ikur

https://www.slobodnaevropa.org/a/specijal-100-godina-jugoslavije-raif-dizdarevic/29561281.html. Qasja më 28 janar 2021; Raif Dizdarević, *Od smrti Tita,* 370. Anëtarët e Kryesisë së RSF të Jugosllavisë në periudhën 15 maj 1984 - 15 maj 1989 ishin: Raif Dizdareviq (RS e Bosnjë-Hercegovinës-i zgjedhur në dhjetor të vitit 1987), Nikola Ljubiçiq (RS e Serbisë), Sinan Hasani (KSA e Kosovës), Stipe Shuvar (nga 30 qershori i vitit 1988 në cilësinë e kryetarit të Kryesisë së LKJ-së), Llazar Moisovi (RS e Maqedonisë), Stane Dolanc (RS e Sllovenisë), Josip Vërhovec (RS e Kroacisë), Veselin Gjuranoviq (RS e Malit të Zi), Radovan Vllajkoviq (KSA e Vojvodinës). Për më shumë shih: *Od mira do rata-Dokumenta Presedništva SFRJ 1991,* Tom I (januar-mart 1991), priredili: Dr Kosta Nikolić & Dr.Vladimir Petrović (Beograd:Institut za savremenu istoriju & Fond za humanitarno pravo, 2011), 15.

[514] Azem Vllasi, *Kosova*, 488.

përgjegjësisë, ndonëse, jo vetëm që kishin mbështetjen e qytetarëve shqiptarë, por edhe mundësitë legale që përmes delegatëve mos ta votonin degradimin e statusit të Kosovës. Një nga dëshmitarët e asaj kohe, Hamza Halabaku (ndihmëssekretar i Kuvendit të Kosovës 1982-1990)[515] dhe hartues i procesverbalit të mbledhjes së përbashkët të gjitha dhomave të Kuvendit të Kosovës të 23 marsit të vitit 1989, thekson se, Vukashin Jokanoviqi (kryetar i Kuvendit të KSA të Kosovës), duke numëruar vetëm votat kundër ndryshimeve të kushtetutës (njëmbëdhjetë) dhe dy abstenime, por duke mos numëruar votat e delegatëve që ishin **"për"** ndryshimin e kushtetutës, kishte shkelur paragrafin 2 të nenit 397 të kushtetutës së KSA të Kosovës, pasi nga pikëpamja legale, Kuvendi i KSA të Kosovës nuk e kishte votuar propozimin e amendamenteve për ndryshimin e kushtetutës së Republikës Socialiste të Serbisë. Rrjedhimisht, Hamza Halabaku (ndihmëssekretar i Kuvendit të Kosovës-Shërbimi profesional i Kuvendit të KSA të Kosovës), potencon se Vukashin Jokanoviqi (kryesuesi i mbledhjes së Kuvendit të KSA të Kosovës), do të duhej të konstatonte se 2/3 e 190 delegatëve të Kuvendit të KSA të Kosovës, ose së paku 127 delegatë kishin votuar për ndryshime kushtetuese, gjë të cilën Vukashin Jokanoviqi nuk e kishte bërë.[516] Mirëpo, përkundër të gjitha shkeljeve, Kuvendi i Kosovës, nën masa të rrepta policore dhe me procedurë jo të rregullt të votimit, më 23 mars 1989, miratoi amendamentet e propozuara, duke hequr në mënyrë efektive autonominë e

[515] Hamza Halabaku, *Një ditë midis dy epokash* (Prishtinë: Shoqata Kulturore e Kosovës "Anton Pashku", 2012), 35.

[516] Po aty, 44, 48.

vitit 1974. Ndërsa nga aspekti legal, vetë fakti se Kuvendi i KSA të Kosovës kishte votuar në rrethana të gjendjes së jashtëzakonshme (ashtu sikur në vitin 1945) dëshmon se mënyra dhe procedura e votimit ishte në kundërshtim me kushtetutën e RSFJ-së dhe shtetit të së drejtës.[517]

Ndërsa, kuadrot serbe të Kosovës, duke përqafuar politikën unitariste të RS të Serbisë, dëshmuan se nuk përfaqësonin Kosovën si tërësi dhe për më tepër u bënë vegël e nacionalizmit serbë. Kështu, kryetari i Kuvendit të KSA të Kosovës më 1989, Vukashin Jokanoviqi, në vend se të përfaqësonte të gjithë banorët e Kosovës dhe të mbronte të drejtat kushtetuese të Kosovës, bëri çdo gjë që të kalonin amendamentet kushtetuese që rrënonin autonominë e KSA të Kosovës. Kurse, neni më kundërthyes i këtyre ndryshimeve kushtetuese të vitit 1989, ishte ai 47, sipas të cilit, për ndryshimin e kushtetutës së RS të Serbisë nuk kërkohej më pajtimi i kuvendeve të krahinave, por vetëm mendimi i tyre.[518] Pra, Kuvendit të KSA të Kosovës i hiqej roli i tij i trefishtë kushtetues, që e kishte me kushtetutën e vitit 1974. Rrjedhimisht, Kuvendi i KSA të Kosovës, me ndryshimet e imponuara, nuk ishte më organi më i lartë ligjdhënës i Kosovës dhe të cilit më nuk i kërkohej pëlqimi për ndryshimin e kushtetutës së RSFJ-së e

---

[517] Ivan Kristan, *Stručno mišljenje o ustavnim i pravnim pitanjima u predmetu protiv Slobodana Miloševića*. https://www.icty.org/x/cases/slobodan_milosevic/prosexp/bcs/kristan-report030404b.pdf. Qasja më 10 shtator 2020.

[518] *Dva gledista o oduzimanju autonomije Kosovu 1989.godine*. https://iwpr.net/sr/global-voices/dva-gledista-o-oduzimanju-autonomije-kosovu. Qasja më 10 shtator 2020.

as pëlqimi për ndryshimin e kushtetutës së RS të Serbisë.[519] Respektivisht shkelej neni 288 i kushtetutës së Kosovës, sipas së cilit, pa pëlqimin e krahinës nuk mund të ndryshohej kushtetuta e SFRJ-së e as të merreshin masa e akte të tjera të Federatës.[520] Ky nen i kushtetutës nuk u respektua as nga institucionet federale e as nga ato të RS të Serbisë.

Me 1 mars 1989, në Bjelinë (RS e Bosnjë-Hercegovinës), vetëm një ditë pas "mitingut popullor" serbë në Beograd dhe premtimit të Sllobodan Milloshevigi për burgosjen e organizatorëve të demonstratave dhe grevës së minatorëve shqiptarë, burgoset Azem Vllasi.[521] Pjesa më e shëmtuar në gjithë këtë maskaradë serbe ishte fakti se dhënia formale e urdhrit për burgosje të ish-kolegut dhe ish-udhëheqësit të Kosovës erdhi me arsyetimin se kjo masë mbështetej edhe nga Kryesia e RSFJ-së (të cilën ajo e demantonte më 2 mars 1989), si dhe dhënies së pëlqimit të Remzi Kolgecit (kryetarit të Kryesisë së KSA të Kosovës) për burgosjen e Azem Vllasit, Ekrem Arifit, Aziz Abrashit dhe të Burhan Kavajës. Në anën tjetër, Remzi Kolgeci, në komunikimin e tij me Kryesinë e RSFJ-së, deklaronte se një pëlqim të tillë nuk e kishte dhënë dhe se lidhur me burgosjet ai vetëm ishte informuar nga Rrahman Morina dhe pjesëtarët e sigurimit shtetëror serbë.[522] Kuptohet se në rrethanate viteve 1988-1989, pikës kulmore të nacionalizmit serbomadh, rreziku i burgosjes ose të eliminimit fizik (organizimi i ndonjë aksidenti të komunikacionit,

[519] Esat Stavileci, 83.

[520] Gazeta zyrtare e Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, 89.

[521] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita*, 383-384.

[522] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita*, 383-385.

vdekje misterioze, etj.) nga ana e pushtetit serbë ishte real, mirëpo liderët e vërtetë politikë duhen llogaritur edhe në këto ballafaqime, sepse ashtu, jo vetëm përmbushin obligimin ligjor dhe moral për të mbrojtur ligjshmërinë dhe shtetin e së drejtës, por edhe bëhen shembull dhe simbol të qytetarit të vetëdijesuar dhe të ndriçuar, që është edhe bazamenti i çdo shoqërie të organizuar dhe funksionale. Mjerisht, shumica e atyre që i kishin hyrë veprimtarisë politike në Kosovë, sidomos pas vitit 1981, si shtytje kryesore të tyre kishin dëshirën për të bërë karrierë politike, por që njëkohësisht ishin të papërgatitur dhe me mungesë guximi që të ballafaqoheshin hapur me armikun kryesor të shqiptarëve, por edhe të RSFJ-së së vitit 1974 (që disa autorë e quajnë"Jugosllavi e tretë"), pra serbët dhe Serbinë. Për më keq, politikanët shqiptarë të pasvitit 1981 nuk kishin ndonjë plan të veprimit politik, përpos atij serbë dhe jugosllavë që përjashtonte çdo bisedë për statusin e republikës dhe që përmes platformës politike të luftimit të "nacionalizmit dhe separatizmit shqiptar", problemin e statusit të Kosovës e shihnin në kufizimin e autorizimeve kushtetuese të saj. Prandaj elita (e përçarë) politike shqiptare, e përkrahur pak nga republikat e tjera dhe e distancuar nga qytetarët shqiptarë, shpresonte se duke u bërë disa lëshime serbëve, stuhia antishqiptare do të ndalej. Harrohej përvoja e hidhur historike që kishte dëshmuar, sa e sa herë, se në raportet e saj me shqiptarët, Serbia çdoherë, përpara marrëveshjes dhe të drejtës, kishte përdorur dhunën dhe vrasjet si mënyrë të imponimit të vullnetit të tyre politik. Rrjedhimisht, edhe kësaj radhe nuk kishte ndonjë përjashtim. Madje edhe si kryetar i Kryesisë së KSA të Kosovës kërcënoheshe

me burgosje në rast se nuk veproje sipas interesave të palës serbe.[523] Hapi tjetër i ndëshkimit dhe mbjelljes së frikës kolektive ishte vendimi i Këshillit Ekzekutiv të Kuvendit të KSA të Kosovës (më 1 mars 1989), që në bazë të nenit 52 të Ligjit mbi Punët e Brendshme, sekretari krahinor i punëve të brendshme urdhëroi izolimin e 237 intelektualëve shqiptarë, të cilët u dërguan në Serbi, ku i'u nënshtruan dhunës së shfrenuar të policisë serbe.[524] Lidhur me keqtrajtimin e intelektualëve shqiptarë në burgun e Leskovcit shkruan edhe Vlora Pireva, e bija e Ilaz Pirevës, njërit prej të izoluarve shqiptarë. Sipas dëshmisë së babait të saj, Ilaz Pirevës, torturat ndaj të izoluarve shqiptarë kishin filluar që me arritjen e tyre në Leskovcë dhe kishin vazhduar për ditë të tëra.[525] Politika e tillë agresive e LK të Serbisë dhe institucioneve të RS të Serbisë solli përfundimisht humbjen e grupimit të vogël politik të shqiptarëve, që deri atëherë, ishte për ruajtjen e statusit aktu-

---

523 Më 23 mars 1989, në takimin ndërmjet sekretarit të mbrojtjes së RSFJ-së, gjeneralit Velko Kadijeviq, dhe kryetarit të Kryesisë së RSFJ-së, Raif Dizdareviq, u bisedua edhe rreth kërkesës së bashkëshortes (Bratisllava) të Rrahman Morinës (kryetar i Komitetit Krahinor të LK të Kosovës) drejtuar shërbimit informativ ushtarak (KOS) për të burgosur Remzi Kolgecin, i cili, sipas saj, ishte organizator i demonstratave dhe grevave në Kosovë, si dhe po përgatitej për t'u larguar nga Kosova. Për më shumë shih: Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije* (Sarajevo: Oko, 1999), 389-390.

524 Hamza Halabaku, 50; RaiF Dizdarević, *Od smrti Tita,* 397.

525 Vlora Pireva, *Sot 31 vjetori i izolimit masiv në Kosovë: 237 intelektualë e patriotë shqiptarë të Kosovës, u mblodhën e u dërguan ne izolim në burgjet e rënda të Serbisë.* https://www.mekulipress.com/sot-31-vjetori-i-izolimit-masiv-ne-kosove-237-intelektuale-e-patriote-shqiptare-te-kosoves-u-mblodhen-e-u-derguan-ne-izolim-ne-burgjet-e-renda-te-serbise/. Qasja më 28 maj 2021

al të Kosovës dhe për koekzistencën e shqiptarëve në RSFJ si dhe përjashtoi çdo mundësi për zgjidhje kompromisi të çështjes së shqiptarëve dhe të Kosovës. Kurse, pas heqjes përmbajtjesore të autonomisë së Kosovës, LK e Kosovës u vu plotësisht nën kontrollin e plotë të LK të Serbisë. Rrahman Morina, ish sekretari krahinor i punëve të brendshme të KSA të Kosovës dhe nga fillimi i vitit 1989 kryetar i Kryesisë së KK të LK të Kosovës (pas dorëheqjes së Kaqusha Jasharit), në mbledhjen e Komitetit Krahinor të LK të Kosovës (të 1 prillit të vitit 1989), në stilin e metodave staliniste, aq shumë të kritikuara nga LKJ-së dhe LK e Serbisë, merr masa për përjashtimin nga anëtarësia në Komitetin Krahinor të LK të Kosovës si dhe përjashtim nga LKJ-së të Azem Vllasit dhe të tjerëve (Ekrem Arifit, Ejup Gashit, Ali Shabanit, etj), me arsyetim se nuk ishin pajtuar me politikën e LKJ-së dhe të LK të Serbisë.[526] Nuk habit fakti se në këtë mbledhje demonstratat e qytetarëve shqiptarë nga 23 deri 28 mars të vitit 1989 kundër ndryshimit të kushtetutës së Kosovës u cilësuan si nacionaliste dhe në frymën e ngjarjeve kundërrevolucionare të vitit 1981.[527] Në shtypjen të këtyre demonstratave u përdorën njësitë policore të ardhura nga RS e Serbisë si dhe njësitë e APJ-së, të cilat nuk hezituan të përdorin armët e zjarrit, nga të cilat mbetën të vrarë 20 protestues, në mesin e

[526] ASHAK, Fondi: *Pokrajinski Komitet SK Kosova*, Kutia:18, Plenum XXIII, 1 Aprila 1989, Raporti i grupit të punës së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës për përcaktimin e përgjegjësisë të anëtarëve të Komitetit Krahinor dhe Kryesisë së Komitetit Krahinor të LK të Kosovës, 8-9.

[527] ASHAK, Fondi: *Pokrajinski Komitet SK Kosova*, Kutia:18, Plenum XXIII, 1 Aprila 1989, Informata mbi demonstratat e qytetarëve të kombësisë shqiptare prej 23 deri më 28 mars 1989, 1.

tyre edhe fëmijë të mitur.[528] Prandaj kushtetuta e re e RS të Serbisë, e 28 marsit të vitit 1989, u aprovua në ditën kur në Kosovë u vranë numër i madh i protestuesve shqiptarë.[529] Kurse në mbledhjen e Kryesisë së RSFJ-së, të mbajtur në mbrëmjen e 28 marsit 1989, Raif Dizadreviq, demonstratat në Kosovë do t'i kualifikonte si vazhdim të "kundërrevolucionit të vitit 1981", duke akuzuar demonstrantët për dhunë dhe rrënime.[530] Pra kryetari i Kryesisë së RSFJ-së akuzonte për përdorim të dhunës viktimat shqiptare dhe arsyetonte armatën dhe policinë për përdorimin e forcës vdekjeprurëse.

528 Po aty, 11.

529 Lidhur me ligjshmërinë e ndryshimeve kushtetuese të imponuara Kosovës të vitit 1989, para Gjykatës Ndërkombëtare të Hagës ka dëshmuar edhe dr. Ivan Kristan, anëtar i Gjykatës Kushtetuese të RSFJ-së (1987-1991). Ai do të theksonte se ndryshimet kushtetuese në Kosovë janë bërë në rrethana të gjendjes së jashtëzakonshme, çka është shkelje e Kushtetutës së RSF të Jugosllavisë dhe shtetit të së drejtës. Për më shumë shih: Ivan Kristan, Stručno mišljenje o ustavnim i pravnim pitanjima u predmetu protiv Slobodana Miloševića https://www.icty.org/x/cases/slobodan_milosevic/prosexp/bcs/kristan-report030404b.pdf. Qasja më 10 shtator 2020.

530 Raif Dizdarević, *Od smrti Tita, 392.*

# Përfundimi

Procesi i thelluar i reformave ekonomike në RSF të Jugosllavisë si dhe decentralizimi i pushtetit qendror në favor të rritjes së kompetencave të republikave dhe të krahinave, përcillej edhe me domosdoshmërinë e marrjes së kredive të jashtme. Rrjedhimisht nga vitet 70 të shekullit XX huamarrja e RSF të Jugosllavisë u rrit nga 2 miliardë e 350 milionë dollarë (1970) në 20 miliardë e 168 milionë dollarë amerikanë (1981). Rritja e borxhit të jashtëm të RSFJ-së në këtë periudhë (1970-1981) pikësëpari vinte si nevojë e investimeve ekonomike në njësitë federale dhe në Kosovë, por edhe të procesit të shndërrimit të qytetarëve në konsumatorë. Kjo dëshmohet me faktin se nga 20 miliardë e 168 milionë dollarë amerikanë (1981) të borxhit të jashtëm, 10 miliardë e 674 milionë dollarë ishin kredi për importim të mallrave.[531] Prandaj, udhëheqësi pragmatik i RSFJ-së, J.B. Tito, duke bërë lëshime në sferën ekonomike (me procesin e vetëqeverisjes dhe liberalizmit në fushën e prodhimtarisë dhe të tregtisë), politike si edhe ideologjike (krijimin e konsumatorit dhe mentalitetit individualist), që këto reforma të kishin sukses, kishte nevojë për mbështetjen jo vetëm të elitave politike të njësive federale, por edhe të qytetarëve të zakonshëm. Një përkrahje e tillë mund të fitohej vetëm me ngritjen e standardit jetësor, respektivisht duke rritur punësimin dhe të ardhu-

[531] Статистички Календар Југославије (Београд: Савезни Завод за Статистику, 1983), 118.

rat personale. Suksesi rrjedhimisht varej nga mbështetja financiare perëndimore, në formën e dhënies së kredive, të cilat shfrytëzoheshin për investime në sektorin e prodhimtarisë, por edhe për mallra të konsumit. Tito, duke shfrytëzuar ndarjen bllokiste (NATO-Pakti i Varshavës; Kapitalizëm-Socializëm) apo periudhën e njohur si "Lufta e Ftohtë" (1945-1989), ndoqi një politikë të moderuar, e cila në dukjen e jashtme, ndonëse mbante simbolet e socializmit (sistemin politik një partiak), pronësinë shoqërore mbi mjetet e prodhimit (por që dallonte nga pronësia shtetërore në vendet lindore socialiste), kishte ndërtuar një rend shoqëror që ishte më afër kapitalizmit shtetëror, ku punëtorët tashmë kishin të drejta të plota sociale si: tetë orë punë, sigurime shëndetësore, pensione dhe pushime vjetore. Dallimi qëndronte në pronësinë ndaj mjeteve të prodhimit. Në vendet kapitaliste të Evropës Perëndimore, pronësia e fabrikave ishte private dhe shtetërore, kurse në Jugosllavinë vetëqeverisëse pronësinë mbi mjetet e prodhimit e kishin punëtorët, jo kushtimisht shteti (si aksionarët në vendet kapitaliste). Njëkohësisht ekonomia jugosllave bazohej në principet e marrëveshjes vetëqeverisëse, që ishte kombinim i ekonomisë së tregut (kapitaliste) dhe ekonomisë së planifikuar socialiste. Të gjithë këta faktorë ndikuan edhe në procesin e decentralizimit politik, duke fuqizuar të drejtat dhe pushtetin e njësive federale, përfshirë edhe pozitën specifike të Kosovës dhe të Vojvodinës. Pozita e përmirësuar e shqiptarëve dhe statusi i ri i Kosovës ndikoi edhe në procesin e zhvillimit ekonomik, me rritje të investimeve në procesin e prodhimtarisë dhe të infrastrukturës publike, duke rritur njëkohësisht punësimin dhe standardin jetësor. Sipas të

dhënave statistikore të Jugosllavisë, Kosova në vitin 1971 kishte qarkullim të mallrave me pakicë në vlerën e 2 miliardë e 61 milionë dinarësh ( sipas kursit të këmbimit valutor për vitin 1971; 1$= 17 dinarë ose rreth 121 milionë $)[532] kurse në vitin 1981 qarkullimi me pakicë kishte arritur vlerat e 28 miliardë e 81 milionë dinarësh (sipas kursit të këmbimit valutor për vitin 1981; 1$= 41.82 dinarë, ose rreth 670 milionë dollarë).[533] Ndërkohë qarkullimi me shumicë në vitin 1971 ishte 624 milionë dinarë (rreth 36 milionë $), kurse në vitin 1981 ishte 14 miliardë e 579 milionë dinarë (rreth 348 milionë $).[534] Njëkohësisht në Kosovë ishte rritur edhe kujdesi mjekësor, që në vitin 1982 përfshinte 194.000 të punësuar dhe me sigurime shëndetësore, 40.000 pensionistë dhe 692.000 bartës të sigurimit shëndetësor (anëtarë të familjes dhe të papunët). Kishte ndryshuar edhe i numri i mjekëve në raport me numrin e banorëve. Kështu në Jugosllavi (në vitin 1961) një mjek vinte në 1.429 banorë, ndërsa në Kosovë një mjek në 4.150 banorë, kurse në vitin 1981 në Jugosllavi: një mjek ishte në 550 banorë, në Kosovë: një mjek në 996 banorë.[535] Pra,edhe në Kosovë kishte një rritje të standardit jetësor dhe të kujdesit shëndetësor edhe pse ende shumë larg si ndaj Malit të Zi (me 584.000 banorë) ashtu edhe ndaj Maqedonisë (me 1.909.000 banorë maqedonë dhe shqiptarë).[536] Kosova që nga vitet e 60 dhe 70 të shekullit XX kishte përjetuar një

[532] Статистички Календар Југославије, 149.

[533] Po aty, 149

[534] Po aty, 119, 149.

[535] Статистички Календар Југославије, 154-155.

[536] Po aty, 33.

rilindje kulturore dhe kombëtare, gjatë së cilës i gjithë procesi arsimor (fillor i mesëm dhe universitar) zhvillohej në gjuhën shqipe (pos për lëndët ku mungonin kuadrot shqiptare). Në Kosovë, në vitin shkollor 1980-81, kishte 1.165 shkolla fillore me 359.162 nxënës, ku procesi mësimor zhvillohej në gjuhën shqipe (por në të cilat kishte edhe klasë ku mësimi zhvillohej edhe për nxënësit serbë dhe malazezë), 164 shkolla të mesme me 77.016 nxënës, si dhe 13.063 arsimtarë (në shkollat fillore) dhe 3.994 profesorë (në shkollat e mesme).[537] Në vitin shkollor 1981-1982, në arsimin universitar (shkolla të larta dhe në Universitetin e Kosovës në Prishtinë) kishte 28.798 studentë, nga të cilët, 18.385 ishin studentë të shkencave shoqërore. Numri kaq i madh i studentëve në shkencat humane ishte karakteristikë jo vetëm për Kosovën, por për Jugosllavinë në tërësi, ku në RS të Serbisë (pa Vojvodinën dhe Kosovën) kishte 88.245 studentë, nga të cilët 42.674 studionin shkencat shoqërore.[538] Kjo masë e rinisë që përfundonte studimet, sidomos ata që kryenin fakultetet nga shkencat shoqërore, e kishin të vështirë të punësoheshin, gjë që rriste pakënaqësinë e tyre me sistemin dhe institucionet shtetërore. Rrjedhimisht, infrastruktura e dobët ekonomike e Kosovës ishte hallka më e dobët e shoqërisë, nga e cila buronin të gjitha format e pakënaqësisë sociale dhe politike. Sipas të dhënave statistikore të vitit 1981, prodhimi shoqëror në Kosovë ishte 7 miliardë e 996 milionë dinarë ose 2.1% të prodhimit shoqëror në nivel të Jugosllavisë, ndërkohë RS e Malit të Zi (me 550.000 banorë) kishte prodhim shoqëror prej 7

[537] Статистички Календар Југославије, 134-135.
[538] Po aty, 137.

miliardë e 902 milionë dinarësh ose 2% të prodhimit shoqëror në nivel të Jugosllavisë.[539] Pra, përkundër faktit se Kosova kishte 30% të rezervave energjetike të Jugosllavisë, 69% të rezervave minerale të plumbit e zinkut, 52% të rezervave të magnezit, 22.3% të nikelit, prapambetja e saj ekonomike dëshmon për trajtimin jo të barabartë të saj nga ana e RS të Serbisë dhe të RSFJ-së (1945-68).[540] Prandaj lënia pasdore e investimeve në zhvillimin e kapaciteteve prodhuese të Kosovës për një kohë të gjatë (1945-1968) dhe të cilat nuk mund të kompensoheshin brenda një dhjetëvjeçari (1970-1980), ndikuan, jo pak, edhe në thellimin e ndjenjës së diskriminimit ekonomik të shqiptarëve në Jugosllavi. Përkundër të gjitha pakënaqësive me statusin e Kosovës, LK e Kosovës në periudhën 1966-1981 konsiderohej nga shumica shqiptare si organizatë politike që mbronte të drejtat e saj karshi tendencave nacionaliste dhe unitariste të Serbisë. Në anën tjetër, zgjidhja e pjesshme e statusit të Kosovës, përpos që nxiste pakënaqësinë e shqiptarëve, u hapte rrugë strukturave nacionaliste dhe hegjemoniste serbe të shpresonin në rikthimin e procesit politik në gjendjen e para vitit 1966. Sepse, edhe sipas Latinka Peroviqit (sekretare e Lidhjes së Komunistëve të RS të Serbisë (1971-72), elita nacionaliste serbe asnjëherë nuk ishte pajtuar me politikën e barazisë, veçanërisht jo me forcimin e rolit të krahinave në raport me RS të Serbisë dhe në organet qendrore të Federatës.[541] Në anën tjetër, LK e

[539] Po aty, 56.

[540] *Fjalor Enciklopedik Shqiptar*, Vëll. 2. Redakt. Emil Lafe (Tiranë: Akademia e Shkencave e Shqipërisë, 2008), 1304.

[541] Raif Dizdarević, *Od smrti Tita do smrti Jugoslavije* (Sarajevo: Oko,1999), 329.

Kosovës nga vitet 1981-1989, në mesin e popullsisë shqiptare në Kosovë nuk shihej më si organizatë politike që mbronte interesat e Kosovës (ashtu sikurse kishte bërë nga viti 1966 e deri në ngjarjet e vitit 1981), por si organizatë politike që, edhe pse përpiqej të ruante autonominë e Kosovës, ishte shndërruar "me ose padashje" në ekzekutore të vullnetit politik të LK të Serbisë dhe LK të Jugosllavisë. Në Kosovë, më 1981, me shpërthimin e demonstratave, realisht filloi kriza e mbijetesës politike të Jugosllavisë, ndërsa me ndryshimet e dhunshme të kushtetutës të vitit 1989, filloi procesi i rrënimit të Jugosllavisë. Ndërsa shteti Shqiptar, deri në shpërthimin e demonstratave të vitit 1981, mbështeste rrugën e avancimit të statusit të Kosovës, pra të ruajtjes së të drejtave të fituara me kushtetutën e vitit 1974 dhe zgjerimit të tyre.[542] Ndërsa Tirana zyrtare, pas ngjarjeve të vitit 1981, mbështeti hapur kërkesën për republikë, sepse nuk kishte hapësirë tjetër manovruese përpos dy rrugëve: ose do të ngrihej në mbrojtje të kërkesave politike të shqiptarëve ose në heshtje do të radhitej në anën e RS të Serbisë dhe të RSFJ-së. Shteti Shqiptar dhe Enver Hoxha vendosën të ishin në mbrojtje të të drejtave të bashkëkombësve dhe të kërkesave të tyre për statusin e republikës. Elitat politike, kulturore dhe shkencore shqiptare në RPS të Shqipërisë dhe në KSA të Kosovës konsideronin se me fitimin e statusit të republikës, shqiptarët edhe zyrtarisht do të pranoheshin si kombi i shtatë në RSF të Jugosllavisë, me ç'rast, shqiptarët që do të mbeteshin në kuadër të RS të Serbisë, të Malit të Zi dhe të Maqedonisë, s'do të trajtoheshin më si pakicë, por si pjesëtarë të kombit shqiptar në

[542] Enver Hoxha, Ditari (1980-1981), 208.

RSFJ, me të drejta të plota kombëtare si dhe element shtetformues në këto republika. Në kushte të tilla, jo që s'do të shpërbëhej Federata Jugosllave, por do të balancohej, duke ulur rrezikun e dominimit të tendencave unitariste dhe hegjemoniste të Serbisë. Pala serbe/malazeze/maqedone kundërshtonte edhe të hapej diskutimi lidhur me statusin e Kosovës, prandaj me agresivitet përdorën të gjitha forumet partiake, mjetet e informimit, institucionet e tyre shkencore për të anatemuar shqiptarët si "nacionalistë" dhe "irredentistë", që si "jofalënderues" kërkojnë republikë në hapësirën që "historikisht" kishte qenë serbe. Prandaj, **duke manipuluar me historinë,** argumentonin se themelet e shtetësisë serbe dhe të kulturës së tyre shpirtërore ishin në Kosovë. Gjatë këtyre debatave dhe në shkrimet e tyre "akademike" anashkalonin ose hidhnin poshtë prejardhjen ilire të shqiptarëve, si dhe konsideronin duke u mbështetur në antroponiminë dhe toponiminë sllave, që gjatë mesjetës, popullsia e krishtere-ortodokse në Kosovë ishte serbe. Sipas kësaj mendësie vijmë në përfundim që e gjithë popullsia e islamizuar në Ballkan gjatë sundimit të Perandorisë Osmane ishte turke, ngase antroponimia e popullsisë së islamizuar është arabo-turke. Argumentimin e tillë realiteti historik nuk e mbështet, por vetëm dëshmon se popullsitë e pushtuara me kohë pranojnë (me vullnet të lirë ose me dhunë) kulturën shpirtërore dhe materiale të sunduesit, përfshirë këtu, në shumë raste, edhe antroponiminë dhe toponiminë e sunduesit. Kështu për shembull bullgarët ishin fis turkmen, të cilët si pakicë u asimiluan nga shumica sllave, por që mbajtën toponiminë Bullgari. A është ky argument që dëshmon përkatësinë turke të Bullgarisë? Po objektet islame

të ndërtuara nga Perandoria Osmane në Ballkan: A dëshmojnë dhe argumentojnë ato të "drejtën turke" për këto ish hapësira osmane? Vetëm në një rast: Nëse Republika e Turqisë fuqizohet aq shumë dhe ka si objektiv zgjerimin territorial, atëherë nga pozita e të "fortit" mund të përdor, ashtu si Serbia, "të drejtën historike, antroponiminë arabo-turke dhe praninë e objekteve islame"si argumente për të legalizuar pretendimet për pushtim.

**Argumenti i dytë i palës serbe**: Akuza për shpërnguljen me dhunë të serbëve dhe malazezëve nga Kosova? Pikësëpari që në fillesat e krijimit të shtetit serbë, pra që nga gjysma e parë e shekullit XIX, fillon dëbimi i shqiptarëve nga qytetet që kishin kaluar nën administrimin serbë, për të arritur kulmin me dëbimin e rreth 100.000 shqiptarëve nga Sanxhaku i Nishit. Këtë politikë të zgjerimit territorial në drejtim të jugut të Ballkanit, të banuar me shqiptarë, Serbia e vazhdoi edhe gjatë shekullit XX, duke shpërngulur shqiptarët në vitet 1956-66 për në Republikën e Turqisë. Sipas burimeve jugosllave në periudhën 1945-1957 nga Maqedonia për në Turqi ishin shpërngulur 86.380 banorë (nga Kosova 5.440; 700 nga Serbia Qendrore; nga Bosnja 40 dhe nga Mali i Zi 4, që në total përfshinin 92.564 të shpërngulur).[543] Natyrisht, pala jugosllave të shpërngulurit i konsideronte turq, por pa përmendur dhe shpjeguar kushtin që ekzistonte për shpërngulje në Turqi: kushtëzimi me zhvendosjen e shqiptarëve nga Kosova në Maqedoni dhe deklarimin e tyre si turq. Ndërsa shqiptarët në Kosovë, viktimat e vërteta të spastrimeve etnike serbe, as-

---

[543] Игор Ђ. Вукадиновић, *Аутономија Косова и Метохије у Србији (1945-1969),* 326.

njëherë, as gjatë Luftës së Dytë Botërore (1941-1945) dhe as në kohën e autonomisë së tyre (1974-1981), nuk kanë organizuar shpërnguljen e serbëve,ngase shqiptarët asnjëherë nuk i kishin plotësisht në duart e tyre **mjetet e dhunës shtetërore (policinë dhe ushtrinë)** për të bërë një veprim të tillë. E aq më pak, "një plan i tillë i shqiptarëve", mund të realizohej në kuadër të shtetit të përbashkët të RSFJ-së, ku RS e Serbisë ishte republika më e madhe, kurse serbët popullsia më në numër në strukturat komanduese të sigurisë: në polici dhe në ushtri.

**Argumenti i tretë** i palës serbe, me të cilën në një anë arsyetohej prapambetja e ekonomike e Kosovës dhe në anën tjetër, shqiptarët akuzoheshin për ndryshim të strukturës etnike të Kosovës, sipas tyre ishte shkalla e lartë e shtimit të popullsisë. Mënyra më e mirë e shpjegimit dhe kuptimit të shkaqeve të vërteta të akuzave serbe lidhur me politizimin e shtimit të popullsisë shqiptare është krahasimi përmes të dhënave statistikore. Nga të dhënat zyrtare statistikore në Jugosllavi (regjistrimit të popullsisë të vitit 1971 dhe 1981) sipas përkatësisë kombëtare kishte: malazezë (508.843-579.023) që për 10 vite kishin shtim të numrit të malazezëve prej 70.000 persona; maqedonë (1.194.784-1.339.729) apo shtim (për 10 vite) prej rreth 140.000 banorësh maqedonë; myslimanë-boshnjakë (1.729.932-1.999.957) ose shtim prej 270.000 myslimanësh-boshnjakë; shqiptarë (1.309523-1.730.364) apo shtim (për 10 vite) prej 420.000 shqiptarëve.[544] Pjesëtarët e këtyre kombeve jetonin në republikat më pak të zhvilluara të Federatës

[544] Статистички Календар Југославије 1983 (Београд: Савезни Завод за Статистику, 1983), 36.

Jugosllave, por përsëri shumëherë ishin më të zhvilluara se Kosova, rrjedhimisht kishin edhe një shtim pozitiv të popullsisë. Ndërkohë, në Kosovë, përkundër investimeve në vitet 1971-1981, nuk mund të kompensohej lënia anash e saj për dekada të tëra (1945-1970). Megjithatë vërejmë shtim të popullsisë, çka dëshmon se rritja e numrit të banorëve lidhet edhe me shkallën e zhvillimit ekonomik dhe të standardit të rritur jetësor. Ndërsa në republikat e zhvilluara ekonomike të federatës: në RS të Serbisë, të RS të Kroacisë dhe në RS të Sllovenisë, kemi fenomenin e natyrshëm të rënies së numrit të popullsisë. Kështu, sipas regjistrimit të popullsisë së vitit 1971 dhe 1981, në RSFJ kishte; sllovenë (1.678.032-1.753.554), ose shtim për 75.000 sllovenë; kroatë (4.526.782-4.428.005) ose rënie prej rreth 100.000 banorë; serbë (8.143.246-8.140.452) ose rënie për 3.000 banorë.[545] Rënia e popullsisë serbe, pas dekada të tëra të shtimit të saj, nuk ishte aq alarmante se sa rënia numerike e kroatëve, të cilët këtij fenomeni nuk i dhanë ngjyrime politike. Në anën tjetër serbët nuk kishin problem me rritjen numerike të popullsisë malazeze ose asaj maqedone, por për nacionalizmin serbë dhe për RS të Serbisë problematik ishte shtimi i popullsisë shqiptare dhe myslimane-boshnjake, sepse rreth Kosovës dhe Bosnjë-Hercegovinës Serbia dhe elita e saj kishin plane për ta rivendosur kontrollin e plotë ekonomik e politik. Elita nacionaliste serbe që ishte kudo e pranishme, duke filluar që nga organet e LK të Serbisë, të Bosnjë-Hercegovinës (përfaqësuesit serbë), të Kroacisë (përfaqësuesit serbë), të Malit të Zi, pastaj në institucionet arsimore, shkencore, shtetërore dhe

[545] Po aty.

ushtarake të këtyre republikave si dhe në Federatë, llogarisnin se në planin afatgjatë, shtimi i këtyre dy popujve, do ta bënte të rëndë jetësimin e projektit të vjetër serbë mbi "Serbinë e Madhe". Rrjedhimisht, simpatizuesit e ideologjisë serbomadhe e politizuan shtimin e popullsisë, sidomos të shqiptarëve, ngase ata ishin popullsia më homogjene dhe më dinamike, e cila kundërshtonte jo vetëm kthimin e kontrollit serbë mbi Kosovën, por edhe që bënin një luftë të organizuar politike dhe propagandistike për ta ndërkombëtarizuar çështjen e tyre dhe shkëputjen e Kosovës nga çdo lloj kontrolli serbë.

**Argumenti i katërt i palës serbe** lidhej me kinse origjinën sllave të toponimit "Kosovë". Megjithatë dijetari i shquar i periudhës antike, Aristoteli (shek. IV p.e.s.), në veprën e tij *"Historia Animalium"* (Historia e Kafshëve), me **κοττυφον –κοττυφοσ**, quante zogun e zi (blackbird) apo **mëllenjën** në gjuhën shqipe (sipas përkthimit anglez të redaktuar nga D. M. Balme).

**XIX.** Τῶν δὲ κοττύφων δύο γένη ἐστίν, ὁ μὲν ἕτερος μέλας καὶ πανταχοῦ ὤν, ὁ δ' ἕτερος ἔκλευκος, τὸ δὲ μέγεθος ἴσος ἐκείνῳ, καὶ ἡ φωνὴ παραπλησία ἐκείνῳ· ἔστι δ' οὗτος ἐν Κυλλήνῃ τῆς Ἀρκαδίας, ἄλλοθι δ' οὐδαμοῦ. Τούτων ὅμοιος τῷ μέλανι κοττύφῳ ἐστὶ λαιός, τὸ μέγεθος μικρῷ ἐλάττων· οὗτος ἐπὶ τῶν πετρῶν καὶ ἐπὶ τῶν κεράμων τὰς διατριβὰς ποιεῖται· τὸ δὲ ῥύγχος οὐ φοινικοῦν ἔχει καθάπερ ὁ κόττυφος. [546]

[546] Aristotle, *Historia Animalium*, Volume 1, Books I-X: Text, Edited by D. M. Balme (Cambridge: Cambridge University Press, 2002), 418; Aristotle, *History of Animals*, Volume III: Books 7-10, Edited by D. M. Balme (Cambridge, MA: Harvard University Press, 1991), Loeb Classical Library 439: 284-285.

*"XIX. Of the* ***blackbirds*** *there are two kinds, one black and occurring everywhere, the other all white but equal in size to the former and its voice nearly the same; the latter exists on Mt. Cyllene in Arcadia but nowhere else. Similar to the black* ***blackbird*** *is baios, but in size a little less; this spends its time on the rocks and on the roof-tiles, and its beak is not red like the* ***blackbird's****".*[547]

Rrjedhimisht toponimi **Kosovë** është emër shpendi që nga antikiteti, shumë kohë para dyndjes së sllavëve në Evropën Jugore. Rrjedhimisht emri i shpendit **κοττυφον –κοττυφοσ** (shek. IV p.e.s) me kalimin e kohës do të ndryshonte në **kóššyφos** (shek.IV e.s.-XV ).[548] Kjo do të thotë se sllavët e përvetësuan këtë emër shpendi nga popullsia vendase dhe administrata bizantine.

**Akuza për pretendimet territoriale të RPS të Shqipërisë.** Pikësëpari shteti Shqiptar asnjëherë nuk kishte fshehur mos-pajtimin me ndarjen arbitrare të hapësirës etnike shqiptare

https://www.loebclassics.com/view/aristotle-history_animals/1965/pb_LCL439.285.xml; Αριστοτελουσ, Περι Ζωων Ιστοριασ, Βιβλια θ (Aristote, Historie des Animaux, Texte revi et corrige par N. Piccolos), (Paris: Firmin didot freres fils et C Libraires,1863), 349.

547 Aristotle, *History of Animals*, Volume III: Books 7-10, Edited by D. M. Balme (Cambridge, MA: Harvard University Press, 1991), Loeb Classical Library 439: 284-285. https://www.loebclassics.com/view/aristotle-history_animals/1965/pb_LCL439.285.xml.

548 Në gjuhën e vjetër greke: κόττυφος ( kóttuphos) në Atikë (Athinë) apo κόσσυκος ( kóssukos) quhej zogu i zi apo mëllenja. https://www.definify.com/word/%CE%BA%CF%8C%CF%83%CF%83%CF%85%CF%86%CE%BF%CF%82.

më 1913, ndërsa, në anën tjetër, Shqipëria, gjithashtu, nuk kishte si qëllim final që këto padrejtësi t'i zgjidhte me luftë agresive.[549] Jo vetëm se shqiptarët nuk kishin potencial ushtarak të ballafaqoheshin me Jugosllavinë, por komunistët shqiptarë, andej e këndej kufirit, kishin besuar se me ngadhënjimin e revolucionit në të dy vendet, çështja e Kosovës do të zgjidhej me marrëveshje.[550] Duhet potencuar edhe faktin mbi ekzistencën e një plani ushtarak "Shpërthimi", të përpiluar në fund të viteve të 70-ta, sipas të cilit, pas vdekjes së Titos, RPS e Shqipërisë do të intervenonte ushtarakisht në Kosovë dhe në vise të tjera të banuara me shqiptarë. Mirëpo, duke di-

---

[549] Josip Gjergja, ambasadori i Jugosllavisë në Shqipëri (1945-1948) si dhe përkthyes në takimin e Enver Hoxhës dhe të Titos (1946), më 1990, do të konfirmonte se Tito i kishte pranuar Enver Hoxhës se Kosova ishte shqiptare dhe se ajo duhej bashkuar me Shqipërinë, por që kjo nuk mund të realizohej në ato rrethana për shkak të reagimit të nacionalistëve serbë. Për më shumë shih: *Staljin, Musolini i Tito o Kosovu*. https://www.novosti.rs/vesti/naslovna/reportaze/aktuelno.293.html:714786-Staljin-Musolini-i-Tito-o-Kosovu. Qasaj më 3 mars 2021; *Letra e Enver Hoxhës në arkivat ruse*. http://www.gazetadita.al/letra-e-enverit-per-stalinin-tito-po-diskriminon-kosoven-na-ndihmoni/. Qasja më 3 mars 2021.

[550] Ambasadori i BRSS në Tiranë, D. S. Çuvahin, në bisedën me ambasadorin jugosllav, Josip Gjergjën, lidhur me vizitën e E.Hoxhës në Beograd (1946) dhe takimin e tij me J.B.Titon, do të informohej se E.Hoxha kishte vendosur të fliste me Titon mbi çështjen e Kosovës, pas pranimit të një telegrami nga ambasadori i Shqipërisë në Moskë, Koço Tashko (1899-1984). Në këtë telegram, Enver Hoxha lajmërohej se në takimin ndërmjet Titos dhe Stalinit në Moskë, udhëheqësi i BRSS kishte këshilluar Titon që problemin e Kosovës ta zgjidhte me Enver Hoxhën gjatë takimit të tyre në Beograd. Shih: Из дневника Д.С.Чувахина. Запись беседы с посланником Югославии в Албании И.Джордже по вопросу о Косово и Метохии, конференции компартии Албании в Берате и др. Тирана, 5 июля 1946 г. // АВП РФ. Ф. 06. Оп. 8. П. 22. Д. 319. Л. 30-33. Подлинник. http://docs.historyrussia.org/ru/nodes/. Qasja më 28 shtator 2021.

tur qëndrimin e pandryshuar të Enver Hoxhës, sipas të cilit, RPS e Shqipërisë asnjëherë nuk do të ishte agresore, dyshojmë në autorësinë e tij lidhur me këtë projekt.[551] Kjo më shumë dëshmohet edhe nga mënyra e reagimit të Shqipërisë lidhur me demonstratat e Kosovës (1981). Tirana zyrtare reagoi jo duke shpalosur flamurin e luftës, por me forcën e fjalës dhe të propagandës, duke arsyetuar veprimin e saj me të drejtën ndërkombëtare, e cila shtetit amë i jepte të drejtë të interesohet për bashkëkombësit jashtë kufijve politikë, por edhe për arsye të përdorimit brutal të forcës dhe fushatës antishqiptare që zhvillohej në RS të Serbisë dhe në përgjithësi në Jugosllavi. Njëkohësisht RPS e Shqipërisë përkrahte kërkesën e demonstruesve që Kosova të bëhej republikë dhe ashtu të barazohej plotësisht me njësitë e tjera të Jugosllavisë. Prandaj Tirana zyrtare deklaronte se asnjëherë nuk do të ishte agresore, por në rast të eskalimit të dhunës serbe kundër shqiptarëve, Shqipëria do të merrte masa në mbrojtje të

[551] Kjo më shumë mund të ishte vepër e Mehmet Shehut (kryeministër dhe ministër i mbrojtjes i RPS të Shqipërisë), i cili njihej si udhëheqës i aftë, por edhe i paparashikueshëm. Në anën tjetër, dëshmisë së ish-shefit të Shtabit të Përgjithshëm Ushtrisë së RPS të Shqipërisë, gjeneralit Veli Llakaj (1974-1982), pos që i mungonte mbështetja dokumentare (plani mbi operacionin “Shpërthimi” mungon, ngase, sipas gjeneralit V.Llakaj, është djegur me urdhër të E. Hoxhës), ai asnjëherë nuk e bëri publike thelbin e dy takimeve të tij dhe të Mehmet Shehut me mareshallin sovjetik, V. Kulikov, komandantin e Traktatit të Varshavës. Kjo dhe mund të ishte edhe një nga arsyet e ballafaqimit të Enver Hoxhës me Mehmet Shehun, i cili shihej nga ai si një personalitet i papërshtatshëm dhe aventurier dhe rrjedhimisht i rrezikshëm për të trashëguar Enver Hoxhën. Për më shumë shih: Pëllumb Xhufi, *Partia Komuniste e Shqipërisë dhe çështja e Kosovës 1941-1981,* (Kumtesë e dërguar për Tryezën Shkencore **“Pranvera Shqiptare 1981-Kthesë në historinë kombëtare”,** organizuar nga Instituti Albanologjik, më 26 mars 2021), 27.

Kosovës, ose nëse sulmohet nga Jugosllavia, atëherë qëllimi i saj ushtarak do të ishte çlirimi i të gjitha tokave shqiptare. Pra, nuk bëhej fjalë për zgjidhjen e dhunshme të çështjes së shqiptarëve, por në ndërkombëtarizimin e saj dhe fitimin e së drejtës së shqiptarëve në Jugosllavi për të vetëvendosur mbi fatin e tyre politik.[552] Kjo do të thoshte se shteti Shqiptar kishte bërë ndarjen ndërmjet luftës ideologjike kundër Lidhjes Komuniste të Jugosllavisë dhe marrëdhënieve të saj shtetërore me RSF të Jugosllavisë. Prandaj edhe ambasadori i RPS të Shqipërisë në RSF të Jugosllavisë, Sokrat Plaka, do të sqaronte qëndrimin e shtetit Shqiptar lidhur me raportet e saj me Jugosllavinë, duke theksuar se edhe pse dy shtetet kishin mospajtime ideologjike, ato duhej ta thellonin bashkëpunimin në fushat e tjera dhe të krijonin bashkërisht një front kundër planeve agresive të BRSS-së. Të njëjtën mendim kishte ndarë me ambasadorin e RSF të Jugosllavisë në Tiranë, Trajko Lipkovski, në nëntor të vitit 1976, edhe kryeministri i RPS të Shqipërisë, Mehmet Shehu. Ai kishte theksuar se Shqipëria do të luftonte dhe nuk do të lejonte që nga territori i Shqipërisë forcat e huaja të sulmojnë Jugosllavinë.[553] Në anën tjetër, Xhavit Nimani theksonte se ambasadori Lipkovski ishte shumë antishqiptar dhe bënte përpjekje kundër përmirësimit të raporteve Shqipëri-Jugosllavi, prandaj edhe dërgonte raporte negative nga RPS e Shqipërisë. Kjo ndodhte sidomos me rastet e takimeve të delegacioneve nga Kosova me udhëheqësit shqiptarë, sikur ishte takimi i rastësishëm në

---

[552] Enver Hoxha, *Kosova është Shqipëri*, 116.

[553] Петар Р. Ристановић, *Српска интелектуална елита и Косовско питање 1974-1989,129.*

